## 1. Si të përfitojmë nga Kurani?

Nëse do që të përfitosh nga Kurani, përqendrohu gjatë leximit dhe dëgjimit të tij; vëri veshin dhe ngulmo të jesh i pranishëm, mu sikur po të flet drejtpërdrejtë vetë Ai që i ka thënë ato fjalë, sepse me të vërtetë Zoti po të drejtohet përmes gjuhës së Profetit të Tij. Allahu i Madhëruar thotë: *"**Vërtet, këtu ka këshillë për këdo që ka zemër, dëgjon me vëmendje dhe dëshmon.**" (Kurani, 50:37)*

Që ndikimi të jetë sa më i plotë, kërkohet: një element që lë gjurmë; një njeri që është i gatshëm ta pranojë dhe një kusht që ndikimi të arrijë atje ku duhet, si dhe të mos ketë pengesa që ndalojnë efektin ndikues.

Ajeti i mësipërm i përmban të gjitha këto elemente në mënyrë tepër të saktë dhe mjaft qartë:

Fjala e Allahut: "**Vërtet, këtu ka këshillë**", tërheq vëmendjen se për çfarë është folur më parë, që nga fillimi i sures e deri në këtë pikë, dhe pikërisht, ky është elementi që lë gjurmë.

Fjala e Allahut: "**për këdo që ka zemër**", është pikërisht njeriu që është i gatshëm të pranojë. Këtu bëhet fjalë për një njeri me zemër të gjallë, i cili mendon për Allahun, siç thuhet dhe në Kuran: *"**Ky (libër që ka sjellë) është vetëm këshillë dhe një Kuran i qartë, për të paralajmëruar këdo që është gjallë.**" (Kurani, 36:69-70)* Pra, i gjallë me mend e me zemër.

Fjala e Allahut: "**ose që vë veshin e dëgjon duke qenë i vëmendshëm**", për atë që i thuhet atij, dhe pikërisht ky është kushti që të arrijë ndikimi i fjalëve.

Dhe së fundi, fjala e Allahut: "**e dëshmues**", tregon se njeriu duhet të jetë i pranishëm me mendje dhe me zemër. Ibn Kutejbe ka thënë: "Ai që dëgjon Librin e Allahut dhe është i pranishëm me mendje dhe me zemër, nuk ka se si të jetë i pavëmendshëm dhe i shkujdesur." Pikërisht, kjo frazë e ajetit tregon

mosekzistencën e pengesës, që fanit efektin ndikues, që është mungesa e vëmendjes dhe paprania e tij e plotë ndaj asaj që i thuhet. Nëse të gjitha këto elemente që u përmendën, përmblidhen te një njeri, atëherë edhe rezultati do jetë ndikimi i plotë i Kuranit te ky njeri, çka përbën një përfitim madhor nga ky libër i shenjtë.

Mund të thuhet: Nëse ndikimi vjen si rezultat i të gjitha këtyre elementeve që përmende, atëherë ç'kuptim ka përdorimi i lidhëzës *ose* në pjesën e ajetit ku thuhet: "**ose që vë veshin e dëgjon**", ndërkohë që me vend do të ishte të përdorej lidhëza *edhe*, dhe jo *ose*, e cila përdoret për dy gjëra që përjashtojnë njëra-tjetrën?

Përgjigjja do ishte: Kjo vërtet është një pyetje me vend, dhe përgjigjja është si më poshtë:

Fjalët janë përdorur me lidhëzën *ose*, sepse është marrë në konsideratë gjendja në të cilën ndodhet ai që i drejtohen fjalët. Ka njerëz me zemër, mendje të gjallë e me natyrë të pastër, që nëse vënë në punë mendjen dhe zemrën, do arrijnë në përfundimin se Kurani flet të vërtetën dhe të drejtën. Zemra e tij do dëshmojë për atë që thotë Kurani, ndaj dhe takimi i tij me Kuranin, vetëm se do t'ia shtojë edhe më tepër dritën kësaj zemre të ndritur. Kjo është cilësia e atyre për të cilët Allahu thotë: ***"Ata, të cilëve u është dhënë dituria, e shohin se ajo, që të është zbritur ty nga Zoti yt, është e vërteta..."*** *(Kurani, 34:6)* Duke përshkruar gjendjen e vërtetë të këtyre njerëzve, thotë: ***"Allahu është drita e qiejve dhe e Tokës. Drita e Tij shëmbëllen me atë të një kamareje, në të cilën ndodhet një llambë. Llamba është në një kristal, kurse kristali është si një yll i shndritshëm. Ajo (llamba) ndizet nga druri i bekuar i ullirit, as lindor, as perëndimor, ndërsa vaji i saj shkëlqen edhe pa e prekur zjarri. Dritë sipër dritës. Allahu udhëzon drejt dritës së Tij kë të dojë dhe paraqet shembujt për njerëzit. Allahu është i Dijshëm për çdo gjë."*** *(Kurani, 34:35)*

Kjo është flaka e shpalljes hyjnore që ndrit edhe më tepër kur takon dritën natyrore të zemrës. Pikërisht kjo është gjendja në të cilën ndodhet njeriu me mendje dhe zemër të gjallë. E pra, një njeri i tillë gjen te Kurani atë çka i thotë zemra, ndaj dhe e kupton përmbajtjen e Kuranit sikur të lexonte zemrën e tij. Ka njerëz që nuk janë në gjendjen e mësipërme, mendjen dhe

zemrën e kanë të dobët, ndaj kanë nevojë për një dëshmues që do të bëjë dallimin ndërmjet të vërtetës dhe të kotës. Zemra e këtij njeriu nuk ndodhet në pozitën e të parit, ndaj, që të udhëzohet, ai duhet t'u vërë mirë veshin fjalëve, të përqendrohet me mendje dhe me zemër, e të vërë në punë mendjen për të kuptuar përmbajtjen e Kuranit, dhe kështu të bindet që ai është i vërtetë.

I pari ndodhet në pozitën e atij njeriu që e pa me sytë e tij atë që i thuhet dhe për të cilën ftohet.

I dyti ndodhet në pozitën e atij njeriu që njeh sinqeritetin e lajmëtarit dhe është i bindur për këtë dhe thotë: mua më mjafton lajmi i tij. Ky njeri gjendet në rangun e besimit (imanit), ndërsa i pari në rangun e *ihsanit*, dhe njohuria e tij ka arritur gradën e sigurisë, dhe pas kësaj zemra e tij është ngritur në gradën e atij që i ka ndierë dhe parë gjërat me sy, ndërsa i dyti, pati një pranim të fortë, me të cilin u largua nga radhët e jobesimtarëve dhe u fut nëpërmjet tij në Islam.

Të ndierit dhe të shikuarit e gjërave me sy, ndahet në dy lloje, njëra në këtë botë dhe tjetra në Ahiret. Ajo që i përket kësaj bote, ka të bëjë me zemrën, e cila i sheh dhe i ndien gjërat si t'i ketë parë me sy, e përsa i përket gjërave që nuk i kemi parë, për të cilat na kanë lajmëruar profetët, do t'i shohim në Ahiret me sytë e ballit, ndërsa në këtë botë me sytë e zemrës, e në të dyja rastet thuhet: vetë e vërteta e parë me sy.

## 2. Meditime mbi ajetet e sures Kaf

Në suren *Kaf* janë përfshirë bazat e besimit aq mjaftueshëm, saqë nuk ka nevojë për filozofitë e filozofëve, dhe as për shtjellimet logjike të racionalistëve. Kjo sure tregon për fillimin dhe mbarimin e kësaj bote, për *teuhidin*, profetësinë, besimin tek engjëjt, ndarjen e njerëzve në të humbur dhe në të shpëtuar dhe cilësitë e secilit prej tyre. Te kjo sure, gjithashtu flitet edhe për atributet e përsosura të Allahut dhe mohimin e të gjitha mangësive që cenojnë përsosmërinë e cilësive të Tij. Në këtë sure përmenden edhe dy kiametet, i vogli dhe i madhi; të dyja botët, e vogla, që është bota në të cilën jetojmë, dhe e madhja, që është Ahireti. Po aty, përmendet krijimi i njeriut;

vdekja dhe ringjallja e tij; gjendja kur ai vdes dhe kur do të ringjallet; gjithëpërfshirja e Allahut mbi këtë krijese, dhe fakti që Allahu i njeh edhe ndjenjat e brendshme të tij.

Allahu rrëfen se i ka vendosur edhe roje njeriut, që nuk u shpëton as edhe një fjalë nga ato që ai thotë dhe se Ditën e Kiametit, Ai do ta shpërblejë për gjithçka. Atë ditë, dikush do ta sjellë njeriun para Zotit dhe dikush tjetër do të dëshmojë për të. Ai që e sjell, kur të dalë para Zotit, do thotë: ***"Këtu është (shënimi i veprave të tij) që kam gati!"*** *(Kurani, 50:23)* Pra, ky të cilin më urdhërove ta sillja para Teje, ja tek është, dhe do të thuhet: ***"Hidhni në zjarr çdo njeri jobesimtar, kryeneç..."*** *(Kurani, 50:24)* Ngjashëm siç sillet një fajtor para mbretit dhe i thuhet: Ja ku është ai që kërkoje! Dhe mbreti do t'u thotë: Dërgojeni atë në burg dhe dënojeni ashtu siç e meriton!

Lexoje këtë sure me vëmendje dhe do të shohësh se si haptazi ajo tregon se Allahu i Madhëruar do ta rikthejë njeriun me po të njëjtin trup, me të cilin pati vepruar punë të mira dhe të këqija, dhe po atë trup do ta shpërblejë dhe ndëshkojë, ashtu si edhe po të njëjtin shpirt që besoi apo mohoi, do ta shpërblejë ose do ta ndëshkojë. Allahu nuk ka për të krijuar shpirt tjetër, të cilin do ta shpërblejë apo ndëshkojë, siç thonë ata të cilët nuk njohin natyrën e botës, për të cilën na kanë lajmëruar të gjithë profetët. Ata pretendojnë se Allahu do të krijojë një trup tjetër, tërësisht ndryshe nga ky që kemi, dhe mbi të do bierë ndëshkimi ose shpërblimi. Shpirti, sipas tyre, është një cilësi e trupit, ndaj dhe, po sipas tyre, Allahu do të krijojë një trup dhe një shpirt tjetër, gjë që bie në kundërshtim me atë çka na kanë kumtuar të gjithë profetët, për të cilën na ka folur Kurani, Suneti dhe të gjithë librat e Allahut.

Në realitet, ky është mohim i botës tjetër dhe përputhet me ata të cilët e përgënjeshtrojnë ekzistencën e botës tjetër, pasi edhe këta nuk e mohojnë plotfuqishmërinë e Allahut për të krijuar trupa të tjerë, mbi të cilët mund të bjerë ndëshkimi ose shpërblimi. S'ka se si ta bëjnë këtë, kur ata vetë janë dëshmitarë, se si qeniet njerëzore krijohen çdo ditë! Allahu në çdo kohë krijon trupa dhe shpirtra të tjerë përveç atyre që vdesin, ndaj si mund të habiten për diçka që shohin me sy çdo ditë?! Ata u habitën se si mund të rikthehen ata vetë, ashtu siç janë, të ringjallen për të dhënë llogari, ndaj dhe

thanë: ***“Vallë, pasi të vdesim e të bëhemi pluhur (do të ringjallemi sërish)? Ai kthim është i largët.”*** *(Kurani, 50:3)*

Nëse nuk do të merren në llogari këta trupa, atëherë kjo nuk është ringjallje dhe as kthim, por një fillim i ri. Në këtë rast, nuk do të kishte ndonjë kuptim të madh fjala e Allahut: ***“Ne e dimë sa prej tyre i merr toka...”*** (Kaf, 4) Allahu e jep këtë përgjigje ndaj një pyetje të mundshme: Si i dallon Allahu të gjitha pjesët, nga të cilat ishte ndërtuar trupi, pasi ato të jenë bërë pluhur dhe hi, e të jenë përzier me tokën dhe tjetërsuar në elemente të padallueshme? Kështu Allahu u tregon se Ai di gjithçka që toka bren prej mishit, kockave dhe qimeve të tyre.  E pra, Ai ashtu siç është aq i Ditur për të gjitha këto pjesë, ashtu është edhe i Plotfuqishëm t’i mbledhë të gjitha pas shpërndarjes së tyre, për ta rikrijuar edhe njëherë njeriun. Allahu e vërteton ringjalljen duke iu kujtuar njerëzve Përsosmërinë e Dijes, Plotfuqishmërinë dhe Urtësinë e Tij.

Dilemat e atyre të cilët mohojnë ringjalljen janë tri:

E para: Pjesët e trupit të njeriut përzihen me pjesët e tokës në mënyrë të atillë, saqë është e pamundur të dallohet një njeri nga një tjetër.

E dyta: Allahu nuk ka fuqi ta rikthejë njeriun ashtu siç ishte!

Dhe e treta: Ringjallja është diçka e pavlerë! Urtësia e do, që ekzistenca dhe vazhdimësia e njeriut në këtë botë të jetë e tillë, ku njerëzit lindin dhe vdesin pambarimisht, sa herë që ikën një brez vjen një tjetër dhe kështu me radhë pambarimisht, ama të vdesë e gjithë raca njerëzore dhe pastaj të ringjallet përsëri, këtu nuk ka ndonjë urtësi, thonë ata!

Në Kuran, argumentet për ringjalljen janë tre llojesh:

1. Përsosmëria e dijes së Zotit. Allahu u përgjigjet njerëzve që mohojnë ringjalljen duke thënë: ***“Ai na sjell shembull, duke harruar krijimin e vet dhe thotë: Kush do t’i ngjallë eshtrat kur të kalben? Thuaj: Do t’i ngjallë Ai që i krijoi për herë të parë; Ai ka njohuri të plotë për çdo krijesë.“*** *(Kurani, 36:78-79)* Gjithashtu: ***“Ora (e Kiametit) do të vijë me siguri, andaj ti (o Muhamed) sillu me zemërgjerësi. Vërtet, Zoti yt është Krijuesi Madhështor, i Gjithëdijshmi.”*** *(Kurani, 15:85-86)* ***“Ne e dimë sa prej tyre i merr toka...”*** *(Kurani, 50:4)*

2. Plotfuqishmëria e Allahut për të bërë gjithçka. Allahu i lartësuar thotë: ***“Po, si jo! Ne jemi të Zotë t'ia ribëjmë bashkë me përsosmëri edhe majat e gishtave të tij.”*** *(Kurani, 75:4)* Po ashtu: ***“Kjo ndodh (që ta dini) se Allahu është e Vërteta, se Ai i ringjall të vdekurit, se Ai është i Fuqishëm për çdo gjë.”*** *(Kurani, 22:6)* Ndërsa duke i përmendur të dyja bashkë, Plotfuqishmërinë dhe Dijen e Tij, Ai thotë: *“**Vallë, a nuk është i Zoti Ai që krijoi qiejt dhe Tokën, t'i rikthejë ato? Po! Ai është Krijuesi i çdo gjëje dhe i Gjithëdijshmi!**”* *(Kurani, 36:81)*
3. Përsosmëria e urtësisë së Tij. Allahu i lartësuar thotë: ***“Ne nuk i kemi krijuar qiejt, Tokën dhe çfarë gjendet midis tyre, për t'u zbavitur.”*** *(Kurani, 44:38)* ***“Ne nuk e kemi krijuar kot qiellin, Tokën dhe çfarë ndodhet midis tyre.”*** *(Kurani, 38:27)* ***“Vallë, a mendon njeriu se do të mbetet pa përgjegjshmëri?”*** *(Kurani, 75:36)* ***“Mos vallë, keni menduar që Ne ju kemi krijuar kot dhe që nuk do të ktheheshit te Ne (për t'ju gjykuar)?!”*** *(Kurani, 23:115)* ***“A mos mendojnë ata që bëjnë vepra të këqija, se Ne do t'i bëjmë të njëjtë me ata që kanë besuar dhe që kanë bërë vepra të mira, se jeta dhe vdekja e tyre do të jetë e njëjtë? Sa keq që gjykojnë ata!”*** *(Kurani, 45:21)*

Pra, për këto arsye është e drejtë të thuhet se ringjallja pranohet nga logjika e shoqëruar me tekstet fetare. Përsosmëria e Zotit, e emrave dhe atributeve të Tij, e vërteton ekzistencën e botës tjetër dhe e bën atë një domosdoshmëri. Allahu është i Përsosur dhe larg çdo të mete që i veshin mohuesit e Tij, po kështu edhe cilësitë dhe atributet e Tij janë të përkryera dhe aspak të mangëta.

Më pas, Allahu na bën me dije, përmes kësaj sureje, se si ata që mohuan të vërtetën, janë në një gjendje të turbullt: ***“...kështu që ata janë në gjendje të turbulluar”*** *(Kurani, 50:5),* pra në një gjendje pështjellimi nga e cila nuk dalin dot.

Mandej u bën thirrje të vështrojnë botën e epërme, botën qiellore, se si është ndërtuar, ngritur dhe përsosur - e bukur dhe tërheqëse. Më pas flet për botën e poshtme, që është toka, se si e shtriu atë dhe krijoi hapësira të sheshta për të plotësuar nevojat e njerëzve; e forcoi atë me male dhe shpërndau në të përplot mirësi, që njerëzit të përfitojnë prej tyre; nxori një mori të panumërt

bimësh me forma, ngjyra dhe përfitime të ndryshme. Pa dyshim që kjo është një rreze drite që i jepet një njeriu të kthyer nga Zoti, një njeriu që mediton rreth këtyre fakteve, fakte që të kujtojnë monoteizmin dhe ringjalljen, për të cilat patën folur profetët. Një njeri që i vështron këto fakte, në fillim mediton, e më pas rikujton, dhe natyrisht që një gjë e tillë mund t'i ndodhë vetëm një njeriu të kthyer nga Zoti me zemrën dhe gjymtyrët e tij.

Pastaj Zoti i fton njerëzit të meditojnë rreth lëndës që përbën ushqimin e tyre, për veshjen, për kafshët e udhëtimit dhe kopshtet që i rrethojnë. Të gjitha këto përbëhen nga elementi bazë, që është uji, të cilin Ai e zbriti nga qielli dhe e bekoi, e me të u dha jetë kopshteve me fruta nga më të ndryshmet, të bardha e të zeza, të kuqe e të verdha, të ëmbla dhe të tharta, me veti dhe dobi të llojllojshme. Po me këtë ujë, Ai u dha jetë edhe drithërave të ndryshme, me forma dhe cilësi të larmishme. Më pas, përmend veçmas palmën, sepse ajo është një pemë prej së cilës mund të nxirren mësime nga çdokush që mediton, dhe kështu ***"...duke ngjallur përmes tij tokën e vdekur..."*** *(Kurani, 2:164)*

Më tej Ai thotë: *"**Kësisoj do të jetë Ringjallja**" (Kurani, 50:11),* pra ashtu siç dalin nga toka frutat dhe drithërat, ashtu do të jetë edhe dalja juaj, duke u ringjallur prej saj, pasi kishit humbur në të.

Gjithashtu, Allahu trajton një tjetër temë, që ka të bëjë me të vërtetuarit e profetësisë, të cilën Ai e bën kaq mirë, qartë dhe shkurt, saqë nuk lë asnjë hapësirë për mëdyshje. Allahu na rrëfen se Ai dërgoi profetët e Tij te populli i Nuhut, i Adit, Themudit, Lutit dhe te populli i Faraonit, dhe të gjithë këta popuj i përgënjeshtruan profetët e Zotit, kështu që Allahu i ndëshkoi në mënyra të ndryshme. Kësisoj, Allahu vërtetoi paralajmërimin që profetët e Tij u patën kumtuar popujve të tyre, nëse ata nuk besonin. Pa dyshim që kjo është provë që tregon profetësinë e tyre dhe profetësinë e atij që lajmëroi për këto fakte e ngjarje të cilat nuk ia mësoi njeri dhe as i lexoi në ndonjë libër, por i tregoi ashtu siç ia tregoi vetë Zoti. Edhe librat e të krishterëve dhe çifutëve e vërtetojnë qartë këtë gjë.

Nuk mund të ngrihen supet në shenjë habie apo kokëfortësie ndaj këtyre ngjarjeve, duke mohuar vërtetësinë e tyre, apo duke ua lënë fatkeqësive natyrore, ashtu siç ka ndodhur edhe me të tjerë, para dhe pas tyre. Ai që

mendon kështu, e di fort mirë se po provon të zërë diellin me shoshë, pasi po mohon atë që njerëzit e kanë parë me sy dhe e kanë përcjellë brez pas brezi. Është sikur të mohosh njerëzit, mbretërit dhe dijetarët e shquar që kanë jetuar nëpër shekuj, apo sikur të mohosh vendet e largëta, të cilat nuk shihen dot me sy.

Mandej, sërish, Allahu flet për ringjalljen, duke thënë: ***"A mos ishim të pafuqishëm Ne në Krijimin e parë?"*** *(Kurani, 50:15)* Ibn Abasi, duke interpretuar këtë ajet, thotë: "Ka për qëllim pikërisht: A mos ishim të pafuqishëm? Në të njëjtën mënyrë e ka komentuar edhe Mukatili. Ndërkohë, ky është rezultati i pasojës që lë veprimi i shprehur nga fjala *ajina*, e përdorur në këtë ajet. Kjo fjalë, në arabisht, ka një kuptim më të gjerë: ajo përdoret për të shënjuar dikë që nuk di si të veprojë në një rast të caktuar, që nuk ka njohuri sa dhe si duhet, e si rrjedhojë nuk ia del të realizojë qëllimin e vet. Nga ky kuptim i fjalës, vjen edhe rrjedhoja e saj, që është pafuqia. Kjo fjalë përdoret edhe në një varg të një poezie arabe, ku flitet për pafuqinë e pëllumbit karshi vezës së tij. Në fakt, pëllumbi nuk është se është i pafuqishëm për të bërë vezën, por vargu i poezisë aludon në atë se mbasi e bën atë, nuk di se ku ta vendosë; sillet vërdallë që të mund të gjejë një vend për ta vendosur, pasi përçapet se ku mund ta ruajë këtë vezë, derisa ajo të çelë pa u dëmtuar; e çon atë sa në një vend në një vend tjetër, pa qenë i bindur se ku do e vendosë atë. E tillë paraqitet edhe sjellja e atij njeriu që s'di nga t'ia nisë punës, dhe si ta vazhdojë atë, ndaj dhe me fjalën *ajina*, nuk nënkuptohet lodhja siç mendojnë ata që nuk e njohin interpretimin e Kuranit. Allahu e mohon *lodhjen* duke e shprehur në fund të sures, ku thotë: *"**dhe nuk ndiem aspak lodhje**" (Kurani, 50:38)*

Më tutje, Allahu na bën me dije se ata janë *"**në dyshim të thellë për një krijim të ri**" (Kurani, 50:15)*, pra, se ata janë të paqartë se si krijesat mund të rikrijohen sërish.

Allahu na tërheq vëmendjen për një nga argumentet më të mëdha të Fuqisë së Tij, që është krijimi i njeriut. Vërtet krijimi i njeriut është një nga faktet më madhore të monoteizmit dhe ringjalljes. E ku mund të gjesh fakt më të qartë sesa ndërtimi i njeriut me gjymtyrët dhe organet e tij, dhe veç kësaj, njeriu është një qenie që mendon, ndien, shpik dhe prodhon; dhe mendo pak,

gjithçka filloi nga një pikë e vetme uji! Nëse njeriu do ta vlerësonte Zotin e tij ashtu siç e meriton, vetë ekzistenca e njeriut do të mjaftonte për të besuar tek Allahu.

Më pas, Allahu na informon se, me Dijen e Tij, ka përfshirë çdo element të jetës së njeriut, deri edhe pëshpëritjet dhe ndjenjat e tij.

Po ashtu, Ai na dëfton se gjendet shumë pranë njeriut me Dijen e Tij, shumë më afër sesa damari i gjakut që gjendet brenda tij.

Ibn Tejmije thotë se përemri *Ne*, i përmendur në ajet, ka kuptimin *engjëjt tanë*, ngjashëm me ajetin ku thuhet: ***"Dhe kur Ne ta lexojmë atë ty (me anë të Xhibrilit), atëherë ti përcille leximin e tij."*** *(Kurani, 75:18)* Pra, kur të ta lexojë i dërguari jonë, Xhibrili. Gjithashtu, këtë mendim e mbështet edhe fjala e Allahut***: "Dhe se kur dy engjëjt qëndrojnë pranë tij"*** *(Kurani, 50:17),* që tregon se afërsia, për të cilën foli pak më parë, është e lidhur me qëndrimin afër të dy engjëjve. Nëse kuptimi i ajetit do të kishte të bënte me afërsinë e vetë Qenies së Allahut, atëherë Ai nuk do ta kishte kufizuar në kohën kur engjëjt qëndrojnë pranë njeriut, ndaj këtu, në këtë ajet, nuk ka asnjë argument që të mbështesë idetë e një njeriu që beson se Zoti bëhet njësh me njerëzit dhe as të atij që mohon cilësitë e Tij. Më pas, Allahu na bën me dije se në të djathtë e në të majtë të njeriut, ndodhen dy engjëj që regjistrojnë veprat dhe fjalët e tij.

Allahu, duke përmendur se çdo fjalë e njeriut regjistrohet, të lë të nënkuptosh se edhe veprat regjistrohen, pasi ato vërtet janë më të pakta, por efektin e kanë më të madh sesa fjalët, sepse veprat janë qëllimi përfundimtar i fjalëve.

Mandej na bën me dije për Kiametin e vogël, që është agonia e vdekjes, e cila vjen sëtoku me të vërtetën, dhe kjo e vërtetë është takimi me Zotin, dalja para Tij dhe shpërblimi apo ndëshkimi që i jepet njeriut paraprakisht, para se të vijë Kiameti i madh.

Më pas, Allahu tregon për Kiametin e madh: ***"Dhe i fryhet surit, e ajo është dita e premtuar."*** *(Kurani, 50:20)* Gjithashtu, Ai tregon për gjendjet me të cilat ballafaqohen krijesat në këtë ditë. Atë ditë çdo njeri do të dalë para Allahut i shoqëruar nga dy engjëj: njëri e nxjerr atë para Zotit, ndërsa tjetri

dëshmon për të. Dëshmitarë të tjerë për njeriun do të jenë edhe gjymtyrët e tij; toka mbi të cilën ka ecur; i Dërguari i Allahut dhe besimtarët. Kështu, Allahu do të përdorë si dëshmitarë ndaj njerëzve, engjëjt, vendet në të cilat ata kanë vepruar mirë ose keq, lëkurën e tyre me të cilën ata janë treguar të pabindur. Zoti nuk do t'i gjykojë njerëzit vetëm në bazë të Dijes së Tij. Allahu është më i drejti dhe Gjykatësi më i urtë. Për këtë, Profeti i Tij ka njoftuar se ai nuk gjykon vetëm duke u bazuar në dijen e tij, por edhe në atë çfarë dëgjon nga dëshmitë e qarta dhe pranimet e njerëzve. Këtu lind një pyetje: Si ia lejon vetes një gjykatës që të gjykojë vetëm në bazë të dijes së tij, pa u mbështetur në faktet e qarta dhe dëshmitë e vërteta?!

Allahu na tregon se njeriu është i pavëmendshëm ndaj faktit të ringjalljes, gjë që nuk duhet të jetë kështu, por duhet t'i kushtohet rëndësi dhe përkushtim i madh nga ana e tij. Allahu na bën të ditur se kjo shkujdesje dhe pavëmendje do të marrë fund atë ditë, ashtu siç merr fund gjumi dhe njeriu hap sytë e zgjohet, ndaj dhe përmendja e njeriut në botën tjetër, i ngjan përmendjes së tij kur zgjohet nga gjumi në këtë botë. Pastaj Allahu na tregon se si engjëlli shoqërues, që i ka qëndruar gjithmonë pranë njeriut në këtë botë, shkruan veprat e tij, dhe atë ditë, ai do thotë: Ky është ai me të cilin më ngarkove në atë botë, dhe ja tek është para Teje. Ky është interpretimi i Muxhahid ibn Xhebrit, ndërsa sipas Ibn Kutejbe-s, ka këtë kuptim: "Ja tek është ajo që unë kam shkruar për këtë njeri, fjalët dhe veprat e tij janë të regjistruara para meje." E vërteta është se që të dy interpretimet qëndrojnë, pra, se ky është personi me të cilin unë u ngarkova, dhe kjo është edhe puna e tij që unë kam regjistruar, dhe atëherë atij do t'i thuhet: *"**Hidheni ju të dy në Xhehenem.**" (Kurani, 50:24)* Këto fjalë ka mundësi t'i drejtohen engjëllit që e sjell dhe atij që dëshmon, ose engjëllit që është ngarkuar me ndëshkimin e tij, pavarësisht se ai është një, pasi një formë të tillë, arabët e përdorin në ligjëratat e tyre.

Më tej, Allahu përmend gjashtë cilësi që i përkasin këtij njeriu që do të flaket në Xhehenem:

1. Ai është një mohues i të mirave të Zotit, një mohues i detyrimeve që ka ndaj Zotit, mohues i fesë, monoteizmit, emrave dhe atributeve të Allahut,

mohues i profetëve, engjëjve, mohues i librave të Zotit dhe i Ditës së Gjykimit.

2. Ai është një kundërshtar i së vërtetës, kokëfortë dhe mospranues i saj.
3. Ai është një njeri që nuk bën mirë, dhe kjo ka të bëjë si me vetë njeriun që nuk i bën mirë vetes, duke mos iu bindur Allahut, por edhe me njerëzit e tjerë, me të cilët nuk sillet mirë. Të tillë janë shumica e njerëzve.
4. Një njeri i tillë, megjithëse nuk bën të mira, është edhe armiqësor ndaj njerëzve, i padrejtë e mizor, i keq me njerëzit, me gjuhën dhe dorën e tij.
5. Një njeri dyshues, një njeri që gjithmonë dyshon dhe është në dilema dhe veç kësaj, ai zhytet atje ku ka gjëra të dyshimta e të paqarta.
6. Dhe, me të gjitha këto cilësi, ai është edhe idhujtar. Ai adhuron dhe i falet dikujt tjetër përveç Zotit, duke i bërë kështu ortak Atij që është i vetëm e nuk ka ortak. Ai i do idhujt e tij, lumturohet dhe zemërohet për hir të tyre; betohet me emrat e tyre; sakrifikon për ta dhe miqësohet e armiqësohet për hir të tyre. Atë ditë, ky njeri do të debatojë me bashkëshoqëruesin e tij shejtan, dhe do t'ia hedhë atij fajin, sepse ishte ai i cili e shtyu dhe e humbi nga rruga e drejtë, por shejtani që qe bashkëshoqëruesi i tij në këtë jetë, do të thotë: Unë nuk kam pasur forcë ta devijoja dhe ta çoja drejt humbjes, "**por ai vetë qe në gabim tepër të largët**" *(Kurani, 50:27),* pra, diçka që ai vetë e zgjodhi dhe i dha përparësi ndaj të vërtetës. Po kështu, do t'u thotë edhe Iblisi banorëve të zjarrit: ***"Unë nuk kisha asnjë fuqi përmbi ju, por vetëm sa ju bëra thirrje dhe ju m'u përgjigjët."*** *(Kurani, 14:22)*

Pra, sipas këtij interpretimi, bashkëshoqëruesi i njeriut, me të cilin ai do të debatojë para Allahut, është vetë shejtani vetjak që e ka shoqëruar gjatë kësaj jete.

Një grup tjetër njerëzish mendojnë se bashkëshoqëruesi në këtë rast është engjëlli, ndaj të cilit njeriu do të pretendojë se është ai i cili i ka shtuar atij gjëra që nuk i ka bërë dhe se ai është nxituar për të shkruar gabimet e tij dhe nuk ka pritur derisa njeriu të pendohet për to. Atëherë, engjëlli do të thotë: Unë nuk kam shtuar asgjë dhe as nuk jam nxituar t'i shkruaj veprat e këqija, para se ai të pendohet, "**por ai vetë qe në gabim tepër të largët**", dhe Allahu i Madhëruar do të thotë: ***"Mos u grindni para Meje!"*** *(Kurani, 50:28)*

Allahu na ka lajmëruar në suren *Es-Safat* dhe *El-Araf*, sesi mosbesimtarët dhe djajtë do të debatojnë me njëri-tjetrin para Tij, po ashtu edhe në suren *Ez-Zumer*, se si njerëzit do të debatojnë me njëri-tjetrin para Tij, e po kështu edhe në suren *Esh-Shuara* dhe *Sad*, se si banorët e zjarrit do të hahen ndërmjet tyre me fjalë.

Mandej, Allahu na tregon se si Ai nuk e ndryshon fjalën e Tij. Thuhet se qëllimi është për ajetin: ***"Me të vërtetë që do ta mbush Xhehenemin me xhindë e njerëz së bashku."*** *(Kurani, 11:119)* Por, edhe premtimi i Tij për besimtarët, se do t'i fusë në Xhenet, dhe këto nuk mund të ndryshohen. Ibn Abasi thotë: "Ka për qëllim se premtimi im nuk thyhet, as për ata që më binden Mua dhe as për ata që janë të pabindur." Kurse Muxhahidi shprehet: "Se unë pata vendosur mbi këtë që po gjykoj tani." Mendimi i fundit është më i sakti. Por, ka edhe një mendim tjetër i cili thotë se kuptimi është: "Se para Meje nuk deformohen fjalët duke gënjyer, siç bëjnë para mbretërve dhe pushtetarëve." Pra, duke patur parasysh këtë, fjala është për ato gjëra që thonë ata që debatojnë. Të këtij mendimi janë Ferrai dhe Ibn Kutejbe. Ferrai mendon se ka këtë kuptim: "Askush nuk gënjen para Meje, sepse Unë di të fshehtën." Ndërsa Ibn Kutejbe thotë: Askush nuk mund t'i ndryshojë fjalët para meje, as t'i shtojë dhe as t'i pakësojë." Kjo sepse Allahu thotë: "**Tek Unë nuk ndryshon fjala**", pra mjaftohet duke thënë *fjala*, dhe jo *fjala ime*. Në fakt, kjo i ngjan shprehjes: *Nuk gënjehet tek unë*. Kështu, sipas mendimit të parë, fjalia: *"**Unë nuk jam aspak i padrejtë ndaj robërve**" (Kurani, 50:29)*, është plotësuese e kuptimit të fjalisë: "**Tek Unë nuk ndryshon fjala**", pra, se ajo që kam thënë dhe premtuar do të bëhet patjetër, dhe brenda këtij premtim ka drejtësi dhe asnjë grimë tirani dhe padrejtësi. Ndërsa, sipas mendimit të dytë, Allahu e ka cilësuar Veten me dy gjëra:

**1.** Përsosmëria e dijes së Tij pengon çdokënd që të ndryshojë fjalët para Tij dhe të thotë gënjeshtra, duke përhapur gjëra të pavërteta.

**2.** Përsosmëria e drejtësisë së Tij dhe mospasja nevojë për askënd, e bën Allahun që të mos i bëjë padrejtësi krijesave të Tij.

Më pas, Allahu na tregon për gjerësinë e Xhehenemit dhe se si sa herë hidhet brenda tij ndonjë grup njerëzish, ai thotë: "**A ka më?**". *(Kurani, 50:30)*

Ai që mendon se me këtë ajet synohet ana mohuese, pra që nuk do ketë shtesa të tjera, e ka gabim. Ky arsyetim kundërshtohet edhe në një hadith të saktë.[1]

Pastaj Allahu tregon se si Xheneti vjen pranë të devotshmëve, dhe se banorët e tij do të jenë ata njerëz të cilët karakterizohen nga katër cilësi:

1. Të jetë njeri i përunjur (euab), pra, një njeri që gjithmonë i kthehet Zotit, nga mëkati në devotshmëri; nga harresa e Allahut në përkujtimin e Tij. Ubejd Ibn Umejr-i thotë: "Njeri i përunjur (euab) është ai i cili kujton gjynahet e veta, dhe më pas i kërkon Allahut falje për to." Kurse Seid Ibn El Musejib-i pohon: "Njeri i përunjur është ai i cili gabon dhe më pas pendohet, gabon përsëri, dhe përsëri pendohet."
2. Ibn Abasi thotë: "Të jetë njeri që e ruan (hafidh) atë të cilën ia ka besuar dhe obliguar Allahu." Kurse Katade-ja thotë: "Njeri që e ruan me kujdes mirësinë e Allahut dhe të drejtën e Tij. Shpirti i njeriut ka dy forca: forcën e kërkesës dhe forcën e përmbajtjes. Njeriu që i kthehet Zotit përdor forcën e kërkesës për t'u kthyer tek Ai, te bindja dhe kënaqësia e Tij. Njeriu që ruan porosinë e Allahut, përdor forcën e përmbajtjes dhe frenimit të vetvetes, nga mosrënia në gjynahe dhe ndalesa.
3. Ka të bëjë me cilësinë që tregon ky ajet: ***"Për secilin që i është frikësuar Mëshiruesit pa e parë."*** *(Kurani, 50:33)* Ky ajet tregon se njeriu pranon ekzistencën e Zotit, Plotfuqishmërinë dhe Dijen e Tij, se Allahu është në dijeni të çdo hollësie që ka të bëjë njeriut. Po ashtu, ajeti tregon se duhet besuar në librat e Zotit, profetët, urdhrat dhe ndalesat e Tij. Ajeti gjithashtu tregon se duhet pranuar premtimi i Allahut për shpërblimin, ndëshkimin dhe takimin me Të në botën tjetër. Frika ndaj Mëshiruesit, pa e parë Atë, nuk vlen pa të gjitha këto që u përmendën.
4. *"**Dhe erdhi me zemër të përkushtuar ndaj Tij dhe që i drejtohej Atij me pendim.**" (Kurani, 50:33)* Ibn Abasi thotë: "I arratisur nga mëkatet dhe i drejtuar drejt bindjes ndaj Allahut. Kjo cilësi (el-inabeh), do të thotë se zemra është përqendruar në bindjen ndaj Allahut, dashurinë dhe kthimin tek Ai.

[1] Autori ka për qëllim hadithin që transmeton Buhariu (nr. 4568) nga Ebu Hurejra, se Pejgamberi (sallallahu alejhi ue selem) ka thënë: "*Do i thuhet Xhehenemit: A je mbushur? Ai do thotë: A ka më?! Kështu që Zoti i Gjithësisë e vë Këmbën e Tij mbi të dhe ai thotë: Kat! Kat! (Mjaft! Mjaft!)*"

Më tutje Allahu përmend shpërblimin e atyre njerëzve që karakterizohen nga këto cilësi, duke thënë: ***"Hyni në të, me paqe dhe siguri. Kjo është Dita e Jetës së Pasosur! Atje ata do të kenë çfarë të duan, - e Ne kemi** (mbi këtë) **më tepër."** (Kurani, 50:34-35)*

Më pas Allahu i frikëson njerëzit se mund t'i shkatërrojë ashtu siç shkatërroi ata që ishin para tyre, ndonëse të shkatërruarit ishin njerëz më të fuqishëm, e megjithatë kjo forcë nuk i mbrojti dot nga shkatë-rrimi. Po kështu, edhe këta njerëz, nëse përballen me shkatërrimin dhe fillojnë të enden e të bredhin nëpër tokë, a do munden vallë të gjejnë vendstrehim dhe shpëtim nga ndëshkimi i Allahut?!

Katade pohon se "armiqtë e Allahut u përpoqën të gjejnë ndonjë vendstrehim, por e panë se nuk kishin për t'i shpëtuar ndëshkimit të Allahut."

Ez-Zexhaxh thotë: "Ata u endën dhe kërkuan nëpër tokë shpëtim, por nuk gjetën vendstrehim për të shpëtuar nga vdekja. E gjithë kjo, do të thotë se ata kërkuan t'i iknin vdekjes, por nuk gjetën shpëtim."

***"Vërtet që në të ka padyshim kujtim për atë që ka zemër, ose që vë veshin e dëgjon duke qenë i vëmendshëm e dëshmues."** (Kurani, 50:37)*

Më pas Allahu na tregon se Ai i krijoi qiejt dhe tokën dhe çfarë ka ndërmjet tyre për gjashtë ditë, dhe nuk e kapi as lodhja e as dobësia, duke përgënjeshtruar kështu armiqtë e Tij, çifutët, të cilët thonë se Zoti u çlodh ditën e shtatë![2]

Mandej, Allahu e këshillon Profetin e Tij që të marrë Allahun si shembull në durimin që duhet të tregojë ndaj shpifjeve që bëjnë armiqtë e tij, ashtu siç Allahu duron çifutët, të cilët thanë për Të se u çlodh! Askush nuk është më i durueshëm sesa Allahu, me gjithë shpifjet që thuhen në adresë të Tij.

Allahu e urdhëron Profetin se si të bëjë durim, dhe kjo duke madhëruar Allahun me falënderim, para lindjes së diellit dhe para perëndimit të tij, gjatë natës dhe pas faljeve. Thuhet se bëhet fjalë për faljen e vitrit, ose për dy rekatet që falen pas akshamit. Mendimi i parë është i Ibn Abasit, ndërsa i dyti i Umerit, Aliut, Ebu Hurejres dhe El Hasan Ibn Aliut, si dhe një nga dy mendimet e Ibn Abasit. Ka edhe një mendim të tretë nga Ibn Abasi, që thotë

[2] Shih Biblën, *Zanafilla*, 2: 2-3 (Diodati i Ri).

se bëhet fjalë për madhërimin (tesbihët) që i bëhen Allahut pas namazeve obligative.

Pasandaj i jep fund sures duke përmendur ringjalljen dhe thirrjen që bëhet që shpirtrat të kthehen në trupat e tyre, për t'u grumbulluar para Allahut. Allahu thotë se kjo thirrje vjen nga një vend i afërt, nga ku e dëgjon çdokush: ***"Ditën kur e dëgjojnë thirrjen për të vërtetën (ringjalljen)."*** *(Kurani, 50:42)* *"**Ditën kur atyre do t'u çahet toka**"* (Kaf, 44)**,** ashtu siç çahet për të dalë bimët, ashtu edhe ata do të dalin "**duke nxituar**", pa u vonuar dhe pa pritur: ***"Ky do të jetë një grumbullim mjaft i lehtë për Ne."*** *(Kurani, 50:44)*

Më pas, Allahu na tregon se Ai di gjithçka që thonë armiqtë e Tij. Kjo do të thotë se Ai do t'i marrë në llogari për çfarë kanë thënë, sepse Zotit nuk i shpëton asgjë. Allahu tregon për Dijen dhe Fuqinë e Tij, në mënyrë që të vërtetohet shpërblimi që do të ndodhë.

Pastaj Ai na tregon se Profeti i Tij nuk është tiran e as mizor ndaj armiqve të tij; ai nuk është dërguar që të detyrojë njerëzit të futen me dhunë në Islam, por e urdhëron që t'i kujtojë ata që i frikësohen ndëshkimit të Tij. Vetëm një njeri që e ka frikë Zotin, vetëm atij i bën dobi përmendja, e ndërsa ai që nuk beson se një ditë do të takohet me Zotin dhe nuk i frikësohet ndëshkimit të Tij, dhe as nuk shpreson te shpërblimi i Tij, një njeriu të tillë nuk i bën kurrfarë dobie.

## 3. Pozita e luftëtarëve të Bedrit

Një herë, Profeti (alehji salatu ue selam), i pat thënë Umerit: "*Ti ndoshta nuk e di se Allahu i ka parë luftëtarët e Bedrit dhe ka thënë*: **Veproni ç'të doni, sepse ua kam falur.**"[3] Kuptimi i këtij hadithi ka qenë i paqartë për shumë njerëz, sepse në pamje të parë, duket sikur atyre u është lejuar çdo vepër që ata duan të bëjnë, dhe kjo s'ka se si të jetë e mundur.

Një grup, mes të cilëve është edhe Ibn Xheuzij, janë të mendimit se fjala "**Veproni ç'të doni**", nuk ka të bëjë me të ardhmen, por me të shkuarën e

[3] Buhariu (nr. 4274), Muslimi (nr. 2494).

këtyre njerëzve. Pra, kuptimi është se çfarëdo vepre që ju keni bërë në të shkuarën, Unë ua kam falur. Dhe kjo për dy arsye:

*E para*: Nëse do ishte për të ardhmen, përgjigjja do ishte: Sepse do t'ua falë.

*E dyta*: Nëse do kuptohej në të ardhmen, atëherë do të ishte një leje për të bërë gjynahe, gjë që është e pamundur.

Thelbi i përgjigjes është ky: Unë me këtë betejë ua kam falur të gjitha gjynahet që keni bërë më parë. Por, ky mendim është i paqëndrueshëm për dy arsye:

*i.* Fjala **vepron**i është në formën urdhërore, pra, për të ardhmen, dhe s'ka se si t'i përkasë të shkuarës. Po kështu, fjala **sepse ua kam falur**, vërtet është në të shkuarën, por kjo nuk do të thotë se edhe kuptimi i fjalës **veproni** është i tillë, pasi kjo fjalë nënkupton të ardhmen e pakryer, që kurdo që të ndodhë e para, ka ndodhur edhe e dyta. Një shembull të tillë mund ta gjejmë edhe në disa ajete të Kuranit, si p.sh.: ***"Erdhi (është afruar) caktimi i Allahut."*** *(Kurani, 16:1)* Dhe: ***"Dhe kur të vijë Zoti yt."*** *(Kurani, 89:22)* etj.

*ii.* Vetë hadithi e kundërshton këtë mendim, sepse shkaku i tij ishte ngjarja që ndodhi me Hatib Ibn Beltan, i cili spiunoi në favor të Kurejshëve, një mëkat i cili u krye pas luftës së Bedrit dhe jo para. Pa dyshim që faji i Hatibit hyn te ky hadith, pasi ai ishte shkaku që Profeti (alejhi salatu ue selam) i tha këto fjalë.

Unë mendoj se këto fjalë i drejtohen njerëzve për të cilët Allahu e dinte se nuk do ta braktisnin fenë e tyre, por do të vdisnin duke qenë muslimanë. Këta njerëz mund të kryenin ndonjë gjynah që e kryejnë edhe të tjerët, por Allahu me mirësinë e Tij nuk kishte për t'i lënë ata të vazhdonin më tutje, por do të bënte që ata të pendoheshin dhe të kërkonin falje dhe kështu të mirat do fshijnë gjurmët e të këqijave. Kjo është diçka e veçantë për ta dhe jo për të tjerët, sepse kjo veti është bërë realitet për ta dhe ata janë të falur për çka veprojnë. Falja që u ka dhënë Allahu nuk bie në kundërshtim me faktin se ata kryejnë vepra për të cilat meritojnë falje, ashtu siç nuk do të thotë kjo, që ata të linin obligimet fetare duke u mbështetur te falja e Allahut. Nëse kjo falje do

t'u jepej për të ndërprerë obligimet, atëherë ata nuk do të kishin më nevojë të faleshin, agjëronin, jepnin zekatin, të kryenin Haxhin dhe të luftonin. Pra, është e pamundur.

Një nga detyrat më të rëndësishme është edhe pendimi pas kryerjes së mëkatit. Siguria se do të falesh, nuk do të thotë që të lihen pas dore shkaqet që të çojnë te falja.

Hadith në fjalë i ngjan një tjetri, ku thuhet: "*Një njeri bëri një faj, dhe tha: O Zot! Unë bëra një gjynah, ndaj të lutem më fal! Dhe Allahu e fali atë. Kaloi njëfarë kohe dhe ai përsëri bëri një faj tjetër, dhe tha: O Zot! Unë bëra një gjynah, ndaj, të lutem më fal! Dhe Allahu e fali. Kaloi përsëri njëfarë kohe dhe ai përsëri bëri një faj tjetër, dhe tha: O Zot! Unë bëra një gjynah, ndaj, të lutem më fal! Dhe Allahu tha: Robi Im e di se ka një Zot që i fal gjynahet dhe i ndëshkon ato. Unë ia kam falur robit Tim, dhe le të veprojë ç'të dojë.*"[4]

Këto fjalë nuk janë një leje nga ana e Allahut për të kryer gjynahe dhe krime, por ato tregojnë se Allahu është Falës, për aq sa njeriu gabon dhe pendohet. Veçantia e këtij njeriu, qëndron në vetë faktin se Allahu e dinte që ai, sa herë që bënte gabime, pendohej. Një gjë e tillë vlen për të gjithë ata që janë në pozitën e këtij njeriu, por për këtë njeri në veçanti, dihet në mënyrë të prerë, ashtu siç dihet edhe për luftëtarët e Bedrit, gjë që nuk mund të thuhet me siguri për këdo tjetër pa pasur argument.

Të gjithë ata njerëz që Profeti (alejhi salatu ue selam) i përgëzoi me Xhenet, apo tha për ta se u janë falur mëkatet, nuk kuptuan prej këtyre fjalëve as ata vetë e as sahabet e tjerë, se atyre u është lejuar të kryejnë gjynahe, apo të mos kryejnë obligimet fetare. Këta njerëz, pas një përgëzimi të tillë, u bënë akoma edhe më të devotshëm dhe më të përkushtuar se ç'ishin më parë, siç është rasti i dhjetë të përgëzuarve me Xhenet.

Ebu Bekri ishte tepër i vëmendshëm dhe i ruajtur nga gjynahet dhe po kështu ishte edhe Umeri. Ata e dinin mirë se përgëzimi (me Xhenet) i caktuar për ta, ishte i lidhur ngushtë me kushtin për vazhdimësinë e tyre deri në vdekje. Askush prej tyre nuk kuptoi nga përgëzimet e Profetit (alejhi salatu ue selam) se ato ishin një leje që të bënin ç'të donin.

[4] Buhari (nr. 7507), Muslimi (nr. 2758).

**4. Komenti i ajetit: "Ai është që juve tokën ua bëri të përshtatshme."**

Allahu thotë: ***"Ai është i Cili e ka bërë tokën të dobishme dhe të përshtatshme për ju, kështu që ecni nëpër rrugë dhe hani nga risku (të mirat dhe furnizimi) i Tij dhe tek Ai do të jetë Ringjallja."*** *(Kurani, 67:15)*

Në këtë ajet, Allahu na tregon se si e bëri tokën të përshtatshme për të ecur në të, për ta gërmuar, mbjellë dhe ndërtuar, pra të farkëtueshme e jo të mundimshme, me pak fjalë, të mundshme për këdo që do t'i realizojë këto gjëra.

Zoti e bëri tokën si djep, shtrat, shtroje, vendqëndrim dhe mbulesë për të gjallët dhe të vdekurit. Ashtu siç e sheshoi dhe e rrumbullakosi, prej saj nxori burime dhe lumenj, pemë dhe të mbjella. Nga ana tjetër, Zoti e forcoi tokë përmes maleve, dhe krijoi shtigje e rrugë që njerëzit të ecin nëpër to.

Allahu e bëri tokën të begatshme dhe burim furnizimi për krijesat që jetojnë në të.

Një nga mbarësitë e saj, është edhe shumëllojshmëria e bimëve dhe e kafshëve dhe të gjitha lindin, jetojnë dhe ushqehen nga kjo tokë.

Toka, veç të tjerave, mban edhe papastërtitë, dhe nxjerr nga barku i saj pasuritë dhe gjërat më të mira. Ajo tretë dhe dekompozon çdo gjë të keqe dhe nxjerr për njerëzit gjërat e mira. Një farë drithi që mbillet në të, del prej saj e shumëfishuar - a nuk është kjo një mirësi e madhe të cilën Allahu na e ka dhuruar nëpërmjet kësaj toke!?

Kjo tokë mbulon dhe zhduk papastërtitë që njeriu lë mbi të, dhe nga ana tjetër, nxjerr për të ushqimin dhe veshmbathjen. Nga njëra anë, toka shpërfytyrohet herë pas here duke u keqpërdorur, kurse nga ana tjetër, ajo vazhdon të japë të mira të panumërta për njeriun.

Ajo që dua të them është se, Allahu e ka bërë tokën për ne si të ishte një kafshë e bindur që ngado që ta drejtosh shkon e përulur.

Në këtë verset, për rrugët, Allahu ka përdorur fjalën *menakib*, që në gjuhën arabe shënjon një vend të ngritur, por përdoret edhe për supet që janë pjesë të larta të njeriut. E pra, Allahu sikur thotë se njeriu ecën mbi lartësitë e tokës, ndërkohë që ajo është e nënshtruar, mu sikur ai të qëndronte mbi supet e një kafshe.

Më tej Allahu i urdhëron njerëzit për t'u ushqyer me begatitë e Tij, të cilat i ka vendosur në tokë, në këtë vendbanim të cilin e përgatiti, e hijeshoi dhe e bëri të përshtatshëm për të jetuar.

Më poshtë na tërheq vëmendjen duke thënë: "**dhe tek Ai do të jetë Ringjallja**", për të treguar se në këtë banesë nuk do të jemi përjetë, por vetëm udhëtarë, ndaj dhe nuk duhet ta konsiderojmë veten banorë të përhershëm të saj. Kemi ardhur në këtë botë dhe jemi vendosur në këtë tokë për t'u përgatitur për një tjetër botë dhe një tjetër tokë, jemi në banesën e një udhëtari dhe jo në vendqëndrimin e një autoktoni, mbi një urë që herët apo vonë të gjithë do ta kalojmë.

Ky ajet përmban në vetvete shenja për Plotfuqishmërinë e Allahut, Njësimin e Tij, Pushtetin dhe Mirësinë e Tij. Na kujton begatitë e Zotit dhe na përkujton se kjo botë dhe kjo jetë është e përkohshme, prandaj dhe nuk duhet të bëhemi skllevër të saj, por t'i kthejmë sytë nga banesa jonë e përhershme në botën tjetër, sepse një ditë të gjithë do kthehemi tek Allahu.

## 5. Surja Fatiha dhe lumturia e njeriut

Njeriu ka dy mundësi: njëra ka të bëjë me dijen teorike, ndërsa tjera me praktikimin e vullnetshëm. Lumturia e njeriut qëndron pikërisht në plotësimin dhe përsosmërinë e këtyre dy mundësive (dija dhe praktika).

Mundësia e dijes përsoset duke njohur Krijuesin, Zotin e gjithësisë, emrat dhe cilësitë e Tij, rrugën që të çon për tek Ai, shkarjet që të largojnë prej Tij. Po ashtu, njeriu duhet të njohë vetveten me dobësitë dhe gabimet që ka. Me anë të këtyre pesë njohurive arrihet përsosmëria e mundësisë së dijes dhe, njerëzit më të ditur janë ata që i njohin më mirë këto gjëra dhe që i kuptojnë më mirë ato.

Mundësia e praktikës dhe e vullnetit, nuk mund të përsoset ndryshe vetëm se duke vënë në jetë detyrimet që njeriu ka ndaj Zotit, me vërtetësi, sinqeritet, përkushtim, ndrojtje dhe duke pranuar se nuk ia ka dhënë Krijuesit të tij hakun që i takon e meriton. Njeriu duhet ta pranojë se nuk mund t'i përsosë këto dy mundësi përveçse me ndihmën e Allahut. Ai ka nevojë së tepërmi që të udhëzohet në udhën e drejtë, në atë udhë që ecën të dashurit e Zotit. Njeriu

ka nevojë për ndihmën e Allahut, që të mos shkasë nga udha e drejtë me shkatërrimin e mundësisë së dijes, dhe për rrjedhojë, rënien në humbje, apo me shkatërrimin e mundësisë praktike, dhe si rrjedhojë, rënien në zemërimin e Allahut. Përsosmëria e njeriut dhe lumturia e tij, plotësohet vetëm duke mbledhur të gjitha këto aspekte, të cilat janë përshkruar mjaft bukur në suren *El-Fatiha*:

*"**Gjithë lavdërimet dhe falënderimet janë për Allahun, Zotin e të gjitha botëve. I Gjithëmëshirshmi, Mëshirëploti. I Vetmi Mbisundues i Ditës së Shpërblimit** (Ditës së Ringjalljes)" (Kurani, 1:1-3).* Këto tre ajetet, përmbajnë elementin e parë, që është njohja e Zotit, e emrave, cilësive dhe veprimeve të Tij. Emrat e Allahut, të përmendur në këtë sure, përbëjnë bazën e emrave të bukur të Allahut: Allah, Zot dhe i Gjithëmëshirshëm.

Emri *Allah* tregon cilësitë hyjnore të Zotit dhe adhurimin që krijesat duhet t'i kushtojnë Atij.

Emri *Zot* tregon cilësitë që kanë të bëjnë me Plotfuqishmërinë dhe zotërimin absolut të Tij.

Emri i *Gjithëmëshirshëm* tregon cilësitë e Mirësisë dhe Bujarisë së Zotit.

Kuptimet e të gjithë emrave të Allahut, përsillen rreth këtyre tre emrave.

*"**Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm Ty të mbështetemi e të kërkojmë ndihmë**" (Kurani, 1:4),* tregon njohjen e rrugës që të shpie për tek Allahu, e cila nuk është gjë tjetër veçse adhurimi i Tij pa i shoqëruar askënd dhe asgjë, ashtu siç Ai dëshiron dhe është i kënaqur, dhe kjo arrihet me ndihmën dhe përkrahjen e Tij.

*"**Përforcona** (drejtona) **në Rrugën e Drejtë.**" (Kurani, 1:5),* tregon se njeriu nuk mund ta arrijë lumturinë, vetëm se duke iu përmbajtur rrugës së drejtë dhe nuk mund t'i përmbahet kësaj gjëje vetëm se me anë të udhëzimit që i jep Zoti i tij, ashtu siç nuk e kryen dot adhurimin vetëm se me ndihmën e Tij, prandaj gjithçka varet nga udhëzimi i Allahut.

*"**Jo në** (rrugë) **të atyre që e merituan Zemërimin Tënd mbi vete dhe as në** (rrugë) **të atyre, të cilët e humbën veten.**" (Kurani, 1:7),* tregon dy llojet e shmangieve nga rruga e drejtë. Njëra shmangie shpie në humbje dhe vjen si rezultat i padijes dhe besimit të gabuar, ndërsa shmangia tjetër shpie në

zemërimin e Allahut dhe vjen si pasojë e qëllimit të keq dhe punës së padobishme.

Fillimi i sures Fatiha bën fjalë për mëshirën e Allahut, mesi i saj për udhëzimin, dhe fundi për mirësinë e Tij.

Njeriu do të përfitojë nga kjo mirësi për aq sa ai është i udhëzuar, dhe ai është i udhëzuar për aq sa është mëshiruar nga Allahu. Pra, e gjithë çështja përsillet rreth Mirësisë dhe Mëshirës së Allahut. Mëshira dhe Mirësia janë atribute që vijnë si rrjedhojë e Plotfuqishmërisë dhe Zotërimit absolut të Allahut. Ai nuk mund të jetë vetëm se i Mëshirshëm dhe Mirëbërës, cilësi këto që rrjedhin nga Hyjnia e Tij; Ai është i Adhuruari i Vërtetë, edhe nëse nuk e pranojnë ateistët, edhe nëse i bëjnë ortak politeistët.

Kushdo që kupton dhe vë në jetë përmbajtjen dhe kuptimet e sures *Fatiha*, do të arrijë përsosmërinë më të madhe dhe adhurimi i tij ndaj Allahut do të arrijë gradën e njerëzve të veçantë, të cilët qëndrojnë shumë më lart sesa adhuruesit e thjeshtë. Allahu na ndihmoftë!

## 6. Shenjat e Allahut, ato që shikohen dhe ato që lexohen

Zoti i Lartësuar i fton njerëzit - përmes Kuranit - që ta njohin Atë nëpërmjet dy mënyrave:

*i.* Vështrimi i veprave të Allahut.

*ii.* Meditimi mbi ajetet e Kuranit.

Të parat janë argumentet e dukshme, që dëshmojnë për Allahun, kurse të dytat janë argumentet që dëgjohen dhe logjikohen.

Ja disa ajete që flasin për mënyrën e parë: *“**Pa dyshim se në krijimin e qiejve dhe të tokës, në këmbimin me radhë të ditës dhe të natës, në anijet që lundrojnë përmes detit me çfarë është e vlefshme për njerëzimin, në ujin që Allahu derdh nga qielli, duke e bërë tokën pas tij të gjallë, pas vdekjes së saj, në lëvizjen e të gjitha krijesave, të cilat Ai i ka shpërndarë gjithandej, në ndryshimin e drejtimit të erërave dhe të reve që mbahen mes qiellit dhe tokës: të gjitha këto janë me të vërtetë Ajete** (prova, dëshmi, tregues) **për popullin që ka mend.**” (Kurani, 2:164) “**Vërtet në krijimin e qiejve dhe të***

***tokës dhe në këmbimin e ndërsjellë të ditës dhe të natës, ka pa dyshim tregues për ata që kanë mend.*** *" (Kurani, 3:190)* Të tilla ajete ka shumë në Kuran.

Ja dhe disa ajete që flasin për mënyrën e dytë*: "**A nuk mendojnë thellë për Kuranin?**" (Kurani, 4:82) "**A nuk e menduan ata thellë fjalën** (Kur'anin).**"** (Kurani, 23:68) **"**(Ky është)* ***një Libër*** *(Kur'an)* ***gjithë bekime e mirësi, të cilin Ne ta kemi zbritur ty me qëllim që ata të mendojnë e të thellohen në Vargjet e tij.*** *" (Kurani, 38:29)* Edhe si këto ajete ka plot në Kuran.

Veprat e Allahut faktojnë veprimet e Tij, dhe veprimet tregojnë për cilësitë e Allahut. Vepra tregon për një veprues që e ka kryer atë dhe kjo detyrimisht të shpie në përfundimin se ai ekziston, ka forcë, vullnet dhe dije, pasi është e pamundur që një veprim i lirë dhe i qëllimshëm të kryhet nga dikush apo nga diçka që nuk ekziston, apo që mund të ekzistojë, por nuk zotëron fuqi, jetë, dije dhe as vullnet. Veçantia e çdo vepre dhe veçoritë e saj të ndryshme, tregojnë për vullnetin e lirë të vepruesit, i cili nuk vepron vetëm njëherë dhe gjithmonë njëlloj.

Të gjitha përfitimet, urtësitë dhe qëllimet e mira që shihen te veprat e Allahut, flasin për Urtësinë e Tij.

Kur veprat e Tij kanë mirësi dhe dobi, ato flasin për Mëshirën e Tij. Kur në veprat e Tij shfaqet forca dhe ndëshkimi, ato flasin për Zemërimin e Tij.

Kur në to shfaqet bujaria dhe përkujdesja, ato flasin për Dashurinë e Tij.

Kur në to shfaqet nënshtrimi dhe ulja, ato flasin për Urrejtjen dhe Pakënaqësinë e Tij.

Kur te veprat e Tij shfaqet një fillim i dobët e i mangët, më pas rritja e përsosmëria, dhe në fund zhdukja e shkatërrimi, e gjitha kjo fakton ndodhinë e ringjalljes. Lindja, rritja dhe vdekja e bimëve dhe e kafshëve tregon se ringjallja është e mundshme.

Kur gjurmët e Mëshirës dhe Mirësisë së Tij shfaqen te krijesat, ato flasin për vërtetësinë e profetëve të Zotit.

Ndërsa kur te krijesat shfaqet përsosmëria dhe bukuria, e cila nëse nuk do ishte do t'i bënte ato të mangëta, kjo tregon se Ai që i dhuroi është i pari që i zotëron këto cilësi.

Veprat e Allahut janë ato që më mirë se çdo gjë tjetër flasin për cilësitë e Tij dhe vërtetojnë fjalët e profetëve, të cilët folën për madhështinë e cilësive të Tij. Veprat e krijuara dëshmojnë vërtetësinë e ajeteve kuranore, kurse ajetet kuranore nxisin argumentimin me anë të shenjave të krijimit.

Allahu i Lartësuar thotë: ***"Ne do t'u shfaqim atyre Shenjat Tona në gjithësi dhe në vetë veten e tyre, derisa t'u bëhet e qartë se ky*** *(Kurani)* ***është e vërteta. A nuk mjafton për Zotin tënd se Ai është Dëshmues përmbi gjithçka?"*** *(Kurani, 41:53)* E pra, Kurani është i vërtetë dhe Allahu tregon se në mënyrë të pashmangshme Ai do t'u shfaqë atyre argumentet e Tij në gjithësi, të cilat flasin për vërtetësinë e ajeteve kuranore. Më pas thotë se dëshmia e Tij është më se e mjaftueshme për të treguar vërtetësinë e fjalëve të Tij, fjalë më të cilat Ai dëshmon për vërtetësinë e Profetit të Tij. Argumentet e Allahut tregojnë vërtetësinë e fjalëve të Tij dhe Ai Vetë dëshmon për vërtetësinë e Profetit me anë të argumenteve të Tij. Allahu është Vetë Dëshmues, por edhe të tjerët dëshmojnë për Të; Ai Vetë është argumenti dhe shërben si argument për të tjerët; Ai Vetë është argument i vetvetes. Një njeri që e njihte mirë Zotin, pati thënë: "Si mund të kërkoj argument për Atë i Cili është Vetë argument për çdo gjë?!" Çdo argument që të kërkosh për Allahun, dije se Allahu është më i Dukshëm se vetë argumenti. Ndaj edhe profetët iu drejtuan popujve të tyre duke u thënë: ***"A mos keni dyshim në Allahun, Krijuesin e qiejve dhe të tokës?"*** *(Kurani, 14:10)*

Allahu është më i njohur se çdo i njohur, më i famshëm se çdo i famshëm dhe më i qartë se çdo argument. Nëpërmjet Tij janë bërë të njohura elementet e realitetit, ndonëse ato përdoren për të argumentuar ekzistencën e Tij.

## 7. Monoteizmi nën dritën e lutjes për largimin e vuajtjeve

Te *Musned*-i i Imam Ahmedit dhe te *Sahihu* i Ibn Hibanit, transmetohet një hadith nga Abdullah ibn Mesudi, i cili ka thënë se, i Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem), pati thënë: "*Nëse ndonjë njeri e kap trishtimi apo*

*ankthi, le të thotë: "O Zot! Unë jam një rob i Yti, bir i robit dhe i robëreshës Tënde; balluket e mia (jeta ime) janë në dorën Tënde; mbi mua vepron vendimi Yt; gjykimi Yt mbi mua është i drejtë. Të lutem me të gjithë emrat e Tu, me të cilët Ti ke emëruar Veten, apo që i ke zbritur në librin Tënd, apo që ia ke mësuar ndonjë krijese, apo që i ke mbajtur të fshehtë në dijen Tënde - bëje Kuranin pranverën e zemrës sime, dritën e kraharorit tim, largues të trishtimit tim dhe shërues të ankthit dhe merakut tim!" Nëse njeriu e bën këtë lutje, Allahu do t'ia largojë ankthin dhe merakun, dhe do t'ia zëvendësojë atë me gëzim dhe hare.*" Sahabët i thanë: - O i Dërguari i Allahut! A ta mësojmë këtë lutje? - Profeti u përgjigj: "*Po. Secili që e dëgjon duhet ta mësojë.*"[5]

Ky hadith madhështor përmban në vetvete çështje që kanë të bëjnë me njohjen e Zotit, njësimin e Tij dhe adhurimin.

Kështu, ai që i lutet Allahut, i drejtohet duke filluar lutjen me këto fjalë: "Unë jam një rob i Yti, bir i robit dhe i robëreshës Tënde". Këtu futen të gjithë ata njerëz që kanë qenë shkak që ai të vinte në jetë, pra, deri te prindërit e parë, Ademi dhe Havaja. E gjithë kjo është përulje dhe përgjërim që njeriu tregon para Allahut. Ky është një pranim se, ai vetë dhe prindërit e tij, nuk janë veçse robërit e Zotit, dhe robi nuk ka ku të trokasë tjetër, veçse te porta e zotërisë së tij. Ai nuk mund të shpresojë në bujarinë dhe mirësinë e tjetërkujt, veç bujarisë dhe mirësisë së zotërisë së tij. Nëse zotëria i tij e lë pas dore dhe e braktis, pa dyshim që ai do të vdesë dhe askush nuk do të kujdeset për të; askush nuk do të tregohet i mëshirshëm ndaj tij, por do të përhumbë tërësisht. Me këtë lutje, o njeri, ke pranuar se nuk mund të jetosh pa Zotin tënd, pa ndihmën dhe përkujdesjen e Tij, as edhe një çast të vetëm, dhe kështu që ti nuk ke askënd tek i cili do gjesh strehë dhe përkujdesje veç Zotërisë tënd, rob i të cilit je. Këtu, ti o njeri, e pranon se je një rob i komanduar, i urdhëruar, i ndaluar e i nënshtruar; ti vepron si një rob nën urdhra dhe jo si një njeri i lirë; ti nuk mund të zgjedhësh për veten tënde, pasi këtë mund ta bëjnë vetëm mbretërit dhe njerëzit e lirë, ndërsa robërit duhet të sillen ashtu siç i takon një robi të sillet. Të tillë njerëz janë robër të bindjes, që kanë zgjedhur vetë t'i bashkëngjiten emrit të Allahut të Lartësuar, siç tregohet në këtë ajet: *"**Në të vërtetë, ti nuk do të kesh pushtet mbi robërit e Mi...**"* (Kurani, 15:42), dhe:

[5] Transmeton Ahmedi (1/391-452), Ibn Hiban, nr. 2372, etj. Ky hadith është autentik (*sahih*).

***"Robërit e të Gjithëmëshirshmit janë ata që ecin thjeshtë nëpër Tokë..."*** (Kurani, 25:63), ndërsa robërit në përgjithësi, janë të nënshtruar pa zgjedhjen e tyre. Bashkëngjitja që u bëhet këtyre të fundit me emrin e Allahut, është si bashkëngjitja që i bëhet të gjitha banesave si pronë e Tij, ndërsa bashkëngjitja e të parëve është bashkëngjitje nderimi, siç thuhet për Qabenë se është shtëpia e Zotit, apo për devenë e Salihut si deveja e Zotit, për Xhenetin si bota e Zotit dhe po kështu edhe për robërinë e të Dërguarit të Tij: ***"Dhe nëse ju dyshoni për atë** (Kuranin) **që Ne i kemi zbritur robit tonë."*** *(Kurani, 2:23)* ***"Lavdia dhe Madhështia i takon Atij** (Allahut) **i Cili e mori robin e Tij."*** *(Kurani, 17:1)* ***"Kur robi i Allahut** (Muhamedi) **u ngrit duke u lutur."*** *(Kurani, 72:19)*

Që të vërtetohet fjala: "**Unë jam një rob i Yti**", duhet që njeriu t'i përkushtohet robërisë ndaj Allahut me përulje, nënshtrim, pendim, zbatim të urdhrave të Tij, largim nga ndalesat e Tij, kërkim ndihme dhe shpëtim vetëm prej Tij e mbështetje tek Ai. Zemra e robit nuk duhet të krijojë varësi nga dashuria, frika dhe shpresa e askujt tjetër përveç Zotit.

Fjalët e mësipërme nënkuptojnë, gjithashtu, se unë jam rob në çdo aspekt, i madh dhe i vogël qofsha, i gjallë dhe i vdekur, i bindur dhe i pabindur, i sëmurë dhe i shëndoshë, me shpirt, zemër, gjuhë dhe gjymtyrë. Pasuria ime dhe shpirti im janë pronë e jotja, sepse gjithçka që posedon robi, i përkasin zotërisë së tij. Çdo gjë e mirë që unë kam, është dhuratë e Mirësisë Tënde dhe kjo është bujaria Jote ndaj robit Tënd. Jetën dhe pasurinë që Ti ma ke dhuruar, unë e kam vënë nën urdhrat e Tua, ashtu si robi i bindet padronit të tij, unë nuk kam pushtet t'i bëj mirë apo keq vetes, nuk e kam në dorë as jetën dhe as vdekjen time.

Nëse të gjitha këto kuptime janë të vërteta, atëherë me të drejtë lutësi ka deklaruar se është rob i vërtetë i Zotit.

Më pas, ai thotë: "**balluket e mia (jeta ime) janë në dorën Tënde**", Ti je Ai që më ke nën kontroll, ndaj bëj me mua çfarë të duash, sepse nuk jam unë ai që veproj me veten time si dua.

Çfarë ka në dorë njeriu, kur shpirti dhe jeta e tij si rob janë në duart e Zotit të tij; zemra e tij ndodhet mes dy gishtave të Tij; jeta, vdekja, lumturia, dështimi, shëndeti, sëmundja dhe gjithçka tjetër është në dorë të Allahut të

Lartësuar! Robi nuk ka asgjë në dorë para Allahut, ai është në duart e Tij si robi më i dobët para mbretit më të madh, nën pushtetin dhe urdhrin e tij, madje edhe më tepër se kaq!

Kur robi dëshmon se jeta e tij dhe e të gjithë njerëzve është vetëm në duart e Allahut, i Cili bën me to çka të dojë, atëherë ai nuk ka si të ketë frikë dhe shpresë prej njerëzve, nuk ka për t'i konsideruar ata si mbretër, por si robër të thjeshtë, të përulur para Allahut dhe të nënshtruar ndaj Tij në gjithçka.

Kush i dëshmon me fjalë dhe vepra të gjitha këto gjëra, tregon se çdo nevojë të tij e ka lidhur me Zotin, çdo gjë e ka lënë në dorë të Tij dhe kur edhe njerëzit e tjerë e dëshmojnë këtë gjë për të, - se ai nuk e ndien nevojën e tyre dhe as i ka varur shpresat tek ata - atëherë me të vërtetë monoteizmi i tij, mbështetja dhe adhurimi i tij ndaj Allahut është i palëkundshëm. Prandaj edhe Hudi, profet i Zotit, i tha popullit të tij: ***"Unë i vë shpresat tek Allahu, Zoti im dhe Zoti juaj! Nuk ka asnjë krijesë të gjallë që Ai të mos e ketë mbërthyer pas ballukeve të ballit*** *(ta ketë nën sundimin e Tij të plotë)*. ***Nuk ka dyshim që Zoti im është në Udhën më të Drejtë."*** *(Kurani, 11:56)*

Fjala e tij: "**Mbi mua vepron vendimi Yt, gjykimi yt mbi mua është i drejtë**", përmban dy elemente:

E para: Zbatimi i gjykimit të Zotit mbi njeriun.

E dyta: Lëvdata që Allahu meriton dhe drejtësia e vendimeve të Tij - Allahut i përket pushteti dhe lavdia. Ky është edhe kuptimi i fjalëve të Hudit: ***"Nuk ka asnjë krijesë të gjallë që Ai të mos e ketë mbërthyer pas ballukeve të ballit*** *(ta ketë nën sundimin e Tij të plotë)"*, dhe më pas tha: ***"Nuk ka dyshim që Zoti im është në Udhën më të Drejtë"***. E pra, megjithëse Ai ka nën kontroll gjithçka dhe njerëzit janë nën sundimin dhe pushtetin e Tij, Ai përsëri është në udhën e drejtë. Dhe kjo është drejtësia që i karakterizon veprimet e Tij. Ai është në udhën e drejtë në fjalët e Tij, veprat, gjykimin, caktimin, urdhrat, ndalesat, shpërblimin dhe ndëshkimin që jep. Lajmet e Allahut janë të gjitha të vërteta, gjykimi i Tij në çdo rast është i drejtë, urdhrat e Tij janë vetëm në interes të njeriut, çdo gjë që Ai e ka ndaluar është e dëmshme. Atij që e meriton shpërblimin, Ai ia jep me Mirësinë dhe Mëshirën e Tij dhe atij që e meriton ndëshkimin, Ai ia jep me Drejtësinë dhe Urtësinë e Tij.

Në këtë lutje bëhet dallim ndërmjet vendimit dhe gjykimit, zbatimi i caktohet vendimit, ndërsa drejtësia, gjykimit. Vendimi i Allahut të Lartësuar përfshin vendimin ligjor/fetar dhe vendimin ekzistencial kaderist, që të dyja llojet zbatohen te njeriu dhe ai është i ndrydhur nën të dyja këto vendime, vendime këto që zbatohen ndaj tij, do apo nuk do, por me një ndryshim, pasi vendimi që ka të bëjë me kaderin nuk mund të kthehet, ndërsa vendimit fetar/ligjor, njeriu mund të mos i bindet.

Duke qenë se gjykimi është plotësim i vendimit dhe vjen pas zbatimit të tij, fjalët e lutjes që thonë: "**gjykimi yt mbi mua është i drejtë**", nënkuptojnë që ky vendim që e plotësove dhe e zbatove mbi robin tënd, është i drejtë për të.

Përsa i përket vendimeve të Allahut, Ai mund të dojë që ato të zbatohen, por edhe mund të mos i zbatojë. Nëse vendimi është fetar, ai është i zbatueshëm te robi, e nëse është vendim ekzistencial dhe Allahu e zbaton, atëherë ai kryhet, në të kundërt ai nuk kryhet. Allahu është Ai i Cili zbaton atë që Ai gjykon, por dikush tjetër mund të gjykojë apo vendosë diçka dhe nuk mund ta zbatojë atë. Kështu, Allahu është i Vetmi që gjykon dhe zbaton, ndaj dhe vetëm Atij i përket gjykimi dhe zbatimi i gjithçkaje.

Fjalia: "**gjykimi yt mbi mua është i drejtë**", përmban të gjitha gjykimet e Allahut ndaj robit të Vet, siç është shëndeti, sëmundja, pasu-ria, varfëria, kënaqësia, dhimbja, jeta, vdekja, ndëshkimi, shpërblimi etj. Allahu i Madhëruar thotë: *"**Dhe çfarëdo fatkeqësie që ju bie, ajo është veçse çfarë vetë duart tuaja e kanë fituar.**" (Kurani, 42:30); "**por kur ndonjë e keqe u bie atyre për shkak të veprave që vetë duart e tyre i kanë kryer më parë, atëherë me të vërtetë njeriu bëhet mosmirënjohës!**" (Kurani, 42:48)* Çdo gjykim që Allahu jep ndaj robit, s'ka se si të jetë ndryshe, përveçse i drejtë.

Dikush mund të pyesë dhe të thotë: Sipas jush, gjynahet ndodhin me gjykimin dhe caktimin e Zotit, atëherë ku qëndron drejtësia në caktimin e tyre?! Pse Zoti duhet t'i ndëshkojë për atë që Ai e ka caktuar të ndodhë?!

Pa dyshim që kjo pyetje është e rëndësishme dhe vetëm për shkak të saj, ka patur një grup i cili pretendonte se drejtësi është gjithçka që ndodh, e ndërsa padrejtësia është e pamundur të ndodhë. Padrejtësi, sipas këtyre njerëzve, do të thotë të veprosh në pronën e dikujt tjetër, e ndërsa Allahu

është Ai që zotëron çdo gjë, ndaj dhe çdo veprim i Tij te krijesat e Tij, nuk mund të jetë tjetër vetëm se drejtësi![6]

Ndërsa një grup tjetër thotë: “Drejtësia e do që Allahu të mos ndëshkojë për atë çka Ai ka gjykuar dhe caktuar.” Mirëpo, nga kjo del sikur Allahut i pëlqen të ndëshkojë për gjynahet që i cakton! Atëherë, nga kjo kuptohet se ato nuk ndodhin me gjykimin dhe caktimin e Tij, dhe kështu ndëshkimi që Ai jep për gjynahet, qoftë në këtë botë apo në tjetrën është drejtësi, pasi nuk është Ai i Cili i ka caktuar ato![7]

Siç shihet, për të dyja grupet ka qenë e vështirë të pranohen së bashku këto dy koncepte, drejtësia dhe caktimi (kaderi). Sipas tyre, kushdo që pranon kaderin, nuk mund të pranojë drejtësinë, dhe kushdo që pranon drejtësinë nuk mund të pranojë kaderin. Në mënyrë të ngjashme, ata e patën të vështirë që të pranojnë së bashku monoteizmin (teuhidin) dhe pranimin e cilësive të Zotit. Ata nuk mund ta pranojnë njësimin e Zotit ndryshe, vetëm se duke mohuar cilësitë e Tij! Kështu që monoteizmi i tyre nuk është gjë tjetër përveçse mohim, dhe drejtësia sipas tyre veçse përgënjeshtrim i kaderit!

Pasuesit e Sunetit i pranojnë të dyja, kaderin dhe drejtësinë. Padrejtësi do të thotë që të mos vendosësh diçka në vendin që i takon, siç mund të jetë ndëshkimi i një njeriu të devotshëm apo pa gjynahe, gjë të cilën Allahu e ka mohuar për Veten e Tij disa herë në Kuran. Allahu i Madhëruar ndonëse lë në humbje atë që do dhe ka caktuar të mëkatojë dhe devijojë ai që (Ai) do, kjo është drejtësi për këtë njeri, sepse Allahu e ka vendosur humbjen dhe mëkatin në vendin e merituar. S’ka se si të jetë ndryshe, pasi një nga emrat e Tij të bukur është “**i Drejti**”, gjë që do të thotë se të gjitha veprimet dhe vendimet e Tij janë të drejta dhe me vend. Allahu i ka bërë të qarta rrugët, ka çuar edhe të dërguar, ka zbritur Libra, ka larguar pengesat dhe ka mundësuar shkaqet e udhëzimit dhe bindjes me anë të dëgjimit, shikimit dhe logjikës, sepse kjo është Drejtësia e Tij. Allahu i jep sukses me përkujdesjen e Tij atij që do; kjo është një dëshirë dhe privilegj i Tij që ia bën kujt të dojë. Allahu poshtëron

---

[6] Të këtij mendimi janë grupi i fatalistëve (*el-xhebrije*), që sipas tyre njeriu nuk është i lirë në veprimet e tij.

[7] Të këtij mendimi janë grupi i ‘vullnetit të lirë’ (*el-kaderije*), që sipas tyre njeriu është krejtësisht i lirë në veprimet e tij, dhe asgjë nuk është e paracaktuar.

atë që nuk e meriton suksesin dhe privilegjin e Tij dhe ai e ka lënë vetëm këtë njeri. Allahu në Vetvete nuk dëshiron që t'i japë atij sukses, ndaj dhe nuk e privilegjon atë, por ama nuk ia privon atij drejtësinë e Tij. Kjo ndahet në dy lloje:

E para: Mosudhëzimi i tij vjen si rezultat i largimit dhe indiferencës së vetë njeriut ndaj Zotit, dhënies përparësi atyre që nuk i binden Zotit, harrimit, mospërmendjes dhe mosmirënjohjes ndaj Zotit. Të gjitha këto dhe të tjera, bëjnë që njeriu ta meritojë braktisjen nga ana e Allahut.

E dyta: Allahu nuk dëshiron që nga fillimi që ai të udhëzohet, sepse e njeh mirë këtë njeri që nuk është i përshtatshëm për të, nuk do t'ia dijë vlerën dhe mirësinë udhëzimit dhe as nuk do të jetë mirënjohës ndaj Tij për këtë gjë, e ai nuk e dëshiron një gjë të tillë, ndaj dhe Allahu duke e njohur mirë nuk ia dëshiron udhëzimin, siç thotë i Madhëruari: *"**Kështu Ne i kemi provuar disa prej tyre me disa të tjerë, që të mund të thonë: 'A këta janë që Allahu i ndihmon dhe u sjell mirësi?' A mos vallë nuk i di më mirë Allahu ata që janë falënderues?**" (Kurani, 6:53) "**Po të dinte Allahu ndonjë të mirë tek ata, pa dyshim që Ai do t'i kishte bërë ata të dëgjojnë, por edhe sikur Ai t'i kishte bërë ata të dëgjonin, ata prapë vetëm se do të ishin larguar e do të ktheheshin përsëri tek e gabuara.**" (Kurani, 8:23)*

Kur Allahu i gjykon këta njerëz me humbje dhe mëkate, kjo është vetë drejtësia, ashtu siç gjykohet për gjarprin që të vritet, për akrepin dhe qenin e tërbuar dhe kjo është drejtësi për të, megjithëse ai, këtë cilësi të dëmshme e ka të krijuar. Për më tepër rreth kësaj teme kam folur në librin mbi Kaderin.[8] E rëndësishme është se fjala e Profetit (salallahu alejhi ue selem): "**mbi mua vepron vendimi Yt, gjykimi Yt mbi mua është i drejtë**", u kundërvihet të dyja grupeve:

Kaderijeve, të cilët mohojnë në mënyrë të përgjithshme gjykimet e Allahut ndaj robit të Tij dhe thonë se veprimet e njerëzve s'kanë lidhje fare me gjykimin dhe caktimin e Zotit, por për ta gjykimi është vetëm urdhëresa dhe ndalesa!

[8] Ky libër i Ibn Kajimit titullohet: *Shifau el-alil fi mesail el-kada uel kader uel-hikmeti ue et-talil.*

Xhebrijeve, të cilët thonë se çdo gjë që ndodh është drejtësi! Kështu që s'ka asnjë vlerë për shprehjen: "**gjykimi yt mbi mua është i drejtë**!" Drejtësia sipas tyre, është pjesë e çdo gjëje të mundshme që ndodh, ndërsa padrejtësia nuk është e mundur të ndodhë ndonjëherë! Nga kjo del sikur kuptimi për shprehjen e mësipërme është: Tek unë zbatohet gjykimi Yt, kuptim i cili i përket frazës së parë, pra diçka e përsëritur!

Fjalia**: "Të lutem me të gjithë emrat e Tu...",** e deri në fund të lutjes, është një përgjërim që i bëhet Allahut me të gjithë emrat e Tij, si ata që i di njeriu dhe ata që nuk i di. Kjo metodë është një nga më të dashurat për Allahun, sepse ajo bëhet duke iu lutur Allahut me cilësitë dhe veprat e Tij, nga të cilat rrjedhin edhe emrat e Tij.

Fjalia: **"Bëje Kuranin pranverën e zemrës sime, dritën e kraharorit tim."** Fjala *rebi* (pranverë) në gjuhën arabe, ka për qëllim shiun, i cili gjallëron bimësinë dhe, Kurani në këtë lutje është shëmbëllyer me shiun, sepse zemrat gjallërohen nëpërmjet tij. Allahu ka përmendur në Kuran ujin, me të cilin merr gjallëri jeta, bashkë me dritën e cila jep ndriçimin: *"**Ai lëshon ujë nga qielli dhe luginat rrjedhin sipas masës së tyre, por vërshimi mbart shkumën që del në sipërfaqe, si dhe nga ai** (ari), **të cilin ata** (njerëzit) **e nxehin në zjarr, me qëllim që të bëjnë zbukurime.**" (Kurani, 13:17*) *"**Kjo ngjason si me atë që ndezi zjarrin dhe pasi ai ndriçoi gjithandej rreth tij, Allahu ua mori dritën.**" (Kurani, 2:17)* Dhe më poshtë thotë: *"**Ose si një shtrëngatë nga qielli.**" (Kurani, 2:19)* E po kështu, në ajetin: ***"Allahu është drita e qiejve dhe e Tokës. Drita e Tij shëmbëllen me atë të një kamareje, në të cilën ndodhet një llambë. Llamba është në një kristal, kurse kristali është si një yll i shndritshëm. Ajo (llamba) ndizet nga druri i bekuar i ullirit, as lindor, as perëndimor, ndërsa vaji i saj shkëlqen edhe pa e prekur zjarri. Dritë sipër dritës. Allahu udhëzon drejt dritës së Tij kë të dojë dhe paraqet shembujt për njerëzit. Allahu është i Dijshëm për çdo gjë."*** *(Kurani, 24:35)* Dhe pak më pas thotë: *"**A nuk e shihni se Allahu i drejton retë me qetësi, pastaj i mbledh ato bashkë, pastaj i kthen ato në stivë shtresa-shtresa dhe ju shihni shiun të dalë nga brendësia e tyre. Ai dërgon nga qielli edhe re si male të mëdha me breshër dhe godet me të atë që do Ai ose e largon atë prej***

***kujt të dojë Ai. Drita e shpejtë e shkrepjes së tyre** (e reve) **sa s'të merr sytë.**"(Kurani, 24:43)*

Në këtë lutje, pra, kërkohet gjallërimi i zemrës me shiun e Kuranit dhe ndriçimi i kraharorit, dhe kështu do të kemi jetë dhe dritë. Allahu i Lartësuar thotë: *"**A mos vallë është njësoj si ai i cili ishte i vdekur** (nga padija dhe mosbesimi) **dhe që Ne i dhamë atij jetë** (me dije dhe Besim) **duke i vënë atij një dritë** (Besimin) **me anë të së cilës ai të ecë mes njerëzve, me atë i cili është në errësirë** (mosbesim)**, nga e cila kurrë nuk mund të dalë?**" (Kurani, 6:122)*

Më pas, në këtë lutje kërkohet nga Allahu që Ai ta shpëtojë lutësin nga ankthi, meraku dhe trishtimi, sepse këto janë sëmundje që i marrin jetën dhe dritën zemrës. Njeriu lutet që ilaçi të jetë Kurani dhe jo diçka tjetër, sepse kështu është e vështirë që ato të kthehen, ndryshe nga fakti që nëse ato largohen me anë të kënaqësive të kësaj bote, si gruaja, fëmija apo pozita, kur këto të mos jenë më, ankthi, meraku dhe trishtimi kthehen përsëri.

Nëse zemra mbërthehet nga një pakënaqësi e shkuar, atëherë ajo jep trishtim; nëse mbërthehet nga një vuajtje për të tashmen, atëherë ajo shkakton merak, e nëse i përket të ardhmes atëherë ajo ka rënë në ankth. Allahu e di më mirë.

## 8. Froni i qiellit dhe froni i tokës

Krijesa më e përsosur, më fisnike, më madhështore, më e ndritur, më e larta në vend e pozitë dhe më e madhja, është Arshi (froni) i Allahut, ndaj dhe Allahu i Madhëruar u lartësua mbi të.[9] Krijesat e tjera, sa më afër Arshit që të jenë krijuar, aq më fisnike, të ndritshme dhe të përsosura janë në krahasim me të tjerat që ndodhen më larg, për këtë arsye Xheneti i Firdeusit është xheneti më i lartë, më i miri dhe më i ndritshmi, sepse ai është më pranë Arshit, e Arshi është çatia e tij.[10] Çdo gjë, sa më larg tij të ndodhet, aq më e errët dhe e

[9] Kjo gjë përmendet shtatë herë në *Kuran*, shih sure Taha: 5, A'raf: 54, Junus: 3, Rrad: 2, Furkan: 59, Sexhde: 4, Hadid: 4.

[10] Transmetohet në *Sahih*-un e Buhariut (7423) nga Ebu Hurejra, se Profeti (salallahu alejhi ue selem) pati thënë: "Në Xhenet ka njëqind rangje, të cilat Allahu i ka përgatitur për ata që luftojnë për hir të kauzës së Tij, hapësira që gjendet ndërmjet dy rangjeve, është sa toka me qiellin dhe nëse i luteni

ngushtë është në krahasim me të tjerat, prandaj dhe më i poshtmi i të poshtmëve, është vendi më i keq dhe më i ngushtë dhe larg çdo të mire. Allahu i ka krijuar zemrat dhe i ka bërë ato vendnjohjen e Tij; në to vendoset dashuria për Allahun. Zemra është froni (arshi) i shembullit më të lartë, që është pikërisht njohja e Tij, dashuria për Të dhe dëshira për t'u afruar me Të. Allahu i Lartësuar thotë:

***"Për ata që nuk besojnë në Botën e Përtejme, është përcaktuar shembulli i më të keqes, ndërsa Allahut i përket Shembulli më i lartë dhe Ai është i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues."*** *(Kurani, 16:60)* ***"Është Ai, i Cili e fillon krijimin, pastaj do ta përsërisë atë dhe kjo është shumë e lehtë për Të. Atij i takon shembulli më i lartë në qiej dhe në tokë. Dhe Ai është i Gjithëfuqishmi, më i Urti, Gjithëgjykues."*** *(Kurani, 30:27)*

Gjithashtu: ***"Asgjë nuk i shëmbëllen Atij."*** *(Kurani, 42:11)*

Njohja, dashuria dhe dëshira për të qenë pranë Allahut, është një prej shembujve më të lartë që lartësohet në zemrën e besimtarit dhe është fron për të. Nëse zemra nuk është më e pastra, më e mira dhe më e largëta nga çdo e keqe, ajo nuk mund të bëhet vend i përshtatshëm për të qëndruar shembulli më i lartë në të, ndaj në të qëndron shembulli më i ulët, që është dashuria dhe varësia e zemrës pas kësaj bote, dhe kësodore, kjo zemër do të bëhet vendi më i ngushtë, më i errët dhe më i largët nga lumturia dhe përkryeshmëria.

Kështu, do të kemi dy zemra, një zemër e cila bëhet fron për Allahun (njohjen dhe dashurinë për Të), e në të cilën do të ketë jetë, dritë, ngazëllim, hare, lumturi dhe çdo gjë të mirë, por në anën tjetër, do të kemi një zemër, e cila është bërë fron i shejtanit, dhe në të do të gjesh ngushtësi, errësirë, vdekje, trishtim, ankth dhe stres. Një njeri i tillë do të jetë i pikëlluar për të shkuarën e tij, i merakosur për çastet që jeton dhe në ankth për atë që e pret në të ardhmen. Transmetohet një hadith nga Profeti (salallahu alejhi ue selem), në të cilin thuhet: "*Kur drita hyn në zemër, ajo hapet dhe zgjerohet.*" Shokët e tij e pyetën: "Dhe si dallohet kjo o i Dërguari i Allahut?" Ai tha: "*Dashuria*

---

Allahut, kërkojini Atij Firdeusin, sepse ai është Xheneti i mesëm dhe më i larti, dhe sipër tij qëndron Arshi i të Gjithëmëshirshmit dhe prej tij rrjedhin edhe lumenjtë e Xhenetit."

*për botën e përjetshme, urrejtja për botën mashtruese dhe përgatitja për vdekjen, para se ajo të vijë.*”[11]

Drita që futet në zemër, vjen si ndikim i shembullit më të lartë, ndaj dhe ajo hapet dhe zgjerohet, e nëse në të nuk ka njohje dhe dashuri për Allahun, atëherë në të do të ketë vetëm errësirë dhe ngushtësi.

## 9. Meditimi mbi cilësitë dhe veprat e Allahut

Medito në ligjërimin e Kuranit dhe do të shohësh një Mbret të Plotpushtetshëm, ku të gjitha lavdet i përkasin Atij, frerët e të gjitha çështjeve janë në duart e Tij; prej Tij burojnë dhe tek Ai kthehen. Ai qëndron mbi fronin e pushtetit të Tij, asgjë nuk i shpëton kontrollit të Tij në çdo skaj të mbretërisë së Tij. Ai di ç'përmbajnë zemrat e njerëzve, njeh të fshehtat e tyre dhe atë që është e zbuluar. I Vetëm në mbarëvajtjen e punëve të mbretërisë, dëgjon dhe shikon, diku jep dhe diku privon, shpërblen dhe ndëshkon, nderon dhe poshtëron, krijon dhe furnizon, jep jetë dhe vdekje, përcakton, gjykon dhe kontrollon të gjitha punët që vijnë prej Tij, të imëta apo të mëdha qofshin, dhe tek Ai përsëri ato kthehen; as edhe një grimcë nuk lëviz pa lejen e Tij, as edhe një gjethe që bie nuk mbetet mënjanë diturisë së Tij.

Shiko sesi Allahu lëvdon Veten e Tij, e madhëron dhe e falënderon, këshillon robërit e Tij, i udhëzon ata drejt lumturisë dhe kënaqësisë së tyre, i nxit në këtë drejtim dhe i paralajmëron për çdo të keqe që çon në shkatërrimin e tyre.

Allahu u tregon njerëzve sesi ta njohin Atë nëpërmjet emrave dhe cilësive të Tij, në mënyrë që Ai të bëhet i dashur tek ata nëpërmjet mirësive dhe begative të Tij.

Allahu u kujton njerëzve mirësitë e Tij, i urdhëron t'i përkushtohen asaj që plotëson mirësinë e Tij, u tërheq vërejtjen për ndëshkimin e Tij, u kujton atyre shpërblimin që ka përgatitur për ta nëse i binden, si dhe çfarë ka përgatitur si dënim nëse nuk i binden.

---

[11] Ky hadith transmetohet nga Hakimi (4/311) dhe të tjerë, por nuk është autentik (hadith daif); shih *Ed-daifetu* të shejh Albanit, nr. 965.

Allahu tregon se si ka vepruar më parë me miqtë dhe armiqtë e Tij, sikundërse nga ana tjetër tregon edhe përfundimin e secilës palë. Ai i lavdëron miqtë e Tij për cilësitë dhe veprat e mira që kanë bërë, ndërsa kritikon armiqtë e Tij për cilësitë dhe punët e këqija që kanë vepruar. Allahu jep shembuj të ndryshëm dhe paraqet argumente dhe fakte të larmishme. Ai i përgjigjet më së miri dyshimeve që ngrenë armiqtë e Tij, vërteton fjalët e të sinqertëve dhe përgënjeshtron fjalët e gënjeshtarëve, thotë të vërtetën dhe udhëzon në rrugën e drejtë, fton në Shtëpinë e Paqes (Xhenetin), përshkruan karakteristikat e kësaj Shtëpie dhe kënaqësitë e saj. Ai paralajmëron për Shtëpinë e Shkatërrimit (Xhehenemin) dhe përshkruan vuajtjet e saj dhe dhembjet që ajo shkakton.

Allahu i kujton njerëzit për nevojën që ata kanë për Të, në çdo gjë, dhe varfërinë e tyre para Allahut dhe se ata nuk mund të jetojnë pa Të, qoftë edhe një çast të vetëm. Ai tregon se s'ka aspak nevojë për asnjë nga krijesat e Tij dhe gjithçka që ekziston është krijesë e Tij. Atij i mjafton Vetvetja, kurse të tjerëve jo; pra ata kanë nevojë për Allahun. Askush nuk mund të përfitojë diçka të mirë a më tepër, vetëm se me privilegjin dhe mëshirën e Tij, dhe askujt nuk i bie mbi kokë ndonjë e keqe, e vogël apo e madhe qoftë, vetëm se në bazë të drejtësisë dhe urtësisë së Tij.

Njeriu shikon në ligjërimin e Allahut qortimin që Ai i bën të dashurve të Tij në mënyrën më të butë dhe, sesi Ai u mbulon atyre të metat, u fal gjynahet dhe u pranon justifikimet, ndreq mangësitë e tyre, i mbron dhe i ruan ata, u jep fitoren, qëndron kujdestar për problemet e tyre, i shpëton nga çdo siklet dhe vështirësi - u realizon premtimin e Tij. Ai është Miku i tyre më i mirë, mik si Ai ata nuk kanë tjetër, Ai është Miku dhe Kujdestari i tyre i vërtetë, Ai u jep atyre fitore ndaj armiqve - sa mik dhe ndihmëtar i mirë është Allahu!

Kur zemrat shikojnë se në Kuran flitet për një Mbret të Madh, të Mëshirshëm, Bujar e të Bukur, që bën gjithë këto të mira, si mund të mos e duan Atë e të mos rendin për të qenë pranë Tij, që rrahjet e tyre të flasin për dashurinë ndaj Tij, që Allahu të jetë më i Dashuri për ta se çdo gjë tjetër, e kënaqësia e Tij të jetë më parësorja ndaj çdo kënaqësie tjetër?!

E si të mos këndojë zemra teksa e përmend Atë, e dashuria, malli dhe shoqëria me Allahun të jetë ushqimi, forca dhe kura e saj; e tillë që nëse do ta

humbte të gjithë këtë, do të shkatërrohej dhe prishej, e asgjë nuk do të fitonte më nga jeta e saj?!

## 10. Zbrazja para mbushjes

Që të mbushësh diçka, do të thotë që më parë ajo të jetë e zbrazët nga çdo gjë që pengon këtë mbushje, dhe kjo vlen si për sendet materiale ashtu edhe për bindjet dhe dëshirat.

Nëse zemra është e mbushur me bindje dhe dashuri të kota, atëherë në të nuk ka vend për besimin e vërtetë dhe dashurinë ndaj Zotit. Ashtu si gjuha e një njeriu që nëse flet për gjëra pa vlerë, atëherë ky njeri nuk do të mund të flasë për të tjera gjëra që kanë dobi, vetëm nëse ai lë bisedat e kota. E njëjta gjë ndodh edhe me gjymtyrët e trupit, nëse me to nuk veprohet sipas urdhrave të Zotit, ato e kanë të vështirë të bëjnë të kundërtën, ndaj duhet që më parë të lihen veprimet e gabuara, për t'u zëvendësuar më pas me veprime të drejta. Edhe me zemrën është po e njëjta gjendje: kur një zemër është e preokupuar me dashurinë, mallin dhe dëshirën për dikë tjetër përveç Allahut, nuk është e mundur që ajo t'i përkushtohet të kundërtës, përderisa ajo të largohet nga vendndodhja e parë. E njëjta gjë ndodh edhe me gjymtyrët e tjera të trupit: më parë duhet të largohen nga çdo gjë që bëhet pengesë për shërbimin ndaj Zotit dhe më pas t'i përkushtohen Atij. Nëse njeriu e mbush mendjen dhe zemrën me preokupime dhe dije që s'kanë të bëjnë aspak me Zotin dhe s'ka dobi në to, sigurisht që nuk ka për të pasur vend për dijen që e njeh me Allahun, emrat, cilësitë dhe ligjet e Tij.

Ndodh kështu sepse vëmendja e zemrës është si vëmendja e veshit, kur i jepet përparësi bisedave që s'kanë të bëjnë me Zotin, bisedat për Të janë të pakuptueshme, edhe zemra kur nuk anon nga dashuria për Zotin, nuk i lë vend dashurisë për Të, e kur ajo nuk rreh për Allahun, nuk ka sesi ta kujtojë Atë. Dhe në këtë kuptim transmetohet edhe një hadith i Profetit (salallahu alejhi ue selem), ku ai thotë: "*Nëse ndonjërit prej jush do t'i mbushej fyti gjithë qelb deri sa t'i sëmurej, do ishte më mirë sesa ta mbushte atë me*

*poezi.*"[12] Ja pra, që njeriu mbushet nga brenda edhe me poezi. Dhe po kështu, ai mund të mbushet edhe me dilema dhe dyshime, me iluzione dhe përcaktime që s'kanë kurrfarë vërtetësie, me dije dhe njohuri të padobishme, me barsoleta, të qeshura, përralla dhe plot gjëra të tjera të ngjashme me to. Dhe kështu, kur zemra mbushet me të gjitha këto, nuk do të ketë më vend për Kuranin dhe dijen e tij, dije që sjell lumturinë dhe kënaqësinë e zemrës, por do kalojë pranë tij si një mysafir i padëshiruar dhe do të largohet pa lënë gjurmë. Nëse do të këshillosh një njeri me zemër të tillë, këshilla nuk ka për të gjetur shteg tek ai, dhe për rrjedhojë ai nuk ka për ta pranuar atë, do kalojë veçse shkarazi, thua se askush s'i ka folur.

## 11. Meditime mbi suren Tekathur

***"Juve u preokupoi përpjekja për shumimin*** *(e pasurisë, të fëmijëve, të pozitës)****! Derisa të vizitoni varrezat*** *(të vdisni)****. Jo, nuk është ashtu! Gjithsesi këtë do ta kuptoni më vonë! Përsëri jo, jeni gabim! Më vonë do ta kuptoni! Jo, pse, sikur ta dinit me një dije të sigurt*** *(nuk do të bënit ashtu)****. Ju patjetër do ta shihni Xhehenemin. Madje atë do ta shihni të bindur plotësisht. Pastaj në atë ditë, do të pyeteni për të mirat*** *(e dynjasë)****."*** *(Kurani, 102:1-8)*

Kjo sure përmbledh në vetvete premtimin për shpërblimin e Allahut, paralajmërimin dhe kërcënimin për ndëshkimin e Tij. Kjo sure është një këshillë e mjaftueshme për këdo që e kupton përmbajtjen e saj.

Fjala e Allahut: *"**Juve u preokupoi**"*, do të thotë se jeni të zënë gjithë kohën, aq sa nuk mund të justifikoheni për tërë këtë preokupim/shkujdesje. Nëse preokupimi/shkujdesja me diçka bëhet në mënyrë të qëllimshme, atëherë ai për këtë do të merret në përgjegjësi, ndërsa nëse është spontan/e dhe i/e paqëllimtë, siç është rasti kur Profeti (salallahu alejhi ue selem) për rrobën me vija që kishte veshur tha: "*Ajo më preokupoi pak më parë në namazin tim.*",[13] në këtë rast, njeriu është i justifikuar, pasi kjo është një farë harrese. Preokupimi prek mendjen dhe zemrën e njeriut, ndërsa loja -

[12] Transmeton Buhariu, 6155, Muslimi, 2257. (Fjala është për ato poezi, - gjithnjë nëse mund t'i quajmë të tilla - të cilat janë në kundërshtim me porositë e fesë - shën. i red. ).
[13] Transmeton Buhariu, nr. 373.

gjymtyrët, ndaj edhe Allahu i ka përmendur të dyja. Për këtë arsye edhe fjala e Allahut: *“**Juve u preokupoi përpjekja për shumimin**”*, është një kritikë e goditur, dhe ndryshe do ishte nëse do përdorte fjalën *punë*, pasi një njeri që punon, mund t’i përdorë gjymtyrët pa e preokupuar mendjen dhe zemrën.

Fjala e Tij: *“**për shumimin**”*, e përdorur në këtë ajet, është e përgjithshme dhe përfshin çdo lloj gjëje të cilën njeriu kërkon ta shumojë dhe nuk ka aspak lidhje me fenë e tij dhe botën e ardhshme. Në këtë shumim hyn çdo gjë: pasuria, posti, lavdia, gratë, fjalët, madje edhe dituria për të cilën nuk ka nevojë; librat, shkrimet, imtësitë dhe hollësitë e çështjeve. Shtimi dhe shumimi i kritikueshëm është ajo gjë, të cilën njeriu kërkon ta ketë më shumë se të tjerët, dhe sigurisht që kjo është e papëlqyeshme, përveç asaj gjëje me të cilën kërkohet afrimi tek Allahu. Shtimi dhe gara në këtë rast, bëhet për punë të mira dhe të dobishme. Abdullah ibn Shehir tregon se shkoi tek i Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem), ndërkohë që ai po këndonte fjalën e Allahut: *“**Juve u preokupoi përpjekja për shumimin**”*, dhe tha: “Biri i Ademit thotë: Pasuria ime! Pasuria ime! E çfarë të ka mbetur ty nga pasuria jote, përveç asaj që e ke dhënë sadaka, dhe shkoi; asaj që e ke ngrënë dhe e mbarove, apo asaj që e veshe dhe e përdore?!”[14]

## 12. Urtësi dhe këshilla

- Atij që nuk i bëjnë sytë dobi, as veshët nuk i bëjnë dot.
- Ndërmjet Allahut dhe njeriut ka një perde dhe po ashtu edhe ndërmjet njeriut dhe njerëzve të tjerë ka një tjetër perde. Ai që gris perden që ka ndërmjet tij dhe Zotit, edhe Zoti do t’i grisë atij perden që ka ndërmjet tij dhe njerëzve.
- Njeriu ka një Zot të Cilin do ta takojë dhe një shtëpi në të cilën do të banojë, ndaj duhet që ai të kënaqë Zotin e tij para se ta takojë dhe të ndërtojë shtëpinë e tij para se të banojë.

[14] Transmeton Muslimi, nr. 2957.

- Humbja e kohës është më e shtrenjtë sesa vdekja, sepse humbja e kohës të largon nga Allahu dhe bota tjetër, e ndërsa vdekja të largon nga kjo botë dhe njerëzit e saj.
- Dynjaja, që nga fillimi e deri në fund të saj nuk kushton as edhe sa një orë siklet; e si i bëhet halli një sikleti të përjetshëm?!
- Diçka e dashur sot, nesër bëhet e urryer, dhe diçka e papëlqyer sot nesër bëhet e dashur.
- Fitimi më i madh në këtë botë është ta preokuposh veten në çdo kohë me atë çka është më parësore dhe më e dobishme për ty në botën tjetër.
- Si mund të jetë i mençur një njeri i cili e ka shitur Xhenetin dhe çfarë ka në të për një orë të vetme kënaqësie të kësaj bote?!
- Ai që e njeh mirë Zotin largohet prej kësaj bote i pangopur nga dy gjëra: nga e qara për shpirtin e tij dhe nga lavdërimi për Zotin.
- Kur ke frikë një krijesë, jeta me të bëhet e padurueshme derisa të ndahesh, ndërsa kur ke frikë Zotin, prania e Tij të qetëson dhe afrimi me Të bëhet i dashur.
- Nëse dija do të kishte dobi pa punën, atëherë Allahu nuk do t'i kishte qortuar rabinët, dhe nëse do kishte dobi puna pa sinqeritet, atëherë Allahu nuk kishte për t'i qortuar hipokritët (munafikët).
- Largoje atë të keqe që të vjen nëpër mend; nëse nuk e bën, ajo do të kthehet në një mendim, atëherë largoje atë mendim; nëse nuk e bën, atëherë ajo do të bëhet një dëshirë, atëherë luftojë atë; nëse nuk e bën, atëherë ajo do të shndërrohet në një qëllim dhe pasion, e nëse nuk e largon, atëherë ajo do të kthehet në një veprim; nëse nuk i kundërvihesh shpejt me një veprim të kundërt, atëherë ajo do të bëhet një zakon, e atëherë do ta kesh të vështirë të largohesh prej saj.
- Devotshmëria është në tre nivele: i pari, është zelli i zemrës dhe i gjymtyrëve për t'u larguar nga gjynahet dhe ndalesat; i dyti, është zelli i zemrës dhe i gjymtyrëve për t'u larguar nga të papëlqyeshmet; i treti, është zelli i zemrës dhe i gjymtyrëve për t'u larguar nga gjërat e tepërta dhe ato që nuk i interesojnë. E para i jep njeriut jetë, e dyta i jep forcë dhe shëndet, ndërsa e treta i jep kënaqësi, lumturi dhe gëzim.

*Kur t'vërtetën mbron gjer n'thellësi,*
*pak t'bahen krah.*
*Shum' njerëz s'i kuptojn' gjanat nji m'nji,*
*Ndaj dhe gjithher' gjykojn' në t'njajtin kah.*
*Me ndihmen e Zotit kuptoj e me te punoj.*
*As vetja e as miqt' s'mvin' n'krah.*
*Kur mërzia m'kap' e shpresa m'shkon,*
*Nji fllad i beft' nga i njajti drejtim shpresën ma dhuron.*

- Atë që Allahu e ka krijuar për ta futur në Xhenet, shpërblimi do t'i vijë vazhdimisht nga situatat e vështira. E ndërsa atë që Ai e ka krijuar për në zjarr, gjynahet vazhdimisht do t'i vijnë si pasojë e dëshirave.[15]
- Kur Ademi kërkoi përjetësinë në Xhenet nëpërmjet pemës, ai u dënua me daljen prej tij, ndërsa kur Jusufi kërkoi të dilte nga burgu nëpërmjet atij që i interpretoi ëndrrën, qëndroi në të edhe për disa vite të tjera.[16]
- Kur mbi një njeri bie caktimi i Zotit, i papëlqyeshëm për të, atëherë para tij shfaqen gjashtë skena: e para, skena e monoteizmit, sepse Allahu është Ai që e përcaktoi dhe në bazë të vullnetit të Tij u krye - Ai e bëri që të ndodhë. Gjithmonë ndodh vetëm ajo që do Ai, dhe kurrë e anasjellta; e dyta, skena e drejtësisë, sepse në të kryhet vendimi i Tij dhe shfaqet drejtësia e gjykimit të Tij; e treta, skena e mëshirës. Në këtë përcaktim të Allahut, ndonëse i hidhur, mëshira ka qenë mbi zemërimin dhe hakmarrjen, mëshirë që ndodhet në brendësi të ndodhisë, jo shumë e dukshme; e katërta, skena e urtësisë. Allahu e vendosi të ndodhë kjo gjë në bazë të urtësisë së Tij dhe jo ashtu kot, pa asnjë qëllim dhe përfitim; e pesta, skena e lavdërimit. Nagaqë Allahut i përket lavdërimi dhe falënderimi për çdo gjë; e gjashta, skena e robërisë. Kjo sepse

---

[15] Me këto fjalë nënkuptohet hadithi i Profetit (salallahu alejhi ue selem), se Xheneti është i rrethuar me vështirësi, ndërsa Xhehenemi me epshe dhe dëshira. Transmetohet nga Muslimi, nr. 2822.

[16] Autori ka për qëllim të tregojë se kushdo që i var shpresat tek dikush tjetër veç Allahut, mjerë për të se sa gjatë do t'i duhet të presë!

njeriu është tërësisht një rob i Allahut, mbi të zbatohen vendimet e Zotit të tij, sepse ai është pronë dhe rob i Tij, dhe Ai vepron me të si të dojë.

- Suksesi i pakët, mendimet jo të drejta, mosdalja në pah e së vërtetës, prishja e zemrës, përtacia në përmendjen e Allahut, humbja e kohës, pakënaqësia e njerëzve, largësia që krijohet ndërmjet njeriut dhe Zotit, mosrealizimi i lutjeve, ashpërsia e zemrës, mospasja mbarësi në jetë dhe pasuri, privimi nga dija, poshtërimi, shtypja nga ana e armikut, ngushtimi i kraharorit, sprovimi me shokë të këqij që të prishin zemrën e të marrin kohën, streset dhe ankthet e gjata, jeta e padurueshme, shqetësimet shpirtërore...; që të gjitha vijnë si rezultat i gjynaheve dhe pavëmendja në përkujtimin e Zotit; ato mbijnë nga toka ashtu siç dalin kërpudhat pas shiut, ashtu siç vjen shkrumbi mbas zjarrit; e të kundërtat e të gjitha këtyre, vijnë nga devotshmëria dhe bindja ndaj Zotit.

## 13. Mbajtja e drejtësisë është diçka e rrallë

Lum ai që mban drejtësi me Zotin e tij dhe e pranon se ai është i paditur para dijes së Tij, i mangët në punët e tij, me gabime në veten e tij, neglizhent karshi detyrimeve të Tij dhe i padrejtë në veprimtarinë e tij. Nëse Allahu e ndëshkon për gjynahet e tij, ka vendosur me drejtësinë e Tij, dhe nëse nuk e ndëshkon, ka vendosur me privilegjin e Tij. Nëse njeriu bën një vepër të mirë, kjo vjen prej mirësisë së Tij; nëse Allahu e pranon, kjo është një mirësi e dytë dhe nëse e kthen, e bën këtë sepse ajo nuk e meriton të dalë para Tij. Nëse njeriu punon diçka të keqe, kjo vjen si pasojë e braktisjes së Allahut, si dhe nga fakti që njeriu nuk është i pagabueshëm dhe kjo është drejtësia e Tij për të. Kështu njeriu do të shohë më mirë nevojën që ai ka për Zotin dhe padrejtësinë që i bëri vetvetes. Nëse Allahu e fal për këtë, kjo është vetëm mirësia dhe bujaria e Tij. E gjithë e fshehta në këtë pikë qëndron në atë se, njeriu duhet ta shohë Zotin vetëm si bamirës dhe veten si mëkatar apo si neglizhent. Çdo gjë që e kënaq, duhet ta shohë si mirësi të Allahut ndaj tij, ndërsa çdo gjë që e hidhëron, si drejtësi e Allahut për të.

## 14. Miku për mikun

Kur njerëzve u prishen shtëpitë, miqtë dhe të dashurit e tyre thonë: ejani t'i ndihmojmë miqtë tanë. Po kështu, edhe Miku dhe i Dashuri i besimtarëve, kur vitet kalojnë dhe ata gjenden nën dhe, do të kujtojë devotshmërinë dhe bindjen e tyre në këtë botë, dhe mëshira e Tij do të ripërtërihet për t'u ardhur sërishmi në ndihmë atyre trupave të tretur.

## 15. Dy llojet e xhelozisë

Xhelozia ndahet në dy lloje: xhelozi për të ruajtur dikë që e do dhe xhelozi kur diçka e papëlqyeshme futet ndërmjet teje dhe tjetrit. E para nuk mund të plotësohet vetëm se nga e dyta.

Xhelozia është e lavdëruar kur atë që do, është e turpshme ta dojë edhe dikush tjetër, si për shembull gruan. Ndërsa për dikë që e do, dhe është mirë që të duhet edhe nga të tjerët, si për shembull të Dërguarin e Allahut (salallahu alejhi ue selem), dijetarin, madje edhe të Dashurin e zemrave, Allahun, qoftë i Lartësuar, nuk mund të imagjinohet që të kesh xhelozinë e llojit të dytë, ku dikush tjetër është ortak me ty, madje një gjë e tillë është smirë (*hased*).

Xhelozia e shëmtuar ndodh atëherë, kur dashurinë që ke për Allahun, t'ia kushtosh dikujt tjetër, apo kur ndërhyn dikush për ta prishur këtë dashuri, apo të mos jesh i sinqertë në dashurinë që ke për Të, duke dashur të ta shohin të tjerët këtë dashuri etj.

Në përgjithësi, xhelozia që duhet të kesh për Allahun rreh në atë se, çdo kohë dhe çdo vepër duhet t'ia kushtosh Allahut, po kështu, duhet të bëhesh xheloz për çdo kohë të humbur, e cila nuk është në kënaqësinë e të Dashurit, Allahut. Kjo pra, është xhelozia e robit, xhelozi jo e përsosur, ku dalin pengesa dhe gjëra të cilat të largojnë nga dashuria për Allahun.

Dhe përsa i përket xhelozisë së Allahut, për atë që e do Allahun, ajo tregohet në pakënaqësinë që i dashuri i Tij të kalojë me zemër nga dashuria e Tij, te dashuria për dikë tjetër, duke i bërë kështu Allahut ortak në dashuri me tjetrin.

Allahu bëhet xheloz kur robi i Tij vepron ato që Ai ia ka ndaluar, ndaj dhe Allahu për shkak të kësaj xhelozie e ka ndaluar imoralitetin, qoftë haptazi e qoftë fshehurazi.

Njerëzit janë robërit dhe robëreshat e Tij. Allahu bëhet xheloz për robëreshat e Tij ashtu siç bëhet xheloz një pronar për robëreshat e tij. Allahut i takon shembulli më i lartë. Po ashtu, Ai bëhet xheloz për robërit e Tij në rast se ata duan dikë tjetër veç Tij, deri në atë pikë sa kjo dashuri t'i çojë ata në diçka që Allahu e ka ndaluar.[17]

## 16. Urtësi dhe këshilla

- Ai njeri që respektin në zemër ndaj Allahut e ka aq të madh, saqë nuk e lë të mëkatojë kundrejt Tij, Allahu bën që edhe njerëzit ta respektojnë dhe të mos e poshtërojnë.
- Kur njohja e Allahut ka hedhur rrënjë në zemër, nga këto rrënjë do të rritet pema e dashurisë dhe nëse ajo forcohet, do të japë si fryt devotshmërinë dhe bindjen ndaj Allahut, e kjo pemë vazhdimisht do të japë *"**frytet e saj në çdo kohë me Lejen dhe Vullnetin e Zotit të saj.**" (Kurani, 14:25)*
- Stacioni i parë i besimtarëve është: *"**Kujtojeni Allahun me përkujtim të madh. Dhe lartësojeni Atë në agim dhe pasdite.**" (Kurani, 33:41-42)* Stacioni i dytë: *"**Ai është i Cili dërgon bekimet e Tij mbi ju e po kështu, edhe melekët e Tij, që Ai të mund t'ju nxjerrë ju nga errësira në dritë.**" (Kurani, 33:43)* Dhe stacioni i fundit: "**Përshëndetja e tyre Ditën që do ta takojnë Atë do të jetë 'Selam'.**" *(Kurani, 33:44)*
- Toka e natyrshmërisë njerëzore është e gjerë dhe pjellore dhe mund të mbillet në të çdo gjë. Nëse në të mbillet pema e besimit dhe e devotshmërisë, ajo do të japë përherë fruta të ëmbla, por nëse në të mbillet pema e injorancës dhe e epsheve të shëmtuara, atëherë çdo fryt i saj do të jetë i hidhur.
- Kthehu tek Allahu dhe kërkoje Atë me vështrimin, dëgjimin, zemrën dhe gjuhën tënde, dhe mos u largo prej Tij po me këto të katërta, sepse askush

[17] Kjo tematikë trajtohet edhe në disa hadithe të Profetit (salallahu alejhi ue selem), si, p.sh., hadithi nr. 5223 te Buhari, dhe hadithi nr. 901 te Muslimi etj.

nuk ka vajtur drejt Tij me ndihmën e Tij vetëm se me këto të katërta, e askush nuk është larguar prej Tij mbas braktisjes nga ana e Tij vetëm se me këto të katërta. Njeriu i shpëtuar nga Allahu dëgjon, shikon, flet dhe vepron me Zotin e tij, e ndërsa i braktisuri, çdo gjë e bën i vetmuar.

- Shembulli i lindjes, rritjes dhe zhvillimit të devotshmërisë, është si shembulli i një fare të mbjellë që më pas bëhet pemë dhe jep fryte, frytet e saj i shijon dhe farat e saj përsëri i mbjell, e sa herë që ajo jep fryte ti i shijon ato dhe mbjell farat e saj. Po kështu ndodh edhe me gjynahet. Kuptoje mirë këtë shembull, sepse një nga shpërblimet e së mirës është edhe bërja e një të mire tjetër pas saj, dhe, nga pasojat e së keqes, është bërja e një të keqeje tjetër pas saj!
- Nuk ka asgjë të habitshme që një njeri t'i nënshtrohet Allahut, ta adhurojë Atë, të mos lodhet duke i shërbyer Atij dhe të ketë nevojë për Të, por e habitshme është sesi Zoti e do robin e Tij dhe bëhet i dashur për të me gjithë ato mirësi dhe begati që i jep, ndonëse nuk ka nevojë aspak për të!
- Fakti që je rob i Zotit, është krenari e mjaftueshme për ty. Dhe fakti që Ai është Zoti yt, të mjafton për t'u mburrur.

## 17. Ademi dhe mëkati

Ruaju nga gjynahet, sepse ato e ulën atë për të cilin është thënë: "**bini në sexhde**", dhe e nxorën nga Xheneti atë të cilit iu tha: "**bano në të**".[18] Një çast që i kushtoi dhimbje dhe vuajtje për njëmijë vjet. Nuk pushoi së shkruari me lot pendimi rreshtat e historisë së trishtimit dhe t'i dërgojë ato me frymëmarrjen e dëshpërimit, derisa u firmos: "**Dhe Ai e fali atë**".

Iblisi u gëzua që Ademi doli nga Xheneti, por nuk e dinte që notuesi kur zhytet në fund të detit nxjerr prej andej perla që ngjiten sipër.

Ajo që i ndodhi Ademit ishte qëllimi i ekzistencës së tij: "*Nëse nuk do të bënit gjynahe, Allahu do t'u kish larguar nga kjo jetë dhe do të sillte njerëz të*

[18] Shih suren *Bekare*: 34-35, kur flet për Ademin.

*tjerë, të cilët do të gabonin dhe do t'i kërkonin falje Allahut, dhe Ai do t'i falte.*"[19]

O Adem! Mos u trishto dhe mos e humb durimin prej fjalës Time: ***"dil prej tij*** *(Xhenetit)" (Kurani, 7:18),* sepse për ty dhe pasardhësit e tu të mirë e krijova atë.

O Adem! Hyje tek Unë siç hyjnë mbretërit te mbretërit, ndërsa sot po hyn tek Unë, siç hyjnë skllevërit te mbretërit.

O Adem! Mos u trishto nga gota e hidhur që pive, që ishte pasojë e veprimit tënd, sepse me të ti largove sëmundjen e vetëkënaqësisë dhe veshe rrobën e robërisë: ***"E, ndodh që ju mund të mos e pëlqeni një gjë që është në të vërtetë e mirë për ju dhe të pëlqeni një gjë tjetër që është e keqe për ju."*** *(Kurani, 2:216)*

O Adem! Tokën tënde nuk ia dhashë askujt tjetër, por ty të largova nga ajo që ta zbukuroj më tepër për ty, dhe punëtorët që mbledhin shpenzimet të marrin prej teje: ***"Anët e shtatit të tyre, braktisin shtratin për të lutur Zotin e tyre në frikë e shpresë."*** *(Kurani, 2:16)*

Pasha Allahun!, Ademit nuk i bëri dobi krenaria kur mëkatoi, që, për të cilin u tha: "**bini në sexhde**"; e as nderi i atij që: ***"Dhe Ai ia mësoi Ademit emrat e të gjitha gjërave"*** *(Kurani, 2:31)*; as veçantia e ***"atij, të cilin Unë e krijova me Dy Duart e Mia"*** *(Kurani, 38:75)*; as edhe fisnikëria e atij që, ***"dhe t'i kem fryrë shpirtin që e kam krijuar për të"*** *(Kurani, 15:29);* porse ajo që i bëri dobi qe përulja e lutjes: ***"Zoti ynë! Ne gabuam e i bëmë keq dhe e humbëm veten tonë. Dhe nëse Ti nuk na fal dhe nuk na mëshiron, ne me siguri që do të jemi prej të humburve."*** *(Kurani, 7:23)*

Kur Ademi vuri parzmoren e monoteizmit në trupin e mirënjohjes, mbi të ra shigjeta e armikut aty ku nuk të shkakton vdekjen, e Ademi u plagos, por ai vuri në plagë ilaçin e saj dhe ajo u kthye sikur të mos ishte, e kështu, i plagosuri u ngrit në këmbë, njëlloj sikur s'kishte ndierë asgjë.

[19] Hadith, transmeton Muslimi, nr. 2749.

## 18. Selmani nga Persia

Të zgjedhurit si të shpëtuar janë përgatitur për vrapim, e këmbët e ngathëta janë lidhur me pranga.[20]

Furtuna të shumta kaluan mbi tokë dhe natyra ndryshoi, e mira u duk në horizont dhe kur erërat pushuan, Ebu Talibi ishte mbytur në detin e humbjes. Selmani kishte dalë në bregun e shpëtimit. Uelid ibn Mugireh po i printe popullit të tij në një rrugë pa krye. Suhejbi kishte dalë në krye të karvanit bizantin. Nexhashi nga toka e Abisinisë thoshte: "Të përgjigjem Ty, o Allah të përgjigjem". Bilali thërriste: "Namazi është më i mirë sesa gjumi". Ndërsa Ebu Xhehli kishte mbetur në drejtim të kundërt të rrugës!

Meqë para se të vinte në jetë, ishte caktuar që Selmani të ishte nga të parët besimtarë, muza e shpëtimit e udhëhoqi atë larg rrugës së të parëve të tij, që ishin adhurues të zjarrit. Ai debatoi me të atin rreth fesë pagane dhe kur i ati nuk kishte çfarë t'i thoshte, iu përgjigj duke e prangosur; këtë përgjigje japin gjithmonë ithtarët e të pavërtetës, që nga koha që e mësuan një gjë të tillë. Një përgjigje të tillë i dha edhe Faraoni Musait: *"**Nëse ti zgjedh zot tjetër veç meje, sigurisht që do të të fus në mesin e të burgosurve.**" (Kurani, 26:29)* Kësisoj iu përgjigjën edhe mu'tezilitë imam Ahmedit, kur e vunë para kamxhikut. Kështu i thanë edhe bidatçinjtë shejhut të Islamit, kur e futën në burg..., dhe ne në gjurmët e tij po ecim.

Selmani dëgjoi se një karvan po bëhej gati për udhëtim, dhe kështu ai iu vodh të atit, vjedhje për të cilën nuk ka dënim dhe mbasi mori udhëtimin e vendosmërisë, duke shpresuar të arrijë cakun e lumturisë, u zhyt në detin e kërkimit, për të gjetur më pas perlën e natyrës. Ai u kthye në një shërbëtor të atyre që po i tregonin rrugën dhe kur murgjit po e ndjenin se perandorisë së tyre po i vinte fundi, i dorëzuan atij çelësat, me të cilët do të njihte profetësinë e të Dërguarit të Allahut (salallahu alehji ue selem). Ata i thanë: "Koha e tij ka ardhur, ndaj ki kujdes të mos humbasësh!" Udhëtoi me disa njerëz të cilët nuk patën mëshirë për të, por e shitën për pak para si skllav te një çifut i Medines, dhe kur Selmani pa atë vend të nxehtë me gurë vullkanikë, iu zgjua në shpirt nxehtësia e mallit të takimit. Dhe ndërsa vuante orët e pritjes, erdhi

[20] Ka për qëllim të tregojë se çdokujt do t'i lehtësohet ajo për të cilën ai është krijuar.

lajmi i gëzuar për ardhjen e përgëzuesit dhe lajmi e gjeti në majë të palmës, gëzimi dhe padurimi për pak desh e hodhën prej saj, po të mos kishte qenë vendosmëria ajo që e mbajti, ashtu siç i ndodhi nënës së Musait*: “**Ajo qe gati ta zbulonte, po të mos e kishim forcuar Ne zemrën e saj.**” (Kurani, 28:10)* Ai zbriti nga palma për të takuar lajmin e gëzuar dhe zemra sa nuk i këndonte:

*Miku jem prej Nexhdit m’tregoj për shenjat,*

*e koha erdh që era t’fryj’ nga aj vend.*

Por padroni i tij i bërtiti në fytyrë: Çfarë ke?! Vazhdo punën tënde! Dhe ai tha: “Si mund të largohem, kur unë kam punë për të bërë në vendin tuaj. Dhe përsëri zemra filloi të këndojë, ah sikur ta dëgjonin shurdhët:

*Jo!, o miku jem, unë ju s’u përkas*

*Veç ta dinit i ciles familje jam, me ngut kthesen kishit me e ba n’ças.*

Kur Selmani u takua me të Dërguarin e Allahut (salallahu alejhi ue selem), nga mendja nxori kopjen ku përshkruheshin cilësitë e Profetit (salallahu alejhi ue selem), të cilën ai e kishte marrë nga murgjit dhe e krahasoi me origjinalin që ai shihte para syve të tij... dhe i doli ashtu siç qe shkruar.

O Muhamed! Ti do Ebu Talibin, por Ne duam Selmanin![21]

Kur e pyesnin Ebu Talibin për emrin, thoshte Abdu-menaf, dhe kur tregonte për prejardhjen, mburrej me paraardhësit e tij, kur përmendej pasuria, të fliste për devetë...., ndërsa Selmanin kur e pyesnin për emrin, ai thoshte: robi i Allahut (Abdullah), dhe kur e pyesnin për prejardhjen: biri i Islamit; për pasurinë: varfëria; për tavernën e tij: xhamia; për pagën: durimi; për veshjen: devotshmëria dhe modestia; për ndenjën: pagjumësia; për krenarinë e tij: Selmani është prej nesh[22]; dhe për pikësynimin e tij: *“**duke kërkuar Fytyrën e Tij** (të Allahut)**.**” (Kurani, 6:52);* për përfundimin: në Xhenet; ndërsa për udhërrëfyesin e tij: prijësi i krijesave dhe udhëzuesi i prijësve.

[21] Me këto fjalë autori nënkupton kaderin e Allahut, që Ai udhëzon kë të dojë.

[22] Pjesë nga një hadith, ku transmetohet se Profeti (salallahu lejhi ue selem) ka thënë: “Selmani është prej familjes sonë, prej Ehli-bejtit.” Albani e ka konsideruar si të dobët, shih: *Daif el-xhamia*, 3272.

## 19. Urtësi

*Kur ne udhtojm' e ti na je prijës,*

*Era jote e kandshme u mjafton kafshve për udhheqje*

*E në e humbshim rrugën e në mbetshim pa ndihmës*

*Drita e ftyrës tane na bahet mbështetje.*

- Gjynahet janë plagë. Ndoshta plaga qëllon të jetë aty ku të shkakton vdekjen.
- Nëse arsyeja jote del jashtë sundimit të pasioneve, atëherë pushteti është në duart e saj.
- Kur ti hyre në shtëpinë e qejfeve nuk bërë gjë tjetër vetëm se e hodhe jetën tënde në bixhoz.
- Kur para teje shfaqet diçka që nuk të lejohet ta shohësh, dije se ajo është provokuesja e një lufte, ndaj mbrohu prej saj me: *"**Thuaju besimtarëve që të ulin shikimin**" (Kurani, 24:30),* dhe kështu do të shpëtosh prej pasojave: *"**Dhe Allahu ua largoi luftën besimtarëve.**" (Kurani, 33:25)*
- Kur niveli i detit të pasioneve rritet, të mbyt. Pika më e dobët për notarin në të është hapja e syve në brendësi të tij.
- Nuk ka njeri më të nderuar në varr sesa ai të cilit i bëjnë shoqëri veprat e tij, duke shijuar në këtë varr kopshtin e lulëzuar. Krejt ndryshe ndodh me atë që varrin e ka si burg. Njeriut i vijnë sprovat sipas vlerës. Çdokush njihet kur duron sprovat.
- Ai që durimin e ka të pakët, ndaj asaj që i ruhet, sigurisht që edhe kësmetin e asaj që shpreson do ta ketë të pakët.
- Blije veten tënde, sepse tregu është akoma i hapur dhe koston e ke në dorë.
- Patjetër do të të kapë dremitja e harresës dhe do të zësh shtratin e pasionit, por bëje gjumin të lehtë, sepse rojet e kështjellës po thërrasin: Erdhi mëngjesi!
- Drita e mendjes ndriçon në natën e errët të pasionit dhe tregon rrugën e duhur. Në këtë dritë i mençuri shikon prapavijën e gjërave.

- Dil me vendosmëri nga ky shesh i ngushtë, i mbushur me probleme, drejt sheshit të gjerë, në të cilin ka gjëra të cilat syri nuk t'i ka parë: atje do të gjesh gjithçka që kërkon dhe dëshiron.

- O ti që veten ia ke shitur pasionit, dashuria për të cilin është lodhje dhe lidhja me të torturë, e fundi i tij zhdukje! Gjënë më të shtrenjtë e ke shitur me një çmim të lirë! A nuk ia di vlerën mallit dhe çmimin e shtrenjtë që ka ai?! Kur ti të vish ditën që bëhen llogaritë e blerjes, do të shohësh sesi ke humbur në këtë tregti. Malli yt është *La ilahe il-lAllah*, dhe blerësi i tij është Allahu, vlera e saj është Xheneti, sekseri i kësaj tregtie është Profeti. A kënaqesh duke e shitur këtë mall për pak gjë, që nuk vlen as sa krahu i një mushkonje?!

- O njeri me vendosmëri të thyer! Ku ndodhesh? A nuk e di që kjo rrugë është rruga në të cilën u lodh Ademi, vajtoi në të Nuhu, e Ibrahimi u flak në zjarr, Ismaili u shtrua për t'u bërë kurban, Jusufi u shit si skllav për pak para dhe qëndroi disa vjet në burg, u pre me sharrë Zekerija, u ther i ndershmi Jahja, provoi dhembjen Ejubi, qau pa mbarim Daudi, u gjend mes egërsirave Isai, dhe provoi varfërinë e një sërë vuajtjesh Muhamedi (salallahu alejhi ue selem). E ti po kënaqesh duke u argëtuar dhe duke luajtur?!

- O shtëpi e mbushur me trishtim, shpejt drejt teje do të vijmë, por deri atëherë vuajtje të shumta na presin.

- Lufta ka filluar dhe ti i vetmuar qëndron duke vështruar, nëse kujtohesh të lëvizësh, humbja të pret.

- Kush nuk e provon nxehtësinë e mesditës bashkë me kërkuesit e lavdisë, nuk do ta provojë rehatinë e saj, nën hijen e fisnikërisë. Një njeriu që e adhuronte shumë Zotin, i thanë: "Sa shumë që e lodh veten! - Dhe ai u tha: - Rehatinë e saj kërkoj."

- O njeri që rrobën e besimit e ke veshur pas rrobës së shëndetit, pse po i njollos ato me gjynahe?!

- Nuset e kësaj bote janë zbukuruar për këdo që i shikon, për t'u sprovuar nëse ata do të zgjedhin ato apo nuset e botës tjetër. Ai që e njeh dallimin, zgjedh atë që duhet zgjedhur. E bukura e botës kur u shfaq drejt meje, erdhi dhe më tha: afrohu! Por, unë nuk e ktheva kokën, dhe bëra sikur nuk e pashë, kur tashmë pikësynimin tim e kisha parë.

- O ti që ke humbur rrugën! Shpërngulu në fund të karvanit së paku. E nëse gjatë rrugës do që të qetësohesh, qetësohu, sepse Prijësi kujdeset edhe për prapavijën!
- Hasan El Basriut i thanë: “Ata njerëz na e kaluan me kuaj të shpejtë, ndërsa ne po ecim me ca gomerë të çalë. - Ai iu tha: - Nëse jeni duke ecur në rrugën e tyre, shpejt do t’i arrini.”

## 20. Në shoqërinë e Allahut

Ai që nuk gjen rehati në shoqëri me njerëzit, por e gjen atë në vetmi, është njeri i sinqertë, por i dobët. Ai që gjen qetësi në shoqëri me njerëzit dhe e ka humbur atë kur rri vetëm, është i sëmurë. Ai që e ka humbur rehatinë si me njerëzit ashtu edhe me veten, është një i braktisur dhe i vdekur. Ndërsa ai që e gjen rehatinë si me veten ashtu edhe me njerëzit, është i dashuruari, i sinqertë dhe i fortë.

Atij njeriu që Allahu ia ka dhënë qetësinë në vetmi duke bërë ibadet, ai e shton vetminë. Kurse ai që rehatinë e gjen me njerëzit, duke i udhëhequr e këshilluar ata, e shton atë. Ndërsa ai që rehatinë e gjen atje ku plotësohet vullneti i Allahut dhe qëllimi i Tij, edhe vetminë me Allahun dhe përzierjen me njerëzit gjithashtu e shton. Ndaj, më e mira është të mos zgjedhësh për vete vetëm se atë që Allahu ka zgjedhur për ty, kudo që Ai të të vendosë. Pra, kënaqu me atë që Ai kërkon prej teje dhe mos kërko atë që ti do prej Tij.

## 21. Urtësi

- Kandilat e zemrave të pastra, që nga origjina e krijimit së tyre, ndriçuan pa u ardhur akoma drita e shpalljes hyjnore dhe ***“vaji i së cilës gati sa nuk ndrin edhe pa e prekur zjarri”****. (Kurani, 24:35)*
- Qe shkruar që Musai të bëhej Profet dhe Asia të besonte, e arka ku ai ndodhej, notoi drejt shtëpisë së saj. Një fëmijë i vetmuar, erdhi te një grua e vetmuar pa fëmijë! Për Zotin, sa urtësi ka në këtë histori! Sa e sa fëmijë faraoni i theri në kërkim të Musait, por caktimi i Zotit thoshte: Ai do të rritet në shtëpinë tënde!

- Dhulbixhadini kishte qenë jetim që i vogël, prandaj xhaxhai i tij ishte përkujdesur për të. Ai vendosi të ndiqte Profetin (salallahu alejhi ue selem), por gjurmët e sëmundjes së kufrit e penguan që të linte shtëpinë dhe kështu vendosi që të priste edhe xhaxhain. Pasi shëndeti i besimit iu forcua, e humbi durimin dhe ndërgjegjja i thirri: 'Deri kur më, do të duroj i mbyllur, ndoshta do të gjej një rrugëdalje!' Iu drejtua xhaxhait dhe i tha: "O xhaxha! U vonova duke të pritur që të hysh në Islam, por ti as që po bën ndonjë përçapje!" Dhe xhaxhai i tij i tha: "Pasha Zotin, nëse ti bëhesh musliman, do të të marr gjithçka që të kam dhënë!" Por gjuha e përmallimit i tha: "Që unë të takoj Muhamedin (salallahu alejhi ue selem), është më e dashur për mua sesa e gjithë bota dhe çfarë ka në të." Kur u përgatit për të shkuar te Profeti (salallahu alejhi ue selem), xhaxhai i hoqi nga trupi rrobat dhe kështu që e ëma i dha një copë me vija, ai e ndau atë më dysh dhe me njërën u mblodh nga mesi e poshtë, ndërsa tjetrën e hodhi krahëve. Kur thirrja për luftë buçiti, qe i gatshëm që të rreshtohej me të dashurit e tij. I dashuruari nuk e ndjen lodhjen e rrugës, sepse dashuria e tij i vjen në krah. Dhe kur ai dha jetën për hir të Allahut, Profeti (salallahu alejhi ue selem) zbriti në varrin e tij dhe duke hapur vendin ku do të vendosej, tha: "O Zot! Unë jam i kënaqur prej tij, ndaj kënaqu edhe Ti prej tij!" Ibn Mesudi kur e dëgjoi tha: "Ah sikur të isha unë ai që po vihet në këtë varr!"[23]
- O njeri me vendosmëri të thyer! A nuk e di se më i vogli ndër gurët e shahut është ushtari, që kur ai ia arrin qëllimit bëhet mbretëreshë?!
- Një njeri i urtë pa një mëz tek pinte ujë dhe tha: "Nëse ky do të ecte mirë dhe shpejt, do t'i kishin hipur."

## 22. Realiteti i kësaj bote

- Dynjaja është si një grua e përdalë që nuk qëndron kurrë me një burrë, ajo gjithmonë kërkon të martohet që njerëzit të zbukurohen për të, por dëshira e saj gjithmonë është tradhtia.

[23] Transmeton Ibn Is'haku, *Sirre* (4/235); Ebu Nuejm, *Hilje* (1/122). Është saktësuar nga Dhehebiu.

- Rruga në kërkim të saj është një rrugë e mbushur me egërsira dhe të notosh në të është si të notosh në pellgje krokodilësh, ai që gëzohet me të, po ai është i trishtuari. Dhimbjet e saj vijnë nga kënaqësitë e saj dhe trishtimet, po nga gëzimet e saj. Pasionet e të rinjve, të dashuruarve pas saj, u kthyen në vuajtje në rini dhe pleqëri.
- Zogu shikon kokrrën e grurit, ndërsa syri i logjikës shikon kurthin, por ja që syri i dëshirës është i verbër. Një sy i kënaqur ndaj çdo të mete është i verbër, ashtu sikurse syri i urrejtjes shikon vetëm të këqijat.
- Kënaqësitë janë zbukuruar për të gjithë, por ata që besojnë tek e fshehta, i mbyllën sytë para tyre, ndërsa ata që i pasuan ranë në luginën e humbjes. Të parët janë ata *që "**udhëhiqen në Rrugë të Vërtetë nga Zoti i tyre dhe ata janë më të suksesshmit.**" (Kurani, 2:5)* Ndërsa të tjerëve u thuhet: "**Hani dhe kënaqeni veten** (në këtë botë) **për pak kohë. Vërtet që jeni mëkatarë.**" *(Kurani, 77:46)*
- Kur të suksesshmit e njohën vlerën e kësaj bote dhe jetën e shkurtër të saj, i vranë pasionet dhe dëshirat e tyre në kërkim të jetës së përjetshme. Kur ata u zgjuan nga gjumi i pavetëdijes, e rimorën edhe njëherë atë që armiku ua kishte marrë për kohë të gjatë në kohën e pasivitetit, dhe kur rruga iu duk e gjatë, para tyre vezulloi pikësynimi dhe çdo gjë e largët për ta u duk e afërt, e sa herë që hidhësia e jetës shtohej, aq herë edhe ëmbëlsia e takimit i kujtonte: *"**Kjo është Dita juaj, e cila ju qe premtuar.**" (Kurani, 21:103)*

*Karvani natën ecte e errësina kraht e saj kish shtri mi tok',*

*por n'sabah drita mi ta ndriti e rruga që natën kaluen, shkoj.*

*Toka humi ndërmjet stacioneve që ata vun', e stacionet e tyne qen' n'rrugë t'mar'.*

*Yjet e natës, udhërrëfyes për ta u ban', si Sirusi ashtu dhe ylli polar.*

*N'qoftse beteja dhe shpata ata i presin, armët prejt vedit kurr' nuk i kan' ndar'.*

## 23. Nga se u mashtrove?

Një nga gjërat më të habitshme është ta njohësh Zotin dhe të mos e duash Atë; të dëgjosh atë që predikon për Të dhe të mos i përgjigjesh; të dish fitimin që do të marrësh po të punosh për të dhe i shërben dikujt tjetër; e di se deri ku shkon zemërimi i Tij dhe përsëri matesh me Të; pranon të shijosh dhimbjen e vetmisë që të jep mëkati dhe nuk kërkon shoqërinë e Tij me anë të devotshmërisë; ndien dhimbjen e zemrës kur nuk flet për Të dhe rreth Tij, e megjithatë, nuk të merr malli të qetësohesh duke e përmendur apo duke e lutur Atë; e lidh zemrën me dikë tjetër dhe vuan e nuk largohesh për t'iu afruar qetësisë që të jep prania e Tij! Por, më e habitshme se e gjithë kjo, është ta dish se ti nuk mund të jetosh pa Të, dhe më së tepërmi ke nevojë për Të, e përsëri i kthen shpinën dhe jepesh mbas asaj që të largon prej Tij!

## 24. Gjynahet kryhen nga dija e pakët dhe gjykimi i dobët

Njeriu i kryen gjërat e ndaluara për dy shkaqe:

I pari: Hamendja e gabuar që ka për Zotin, sepse mendon se nëse i bindet dhe i jep përparësi urdhrave të Tij, Zoti nuk ka për t'i dhënë diçka më të mirë e të lejuar.

I dyti: Ta dish se kjo gjë është gabim, dhe se kush lë diçka për hir të Allahut, Ai ia zëvendëson atë me diçka më të mirë, por pasioni dhe dëshira e mund durimin dhe logjikën.

I pari vjen si pasojë e padijes, ndërsa i dyti si pasojë arsyes së dobët.

## 25. Lutja e pranuar

Jahja ibn Muadh ka thënë: "Atij që Allahu ia mundëson të lutet me gjithë shpirt, nuk ia kthen mbrapsht lutjen."

E ndërsa unë them: Nëse njeriu lutet me gjithë shpirt, nevoja e tij është e sinqertë dhe shpresa e fortë; janë të rralla rastet kur lutja i kthehet mbrapsht.

## 26. Urtësi

- Kur besimtarët e panë sesi kjo botë kish nënshtruar të dashuruarit pas saj, sesi ata jetonin me shpresa të rreme, sesi djalli ishte bërë udhëheqësi i tyre dhe sesi pushteti tashmë i përkiste shpirtit fajtor, u drejtuan drejt kalasë së lutjes dhe përgjërimit, ashtu siç futet skllavi i frikësuar në territorin e padronit të tij.
- Qejfet e kësaj bote janë si teatri i hijeve, i padituri kufizohet vetëm në atë që i shohin sytë, ndërsa një njeri i mençur shikon edhe përtej perdeve nga ku luhet loja.
- Para tyre shkëlqeu ajo që lakmonin dhe kur zgjatën duart që ta merrnin, panë me sytë e mendjes rrjetën e kurthit, e me shpejtësi fluturuan me krahët e rrezikut, për të mos gabuar më herën e dytë... ah sikur populli im ta dinte!
- Ata e panë këtë botë dhe e kuptuan qëllimin, u bënë gati për udhëtim para se të vinte koha dhe morën rrugën e duhur që në fillim. Njerëzit janë të preokupuar me gjëra dytësore, ndërsa ata janë duke kapërcyer shkretëtirat dhe zogjtë e qejfit kanë ngecur në rrjetë - presin të theren.
- Dy gjarpërinj ranë në lak dhe njëri i tha tjetrit: - Ku do të shkojmë pas kësaj? - Mbas dy ditësh, atje ku regjen lëkurët, - ia ktheu tjetri.
- Pasha Zotin, ditët që shkuan nuk qenë vetëm se një ëndërr, dhe kur u zgjuan arritën atë që dëshironin.
- Ajo që shkoi nuk qe vetëm se ëndrra, e çka mbetur është vetëm dëshira, por koha humbet ndërmjet këtyre të dyjave.
- Si mund të shpëtojë një njeri që ka një grua që nuk e mëshiron, një fëmijë që nuk e justifikon, një komshi që nuk e siguron, një mik që nuk e këshillon, një ortak që i bën hile, një armik që nuk e zë gjumi, si e si t'i bëjë keq, një shpirt që shtyn për prapësi, një botë që i rri përpara e zbukuruar, një pasion të ulët që e ndjek nga pas, një epsh që e mund, një zemërim që e mposht, një shejtan që ia zbukuron gjërat dhe një dobësi që e ka kapluar të gjithin?! Nëse Allahu do ta marrë në mbrojtje, të gjitha këto do të humbasin, por nëse do ta lërë në duart e vetvetes, patjetër që të gjitha këto do ta shkatërrojnë.
- Kur njerëzit i kthyen shpinën Kuranit dhe Sunetit, nuk vendosnin më sipas tyre dhe besuan se këto të dyja nuk mjaftojnë, por i dhanë përparësi

opinioneve të tyre, analogjisë, asaj që u dukej atyre e mirë dhe fjalëve të të parëve të tyre, e gjithë kjo erdhi si pasojë e prishjes së natyrshmërisë së tyre, errësirës në zemra, paqartësisë në të kuptuar, shpëlarjes së trurit dhe të gjitha këto u bënë karakteristikë e përgjithshme, ku njeriu lindej, rritej dhe plakej me këto ide, duke mos iu dukur aspak të këqija, tamam atëherë mbi ta erdhi një shtet tjetër, ku vendin e Sunetit e zuri bidati; vendin e logjikës - dëshirat; vendin e arsyes - pasionet; vendin e udhëzimit - humbja; vendin e së mirës - e keqja; vendin e dijes - injoranca; vendin e sinqeritetit - hipokrizia; vendin e së vërtetës - e kota; vendin e ndershmërisë - mashtrimi; vendin e këshillës - lajkat; vendin e drejtësisë - tirania, pra, tërë pushteti u takonte këtyre veseve. Të gjitha këto që thashë janë për banorët e këtij vendi, ashtu siç ishin edhe të parat po për ta.

Nëse të zë syri një vend me të tilla cilësi, ku të tilla gjëra janë bërë pjesë e jetës, dije se të jesh i vdekur është më mirë sesa i gjallë, të marrësh majat e maleve është më mirë se të jetosh nëpër fusha, e të jesh në shoqërinë e egërsirave, është shumë më mirë sesa në atë të njerëzve.

Toka është dridhëruar, qielli është errësuar, janë shfaqur fatkeqësi në tokë e në det, si pasojë e padrejtësisë së tiranëve. Nuk ka më bereqet, të mirat janë pakësuar dhe gjahu është zhdukur si pasojë e krimeve të njerëzve shkatërrimtarë. Oh! Edhe drita e ditës dhe errësira e natës kanë filluar të vajtojnë për shkak të punëve të ndyra dhe veprave të fëlliqura që bëjnë njerëzit! Engjëjt që shkruajnë dhe ata që udhëtojnë, kanë filluar të ankohen te Zoti për imoralitetin që është shtuar, për të këqijat që janë shfaqur, për poshtërsitë që janë përhapur... dhe kjo, pa dyshim, për Zotin, nuk është veçse një re e zezë që paralajmëron për shtrëngatën e ndëshkimit që po vjen, një shenjë për belanë që po sjell kjo natë e errët! Largohuni pra nga rruga e kësaj furtune duke u penduar sinqerisht, sepse porta e pendimit akoma është e hapur dhe kthimi te Zoti akoma është i mundur! Por, ja, porta para jush do të mbyllet, pengu i borxhit do t'u merret dhe krahët do t'u lidhen, *“**dhe ata që bëjnë padrejtësi, do ta shohin se ku kanë për të përfunduar.**” (Kurani, 26:227)*

- Blije veten tënde sot, sepse tregu është i hapur, shumën e ke me vete dhe malli është i lirë, sepse do të vijë një ditë, kur nuk do të gjesh më mall në treg, as lirë e as shtrenjtë, e *“**ajo do të jetë Dita e humbjes**”*; atë *“**ditë kur mëkatari do të kafshojë duart e tij.**” (Kurani, 64:9)*

*N’qoftse je për rrug’ e strajcën e sevapeve me vedi bosh e mban’*
*E at’ dit’ kur t’shohish sesi të tjerët plot e kan’*
*Pishman do t’bahesh, por at’ dit’ dihatjet nuk t’bajn’ derman.*

- Puna që bëhet pa sinqeritet dhe jo brenda rregullave të fesë, i ngjan atij udhëtarit që i ka mbushur çantat me rërë, veten e rëndon dhe dobi prej saj nuk fiton.
- Nëse mendjen dhe zemrën e mbingarkon me hallet dhe preokupimet e kësaj bote, ke për të lënë mbas dore përmendjen e Zotit, që është gjallëria dhe forca jote, e kështu do t’i ngjash atij udhëtari që mjetin e tij e mbingarkon dhe nuk i jep atë që ka nevojë, e ai shpejt do ta lërë në mes të rrugës.

*I pavenosuni që jeta i shkon pak këtu e pak atje,*
*I nërkryem shkon, as i fituem e as i shtrim’ përdhe,*
*O çoban i qeve, a e din se jo t’gjith’ buajt punojn’ shpejt?*
*Merre ma qetë, se posht’ thunrave t’tyne ka gur e hendekë!*

- Ai që fillon të ndiejë ëmbëlsinë e shërimit, e kalon lehtë hidhësinë e ilaçeve.
- Pikësynimi përfundimtar është i pari që vlerësohet dhe i fundit që vjen, ai qëndron si parim gjithmonë në mendjen e një të mençuri.
- Të është bërë zakon që ta shohësh veten si të pamundur, por nëse ambicien do ta kishe të madhe, gjërat do të të ishin dukur më të lehta dhe lartësitë më të arritshme.
- Njerëzit dallojnë nga ambiciet që kanë dhe jo nga pamja e jashtme.

- Ambicia e pakët e fshesarit, e çoi atë të merret me pastrimin e plehrave.
- Ndërmjet teje dhe njerëzve të suksesshëm, qëndron mali i tekave, ata e kanë lënë pas shpine, ndërsa ti e ke akoma përpara. Jepi vlerën që i takon vendit ku je, që t'i arrish ata.
- Kjo botë është terreni ku zhvillohet gara, pluhur i madh është ngritur nga gara dhe ai që është përpara, nuk duket. Gjithkush në këtë pistë vrapon, dikush me kalë, dikush në këmbë dhe dikush me një gomar të çalë.

*Kur pluhuni t'largohet e t'maroj' kjo gar'*

*Do t'shohish a kalë kishe nën vedi, apo gomar.*

- Të keqen e ka në natyrën e tij, por zelli është më i suksesshëm.
- Një hajdut i pangopur ecën vetëm në errësirat e tekave.
- Forca e dëshirës për të arritur atë që shpreson, të shtyn të bësh përpjekje maksimale për të arritur atë që dëshiron, dhe të jesh i kujdesshëm për të mos e humbur atë.
- Koprraci është një njeri i varfër, që nuk do të marrë shpërblim për varfërinë e tij.
- Mos lut tjetërkënd veç Zotit tënd, sepse është turp për shërbëtorin që t'i lutet dikujt tjetër veç zotërisë së tij.
- Një grua e ndershme e duron urinë dhe nuk ushqehet me nderin e saj.
- Mos u familjarizo me atë që nuk do të jetë përherë me ty, por kërko shoqërinë e Atij që nuk të ndahet.
- Vetmia për të paditurin është shkatërrim, ndërsa dijetari në vetminë e tij, ka edhe ushqimin, edhe pijen me vete.
- Kur logjika dhe e vërteta takohen në shtëpinë e vetmisë, atëherë mes tyre shfaqet mendimi, dhe mes tyre nis në heshtje një bisedë.

*Nji muhabet i kandshëm ky që nuk t'lodh*

*Qoft' n'vargje a n'prozë*

*Kur shpirti e kujton, lodhjen ma largon*

*E zemren prej errësinave e çliron.*

- Kur armiku yt thotë një fjalë pa vend, ti mos lësho një tjetër të ngjashme me të, sepse të dyja bashkë do të lindin pasardhës të këqij.
- Zelli për të mbrojtur veten, vjen nga mosnjohja e saj, nëse do ta njihje atë ashtu siç duhet, nuk do t'i kishe dalë në krah.
- Kur zjarri i hakmarrjes nis nga zemërimi, hakmarrësin djeg të parin.
- Lidhe zemërimin tënd me zinxhirët e vetëpërmbajtjes, sepse ai është një egërsirë që nëse e lë të lirë, të kafshon.
- Nëse Allahu e do një njeri, në zemrën e tij mbjell farën e suksesit, më pas e ujit me ujin e dëshirës dhe frikës, e më pas e mban nën kontroll dhe përkujdesje, i vë për roje dijen dhe ja, pema ka filluar të ngrihet mbi trungun e saj.
- Nëse në errësirën e natës së plogësht del ylli i ambicies dhe pas tij vjen hëna e vendosmërisë, atëherë toka e zemrës do të ndriçohet nga drita e Zotit të saj.
- Kur nata hedh petkun e saj të errët, gjumi dhe zgjimi fillojnë të ndeshen mes tyre në kampin ku njerëzit janë zgjuar, frika dhe shpresa kaplon radhët e tij, ndërsa dembelizmi dhe rehatia ka pushtuar batalionin e shkujdesur. Kur vendosmëria sulmon, sulmon në ballë, dhe ushtria e neglizhencës shpartallohet, e kështu, pa ardhur agimi, lufta ka përfunduar dhe plaçka e saj është ndarë për fitimtarët.
- Udhëtimin e natës nuk e përballon vetëm se një kalë i stërvitur mirë.
- Në krye të karvanit qëndrojnë gjithmonë devetë më të mira, ndërsa në fund të saj, ato që mbartin ushqimet.
- Mos u lodh së qëndruari para derës së Zotit edhe po të përzunë, dhe mos e ndërprit kërkesën edhe po të kthyen mbrapsht, e nëse dera do të hapet për të pranuarit dhe ti nuk je mes tyre, depërto brenda ashtu si gënjeshtarët dhe hyr si qylaxhinjtë, zgjat dorën e lëmoshës dhe thuaj: Më fal edhe mua!
- O ti që kërkon të hapësh derën e jetës pa çelësin e devotshmërisë: pse e zgjeron rrugën e gabimeve dhe pastaj ankohesh se risku është i pakët?!
- Nëse do të qëndrosh te qëllimi i devotshmërisë, nuk do ta humbësh atë që kërkon.

- Mëkatet mbyllin derën e riskut, njeriu mund të privohet nga begatia, për shkak të gjynaheve që ai bën.
- Për Zotin, sa herë që me dëshirë unë vij për vizitë te ju, rruga më duket më e shkurtër dhe sa herë që derës suaj nuk kam vullnet t'i afrohem, aq herë edhe me veten pengohem.
- Kush do të dijë për pozitën e tij te mbreti, le të shohë se ç'punë i ngarkon ai dhe ç'pozitë do t'i japë.
- Bëhu prej bijve të botës tjetër dhe jo prej bijve të kësaj dynjaje, sepse fëmija është biri i nënës së tij.
- Kjo botë nuk ia vlen as sa barra qiranë; pse atëherë vrapon pas saj?!
- Kjo botë është një kërmë dhe luani nuk u afrohet kërmave.
- Kjo botë është një rrugë kalimtare dhe bota tjetër shtëpia e përhershme, rehatia dhe qejfet bëhen në shtëpi dhe jo në udhëtim.
- Grumbullimi me vëllazërinë është dy llojesh:

I pari: për t'i bërë shoqëri njëri-tjetrit dhe për të kaluar kohën. Një gjë e tillë, më tepër dëmton sesa ka dobi. Gjëja më e pakët që mund të thuhet për të tilla grumbullime, është se trazon qetësinë e zemrës dhe humbet kohën.

I dyti: për të bashkëpunuar në të mira dhe për t'u këshilluar për çka është e dobishme dhe e drejtë, pa dyshim që kjo është nga gjërat më të dobishme dhe më fitimprurëse, por në të shfaqen tre defekte:

I pari: zbukurimi para njëri-tjetrit.

I dyti: teprimi dhe thellimi në biseda të panevojshme.

I treti: kthimi i këtyre takimeve në traditë dhe kënaqësi, duke harruar qëllimin e mbledhjes.

Grumbullimet dhe takimet, në fund të fundit, nuk janë gjë tjetër, veçse çiftëzime dhe mbarsje, ose të një fryme të keqe, ose të një qetësie dhe rehatie shpirtërore. Ky është edhe përftimi i kësaj mbarsjeje, nëse është nga diçka e mirë, i mirë do të jetë edhe fryti. Shpirtrave të mirë, mbarsja iu vjen nga engjëlli, ndërsa shpirtrave të këqij, nga shejtani. Allahu me urtësinë e Tij i ka caktuar të mirët për të mirat dhe të mirat për të mirët, po kështu ndodh edhe me të këqijtë dhe të këqijat.

## 27. Vetëm tek Allahu varen shpresat dhe vetëm Atij duhet t'i druhemi

Në botën e krijuar nuk ka asnjë shkak të vetëm, i cili të jetë plotësisht i pavarur në pasojën që lë, por çdo shkak për të lënë një pasojë, duhet që t'i bashkëngjitet një shkaku tjetër si dhe të mos ketë asnjë pengesë, e cila do të ndalte efektin e këtij shkaku. Ky rregull vlen si për botën që shohim me sy, ashtu edhe për atë të padukshme dhe atë shpirtërore, siç është shembulli i efektit që lë dielli te kafshët dhe bimët, efekt ky që është i varur nga shkaqe të tjera, të cilat i bashkohen këtij shkaku. Po kështu, edhe lindja e fëmijës, nuk varet vetëm nga mbarsja që mashkulli i bën femrës, kjo vlen për çdo shkak dhe pasojat e tij. Çdo gjë që shpresohet prej krijesave, apo frikësimi prej tyre, nuk del jashtë të qenit vetëm se një shkak i pjesshëm dhe i kufizuar në pasojë.

I Vetmi që është plotësisht i Pavarur nga ky rregull, është Allahu i Plotfuqishëm dhe i Pashoq, ndaj dhe nuk e meriton që t'i varësh shpresat dhe frikën tek askush tjetër veç Atij. Ky është një argument i prerë se çdo shpresë apo frikë nga dikush tjetër, është e pavlerë. Por, edhe nëse për një çast do të pranonim se një shkak i vetëm është i pavarur, forca nuk do të vinte prej tij, por nga dikush tjetër, nuk ka forcë dhe pushtet tjetër veç atij të Allahut. Allahu është Ai që i përket tërë forca dhe pushteti, forca dhe pushteti nga e cila shpreson apo frikësohet njeriu, në realitet e gjitha zotërohet vetëm nga Allahu, ndaj si mund të shpresohet apo të kihet frikë nga dikush që nuk ka as forcë e as pushtet?! Madje frika apo shpresa nga një krijesë është një nga shkaqet që të privon nga mirësia që pret prej tij, po ashtu, edhe fatkeqësitë të vijnë po prej atij nga i cili frikësohesh, sepse dikush do të sundojë mbi ty, për aq sa ti nuk i frikësohesh vetëm Allahut dhe po kështu, po aq do të privohesh, për aq sa ti nuk i var shpresat vetëm tek Allahu.

Kjo është gjendja e të gjithë krijesave, edhe pse shumica nuk e dinë këtë gjë. Ajo që do Allahu do të kryhet patjetër, dhe ajo që Ai nuk do, edhe nëse bien dakord të gjithë, nuk ka për t'u kryer.

## 28. Teuhidi është vendstrehimi i krijesave

Teuhidi është strehimi i besimtarëve dhe i mosbesimtarëve. Përsa i përket mosbesimtarëve, ai i shpëton ata nga hallet dhe problemet e kësaj bote. Rasti i mëposhtëm tregon se kur idhujtarët, mosbesimtarët, ishin në vështirësi, i luteshin vetëm Allahut: ***"Kur ata hipnin në anije, shkëputen nga toka dhe frikësohen, i luten sinqerisht Allahut, e kur i shpëton, ata dalin në tokë, ja ku ata lusin idhujt."*** *(Kurani, 29: 65)* Ndërsa miqtë e Tij i shpëton nga vështirësitë dhe problemet e kësaj bote dhe të Ahiretit. Pikërisht, ngaqë Junusi (alejhi selam) kërkoi ndihmë me fjalën e teuhidit, Allahu e shpëtoi nga ato errësira, po kështu vepruan edhe të gjithë pasuesit e profetëve dhe shpëtuan nga ndëshkimi po me anë të teuhidit, ndëshkim që qe përgatitur për mosbesimtarët në këtë botë dhe në tjetrën.

Kur faraoni e pa se i erdhi vdekja dhe po mbytej, bëri edhe ai një veprim të tillë! Por, pa dobi, sepse besimi nuk pranohet atëherë kur e shikon vdekjen me sy, vetëm pak çaste përpara. Ky është ligji i Allahut mbi tokë, askush më mirë se teuhidi nuk mund t'i përballojë vështirësitë e kësaj bote, ndaj dhe lutja në raste vështirësish ka në përmbajtjen e vet teuhid, po kështu edhe lutja e Junusit, të cilën çdokush që e bën do të gjejë shpëtim prej Allahut, përmban teuhid. Në fatkeqësitë e mëdha nuk të hedh diç tjetër veç shirkut, dhe nuk të shpëton prej tyre veçse teuhidi, ndaj, me të drejtë, teuhidi është strehimi i krijesave, kështjella dhe shpëtimi i tyre. Vetëm në duart e Allahut qëndron suksesi.

## 29. Përsosmëria e njeriut qëndron te dija dhe dashuria

Kënaqësia ndjek dashurinë, merr forcë nëpërmjet saj dhe dobësohet po nëpërmjet saj. Sa më e fortë të jetë dashuria dhe malli për atë që do, aq më e plotë do të jetë kënaqësia kur ti e arrin atë. Por dashuria dhe malli për diçka, ndjekin dijen dhe njohjen që ke për këtë gjë, kështu që sa më e plotë të jetë njohuria për atë që do, aq edhe më e plotë do të jetë dashuria për të. Nëse lumturia e plotë gjendet në botën tjetër dhe kënaqësia e plotë, te dija dhe dashuria, atëherë për atë që Allahun, emrat, cilësitë dhe fenë e Tij e njeh më mirë se çdo gjë tjetër, pa dyshim që Allahu do të jetë më i Dashuri dhe

kënaqësia kur ai ta takojë Atë, ta shohë Fytyrën e Tij dhe të dëgjojë fjalët e Tij, do të jetë më e përsosura. Çdo kënaqësi, lumturi, gëzim dhe hare, para kësaj do të jetë si një pikë uji para detit.

E si mundet një njeri që ka mend, t'i japë përparësi një kënaqësie të shkurtër, të shoqëruar edhe me dhimbje, para një kënaqësie të madhe, të përjetshme e pa fund?!

Përsosmëria e njeriut qëndron pikërisht te këto dy forca: dija dhe dashuria. Dija më e mirë është dija për Allahun dhe dashuria më e lartë është dashuria për Të, ndaj dhe kënaqësia varet nga këto të dyja.

## 30. Rruga për tek Allahu ka dy kufizime

Ai që kërkon Allahun dhe botën tjetër, nuk mund të ecë në këtë rrugë pa pasur dy kufizime:

Kufizimi i zemrës vetëm në atë çka do dhe kërkon, si dhe kufizimi nga çdo gjë tjetër veç Zotit.

Kufizimi i gjuhës nga ajo që nuk ka dobi dhe kufizimi i saj vetëm në përmendjen e Allahut, asaj që të rrit besimin dhe të shton dijen.

Kufizimi i gjymtyrëve nga gjynahet dhe tekat, si dhe kufizimi i tyre në kryerjen e urdhëresave dhe të pëlqyerave.

Ndaj dhe nuk duhet t'i ndahet këtyre kufizimeve, derisa ta takojë Zotin e tij, dhe ta çlirojë nga burgu për t'u drejtuar kah hapësirat e gjera të mirësisë. Kur njeriu nuk bën durim në këto dy kufizime, por largohet për në hapësirën e dëshirave dhe tekave, pa dyshim që ai do të përfundojë në burgun e pështirë që do t'i vijë mbas kësaj bote kur ta lërë atë. Çdokush që del nga kjo botë, ose do të lirohet nga burgu, ose do të shkojë në burg.

## 31. Kapitali i njeriut është devotshmëria ndaj Allahut

Abdullah ibn Aun El Muzeni tek përcillte një njeri, e këshilloi duke i thënë: "Bëhu i devotshëm ndaj Allahut, sepse i devotshmi kurrë nuk ndjehet i vetmuar."

Zejd ibn Eslem ka thënë: "Dikur, për atë që i druhej Allahut, thuhej se, njerëzit e donin edhe nëse nuk e pëlqenin."

Sufjan Eth-Ttheuri i thotë Ibn Ebi Dhi'bit: "Nëse i ruhesh Allahut, nuk do të kesh nevojë për njerëzit, por nëse u ruhesh njerëzve, nuk do mund të të bëjnë asnjë dobi para Allahut."

Sulejman ibn Daud ka thënë: "Kemi marrë nga të mirat e kësaj bote nga ato që kanë provuar njerëzit dhe nga ato që nuk i kanë provuar; mësuam nga kjo jetë atë që e ditën njerëzit dhe atë që nuk e ditën, por nuk kemi parë gjë më të mirë sesa devotshmëria ndaj Allahut, haptazi dhe fshehtazi; mbajtjen e drejtësisë kur jemi të zemëruar e të gëzuar dhe rrugën e mesme në varfëri e pasuri."

Në librin e imam Ahmedit, *Ez-zuhd*, tregohet një thënie hyjnore: "Nuk ka asnjë krijesë që i mbështetet një krijese tjetër dhe jo Mua, që të mos ia privoj në qiell dhe në tokë shkaqet për të arritur qëllimin; nëse më kërkon, nuk kam për t'i dhënë, nëse më lutet, nuk kam për t'iu përgjigjur dhe nëse më kërkon falje, nuk kam për ta falur. Dhe çdo krijese, e cila më mbështetet Mua dhe jo krijesave, Unë do t'ia siguroj në qiell dhe në tokë kësmetin e tij; nëse më kërkon, do t'i jap, nëse më lutet do t'i përgjigjem dhe nëse më kërkon falje, do ta fal."

## 32. Devotshmëria ndaj Allahut dhe morali i lartë

I Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) ishte i përkushtuar ndaj Allahut dhe gjithashtu kishte një moral të lartë, sepse përunja ndaj Allahut, vendos paqen mes Allahut dhe njeriut, e ndërsa morali i lartë, vendos paqen mes tij dhe njerëzve të tjerë. Devotshmëria ndaj Allahut

sjell dashurinë e Allahut për njeriun, ndërsa morali i lartë i afron njerëzit në dashurinë ndaj tij.[24]

## 33. Rruga për tek Allahu i Madhëruar

Ndërmjet njeriut, Allahut dhe Xhenetit të Tij, është një urë që kalohet me dy hapa: një hap larg vetes dhe një hap larg njerëzve. Dhe kështu, larg egoizmit të vetes dhe larg ndikimit të njerëzve, i kthyer vetëm andej nga ku shkon rruga për tek Allahu.

## 34. Këshilla

- Një këshilltar thirri mes sahabeve: *"**Po afrohet për njerëzimin dhënia e llogarisë**"* (Kurani, 21:1), dhe zemrat e tyre u dridhëruan nga frika, e sytë kulluan nga shqetësimi *"**dhe luginat rrjedhin sipas masës së tyre.**" (Kurani, 13:17)*
- Dynjaja u zbukurua për Aliun (radiallahu anhu), por ai tha: "Të kam divorcuar tre herë, ndaj nuk kthehem më te ti!"[25] Do të mjaftonte që sipas Sunetit ta ndante njëherë, por ai i bashkoi të tria herët në një herë të vetme, që dëshirat mos ta gënjenin për t'u kthyer përsëri tek ajo. Ai ishte i denjë në fe dhe me natyrë të rregullt dhe nuk ishte njeri që edhe pas këtij divorci, të bënte hile për t'u rikthyer, aq më tepër që ai ishte një nga transmetuesit e hadithit: "*Allahu e ka mallkuar hileqarin!*"[26]
- Nëse ka në këtë shtëpi një vend të vetmuar, bëje atë për vete.
- Patjetër që arsye të ndryshme do të të tërheqin, ndaj njihi ato dhe bëhu i kujdesshëm, mos u preokupo mbas punëve edhe kur shkëputesh prej tyre.
- Drita e së vërtetës është më e ndritshme sesa dielli, ndaj është normale që lakuriqët e natës të mos e shohin atë.

---

[24] Marrë nga një hadith i Profetit (salallahu alejhi ue selem). E transmeton Buhariu në vepërn *El Edeb el Mufred*, nr. 289; Ahmedi (2/291); Tirmidhiu, nr. 2004 etj. Hadith është autentik (sahih).

[25] *El Bidaje ue En-nihaje*, 5, 459.

[26] Këtu bëhet fjalë për atë që përdor hilen, për të rikthyer gruan e divorcuar tre herë. Hadithin e transmeton Ahmedi; Tirmidhiu, nr. 1119, etj. Hadithi është autentik, shih: *Irua el Galil*, nr. 1897.

- Në rrugën që çon tek Allahu, nuk ka njerëz që mbartin dyshime dhe pasojnë qejfet, ajo është e mbushur me njerëz që ndihen të sigurt dhe janë durimtarë; në këtë rrugë ata u ngjajnë shenjave udhëzuese: *“**Dhe Ne bëmë nga mesi i tyre prijës, duke udhëzuar nën Urdhrin Tonë, kur qenë të duruar dhe gjithnjë besuan me vendosmëri në Ajetet Tona.**” (Kurani, 32:24)*

## 35. Ndikimi që ka fjala e teuhidit në çastet e vdekjes

Dëshmia se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë veç Allahut (la ilahe il Allah), në çastin e vdekjes ka një ndikim të madh në faljen e gjynaheve dhe gabimeve për njeriun. Ajo është dëshmi e një njeriu që e thotë atë me sigurinë më të plotë, duke e ditur kuptimin e saj. Këtij njeriu i kanë vdekur tashmë dëshirat dhe pasionet, dhe shpirti rebel në këto çaste është qetësuar pas të qenurit kryengritës dhe i pabindur, është nënshtruar pas të qenurit krenar; kënaqësitë e kësaj bote nuk i bëjnë më përshtypje; ai tani ndodhet para Zotit, Krijuesit dhe Pronarit të tij të Vërtetë, dhe shpreson te mëshira dhe falja e Tij, më shumë se çdoherë tjetër. Pikërisht në këto çaste, shpirti i tij është i zhveshur nga të gjitha ferrat e shirkut dhe është drejtuar vetëm drejt Atij, tek i Cili po shkon, drejt Allahut me zemrën dhe ndjenjat e tij, i dorëzuar plotësisht para Tij dhe në ato çaste shqipton: *La ilahe il Allah*, me sinqeritet të plotë dhe zemër të pastër. Zemra e tij tashmë është zbrazur nga çdo interes dhe kënaqësi e kësaj bote, ajo është përgatitur për të dalë para Zotit të saj dhe zjarri i pasioneve është shuar; tërë hapësira e saj është bërë pjesë e botës tjetër, dritë e syve të tij; bota dhe hallet e saj ngelen pas dhe kjo dëshmi e sinqertë i dha fund veprave të tij, e pastroi atë nga gjynahet dhe e paraqiti të tillë para Zotit. Një dëshmi sinqeriteti, ku gjuha shqipton atë që ndien zemra, ku ndjenjat e brendshme dhe paraqitja e jashtme janë bërë një.

Nëse një dëshmi e tillë, me po të njëjtën forcë dhe jetë, do të jepej edhe në ditët kur jeta ishte e qetë dhe vdekja dukej larg, njerëzit dhe bota përreth do të dukeshin të largët dhe shtegu më i afërt do të ishte ai që të çonte për tek Allahu, kënaqësia e vetme do të ishte vetëm Ai dhe askush tjetër. Por ja që kjo dëshmi në ato ditë nuk ishte e tillë, ishte e veshur me dashurinë për këtë botë dhe pasionet e saj, duke rendur pas fatit dhe sukseseve, larg Zotit. Sikur

kjo dëshmi të ishte e tillë si në çastet e vdekjes, diçka tjetër do të ndodhte dhe një jetë krejt tjetër do të përftohej, një jetë larg asaj shtazores. Allahu na ardhtë në ndihmë!

## 36. E gjithë qenia e njeriut i përket Zotit

Çfarë mund të ketë në dorë ai që çdo gjë e tij është në duart e Allahut?! Shpirti i tij është në duart e Allahut, zemra mes dy gishtave të Mëshiruesit, i Cili e kthen atë si të dojë. Jeta, vdekja, lumturia, dështimi, lëvizjet dhe ndalesat, fjalët dhe veprat, gjithçka ndodhet në duart e Tij. Njeriu nuk mund të kryejë asgjë pa dëshirën dhe vullnetin e Zotit. Nëse Zoti e lë njeriun në duart e vetvetes, ai ka për të ngelur në duart e një të pafuqishmi, të humburi, neglizhenti, mëkatari, fajtori. Nëse do ta lërë në duart e dikujt tjetër, do ta lërë në duart e atij që nuk mund t'i bëjë as dëm e as dobi, që nuk mund t'i japë as jetë, as vdekje e as ndonjë jetë tjetër. Nëse e braktis, ai do të bëhet pre e armikut të tij dhe do të bjerë rob në kurthin e tij. Ndaj, njeriu nuk mund të jetojë as edhe për një çast të vetëm larg Zotit; për të Ai është një domosdoshmëri e pazëvendësueshme për çdo çast që merr frymë, për çdo grimcë të trupit dhe shpirtit të tij; varfëria e njeriut dhe nevoja e tij për Zotin arrin cakun e saj të fundit.

E megjithëkëtë, e sheh këtë njeri tek i shmanget Zotit dhe i kthen krahët Atij, e ndonëse ia ka së tepërmi nevojën; revoltohet ndaj Tij duke mëkatuar. E ka lënë Atë në harresë dhe i ka kthyer shpinën; kështu pra, nesër do të kthehet tek Ai dhe do të qëndrojë para Tij!

## 37. Këshilla

- Preokupohu me atë për të cilën je urdhëruar dhe mos e vrit mendjen për diçka që të është garantuar, sepse jetëgjatësia dhe kësmeti janë për ty dy bashkëshoqërues të garantuar. Sa kohë të jetosh, aq kohë edhe kësmeti nuk do të ndahet. Nëse Zoti me urtësinë e Tij të mbyll një prej rrugëve të tij, një tjetër rrugë më të dobishme do të hapë për ty me mëshirën e Tij.

- Mendo pak për foshnjën në bark të nënës, se si i vjen ushqimi nëpërmjet gjakut, nga një rrugë e vetme, kërthiza.
- Kur të dalë nga barku i nënës, e tashmë rruga e parë e ushqimit do t'i pritet, do t'i hapen atij dy rrugë të reja, dhe nëpër to do të rrjedhë një ushqim më i mirë dhe më i ëmbël se i pari, qumësht i freskët dhe i shijshëm.
- Kur të ndahet nga gjiri dhe të fillojë të hajë ushqim, do t'i hapen katër rrugë: dy për t'u ushqyer dhe dy për të pirë. Do të ushqehet me bimë dhe me kafshë dhe do të pijë ujë, qumësht dhe gjithçka tjetër të shijshme dhe të dobishme.
- Kur të vdesë, të katra këto rrugë do t'i priten, por Zoti me madhërinë e Vet, nëse ky njeri do të jetë i lumtur, do t'i hapë tetë rrugë, e ato janë dyert e Xhenetit, ku do të hyjë nga të dëshirojë.
- Kështu pra, Zoti i Lavdishëm nuk e privon robin e Tij besimtar nga diçka e kësaj bote, vetëm se për t'i dhuruar diçka më të mirë dhe më të dobishme, gjë që nuk e bën për jobesimtarët. Ai e privon nga gjërat e ulëta dhe me vlerë të pakët, për t'i dhuruar atij diçka më të lartë dhe më të shtrenjtë.
- Njeriu me injorancën e tij nuk njeh se çka është e mirë për të, dhe me mosnjohjen e bujarisë dhe urtësisë së Zotit të tij nuk e njeh dallimin ndërmjet asaj që privohet dhe asaj që i është rezervuar. Kjo krijesë njerëzore ka prirje për të dashuruar të përkohshmen, sado e ulët qoftë ajo, dhe ka shumë pak dëshirë për të përjetshmen, me gjithë vlerën e lartë të saj.
- Nëse njeriu do ta vlerësonte Zotin e tij ashtu siç duhet, - e si mund ta bëjë ai një gjë të tillë! - do ta kuptonte se mirësia e Tij ndaj tij, ishte shumë më e madhe për atë që i provoi, sesa për atë që i dhuroi. Ai nuk të privon, vetëm se për të të dhënë; nuk të jep sëmundje, vetëm se për të të shëruar; nuk të sprovon, vetëm se për të të kulluar; nuk të jep vdekje, vetëm se për të të ringjallur dhe nuk të sjell në këtë botë, vetëm se për të të përgatitur për të dalë para Tij, për të ndjekur rrugën që të shpie tek Ai. *"**Dhe Ai është i Cili ka vënë natën dhe ditën në vazhdimësi për atë, i cili dëshiron të përkujtojë ose dëshiron që të tregojë mirënjohje**" (Kurani, 25:62), "**por mohuesit hedhin poshtë** (të Vërtetën) **dhe vetëm mohojnë**." (Kurani, 25:62)*

## 38. Këshilla

- Ai që e njeh veten, preokupohet për ndreqjen e saj dhe nuk merret me gabimet e njerëzve. Ai që e njeh Zotin e tij, preokupohet me Të dhe nuk merret me qejfet dhe pasionet e tij.
- Puna më e vlefshme është ajo që nuk ua shfaq njerëzve, për hir të sinqeritetit, dhe nuk ia shfaqe vetes, por e shikon si një mirësi të Allahut; e pra mos e shiko veten dhe mos të të shohin njerëzit.
- Njerëzit hyjnë në zjarr nëpërmjet tri rrugëve: rrugës së dyshimeve, që të shpie te dyshimi për fenë e Allahut, rrugës së dëshirave, që të shpie në dhënien përparësi kënaqësive të tua, para bindjes dhe kënaqësisë së Allahut, si dhe rrugës së zemërimit, që të shpie në armiqësi ndaj njerëzve.
- Rrënjët e të gjitha gjynaheve janë tri: mendjemadhësia, ajo e cila e çoi djallin atje ku e çoi. Lakmia, ajo e cila e nxori Ademin nga Xheneti. Smira, ajo e cila e vuri njërin djalë të Ademit kundër tjetrit. Kush i ruhet këtyre të triave, i është ruajtur të keqes, sepse mohimi (kufri) vjen nga mendjemadhësia, gjynahet nga lakmia dhe padrejtësia e ashpërsia vijnë nga smira.
- Allahu, me urtësinë e Tij, çdo pjesë të njeriut, të brendshme dhe të jashtme, e ka bërë vegël të diçkaje; kur njeriu i përdor ato aty ku duhet, ka arritur përsosmërinë e tij. Syri është krijuar për të shikuar, veshi për të dëgjuar, hunda për të nuhatur, gjuha për të folur, organi seksual për kontakt, dora për të kapur, këmba për të ecur, zemra për të njohur dhe njësuar Zotin, shpirti për të dashur, mendja për të menduar dhe për të vlerësuar gjërat e kësaj bote dhe të botës tjetër, si dhe për t'i dhënë përparësi asaj që duhet dhe për ta anashkaluar atë që s'duhet.
- Njeriu më i humbur është ai që harron Allahun dhe merret me veten, por më i humbur se ky, është ai që harron veten dhe merret me njerëzit.

## 39. Duke medituar mbi një hadith

Ebu Seid El Hudriu përcjell se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: "*Të gjitha gjymtyrët e birit të Ademit, kur gdhihet në mëngjes, i nënshtrohen*

*gjuhës së tij dhe i thonë: Druaju Allahut! Ne varemi nga ti, nëse flet drejt, edhe ne veprojmë drejt, por nëse devijon, edhe ne devijojmë.*"[27]

Pjesa "*i nënshtrohen gjuhës*", do të thotë i binden dhe i përulen asaj. Gjymtyrët i binden gjuhës, sepse ajo është posta e zemrës dhe zëdhënësja e saj, ndërmjetësja mes gjymtyrëve dhe zemrës.

Pjesa "*ne varemi nga ti*", do të thotë se shpëtimi dhe shkatërrimi ynë varet prej teje, ndaj dhe thonë: "*nëse flet drejt, edhe ne veprojmë drejt, por nëse devijon edhe ne devijojmë*".

## 40. Përmbledhja e lutjes

I Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) në fjalët e tij: "*Të keni drojë prej Allahut dhe përmblidheni lutjen!*",[28] ka bashkuar ndërmjet të mirave të kësaj bote dhe botës tjetër, mirësitë e së cilës arrihen me përkushtimin ndaj Allahut. Dhe me këtë përkushtim, arrihet rehatia e zemrës dhe e trupit, dhe të gjitha hallet dhe problemet e kësaj bote largohen duke iu lutur Allahut. Kush i frikësohet Allahut do të fitojë kënaqësinë dhe mirësitë e botës tjetër, dhe kush e përmbledh lutjen dhe nuk e tepron duke u qarë për hallet e dynjasë, shpëton prej tyre.

*Bota po thërret kundër vedit*
*Sikur mes njerëzve t'ketë asish që nigjojnë*
*Sa prej atyne që materien dashurojn' shkatërrova*
*Dhe çka grumbulloi, n'hi e çova.*

## 41.

Profeti (salallahu alejhi ue selem) lutej duke thënë: "*O Zot më ruaj nga gjynahu dhe nga borxhi!*"[29] Gjynahu të shkatërron në botën tjetër, ndërsa borxhi të shkatërron në këtë botë.

[27] Transmeton Ahmedi (3/95-96). Hadithi është autentik. Shih: *Sahih El-xhamia*, nr. 351.
[28] Transmeton Ibn Maxhe, nr. 2144; Ibn Hibani, nr. 3239 etj. Hadith është autentik.
[29] Transmeton Buhari, nr. 832; Muslimi, nr. 589.

## 42. Udhëzimi dhe përpjekja

Allahu i Lartësuar thotë: *“**E sa për ata, të cilët përpiqen fort te Ne** (për Çështjen Tonë), **Ne sigurisht që do t’i udhëheqim ata drejt Udhëve Tona**.” (Kurani, 29:69)*

Allahu e lidhi udhëzimin me përpjekjen, ndaj dhe njerëzit më të udhëzuar janë ata që përpiqen më tepër. Përpjekja apo lufta më e domosdoshme, është lufta që njeriu bën ndaj vetvetes, egos së tij, djallit dhe kësaj bote. Kushdo që i lufton këto të katërta për hir të Allahut, Ai do ta udhëzojë këtë njeri në rrugët e kënaqësisë së Tij, rrugë të cilat të shpien në Xhenet. Kushdo që i shmanget kësaj lufte, do të jetë i humbur për aq sa edhe ai është larg saj.

Xhunejdi ka thënë: “Ata të cilët luftojnë egoizmin e tyre për hirin Tonë duke u penduar, ata do t’i udhëzojmë rrugëve të sinqeritetit.”

Askush nuk është në gjendje të luftojë kundër armikut të dukshëm, vetëm se kur ai lufton këta armiq të padukshëm. Ai që triumfon mbi këta armiq, do të triumfojë edhe mbi armiqtë e dukshëm, e nëse humb kundër tyre, edhe këtë betejë do ta humbë.

## 43. Dobësia dhe përulja para Allahut është shpresa më e madhe për të fituar ndihmën dhe mëshirën e Tij

Allahu i Madhëruar ka vendosur armiqësi mes engjëllit dhe djallit, mes arsyes logjike dhe egos, mes zemrës dhe shpirtit mëkatar, dhe e ka sprovuar njeriun duke ia dhënë të gjitha këto. Të gjitha këtyre grupeve u ka dhënë ushtri dhe pajime, lufta mes tyre është e gjatë dhe e ashpër, derisa në fund dikush fiton e tjetri humb. Nëse fitorja do të jetë në anën e zemrës, arsyes logjike dhe engjëllit, atëherë do të kemi gëzim, mirësi, kënaqësi, shkëlqim, hare, jetë të mirë, qetësi shpirtërore dhe plaçkë lufte...

Por, nëse fitorja do t’i takojë egos, shpirtit mëkatar dhe djallit, atëherë do të kemi trishtime, ankthe, strese, shqetësime pa fund, izolim të engjëllit...

Çfarë do të mendoje ti për një mbret të mundur nga armiku i tij, të rënë nga froni, rob i burgosur, i pafuqishëm të shijojë pasuritë e tij, i pamundur të urdhërojë shërbëtorët e tij, e megjithëkëtë, nuk bën asnjë lëvizje për t’u

hakmarrë, nuk kërkon ndihmë nga ai që mund ta ndihmojë dhe as shpëtim nga ai që mund ta shpëtojë?!

Mbi këtë mbret, ka një mbret të pamposhtur, të panënshtrueshëm, gjithmonë fitimtar, i cili i çon fjalë këtij mbreti të mundur duke i thënë se nëse më kërkon ndihmë, unë do të të ndihmoj, nëse më kërkon shpëtim, unë do të të shpëtoj, nëse vihesh në anën time, unë do të hakmerrem për ty, nëse vjen tek unë dhe strehohesh, do të të bëj fitimtar mbi armikun tënd dhe do ta vë atë nën këmbët e tua. Nëse ky mbret i robëruar thotë: Armiku im më ka lidhur fort me pranga dhe zinxhirë dhe nuk më lë të lëviz e të vij drejt teje, por nëse dërgon për mua ushtarët e tu që të më lirojnë nga prangat dhe zinxhirët, dhe të më nxjerrin nga burgu, unë mund të vij drejt teje, në të kundërt, nuk e lëshoj dot këtë vend dhe nuk i thyej dot këto pranga.

Nëse ky mbret i robëruar e thotë këtë për t'u justifikuar para këtij mbreti të madh që do ta shpëtojë, e thotë sepse në një farë mënyre, pranon gjendjen në të cilën ndodhet dhe është i kënaqur me robërinë e tij, atëherë pa dyshim që mbreti i plotfuqishëm që dëshironte t'i vinte në ndihmë, nuk ka për t'u marrë më me të, por do ta lërë në atë gjendje që i pëlqen. Por, nëse ai e thotë këtë për shkak të pamundësisë së tij, për të treguar pafuqinë e tij dhe për faktin që është kaq i dobët, saqë e ka të pamundur që me forcat e tij të thyejë prangat dhe të dalë nga burgu pa ndihmën e dikujt tjetër, atëherë ky mbret, i cili u tregua kaq bujar duke i çuar këtë mesazh, le ta plotësojë bujarinë e tij e le t'i çojë ushtarët e tij për t'i ardhur në ndihmë, për ta çliruar nga prangat dhe nga burgu ku ndodhet. Nëse ky mbret e bën këtë, pa dyshim kjo do të ishte një mirësi e madhe prej tij, por nëse ai e braktis, kjo nuk është as padrejtësi e as detyrim, për të cilin ai i detyrohej. Ai me urtësinë e tij, e pa të udhës që ta lërë në burg, aq më tepër kur vetë burgu është i tiji dhe ky armik, i cili e ka futur në dorë, nuk është gjë tjetër veçse një skllav prej skllevërve të tij, të cilin ai e ka në dorë plotësisht, e që nuk mund të veprojë dot jashtë pushtetit dhe forcës së tij, ndaj edhe ky mbret nuk e ka frikë atë dhe as që mendon se ky armik mund të bëjë diçka pa lejen e tij, por ai shikon sinqeritetin e mbretit të burgosur, sesa ai është i frikësuar dhe sa shpreson për shpëtim, sa i lutet dhe sa i përgjërohet për ndihmë dhe çlirim, me frikë dhe dëshirë, atëherë dhe pikërisht atëherë do të vijnë ushtritë shpëtimtare në ndihmë të tij.

## 44. Dijetarët dhe nxënësit e dijes

- Aspirata më e lartë në kërkimin e dijes është dija që mbart Kurani dhe Suneti, kuptimi i asaj që ka dashur të thotë Allahu dhe i Dërguari i Tij në to, si dhe njohja e kufijve të Allahut për gjërat jetësore. Aspirata më e keqe e një nxënësi dijeje, është të preokupohet vetëm me çështje të rralla, të cilat nuk kanë asnjë anë praktike dhe i përkasin imagjinatës. E ngjashme është gjendja edhe për atë që preokupohet me njohjen e mendimeve të ndryshme dhe nuk ka për qëllim gjetjen e mendimit të saktë mes tyre. Të rrallë janë ata që mund të përfitojnë prej dijes së këtyre njerëzve.
- Aspirata më e lartë në fushën e dëshirave duhet të jetë lidhja me dashurinë për Allahun dhe ndjekja e vullnetit dhe e urdhëresave fetare të Tij. E ndërsa aspirata më ulët është të pajtohesh me fenë aty ku të intereson: një njeri i tillë e adhuron Allahun jo për atë që Ai do prej tij, por për të realizuar synimet e tij nëpërmjet Zotit. I pari e do sinqerisht Allahun dhe qëllimin e Allahut, e ndërsa i dyti, vetëm rri duke kërkuar prej Allahut dhe ndërkohë është i zbrazët nga ajo që Allahu kërkon prej tij.
- Dijetarët e këqij ulen para portave të Xhenetit dhe ftojnë në të me fjalë, ndërsa me veprimet e tyre nxisin për në zjarr. Sa herë që gjuha e tyre u thotë njerëzve 'ejani', veprimet e tyre thonë të kundërtën - mos i dëgjoni ata! Nëse ajo që predikojnë është e sinqertë, do të ishin të parët ata që do ta praktikonin! Ata u ngjajnë kallauzëve, por në të vërtetë janë banditë që u presin rrugën njerëzve.
- Nëse vetëm Allahu është qëllimi yt dhe pasuria jote, të gjitha mirësitë do të të ndjekin nga pas dhe do të të afrohen njëra pas tjetrës. Por nëse qëllimi yt është vetëm të përfitosh prej Tij, mirësia do të të ndalet, sepse çdo gjë është në duart e Tij dhe i vjen pas vetëm Atij: mirësia është vetëm se vepra e Tij. Nëse ti e arrin Allahun, pas Tij e ke të sigurt mirësinë, por nëse qëllimin e ke te mirësia, Allahun nuk ke për ta pasur pas saj. Nëse ke qenë nga ata që e njihnin Allahun dhe ndjeve kënaqësinë e të qenurit pranë Tij, e më pas re pas kërkimit të mirësisë, Ai do të të privojë prej saj, si ndëshkim për ty. Kështu do humbasësh Allahun, dhe bashkë me Të do humbasësh edhe mirësinë.

## 45. Nën hijen e çlirimit të madh

Pasi Profeti (salallahu alehji ue selem) doli nga zgjedha e armikut, u fut në arën e fitoreve. Në çdo skaj të largët ai dërgoi ushtritë e tij fitimtare dhe fama e tij mori dhenë. Njerëzit përballë tij u ndanë në tre grupe: besimtarë, në paqe me të dhe të frikësuar prej tij.

Farën e durimit ai e mbolli në arën e *“**kështu pra, ji i duruar** (O Muhamed) **ashtu siç bënë durim të Dërguarit e vendosur**”, (Kurani, 29:35)* dhe degët e bimës nga kjo farë, shpejt filluan të tundin lule livande. Ai hyri në Mekë, ashtu si asnjë tjetër më parë, e pas tij nuk do të hynte kush më. Pranë tij qëndronin muhaxhirët dhe ensarët, që vetëm sytë u dukeshin, sahabet vinin në radhë njëri pas tjetrit, engjëjt qëndronin mbi kokat e tyre, Xhibrili gjithmonë në lëvizje ndërmjet Allahut dhe Profetit. Shenjtërinë e këtij qyteti Allahu ia lejoi në ato çaste vetëm Profetit (salallahu alejhi ue selem) ta shkelte, dhe askujt tjetër para tij.[30]

Kur e mendon këtë ditë, me ditën kur *“**mosbesimtarët thurën komplot kundër teje** (O Muhamed) **për të të mbajtur ty në pranga, për të të vrarë ose për të të përzënë nga shtëpia jote** (Meka)” (Kurani, 8:30)* dhe ai doli prej saj?! Megjithatë, tani ai po hynte në këtë qytet fitimtar, por kokulur, si shenjë respekti dhe nënshtrimi ndaj Atij që i dhuroi këtë krenari, krenari e cila do t’i bënte njerëzit t’i mbanin kokat ngritur dhe mbretërit të krekosur. Ai po hynte në Mekë si mbret fitimtar; Ka’bi ngriti Bilalin që të hipte sipër Qabesë, ndërkohë që ky njeri dikur për t’u sprovuar, tërhiqej zvarrë në mesditën e nxehtë nëpër rrugët shkretinore të Mekës, e buzët e tij shqiptonin fjalën: Një, Vetëm Një. Ai ngriti zërin duke thirrur ezanin dhe fiset iu përgjigjën nga çdo skaj, grupe-grupe filluan të hyjnë në fenë e Allahut, ndërkohë që më parë vinin një nga një. E kur Profeti (salallahu alejhi ue slem) u ul në fronin e krenarisë, nga ku nuk zbriti më kurrë, mbretërit shtrinë qafat e tyre me përulësi para tij. Prej tyre pati që i dorëzuan çelësat e qyteteve, të tjerë kërkuan paqe, dikush pranoi xhizjen dhe nënshtrimin, por pati edhe të atillë që u përgatitën për luftë, pa e ditur se me këtë gjë ata po bëheshin plaçkë dhe robër lufte për të.

[30] Shih hadithin që transmeton Buhari, nr. 1834; Muslimi, nr. 1353.

Kur Profeti (salallahu alejhi ue selem) e plotësoi fitoren, komunikoi mesazhin e tij dhe çoi në vend amanetin, i erdhi mesazhi: *“**Me të vërtetë që Ne të kemi dhënë ty** (O Muhamed) **fitore të qartë. Që Allahu të të falë ty gjynahet e tua të kaluara dhe të ardhshme, të plotësojë Mirësitë e Tij mbi ty dhe të të udhëzojë ty në Rrugën e Drejtë. Edhe që Allahu të të japë ndihmë të madhe pa kufi**.” (Kurani, 48:3-1)* E më pas erdhi vula: *“**Kur të të vijë Ndihma e Allahut dhe çlirimi. Dhe** (kur) **t’i shohësh njerëzit të hyjnë turma-turma në Fenë e Allahut**.” (Kurani, 110:1-2)* Engjëlli i Zotit erdhi te Profeti (salallahu alejhi ue selem) dhe i tha të zgjidhte mes pavdekësisë në këtë botë dhe takimit me Zotin, por Profeti (salallahu alejhi ue selem) zgjodhi të takojë Zotin e tij, për të Cilin aq shumë ishte i përmalluar. Xheneti u zbukurua ditën kur shpirti i tij i bekuar do të hynte në të, ashtu siç nuk zbukurohen as qytetet kur në to hyjnë mbretërit. Nëse Arshi i Mëshiruesit u trondit nga vdekja e një prej shokëve të tij, nga gëzimi dhe hareja që shpirti i tij po ngjitej drejt Krijuesit, po nga ardhja e shpirtit më të mirë të krijesave?!

O ti njeri që nuk i përket fesë së Muhamedit (salallahu alejhi ue selem)! O ti që nuk qëndron para portës së tij! Ditën e Kiametit do ta mësosh se ku e ke vendin: *“**Ditën kur të gjitha të fshehtat do të shqyrtohen.**” (Kurani, 86:9)*

## 46. Këshilla

- O ti që mashtron veten me dëshira! Iblisi u mallkua dhe u largua nga vendi i krenarisë, sepse nuk bëri një sexhde të vetme për të cilën u urdhërua, Ademi doli prej Xhenetit për një kafshatë që hëngri, e vrasësi do të privohet prej Xhenetit pasi ta shohë atë me sy, për një grusht gjak që derdhi pa të drejtë. Zoti urdhëroi për vrasjen e imoralit si s’ka më keq, vetëm pse organin e tij e futi sa një majë gishti, aty ku nuk i lejohej. Ai urdhëroi që të rrihet kushdo që shpif apo pi ndonjë gllënjkë alkool, si dhe urdhëroi të të presin dorën, vetëm për tri dirhem vjedhje; e pra, a nuk mendon se Ai mund të të izolojë në zjarr për një gjynah që ti mund të bësh *“**pa iu frikësuar pasojave të tij** (dënimit)”**.** (Kurani, 91:15*) “*Një grua u fut në zjarr për shkak të një maceje.*”[31] “*Njeriu mund të thotë një fjalë që s’i kushton rëndësi, dhe për shkak të saj hidhet*

[31] Shih Sahih Buhari, nr. 2365.

*thellë në zjarr.*"[32] Një njeri mund të jetojë duke iu bindur Allahut për gjashtëdhjetë vjet dhe kur i vjen vdekja, lë një amanet të padrejtë, duke i mbyllur punët me të dhe shkon për shkak të tij në zjarr.

- Atij që i prishet abdesi para se të japë selam, i tërë namazi që ka falur deri në atë çast i shkon pa vlerë, atij që e prish agjërimin, qoftë edhe pak para perëndimit të diellit, agjërimi i humbet pa vlerë, e kush vepron keq në fund të jetës, me atë vepër ai do ta takojë Zotin e tij.
- Nëse jep lëmoshë në këtë jetë, atë do ta gjesh në jetën tjetër, por koprracia dhe pangopësia nuk të lënë.
- Sa herë që sevapi ka ardhur te ti dhe ka qëndruar në portën tënde, portieri i *do të*, *ndoshta* dhe *mbase*, e ka përzënë atë.
- Si mund të shpëtosh me një besim të mangët, shpresë të tepruar, sëmundje pa mjekim e pa vizita, me epshe të ndezura, me një mendje të fjetur, i shkujdesur, i dehur në verbëri, i zhytur në pellgun e padijes, i pakënaqur me Zotin, i kënaqur me njerëzit, përmendja e njerëzve të jep forcë dhe ëmbëlsi, e ndërsa përmendja e Zotit të burgos e të brengos, Zotit i kushtohesh kaq pak, ndërsa zemrën dhe bindjen e ke diku tjetër?!

## 47. Urtësi nga historia e Ademit (alejhi selam)

Krijesa e parë qe pena, e cila shkroi përcaktimin e çdo gjëje, para se ato të ekzistonin. E ndërsa Ademi u krijua i fundit, dhe kjo për disa arsye:

E para: Përgatitja e shtëpisë përpara se të hyjë ai që do të banojë në të.

E dyta: Ai ishte qëllimi për të cilin u krijuan qiejt dhe toka, dielli dhe hëna, toka dhe deti.

E treta: Mjeshtri më i mirë e mbyll veprën e tij me pjesën më të bukur të saj, me thelbin e veprës së tij.

E katërta: Kureshtja gjithmonë të shtyn të dish se çka në fund, ndaj dhe Musai u tha magjistarëve i pari: *"**Hidhni në shesh çfarë doni të hidhni!**"*

[32] Shih Sahih Buhari, nr. 6477.

*(Kurani, 10:80)*, e njerëzit pasi panë se ç'bënë magjistarët, po prisnin çdo të ndodhte më tej.

E pesta: Sepse Allahu i Madhëruar, Profetin, Librin dhe popullin më të mirë, vendosi ta dërgojë në kohën e fundit, sepse botën tjetër e bëri më të mirë sesa kjo botë, sepse fundin e bëri më të plotë sesa fillimin. Eh! Sa kohë rrodhi që kur engjëlli tha: "Lexo!" dhe Profeti tha: Unë nuk di të lexoj, dhe fjalës së Allahut: *"**Këtë ditë Unë e përsosa fenë tuaj për ju.**" (Kurani, 5:3)*

E gjashta: Allahu bashkoi në krijimin e Ademit atë çka e kish krijuar të shpërndarë nëpër botë, sepse njeriu është një botë e vogël, që ka brenda gjithë çfarë ka bota e madhe.

E shtata: Ai është thelbi i krijesave, ndaj dhe qe e përshtatshme krijimi i tij në fund.

E teta: Allahu me mirësinë e Tij, krijoi mjetet e jetesës dhe gjithçka, për të cilën kishte nevojë njeriu dhe kështu akoma pa dalë në dritë, gjithçka ishte gati.

E nënta: Allahu me krijimin e njeriut në fund, donte të tregonte vlerën dhe fisnikërinë e kësaj krijese para gjithë krijesave të tjera. Engjëjt thanë: "Le të krijojë Zoti ynë ç'të dëshirojë, Ai nuk ka për të krijuar krijesë më fisnike para Tij sesa ne.'[33] Pasi Allahu krijoi Ademin dhe i urdhëroi engjëjt t'i binin atij në sexhde, doli në pah pozita e tij e lartë ndaj tyre, për shkak të dijes dhe njohurive që atij iu dhuruan. Kur Ademi ra në gjynah, engjëjt menduan se kjo pozitë u zhvlerësua dhe nuk e dinin se ai fshihte brenda tij adhurimin e pendesës. Kur Ademi u pendua para Zotit dhe e shfaqi këtë formë adhurimi, atëherë engjëjt e kuptuan se Allahu fsheh te krijesat e Tij sekrete që askush nuk i di.

E dhjeta: Duke qenë se Allahu e filloi krijimin e kësaj bote me penën, ishte mëse e përshtatshme që ta mbyllte me krijimin e njeriut, sepse pena është vegla e dijes dhe njeriu është dijetari. Për këtë arsye, Allahu u tregoi engjëjve pozitën e lartë që kishte Ademi ndaj tyre, si dhe vlerën e dijes, me të cilën Allahu e veçoi nga krijesat e tjera.

[33] Transmeton Ibn Xheriri, *Xhamiul bejan*, (1/242), nga Ibn Abasi dhe sahabe të tjerë.

Shiko sesi Allahu e fali Ademin para se ta zbriste në tokë, u tregoi engjëjve për vlerën dhe pozitën e tij dhe e përmendi me nderim emrin e tij para se ta krijonte, kur tha: ***"Me të vërtetë që Unë do të çoj në tokë një mëkëmbës."*** *(Kurani, 2:30)*

Shiko sesi Allahu i dha këtë pozitë, dhe këtë, para se ta krijonte, si dhe e justifikoi atë para se ta zbriste në tokë, duke thënë: "**në tokë**" - ai që të do, të justifikon para se të gabosh.

Mbasi i dha formën Ademit, e la para portës së Xhenetit dyzet vjet,[34] sepse ai që të do, qëndron para portës së të dashurit duke pritur. Allahu e nxori atë nga rruga e përulësisë, ku ***"ai nuk ishte asgjë"*** *(Kurani,76:1)* për të mos i pëlqyer vetja, ditën kur do të urdhëronte engjëjt t'i binin në sexhde.

Kur Ademi ishte akoma trup, Iblisi i kalonte pranë, habitej prej tij dhe thoshte: "Ti je krijuar për diçka të madhe!" Më pas, hynte nga goja e tij, dilte nga mbrapa dhe thoshte: "Nëse do të të kem nën vete, do të të shkatërroj, por nëse do të të kem mbi vete, nuk do të të bindem!" Dhe nuk e dinte se shkatërrimi do t'i vinte prej tij...

Iblisi pa një grumbull balte dhe e nënçmoi, por kur balta mori formë, atij i hyri zilia, e kur në të u fry shpirti, atëherë sa nuk vdiq nga smira.

Dhe kur u shtrua qilimi i krenarisë, para Ademit u shfaqën krijesat, dhe përpara Gjykatësit (që tha): ***"më tregoni"***[35], dolën 'paditësit' (që thanë): ***"dhe ne të madhërojmë Ty"***[36], por Ademi e pati fshehur më parë faktin "**dhe i mësoi**"[37], dhe kështu ata përkulën kokat e padisë mbi kraharorët e pranimit. Mes shoqërive të engjëjve, u dëgjua një zë i fuqishëm që thërriste për vlerësim: ***"bini në sexhde"*** *(Kurani, 2:34)*, pastrohuni nga zgjyra e pretendimit ***"dhe ne të madhërojmë Ty"*** me ujin e justifikimit, në enët e ***"ne nuk kemi dije"*** *(Kurani, 2:32),* dhe kështu, ata ranë në sexhde me pastërtinë e dorëzimit.

---

[34] Po aty, (1/238) nga Ibn Abasi dhe Ibn Mesudi (meukuf).
[35] Këtu nënkuptohet Allahu, ajeti 31 i sures *Bekare*.
[36] Këtu nënkuptohen engjëjt, ajeti 30 i sures *Bekare*.
[37] Se Allahu i pati mësuar emrat e çdo gjëje, ajeti 31 i sures *Bekare*.

Iblisi u mënjanua dhe nuk ra në sexhde, sepse ishte vetë i papastër dhe qe fëlliqur edhe me zhulin e kundërshtimit, papastërtia e tij nuk mund të mënjanohej me anë të pastrimit, sepse ajo nuk i ndahet atij.

Pasi Ademi u përkrye, u tha: "Patjetër që duhet edhe një nishan në fytyrën e atij (që u tha për të) ***"bini në sexhde",*** dhe gabimi që qe shkruar për të, ndodhi, me qëllim që shenja e adhurimit ndaj Allahut të shfaqet me përulje.

O Adem! Nëse ajo kafshatë do të lihej pa pasoja, atëherë ziliqarët do të kishin thënë: 'Si mbyllen sytë para një të pangopuri i cili nuk duron dot pa ngrënë një pemë?!'

Nëse nuk do të kishe zbritur, nuk do të ishe ngjitur duke psherëtirë dhe nuk kishin për të të ardhur mesazhet "a ka ndonjë që lutet"?[38] Dhe as "era e gojës së agjëruesit"[39] nuk kishte për të qenë ajo që është, e pra, duket qartë që ajo kafshatë nuk qe për shkak të pangopësisë tënde.

O Adem! E qeshura jote në Xhenet ishte për ty, por e qara jote në këtë botë të përgjegjësisë, është për ne.

Atë që krenaria Ime e përul, por mirësia Ime e favorizon, asgjë e keqe nuk e mundon..., manteli i krenarisë meritohet vetëm me përuljen e trupit.

Unë jam në zemrat e përulura për hatrin Tim.

Ajo kafshatë nuk reshti së munduari, sa më në fund, edhe fëmijët e tij i sëmuri. Dhe i Gjithëinformuari e i Buti, u dërgoi ilaçin në duart e mjekëve të ekzistencës (profetëve): ***"Nëse vjen te ju*** *(o njerëz)* ***udhëzim prej Meje, atëherë kushdo që ndjek Udhëzimin Tim, nuk do të humbë e as nuk do të bjerë në mjerim e skamje"*** *(Kurani, 20:123),* dhe mjeku i këshilloi me ndalesa që të ruhen, me urdhëresa që të forcohen, me pendesë për të zbrazur përbërësit e këqij, e kështu ruhet shëndeti kurdoherë.

Oh, mjerë për atë që la pas dore urdhrat dhe humbi forcën, u tregua i pakujdesshëm, nuk u mbrojt dhe nuk e duroi hidhësinë e zbrazjes nga e keqja! E tani s'ke ç'pret gjë tjetër, veç vdekjes, sepse sëmundja që rëndohet, të tillë e ka përfundimin! Nëse kaderi do të të vinte në ndihmë, do të kishe ndjekur

[38] Fjalë që Allahu i drejton çdo ditë në fundin e natës, shih hadithin nr. 1145, Buhari dhe, nr. 758 te Muslimi.
[39] Pjesë hadithi, transmeton Buhariu, nr. 1894; Muslimi, nr. 1151.

këshillat e mjekut dhe veten do ta kishe ruajtur nga oreksi i tepërt, do të kishe mundur të shijoje ushqime shumë më të shijshme dhe kënaqësi të panumërta. Por, ah..., avujt e grykësisë ta veshën qartësinë e pamjes dhe mendove se burrëria është ta shesësh të ardhmen me para në dorë.

O njeri i verbër! Nuk duroje dot një orë; mbaje tani mbi shpinë poshtërimin e përjetësisë! Rende mbas kësaj bote, ndërkohë që ajo si mirazh largohej, mbas shpine le botën tjetër, duke harruar se drejt saj po shkoje...

Nëse shikon një njeri në treg, tek shkëmben diçka të shtrenjtë me diçka të lirë dhe shet një mall të mirë për një copë lirë, dije se përpara ke një mendjepirë.

## 48. Shenja nga historia e Ademit

- Meqë Ademi e ruajti tabanin e tij si rob, atëherë edhe gjynahu nuk ishte dërrmues për të.
- “**O biri i Ademit, nëse takohesh me Mua dhe je mbushur me gjynahe sa tërë toka, por kurrë nuk më ke bërë ortak me asnjë, Unë me një falje po aq të madhe do të të takoj.**”[40]
- Meqë Pronari e dinte se gabimi i robit të Tij nuk kishte të bënte aspak me dëshirën për të mos iu bindur dhe as për të kundërshtuar urtësinë e Tij, e mësoi atë se si duhej të kërkonte falje: *“**E Ademi mësoi disa fjalë** (se si të kërkonte falje) **nga Zoti i tij, kështu që Ai ia pranoi pendimin.**”[41] (Kurani, 2:37)*
- Një rob i përulur i Zotit, kur gabon, nuk dëshiron që të kundërshtojë Zotin e tij me këtë, dhe as të tregohet kryelartë para kufizimeve të Tij, por në një çast, dobësia e natyrës e tij e ka vënë përfund, vetvetja dhe shejtani ia kanë zbukuruar mëkatin, dëshira e ka mposhtur, besimi dhe shpresa te falja e Zotit, e kanë shpënë... Kjo është ajo çka bën robi. E ndërsa Zoti nga ana e Tij zbaton vendimin, shfaq krenarinë e të Plotfuqishmit dhe përuljen e robërisë, dhe nevojën e pazëvendësueshme për Të. Ai shfaq efektin e emrave të Tij të

[40] Hadith kudsij, transmeton Muslimi, nr. 2687.

bukur, si: Mëkatfalësi (El-Afu), Gjithëfalësi (El-Gafur), Pendimpranuesi (Et-Teuab), i Vetëpërmbajturi (El-Haliim), për këdo që vjen drejt Tij i penduar dhe i bërë pishman. Po kështu, Ai është Ndëshkuesi i të padrejtëve (El-Muntekim), i Drejti (El-Adl) dhe Goditës i ashpër për atë që këmbëngul në mëkate.

- Allahu i Madhëruar kërkon t'i tregojë robit të Tij, se vetëm Ai është i Përsosur dhe se njeriu është i mangët dhe nevojtar ndaj Zotit. Ai i tregon atij plotfuqishmërinë, krenarinë, përsosmërinë e faljes, e mëshirës dhe amnistisë së Tij, përsosmërinë e mirësisë, e mbulimit dhe vetëpërmbajtjes, që Zoti ka ndaj tij. Mëshira e Allahut ndaj tij është një mirësi që nuk duhet refuzuar, e nëse Ai nuk do ta fusë nën mëshirën dhe mirësinë e Tij, patjetër që robi do të jetë i vdekur.
- Sa e sa urtësi ka në caktimin e mëkatit! E sa e sa të mira e mëshirë ka për njeriun kur ai pendohet! Pendesa për mëkatin është si ilaçi për të sëmurin, e ndoshta një sëmundje mund të bëhet shkak për një shëndet të mirë!
- Nëse mëkati nuk do të ekzistonte, biri i Ademit do të kishte vdekur nga vetëkënaqësia.
- Një mëkat që të përul është më i dashur për Zotin sesa një bindje me të cilën mburresh.
- Qiriri i fitores tretet mbi shandanin e përuljes.

## 49. Këshilla

- Njeriu e nderon veten më mirë, vetëm atëherë kur e nënçmon atë, i jep krenari më mirë, vetëm kur e përul atë dhe e qetëson atë më mirë, vetëm pas lodhjes**.** Dikush ka thënë: "Do ta lodh vetveten derisa të gjej rehati, sepse përulja e vetvetes është nderi i saj." Veten nuk e ngop më mirë, vetëm se pas urisë; nuk e siguron më mirë, vetëm se pas frikës; nuk e largon nga vetmia më mirë, vetëm se kur qëndron pranë Zotit dhe Krijuesit tënd, dhe nuk ringjallet më mirë, vetëm se pas vdekjes së saj. Thuhet se "vdekja e vetvetes është jeta e saj, kush do që t'i japë jetë, le ta vdesë atë."
- Pija e joshjes është e ëmbël, por të merr frymën.

- Atij që i kujtohet shtrëngimi i lakut, nuk ia ndien për një kokërr gruri.
- O ti që ke ngecur në lakun e dëshirave! Një kërcim i furishëm dhe do të dalësh nga rrjeta.
- Ç'është shkruar do të bëhet, ndaj bëhu paqësor!
- Allahut i përket prona e qiejve dhe e tokës, të kërkoi hua një kokërr, por ti u tregove koprrac. Ai krijoi shtatë dete dhe dëshiroi prej teje një pikë loti, por sytë e tu të tharë nuk e nxorën atë.
- Vështrimi i syrit gdhend në zemër pamjen që shikon, e zemra është një Qabe, ndaj dhe Zoti nuk i do idhujt.
- Kënaqësitë e kësaj bote janë si gratë e zeza. Hyritë habiten se si u ke dhënë përparësi para tyre, por kur furtuna e epshit ngrihet, pluhuri i saj i zë sytë e mendjes dhe rruga e drejtë nuk duket më.
- Lëvduar qoftë Zoti! Xheneti është zbukuruar për dhëndurët, ndaj shpejtoni për të gjetur pajën! Zoti u ka bërë të ditur të dashuruarve Emrat dhe Cilësitë e Tij, ndaj dhe ata punojnë për ta takuar Atë, e ti akoma merresh me ngordhësira!
- Njohja e Zotit është një qilim, mbi të cilin shkel vetëm një i afërt, ndërsa dashuria është një poezi, që këndohet vetëm nga i dashuruari.
- Dashuria është një përrua në shkretëtirën pa rrugë, ndaj dhe ata që freskohen në të, janë të pakët.
- I dashuruari përvidhet në vetmi me atë që do dhe i bën shoqëri vetes me kujtimin e tij, ashtu siç përvidhet peshku drejt ujit dhe fëmija drejt nënës.
- Për adhuruesin nuk ka vend rehatie, vetëm se nën pemën Tuba;[42] për të dashuruarin nuk ka qetësi, vetëm se ditën e shtesës.[43]
- Puno për Të që në këtë botë, që të të mjaftojë pas vdekjes.
- O njeri, që jetën e shite pas gjynaheve dhe larg Zotit! Armiqtë e tu nuk të dëmtojnë, sa ç'e dëmton ti veten. E çfarë mund t'i bëjnë armiqtë një injoranti, më tepër se ç'i bën ai vetvetes?!

---

[42] Pemë në Xhenet, shih hadithin 3, 71; transmeton Ahmedi, Ibn Hibani, nr. 7230.
[43] Me këtë, nënkupton ditën kur do të shikohet Allahu nga banorët e Xhenetit, shih hadithin nr. 181 te Muslimi.

- Vullnet të lartë ka ai që përgatitet për takimin me të Dashurin; vë përpara punët e mira dhe shkon i gëzuar në këtë takim: *“**Por bëni diçka** (të mirë) **për veten tuaj! Kijeni frikë Allahun dhe dijeni se do të takoheni me Të! Jepu lajm të mirë besimtarëve** (se do të fitojnë Xhenetin)**!**” (Kurani, 2:223)*
- Pasha Zotin! Armiku të sulmoi, pasi Miku të la. Mos mendo se djalli triumfoi, por qe Ruajtësi Ai që të la.
- Ruaju nga vetja jote! Çdo e keqe që të vjen, prej saj e ke, ndaj mos bëj armëpushim me të! Pasha Zotin, nuk nderohet vetja, nëse nuk e nënshtron; nuk krenohet, nëse nuk e ul; nuk forcohet, nëse nuk e thyen; nuk rehatohet, nëse nuk e lodh; nuk sigurohet, nëse nuk e frikëson dhe nuk gëzohet, nëse nuk e trishton atë.
- I lëvduar qofsh o Allahu! Në pamje të jashtme dukesh i zbukuruar me rrobën e devotshmërisë, ndërsa nga brenda, je si damixhan rakie i mbushur me pasione. Sa herë që e parfumon rrobën, nga poshtë i vjen era e alkoolit, dhe kështu që, të sinqertët qëndrojnë larg teje, e ndërsa rrotull të mblidhen të prishurit.
- Ti në një cep të xhamisë je duke adhuruar Zotin, por një vjedhës joshës të ngacmon dhe për çudi, ti nuk e largon atë, e ai nuk të ndahet, derisa të të nxjerrë nga xhamia.
- Ji i sinqertë në kërkesën tënde, se ndihma të vjen!
- Një njeri i tha Ma’ruf El Kerhit: “Më mëso se ç’është dashuria?” Ai i tha:

*Tuj u mësue, dashunia nuk buron*
*Ajo asht mall që kallzon se djaloshin e vret*
*N’qoftse i vogel nuk bahet, kur t’Dashurin e takon*

- Asgjë të habitshme nuk ka në fjalën e Zotit *“**ata do ta duan Atë**”*, por habia qëndron në fjalën e Tij: *“**Ai i do ata**” (Kurani, 5:54)*
- Nuk është ndonjë çudi që një i varfër dhe i mjerë ta dojë atë që i bën mirë, por e çuditshme është që një bamirës ta dojë një të varfër e të mjerë.

## 50. Allahu u shfaqet robërve të Tij në Kuran

Kurani është fjala e Allahut, e Allahu është shfaqur në të për robërit e Tij me anë të atributeve të Tij. Ndonjëherë shfaqet me pelerinën e madhështisë dhe krenarisë, kokat përkulen e zërat ulen dhe egoja tretet si kripa në ujë. Ndonjëherë shfaqet me atributet e bukurisë dhe përsosmërisë, përsosmëri kjo, e emrave dhe bukuri e cilësive dhe e veprimeve, që tregon për përsosmërinë e Qenies së Tij. Dhe kështu, njeriu nxjerr nga zemra tërë forcën e dashurisë për Të, për aq sa ai ka njohuri për këto atribute të përsosura dhe cilësi të bukura. Zemra e robit zbrazet dhe mbushet vetëm me dashurinë për Të, e nëse dikush tjetër kërkon t'ia lidhë këtë dashuri pas tij, zemra e robit ka për ta refuzuar me gjithë forcën e saj, siç thuhet:

*Lypet prej zemres që ju me ju harrue*
*Por natyra e saj nuk ka me pranue.*

Dhe kështu, dashuria për Zotin ngelet e natyrshme dhe jo e sforcuar.

Kur Allahu shfaqet në Kuran me atributet e mëshirës, mirësisë, butësisë dhe dashamirësisë, atëherë robit nga brenda i vlon forca e shpresës, dëshira për të arritur atë; ai shkon duke kënduar drejt rrugës së Zotit të tij. Sa më shumë i forcohet shpresa, aq më shumë e shton edhe punën, ashtu sikur bujkut, sa më shumë i shtohet dëshira për prodhim, aq më shumë e mbush tokën me farë, e kur shpresa i dobësohet, edhe farën e rrallon.

Kur Allahu shfaqet me atributet e drejtësisë, ndëshkimit dhe zemërimit, thyhet shpirti i pabindur dhe mëkatar, zhduket ose dobësohet forca e epshit, dëshirave, zemërimit, pasioneve dhe rendjes pas mëkateve. Mblidhen frerët e mendjelehtësisë dhe shpirti tregon kujdes, frikë dhe vetëpërmbajtje.

Kur Allahu shfaqet me cilësitë e urdhrave, ndalesave, premtimeve, porosive, dërgimit të profetëve dhe zbritjes së librave e ligjeve, te njeriu gjallërohet forca e zbatimit dhe bindjes ndaj urdhrave, komunikimit të tyre, këshillimit, pranimit të lajmit dhe largimit nga ndalesat.

Kur Allahu shfaqet me atributet e dëgjimit, shikimit dhe dijes, te njeriu gjallërohet forca e druajtjes dhe kështu që atij i vjen turp që Zoti të shohë prej

tij diçka të papëlqyer, të dëgjojë atë që nuk ia ka ënda, të fshehë në vetvete atë që Ai e urren. Lëvizjet, fjalët dhe idetë maten me peshoren e fesë dhe nuk i lihen spontanitetit, papërgjegjshmërisë apo dëshirave dhe tekave.

Kur Allahu shfaqet me atributet e mjaftueshmërisë, prestigjit, plotësimit të nevojave të njerëzve, furnizimit të tyre me të mira, largimit të fatkeqësive, ndihmës ndaj miqve të Tij dhe atributin e të qenurit në çdo çast pranë tyre, te njeriu gjallërohet forca e mbështetjes te Zoti, e lënies së çdo gjëje në duart e Tij dhe e kënaqësisë dhe pranimit ndaj caktimit që Atij i pëlqen për robin e Tij.

Mbështetja tek Allahu është një realitet që përbëhet nga njohuria që ka njeriu për mjaftueshmërinë e Allahut, zgjedhja e duhur dhe e mirë që Ai ka bërë për të, besimi i patundur ndaj Zotit dhe kënaqësia ndaj asaj që Ai ka zgjedhur për të.

Kur Allahu shfaqet me atributet e plotfuqishmërisë dhe madhështisë, te njeriu lind ndjenja e respektit, nënshtrimit, ndrojtjes dhe përunjësisë ndaj Tij. Zemra, gjuha dhe gjymtyrët i nënshtrohen kësaj madhërie dhe fitojnë një qetësi hyjnore, larg moskokëçarjes dhe papërgjegjshmërisë.

Allahu u shfaqet robërve të Tij herë me atributet që e hyjnizojnë dhe herë me atributet që tregojnë plotfuqishmërinë e Tij. Atributet hyjnore japin efekt në ngjalljen e dashurisë së veçantë, mallëngjimit, ndjenjës së shoqërimit me Zotin si dhe gëzimit, kënaqësisë që vihet në shërbim të Tij, konkurrimit për të qenë pranë Tij, bindjes me dashuri, përmendjes së Tij, largimit nga krijesat dhe veçimit me Të, ku preokupimi i vetëm i robit është Zoti dhe vetëm Zoti.

Atributet e plotfuqishmërisë i japin jetë ndjenjës së mbështetjes te Zoti, përgjërimit ndaj Tij, kërkimit të ndihmës, nënshtrimit dhe përuljes ndaj Zotit.

Pa dyshim që kjo plotësohet kur njeriu shikon te hyjnia e Zotit plotfuqishmërinë e Tij; te plotfuqishmëria, hyjninë e Tij; te pushteti, falënderimin e Tij; te toleranca, madhështinë e Tij; te paracaktimi i gjërave, urtësinë e Tij; te sprova, mirësinë e Tij; te privimi, dhuratën e Tij; te përjetësia, mirësinë, butësinë, dashamirësinë dhe mëshirën e Tij; te ndëshkimi, drejtësinë e Tij; te falja, bujarinë e Tij; te urdhrat dhe ndalesat,

urtësinë e Tij, te kënaqësia dhe zemërimi, krenarinë e Tij; te pritja, maturinë e Tij; te braktisja, vetëmjaftueshmërinë e Tij...

Nëse mediton në ajetet e Kuranit, larg devijimit dhe opinioneve të filozofëve si dhe interpretimeve të sforcuara, do të shohësh një Mbret Madhështor të Përjetshëm, sipër qiejve, mbi Arshin e Tij, që mbikëqyr çështjet e krijesave, urdhëron dhe ndalon, dërgon Profetët dhe zbret librat, kënaqet dhe zemërohet, shpërblen dhe ndëshkon, dhuron dhe privon, krenon dhe poshtëron, ngre dhe ul. Ai shikon që mbi shtatë qiejt dhe dëgjon po ashtu, njeh të fshehtën dhe të dukshmen, vepron si dëshiron. Atij i përkasin të gjitha atributet e përsosura; Ai është larg çdo të mete. Asnjë grimcë sado e vogël qoftë, nuk lëviz pa lejen e Tij, asnjë gjethe nuk bie pa dijeninë e Tij dhe askush nuk mund të ndërmjetësojë tek Ai pa lejen e Tij. Krijesat nuk kanë mik mbrojtës e as ndërmjetësues tjetër veç Tij.

## 51. Ebu Bekri dhe disa nga vlerat e tij

Kur njerëzit i dhanë besën Profetit (salallahu alejhi ue selem) në Akabe, ai i urdhëroi shokët e tij që të emigronin në Medine. Kurejshët e morën vesh se shokët e tij qenë shtuar dhe se ata do ta mbronin atë, ndaj dhe vunë në zbatim intrigat e tyre. Disa qenë të mendimit që ta izolonin, ndërsa disa që ta dëbonin, por në fund, ranë dakord që ta vrisnin. Lajmi erdhi nga qielli dhe e urdhëroi të mos binte në shtrat, e në vendin e tij qëndroi Aliu.

Ebu Bekri u bë gati që ta shoqëronte në udhëtim.

Pasi i lanë pas shtëpitë e Mekës, Ebu Bekri u bë më i kujdesshëm dhe sa herë që mendonte ndonjë pritë, dilte para Profetit (salallahu alejhi ue selem), e kur mendonte se po i ndiqnin, dilte nga pas, e kështu, herë në të majtë e herë në të djathtë, derisa arritën në shpellë. Ebu Bekri hyri i pari, me qëllim që çdo gjë e papritur që mund të ndodhte, t'i ndodhte atij. Allahu bëri që një pemë të mbinte aty, për t'u bërë hije atyre që kërkoheshin dhe për t'iu fshehur atyre që i kërkonin. Një merimangë erdhi aty pranë dhe mbi grykën e guvës, thuri pëlhurën e saj, sa askush të mos shikonte se ç'kishte brenda saj. Allahu dërgoi dy pëllumba që ngritën aty pranë çerdhen e tyre, duke verbuar sytë e atyre që

i kërkonin.[44] Pa dyshim, kjo është mrekulli më e madhe sesa përballja me ushtri.

Kur ndjekësit u afruan dhe po qëndronin aq pranë, saqë fjalët e tyre dëgjoheshin nga Profeti (salallahu alejhi ue selem) dhe Ebu Bekri, ky i tha: "O Dërguari i Allahut! Nëse ndonjëri prej tyre do ta ulë shikimin te këmbët e tij, do të na shohë." Dhe i Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) i tha: "*O Ebu Bekr! Ç'mendon ti për dy persona, ku Allahu është i treti i tyre?*"[45]

Kur Profeti (salallahu alejhi ue selem) pa se trishtimi i Ebu Bekrit u shtua, dhe jo për veten e tij, ia forcoi zemrën me përgëzimin: ***"Mos u mërzit, se Allahu është vërtet me ne!"*** (Teube, 40), dhe këtu del e qartë e fshehta e kësaj afërsie, si nga fjala dhe kuptimi i ngjarjes, ndaj dhe gjithmonë thuhet: i Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) dhe shoku i të Dërguarit të Allahut (radijallahu anhu). Kur Profeti vdiq, për Ebu Bekrin thanë: Pasardhësi (kalifi) i të Dërguarit të Allahut. Pas vdekjes së Ebu Bekrit, nuk u përdor më shprehja: Pasardhësi i të Dërguarit të Allahut, por në vend të saj u tha: Prijësi i besimtarëve.

Ata të dy qëndruan në guvë për tre ditë, më pas dolën dhe gjuha e Kaderit sikur thoshte: "Do të hysh në të, ashtu si askush më parë nuk ka hyrë, dhe pas teje askush nuk do të hyjë."

Kur ata të dy po ecnin nëpër shkretëtirë, nga pas u vjen Suraka ibn Malik dhe ndërkohë që po iu afrohej, Profeti (salallahu alejhi ue selem) i lëshoi një lutje si shigjetë, e nga kjo, këmbët e kalit të tij u zhytën në rërë, deri në bark. Kur Suraka e pa se ishte e pamundur t'i kapte ata të dy, filloi t'i ofronte pasuri atij që kish refuzuar thesaret, dhe t'i ofronte ushqim të ngopurit...! "Unë strehohem tek Zoti im që më ushqen dhe më jep të pi."[46]

Dhurata e '**vetë i dyti**'**-**t ishte rezervuar për Ebu Bekrin dhe jo për të tjerët, e ai ishte i dyti në Islam, në sakrifica, në asketizëm, në shoqërinë e Profetit, në Kalifat, në moshë dhe në shkakun e vdekjes. Kjo, sepse Profeti

[44] Historia e merimangës dhe e dy pëllumbave nuk është e saktë. Shih për këtë *Silesiletu Ed-daife*, nr.1128-1129.

[45] Transmeton Buhariu, nr. 3353; Muslimi, nr. 2381 etj.

[46] Pjesë hadithi, që e transmeton Buhariu, nr. 1965; Muslimi, nr. 1103.

(salallahu alejhi ue selem) vdiq si pasojë e helmit[47] dhe po kështu, edhe Ebu Bekri u helmua dhe vdiq.

Ebu Bekri u bë shkak që të hynin në Islam Uthmani, Talha, Zubejri, Abdurrahman ibn Auf idhe Sad ibn Ebi Uekasi, gjashtë nga dhjetë të përgëzuarit me Xhenet.

Ditën kur Ebu Bekri u bë musliman, zotëronte dyzetmijë dirhem, shumë të cilën ai e shpenzoi atëherë kur Islami kishte më tepër nevojë, ndaj dhe për shpenzimin e tij, Profeti (salallahu alejhi ue selem) tha: "*Asnjë pasuri nuk më ka bërë dobi më shumë sesa pasuria e Ebu Bekrit.*"[48]

Ebu Bekri ishte më i mirë sesa besimtari i familjes së faraonit,[49] sepse ky e fshihte besimin e tij, ndërsa Ebu Bekri jo, si dhe më i mirë sesa besimtari i përmendur në suren *Jasin*, sepse ai u përpoq një orë, ndërsa Ebu Bekri luftoi për vite të tëra.

Ai e pa me sy zogun e gjorë, i cili vinte vërdallë pranë drithit dhe klithte: ***"Kush do t'i japë Allahut një hua të bukur"*** *(Kurani, 5: 245)*, dhe ai i lëshoi atij, kokrrën e pasurisë më të dashur në kopshtin e kënaqësisë dhe ra në shtratin e varfërisë. Zogu e çoi kokrrën në shportën ku ajo shtohej, më pas fluturoi drejt pemës së sinqeritetit, ku ai cicëroi lëvdata pa fund dhe më pas iu drejtua mihrabëve të Islamit duke kënduar: ***"E do të mbahet larg tij** (zjarrit) **më i devotshmi** (që ruhet nga gjynahet)**, që e jep pasurinë e tij, duke pastruar veten."***[50] *(Kurani, 92:17-18)*

Ajete dhe hadithe kanë folur për virtytet e këtij njeriu, rreth të cilit u bashkuan muhaxhirët dhe ensarët duke i dhënë besën.

O ju që e urreni atë! Kur përmendet ai, në zemrat tuaja vlon zjarr. Sa herë që virtytet e tij përmenden, mbi ta bie një hije poshtërimi. Vallë, a nuk e kanë dëgjuar rafidhat jobesimtarë, ajetin: *"**vetë të dytin, kur ishin në shpellë**"?! (Kurani, 9:40)*

[47] Shih: Sahihun e Buhariut, nr. 4428.
[48] Transmeton Nesai tek *El-kubra - fadail sahabe*; Ibn Hiban, nr. 6858. Hadith është i saktë.
[49] Shih suren *Gafir*, 28.
[50] Ibn Kethiri përmend në Tefsirin e tij, se shumë dijetarë janë të mendimit se këto ajete kanë zbritur për Ebu Bekrin (radijallahu anhu).

U ftua në Islam dhe nuk hezitoi, e as nuk kundërshtoi, eci në rrugën e drejtë, nuk devijoi e as nuk u prapësua. Duroi thikat e armikut dhe thumbat e akrepit. Shpenzoi shumë në bamirësi, derisa qefinët e mbuluan.

*Cili ishte miku i Profetit (salallahu alejhi ue selem) në rini?*
*Cili ishte i pari nga shokët që i besoi atij?*
*Cili ishte ai që u përgjigj në prani të tij?*
*Cili ishte i pari që u fal me të?*
*Cili ishte i fundit që u fal me të?*
*Cili ishte ai që edhe pas vdekjes, pranë dheut të tij u shtri?*
*Kështu, jepjani fqinjit hakun që i takon.*

Qe ai që u ngrit në këmbë ditën kur ngritën kokë renegatët dhe me një mprehtësi që u shpëtoi edhe të mençurve u tregoi kuptimin e Kuranit njerëzve. Ata që e duan atë, gëzohen kur virtytet e tij përmenden, e ndërsa ata që e urrejnë, irritohen; dëshpërohet rafidhiu që dëshiron t'ia mbathë kur përmendet ai; po ku do shkojë?!

Sa e sa herë i erdhi në ndihmë Profetit (salallahu alejhi ue selem) me pasurinë dhe shpirtin e tij. Ai qe miku më i ngushtë i tij në jetë dhe shoqëruesi i tij në dheun e varrit. Virtytet dhe vlerat e tij janë të qarta si drita e diellit. Sa çudi me ata që mbyllin sytë para dritës së diellit në mes të ditës!

Hyri në një shpellë ku askush nuk qëndronte, dhe Ebu Bekrin e mundonte frika e ndonjë të papriture, por i Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) i tha: "*Ç'mendon ti për dy vetë, ku Allahu është i treti i tyre?*" Qetësia zbriti mbi ta dhe frika u largua, ankthi u zhduk dhe qëndrimi në shpellë u bë i rehatshëm, e muezini i fitores buçiti mbi minaret e çdo skaji të botës: *"**vetë të dytin, kur ishin në shpellë.**"*

Pasha Zotin, dashuria për të është kulmi i fesë së natyrshme dhe urrejtja e tij tregon të keqen e brendshme. Ai ishte më i miri i sahabeve dhe argumentet

për këtë janë të forta. Nëse imameti i tij nuk do të qe i saktë, për të nuk do të qe shprehur Muhamed ibn Hanefije.[51]

Avash, avash! Se rafidhave po u vlon gjaku!

Pasha Allahun, nuk e duam për qejfin tonë dhe as të tjerët nuk i poshtërojmë, por fjalën e Aliut (radijallahu anhu) e morëm për bazë dhe na mjafton: "I Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) qe i kënaqur me ty për çështjen e fesë sonë, e si mund të mos jemi ne të kënaqur me ty për dynjanë tonë?!"[52] Pasha Zotin, ua more hakun rafidhave! Pasha Zotin, e kemi për detyrë të njohim të drejtën që ka ai ndaj nesh dhe ta pranojmë me kënaqësi, t'i bëjmë atij lëvdata. Kush është rafidhi të mos kthehet te ne, por të thotë: unë kam arsye të mos vij.

## 52. Këshilla

- Largohu prej atyre që janë armiq të ithtarëve të Kuranit dhe Sunetit, që të shpëtosh nga sëmundja e tyre.
- Ruaju nga dy armiq, prej të cilëve e kanë pësuar shumica e njerëzve: atij që i pengon njerëzit nga rruga e Allahut me dyshime dhe fjalë të bukura dhe atij që është dhënë pas dynjasë dhe postit të tij.
- Nëse dikujt i është dhuruar një prirje dhe përgatitje në diçka të caktuar, kënaqësinë e tij do ta gjejë pikërisht në ushtrimin e kësaj prirjeje.
- Një njeri që është i prirur drejt zemërimit dhe inatit, këtu e gjen kënaqësinë.
- Edhe ai që është i prirur për të ngrënë dhe për të pirë, kënaqësinë te këto të dyja e gjen.
- Kush është i prirur për të nxënë dhe studiuar, kënaqësinë e tij këtu e gjen.

---

[51] I biri i Ali ibn Ebi Talib (radijallahu anhu) jo nga Fatimja, vëllai i Hasanit dhe Husejnit, vdiq në v. 81 të hixhretit. Kur e kanë pyetur, pse Ebu Bekri është përmendur i pari dhe nuk përmendet askush tjetër me të, ai tha: "Sepse ai qe me islamin më të mirë që kur hyri në fe e derisa vdiq." (El-Isabe, 2/342).

[52] *El Mustedrek*, 3, 66.

- Ndërsa, kush është i prirur në dashurinë ndaj Allahut, përmallimin për Të dhe shoqërinë e Tij, pikërisht ai këtu e gjen kënaqësinë dhe qetësinë e shpirtit të tij.
- Të gjitha kënaqësitë, përveç kësaj të fundit, janë të destinuara të zhduken dhe treten, më e mira prej tyre, do të ishte ajo që nuk do të linte pasoja të këqija.

## 53. Këngë për udhëtarët në karvanin e dritës

- O njeri i vetmuar! Ruaju nga intuita e të devotshmit, sepse ai i sheh paturpësitë e punëve të tua që prapa perdes. "*Ruajuni intuitës (firases) së besimtarit!*"[53]
- SubhanAllah! Njeriu në shpirt ka mendjemadhësinë e djallit, smirën e Kabilit, arrogancën e Adit, tiraninë e Themudit, guximin e Nemrudit, kryelartësinë e Faraonit, padrejtësinë e Karunit, paturpësinë e Hamanit, pasionin e Balamit, hilet e njerëzve të së shtunës (çifutëve), rebelimin e Uelidit dhe injorancën e Ebu Xhehlit.
- Po ashtu, ai ka edhe disa sjellje të kafshëve, si: pangopësinë e sorrës, grykësinë e qenit, mendjelehtësinë e palloit, ndyrësinë e brumbullit, mosmirënjohjen e zhapikut, inatin e devesë, kërcimin e leopardit, mësymjen e luanit, shthurjen e miut, pabesinë e gjarprit, shpengimin e majmunit, grumbullimin e milingonës, kurthin e dhelprës, marrëzinë e fluturës dhe gjumin e hienës.
- Por, devotshmëria dhe përpjekja, i largojnë nga njeriu të gjitha këto.
- Ai që i shkon nga pas dëshirës së tij, bën pjesë në këtë ushtri dhe malli i tij nuk vlen për aktin e: ***"Allahu ka blerë nga besimtarët jetën dhe pasurinë e tyre"***, dhe Ai nuk blen vetëm se mall që është përpunuar nga besimi, që ka dalë nga vendlindja e tij dhe është vendosur atje, ku njerëzit i binden dhe i falen Allahut.
- Dorëzoje mallin para se të të prishet në duar, e blerësi mos të ta pranojë më atë.

[53] E transmeton Tirmidhiu, 3128. Hadith është i dobët. Shih: *Ed-daife*, 1821, e shejh Albanit.

- Blerësi e njeh defektin e mallit që para se ta blejë atë, ndaj dorëzoja Atij dhe ji i sigurt që nuk ta kthen mbrapsht.
- Vlera e mallit njihet nga vlera e atij që e blen, shuma e shpenzuar dhe ai që e reklamon. Nëse blerësi është i fuqishëm, çmimi që ofron është i arsyeshëm dhe tellalli fisnik, pa dyshim që malli është me vlerë.
- O njerëz të përvojës! A ia njihni vlerën vetvetes? A nuk e dini se qiejt u krijuan për ju?!
- O ti që je ushqyer me qumështin e mirësisë dhe je përkundur me duart e dhembshurisë! Çdo gjë është pemë dhe ti je fryt, çdo gjë është fasadë dhe ti je thelb, çdo gjë është guaskë dhe ti je perlë, çdo gjë është hirrë dhe ti je gjalpë.
- Sikur ta dije se ç'vlerë ke ti tek Ne, nuk do e kishe poshtëruar vetveten në mëkate. Ne ta larguam djallin, kur ai nuk pranoi të të binte në sexhde, ndërkohë që ti akoma ishe në shpinën e atit tënd. Sa çudi! Si u bërë mik me të dhe na braktise Ne?!
- Nëse në zemrën tënde do të kishte dashuri, efektet e saj do të ishin shfaqur në trup:

*E kur dashuni unë pretendoja, ajo m'tha: pse s'thue hakun*
*A nuk i sheh gjymtyrt sesi t'kundërten kallzojn'?*
*N'qoftse zemra do t'ishte mbush' me dashuni*
*Prej teje do t'ish largue grykësia e pangopësisë*
*N'qoftse do t'kishe mbetun nji idealist i denj'*
*S'do t'kishe mbet' barkaliq e pasioni do t'bante me harrue t'ushqyemit*
*N'qoftse dashunia jote do t'ishte e sinqertë*
*Kishe me e ndie vedin larg e t'vetmuem nga t'gjith' ata që nuk të duen*
*Sa çudi për at' që thotë se jam i dashuruem*
*E prapë ka nevojë për dike që t'ia kujtoj' të Dashunin e tij*
*Nuk e kujton pa ia përmend!*
*Gjaja më e pakët që dashunia ban*
*Asht' se nuk të len me harrue të dashunin:*

*Ty t'kujtoj, jo se për nji çast t'harrova*
*Por gjuhën teme me kujtimin Tand due ta gjallnoj*
*Kur i dashuruemi merr rrugën për t'takue t'dashunin e vet*
*E tan' ushtria e vet mbrapa i vjen*
*N'krye qëndron dashunia*
*Shpresa gjallnon karvanin, përmallimi e shtyn para*
*E frika nuk e len me iu shmang' rrugës*
*Kur i avitet vendmbërritjes*
*Para tij dalin mikpritsat e t'dashunit*
*Me helm mjekoje trupin që vet' ke me e shkatrrue*
*E ftofe pasionin e zemres që vet do me përvlue*
*Mos m'len n'durimin tem t'dobt'*
*Se shpia ndodhet larg e ti durimin tem e njeh.*
*Takoje zemren teme që drejt takimit tand e kam lshue*
*Përmallimi para saj, prin me ngut*
*Kur te i dashuni kam me hy*
*E tesha nderi ngado do t'marr për t'u sprovue*
*a kam me gjet' rehati n'to*
*apo sytë do t'i kthej te Ai që ato ia dha?*

- Shkretëtirën e pasioneve e kaluan të vendosur dhe pas pak i dhanë fund udhëtimit. Në qytet hynë të lehtësuar dhe tashmë malli që prunë, fitimin e kish të garantuar në përjetësi.
- Njerëz, të cilët zemrat e tyre i zbrazën nga preokupimet, i futën këto zemra të banojnë nën tendat e dashurisë.
- Çadrat e dashurisë vendosen vetëm mbi një shtrat të zbrazët dhe të pastër.

*Zemrën dlire prej tjerve e ne na ban vend,*
*se n'çdo vend t'pastër ne rrim',*

*durimi asht sekreti i thesarit tonë, me gjith' mend,*
*ai që  zotnon kyt sekret, ai ka me fitue edhe thesarin e dlir'.*

- Njih vlerën e asaj që humbe dhe vajto si ai që e di se çfarë ka humbur!
- Sikur ta imagjinosh afërsinë e të dashurve, largësisë tënde do t'i kishe bërë ceremoni mortore.
- Nëse do të kishe nuhatur erën e agimit, zemrën e dehur do ta kishe bërë esëll.
- Atij që i duket rruga e gjatë, ka ecje të dobët:

*Ti s'je i përmalluem,*
*n'qoft' se thue se mes nesh gjenden net t'gjata e rrugë t'largta.*

- A nuk e di ti se i sinqerti kur merr vendosmërinë, nuk e ndan nga sytë?!
- Nëse korriku vjen në zemër, në sy shfaqet shtatori.
- Rojeve u ikën gjumi kur e dinë se zërat e tyre i dëgjon mbreti.
- Atij që i vezullon Ahireti, ndarja nga kjo botë i duket e lehtë.
- Kur skifterit i del gjahu përpara, e harron atë që po ha në dorën e gjahtarit.
- O këmbë durimtare! Duroni edhe pak, se mbërritëm!
- Kujto ëmbëlsinë e mbërritjes dhe do të harrosh hidhësinë e lodhjes!
- Mësove ku është shtëpia, ndaj ec drejt saj!
- Ambicie më të lartë ka ai që përgatitet për të takuar të dashurin, dhe ka qenë i përgatitur për këtë edhe para takimit, ndaj ai gëzohet me kënaqësinë e takimit që para se të ndodhë: *"**Por bëni diçka** (të mirë) **për veten tuaj**!"*
- Xheneti dëshiron prej teje që të kryesh obligimet, ndërsa zjarri largohet nëse lë mëkatet, por dashuria nuk kënaqet me ta, derisa të sakrifikosh shpirtin.
- Për Allah! Sa e ëmbël është jeta, kur hapat e përunjësisë ecin në tokën e përmallimit.

- Kur njerëzit iu dorëzuan bindjes së mësuesit të fesë, mësuan se suksesi nuk vinte sipas qejfit, dhe kështu vazhdojnë t'i binden atij për çdo gjë që i urdhëron.

### 54. Meditime

*Ti e msove qenin, e ai hoqi oreksin e vet për t'mos kollofit gjahun,*

*si respekt t'kujdesit dhe frikës prej dënimit tand.*

*E sa gjana t'ka mësue ty feja, e për me u bindë asgja nuk ban?!*

- Gjahu i qenit të pamësuar është haram, ashtu sikur edhe i atij që gjuan për veten e tij, e çfarë mendon injoranti, i cili çdo punë e bën për të kënaqur tekat e tij.
- Tek ti janë mbledhur arsyeja e engjëllit, epshi i kafshës dhe pasioni i shejtanit, e ti do t'i përkasësh atij që ngadhënjen nga këta të tre. Nëse do të ngadhënjesh mbi epshin dhe pasionin tënd, do të ngrihesh mbi nivelin e engjëllit, e nëse këto të dyja të mundin, do të biesh më poshtë se qeni.
- Kur qeni gjuan për zotërinë e tij, gjahu i tij është hallall, e kur ai gjuan për veten e tij, gjahu i tij është haram.
- Burimi i çdo të mire dhe të keqeje, i çdo cilësie të lëvduar dhe të shëmtuar te njeriu, vjen nga atributi i Allahut, si Dhurues e Privues. Allahu i Madhëruar i vërtit njerëzit ndërmjet këtyre dy emrave. Njeriu i sinqertë e adhuron Allahun duke e falënderuar kur Ai i dhuron, dhe duke i lypur kur Ai e privon. Zoti të dhuron që ti ta falënderosh, dhe të privon që ti t'i kërkosh. Kështu që, gjithmonë të jesh falënderues dhe kërkues.

### 55. Fjala e Allahut: "Jobesimtari është ndihmës (i djallit) kundër Zotit të tij."

Ky ajet (Kurani, 25:55) është një nga ligjërimet më të stërholluara dhe më kuptimplota të Kuranit. Besimtari është gjithmonë me Allahun, kundra epshit, pasionit, shejtanit dhe çdo armiku të tij. Ky është edhe kuptimi i qenies së tij, ushtar dhe mik i Allahut. Ai është me Allahun kundër armikut të tij të brendshëm dhe të jashtëm, ngjashëm me eskortën e mbretit, e cila është

gjithmonë në luftë me armiqtë e mbretit, e ndërsa ata që janë larg tij, nuk duan të dinë se ç'bëhet.

Femohuesi, përkundrazi, qëndron tok me shejtanin, pasionet dhe dëshirat e tij, kundër Zotit të tij. Ky është edhe thelbi i komenteve të të parëve tanë të mirë.

Seid ibn Xhubejri ka thënë: "Femohuesi i vjen në ndihmë shejtanit kundër Zotit të tij, duke bërë shirk dhe duke rënë në armiqësi me Allahun."

Muxhahidi thotë: "Femohuesi i vjen në ndihmë shejtanit, duke mëkatuar ndaj Allahut."

Zejd ibn Eslem thotë: "Femohuesi bëhet mik, pra mik me armikun e Zotit, duke bërë shirk dhe duke mëkatuar, e duke fituar kështu zemërimin e Allahut."

Ajo afërsi e veçantë që besimtari ka me Zotin dhe Hyun e tij, te femohuesi është zëvendësuar me epshin, shejtanin dhe tekat e tij, ndaj edhe Allahu e filloi ajetin duke thënë: *"**Megjithatë, ata adhurojnë në vend të Allahut gjëra që nuk mund t'u sjellin as dobi, as dëm.**"* Ky adhurim, shprehet pikërisht me anë të miqësisë, dashurisë dhe kënaqësisë që ata ndiejnë me atë që adhurojnë. Dhe kjo përmban këtë afërsi të veçantë, ku armiqtë e Zotit kanë dalë kundër Tij dhe janë bashkuar për ta kundërshtuar Atë, në dallim me miqtë e Tij, të cilët janë kundër pasioneve dhe shejtanit.

Ky është një nga thesaret e Kuranit, për ata që e kuptojnë dhe e ndiejnë. Në dorën e Allahut është suksesi.

### 56. **Nën hijen e fjalës së Allahut**: "nuk bëhen as të shurdhër, as të verbër"

Allahu i Madhëruar thotë: *"**edhe ata, që kur paralajmërohen nga shpalljet e Zotit të tyre, nuk bëhen as të shurdhër, as të verbër**". (Kurani, 25:73)*

Mukatili thotë: "Kur ata këshillohen nëpërmjet Kuranit, nuk bëhen të shurdhër që të mos dëgjojnë, dhe as të verbër që të mos shikojnë, por ata dëgjojnë, shikojnë dhe janë plotësisht të sigurt."

Ibn Abasi thotë: "Nuk qenë të shurdhër dhe as të verbër, por qenë të frikësuar dhe të bindur."

El-Kelbiji thotë: “I vënë veshin atyre dhe vështrojnë.”

El-Fe’rrai thotë: “Kur atyre u lexohet Kurani, nuk sillen para leximit të tij, sikur të mos e dëgjonin... Pra, kur përmenden ajetet, nuk bëhen të shurdhër dhe të verbër.”

Ez-Zexhaxhi thotë: “Kuptimi është se kur atyre u lexohen ajetet, ata bien në sexhde duke qarë, duke dëgjuar dhe duke parë atë me të cilën janë urdhëruar.”

Ibn Kutejbe thotë: “Ata nuk janë të pavëmendshëm, si të ishin të shurdhër që nuk dëgjojnë dhe të verbër që nuk shikojnë.”

Ndërsa unë them, se këtu ka dy çështje: është përmendur *el-khurur* (bëhen, bien) dhe mohimi i saj. A është kjo një sjellje e zemrës apo e trupit që bie në sexhde?

## 57. Rrënjët e mëkateve

Rrënjët e të gjitha mëkateve, të mëdha apo të vogla qofshin, janë tre: lidhja e zemrës me dikë tjetër veç Allahut, bindja ndaj forcës së zemërimit dhe bindja ndaj forcës epshore. E këto të tria janë shirku, padrejtësia dhe imoraliteti. Përfundimi i lidhjes së zemrës me dikë tjetër veç Allahut, të shpie në shirk, të bën që të lutësh bashkë më Të dikë tjetër; përfundimi i bindjes ndaj forcës së zemërimit të shpie në vrasje; ndërsa nënshtrimi ndaj forcës epshore të shpie në imoralitet. Për këtë arsye, Allahu i ka vendosur ato pranë njëra-tjetrës në fjalën e Tij: ***“Edhe ata që, pos Allahut, nuk adhurojnë zot tjetër, nuk vrasin njeri, gjë që Allahu e ka ndaluar, përveçse me të drejtë dhe që nuk bëjnë kurvëri.”*** *(Kurani, 25:68)*

Këto të tria thërrasin njëra-tjetrën, shirku thërret drejt padrejtësisë dhe imoralitetit, ashtu si sinqeriteti dhe teuhidi, i largojnë këto dy mëkate nga njeriu. Allahu thotë: *“**Ashtu që të largojmë nga ai të keqen dhe të ndytën. Vërtet ai ishte nga njerëzit tanë të zgjedhur.**” (Kurani, 12:24)*

E keqja ishte pasioni i epshit, dhe e ndyra ishte imoraliteti.

Po kështu, edhe mizoria të çon drejt shirkut dhe imoralitetit, sepse shirku është padrejtësia më e madhe, ashtu sikundërse drejtësia më madhe është

teuhidi. Drejtësia është bashkëshoqëruese e teuhidit, ndërsa padrejtësia, shoqëruese e shirkut, e për këtë arsye edhe Allahu i ka përmendur ato pranë njëra-tjetrës. Të parën e ka përmendur duke thënë: *“**Allahu dëshmon se nuk ka të adhuruar tjetër meritorë veç Tij, po ashtu edhe engjëjt dhe njerëzit e dijes që qëndrojnë me drejtësinë.**” (Kurani, 3:18)* Ndërsa të dytën: *“**Vërtet shirku është padrejtësia më e madhe.**” (Kurani, 31:13)* Po kështu, edhe imoraliteti të shpie drejt shirkut dhe padrejtësisë, sidomos kur kjo ndjenjë bëhet tepër e fortë dhe nuk mund t’i realizojë qëllimet e saj, vetëm se nëpërmjet padrejtësisë, duke gjetur zgjidhjen me anë të magjisë dhe ndihmesës së shejtanit. Po kështu, Allahu i ka përmendur bashkë shirkun dhe imoralitetin: *“**Laviri nuk do të duhej të martohej me tjetërkënd, veç me ndonjë lavire ose idhujtare, e me laviren nuk do të duhet të martohet kush tjetër, veç ndonjë lavir apo idhujtar. Ajo** (kurvëria ose martesa më të) **është e ndaluar për besimtarët.**” (Kurani, 24:3)*

Këto tre mëkate tërheqin dhe nxisin njëra-tjetrën, prandaj edhe zemra, sa më të dobët ta ketë teuhidin dhe sa më të madh shirkun, aq më tepër jepet pas imoralitetit, tërhiqet pas pamjes së jashtme dhe joshet me të. Pothuaj të njëjtën gjë hasim edhe në këtë ajet: *“**Çdo gjë që ju është dhënë juve, është vetëm kënaqësi në jetën e kësaj bote, e ajo që është tek Allahu, është shumë më e mirë dhe e përjetshme, për ata që besuan dhe që vetëm Zotit të tyre i mbështeten. Dhe për ata që iu shmangën mëkateve të mëdha e të shëmtuara, të cilët kur zemërohen, falin.**” (Kurani, 42:36-37)*

Pra, na informoi se ajo që gjendet tek Ai, është shumë më e mirë për atë që beson dhe i mbështetet Atij, e pikërisht ky është teuhidi, e më pas thotë: *“**Dhe ata që u shmangen mëkateve të mëdha e të shëmtuara**”;* kjo do të thotë t’i shmangesh thirrësit të forcës epshore. Ndërsa në pjesën: *“**kur zemërohen, ata falin**”,* kemi shmangie nga forca e zemërimit. Kështu pra, vuri pranë njëri-tjetrit teuhidin, pastërtinë morale dhe drejtësinë, që përmbledhin në vetvete të gjithë mirësinë.

## 58. Mënyrat e braktisjes së Kuranit

Braktisja e Kuranit është disa llojesh.

E para: Mosdëgjimi dhe mosbesimi i tij.

E dyta: Braktisja e të punuarit me të, mosmarrja në konsideratë e ndalesave dhe urdhëresave të tij, edhe nëse e lexon atë.

E treta: Braktisja e të gjykuarit me të dhe mospërdorimi e tij si gjykues për bazat e fesë dhe degëzimet e saj. Besimi se nga Kurani nuk mund të merret dija e sigurt dhe nga fjalët e tij nuk përfitohet dije.

E katërta: Braktisja e meditimit dhe e të kuptuarit të tij, si dhe mosnjohja e asaj që ka dashur të thotë Allahu nëpërmjet tij.

E pesta: Mospërdorimi i Kuranit si mjet shërues për sëmundjet e zemrës dhe të këqijat e saj, duke e kërkuar shërimin diku tjetër, pra duke braktisur Kuranin.

E gjitha kjo që përmendëm përmblidhet në ajetin: *“**Dhe i Dërguari do të thotë: ‘O Zoti im! Populli im e shpërfilli Kuranin si** (diçka) **të urryer’.**” (Kurani, 25:30)* Pavarësisht faktit se disa braktisje janë më të lehta se disa të tjera.

Po kështu, edhe sikleti që ndihet në zemra për shkak të Kuranit, është një nga llojet e braktisjes së tij:

- Për ndonjë është i sikletshëm pse ai zbriti nga Allahu dhe është i vërtetë.
- Për ndonjë tjetër është i sikletshëm pse ai i zbriti apo iu frymëzua një njeriu tjetër dhe jo atij.
- Për ndonjë është i sikletshëm se ai qenka i pamjaftueshëm për krijesat dhe se njerëzve bashkë me Kuranin u duhen edhe norma të tjera logjike, opinione, standarde apo politika.
- Për ndonjë është i sikletshëm për argumentet e tij, se çfarë ka dashur Zoti të thotë me to. A janë realitet ato që kuptohen nga ligjërimi i tij; apo mos vallë ato kanë nevojë për interpretime të koklavitura?
- Për ndonjë është i sikletshëm nëse realitetet për të cilat flet Kurani, gjenden vërtet, apo janë dhënë si shembull për një nevojë të caktuar?

Për të gjithë këta njerëz, Kurani është i sikletshëm. Ata ndiejnë ngushtim në kraharorët e tyre nga ai dhe e dinë mirë këtë gjë.

Të gjithë bidatçinjtë në zemrat e tyre ndjejnë siklet kur ndeshen me ajetet të cilat kundërshtojnë bidatet e tyre. Po kështu, edhe njerëzit e padrejtë dhe të prishur, ndjejnë siklet nga ajetet, të cilat i privojnë ata nga veprimet e tyre të këqija.

Kuptoje mirë këtë gjë dhe zgjidh për veten tënde çfarë të duash!

## 59. Përsosmëria e qenies

Që të kemi një qenie njerëzore të përsosur, duhen dy gjëra.

E para: të karakterizohet nga një cilësi që është në vetvete përsosmëri.

E dyta: të bëhet pjesë e pandarë dhe e përhershme e vetvetes.

Nëse nuk plotësohen këto, atëherë nuk mund të ketë përsosmëri dhe do të ishte e kotë që ta kërkosh atë, apo të të vijë keq, pse nuk e ke.

Kjo përsosmëri arrihet vetëm duke njohur Krijuesin, Filluesin dhe Shpikësin e çdo krijese. Duke njohur të Adhuruarin dhe Hyun e vërtetë, pa njohjen e të Cilit nuk mund të ketë rehati dhe lumturi, pa u përudhur në shtegun që të shpie drejt Tij, drejt kënaqësisë e begatisë së Tij - e derisa kjo të bëhet pjesë e pandarë e jetës, nuk mund të arrihet përsosmëria njerëzore. Çdo njohuri, dëshirë dhe vepër që nuk i përgjigjet këtij qëllimi, vërtitet rreth dëmit dhe padobisë, ndërmjet dhimbjes dhe mangësisë, që jo vetëm nuk e përsosin qenien njerëzore, por kur ato bëhen pjesë e pandashme e tij, e torturojnë dhe i shkaktojnë dhimbje, për aq sa janë të lidhura me të.

Ndërsa, për sa i përket elementeve që janë të shkëputura nga njeriu dhe që i përkasin botës materiale, siç janë: veshjet, mjetet e transportit, banesat, pasuria etj., nuk janë vetëm se sende që merren hua për t'u kthyer përsëri tek i zoti. Njeriu do të ndiejë dhimbje dhe trishtim kur të ndahet nga këto gjëra, për aq sa ai është i lidhur me to dhe sidomos, kur këto gjëra janë synimi më i lartë i njeriut. Sigurisht që në një gjendje të tillë, humbja dhe dhimbja që përjetohet nga largimi i këtyre gjërave, do të jetë më e madhja.

Kush dëshiron lumturinë dhe kënaqësinë e tij, le të meditojë rreth kësaj pike, sepse shumica e njerëzve, në realitet, rendin drejt vetëprivimit të lumturisë, drejt dhimbjes dhe trishtimit, duke kujtuar në këtë mënyrë se po kërkojnë kënaqësinë dhe lumturinë e tyre. Kënaqësia e shpirtit do të jetë në atë nivel, për aq sa do të ketë njohje, dashuri dhe përkushtim për Krijuesin, dhe do të ketë po aq edhe dhimbje e trishtim, sa më tepër mangësi të ketë në këtë drejtim.

Dhe kur gjithçka nga këto që përmendëm të mungojë, atëherë nuk do të mbesë gjë tjetër vetëm se forca trupore, me të cilën njeriu ushqehet, hidhërohet, kryen kontakt dhe shijon të gjitha kënaqësitë e tij trupore që e shoqërojnë gjatë gjithë jetës, për të cilat nuk fiton ndonjë respekt apo fisnikëri, por vetëm se ulje dhe përdhosje. Njeriu me këtë forcë që i ngelet, i ngjan kafshëve dhe futet në radhën e tyre, si të ishte një prej tyre, por qëllon që edhe kafshëve t'ua kalojë me pangopësinë e tij dhe ato në këtë drejtim, mund të jenë shumë më të sigurta dhe më të ruajtura nga dëmi sesa njeriu.

Një përsosmëri e tillë, me të cilën ti je ortak me kafshët, madje ato qëndrojnë më lart se ty dhe janë më pak të dëmtuara, meriton që të braktiset, për t'iu drejtuar përsosmërisë së vërtetë, veç së cilës nuk ka tjetër. Në dorën e Allahut është suksesi.

## 60. Allahu i përgjigjet për çdo gjë atij që synon botën tjetër

Nëse njeriu gdhihet dhe ngryset, e preokupimi i tij i vetëm është Allahu, Allahu do t'ia marrë përsipër të gjitha hallet dhe nevojat e tij, dhe kështu, zemra e robit do të jetë e lirë t'i kushtohet dashurisë së Tij, gjuha përkujtimit dhe gjymtyrët bindjes së Zotit.

Por, nëse njeriu gdhihet dhe ngryset e kjo botë është preokupimi i tij i vetëm, gjithë hallet, sikletet dhe telashet e saj, Allahu do t'ia ngarkojë mbi shpinë dhe do ta lërë në vartësi të vetes së tij. Dhe kështu, zemra nuk do t'ia kushtojë më dashurinë Zotit, por krijesave, gjuha nuk do të përmendë më Zotin, por njerëzit, gjymtyrët nuk do t'i binden më Allahut, por do t'u shërbejnë njerëzve dhe punëve të tyre. Një njeri i tillë, do të robtohet siç

robtohet kafsha në shërbim të tjetërkujt, si gjyryku që fryhet e shfryn brinjët e tij për dobi të dikujt tjetër.

Të gjithë ata që i kthejnë shpinën robërisë së Allahut, bindjes dhe dashurisë për Të, do të bien në robërinë e njerëzve, në dashurinë dhe shërbimin e tyre. Allahu i Lartësuar thotë: *“**Dhe kushdo që largohet** (verbon veten) **nga përkujtimi i të Gjithëmëshirshmit, Ne do t’ia caktojmë një djall, që do t’i bëhet shok i pandashëm.**” (Kurani, 43:36)*

Sufjan ibn Ujejne[54] thotë: “Cilindo proverb arab të njohur të më përmendni, unë do t’ua gjej thelbin e tij në Kuran.” Dikush i tha: “Ku ndodhet në Kuran proverbi: ‘Jepi vëllait tënd një hurmë dhe nëse nuk ta pranon, atëherë jepi prushin’? Sufjani iu përgjigj: “Tek ajeti: *“**Dhe kushdo që largohet** (verbon veten) **nga përkujtimi i të Gjithëmëshirshmit, Ne do t’ia caktojmë një djall, që do t’i bëhet shok i pandashëm.**”*

## 61. Dija dhe puna

Dija është zhvendosje e njohurisë nga pamja e saj e jashtme në mendje, dhe ruajtja brenda saj. Ndërsa puna, është zhvendosje e njohurisë, nga brenda mendjes jashtë në praktikë. Nëse ajo çka zotëron në mendje i përgjigjet së vërtetës, atëherë kjo dije është e saktë.

Shpeshherë ndodh që në mendje të krijohen përfytyrime imagjinare, të cilat nuk ekzistojnë në realitet, dhe atij që i posedon këto përfytyrime, i duken si dije, ndërkohë që ato janë vetëm imagjinatë, të cilave nuk i përgjigjet realiteti. Shumica e atyre njohurive që dinë njerëzit i përkasin kësaj fushe.

Dijet që i përgjigjen të vërtetës reale jashtë mendjes, janë dy llojesh.

Një nga llojet, me njohjen e tij, bën që shpirti të përsoset, dhe ky lloj është njohja e Allahut, e emrave, atributeve, veprave, librave, urdhëresave dhe ndalesave të Tij.

Lloji tjetër është ai lloj, njohja e të cilit nuk sjell ndonjë përsosmëri për shpirtin, dhe këtij lloji i përket çdo dije, mosnjohja e së cilës nuk sjell ndonjë

[54] Sufjan ibn Ujejne El-Hilali - dijetar dhe transmetues i shquar i hadithit. Ka lindur në Kufe më 107 h., dhe ka vdekur në moshën nëntëdhjetë e një vjeçare.

dëm. Njohja e kësaj dije nuk sjell ndonjë përfitim, kështu që edhe Profeti (salallahu alejhi ue selem) i kërkonte mbrojtje Allahut që ta ruante nga dija prej së cilës nuk ka dobi.[55] Në këtë spektër futen shumica e dijeve të sakta, të cilat i përgjigjen realitetit, por që mosnjohja e tyre, nuk sjell ndonjë dëm, siç është njohja e numrit të yjeve dhe madhësisë së tyre, pra dija astronomike me hollësitë dhe imtësitë e saj; njohja e numrit të maleve, ngjyrës së tyre, sipërfaqes e të tjera të ngjashme me këto.[56]

Vlera e një dije varet nga vlera e përmbajtjes së saj dhe nga nevoja e madhe që ndihet për të, në krye të dijeve qëndron dija që ka të bëjë me Zotin dhe ato që vinë prej saj.

Dija është e rrezikuar kur ajo nuk pajtohet me vullnetin fetar të Allahut, që Ai do dhe pëlqen. Kjo vjen nganjëherë si pasojë e dijes së gabuar, e ndonjëherë tjetër si pasojë e dëshirës së gabuar. E para ndodh kur beson se kjo apo ajo gjë është e ligjëruar dhe pëlqehet nga Allahu, ndërkohë që nuk është ashtu, ose edhe kur e di që nuk është e ligjëruar e megjithatë beson se kjo vepër të afron me Allahun.

E dyta ndodh kur një vepër nuk i kushtohet Allahut dhe as botës tjetër, por i kushtohet kësaj bote dhe njerëzve të saj.

Këto dy defekte, që cenojnë dijen dhe punën, nuk mund të asgjësohen, vetëm se duke njohur traditën e Profetit (salallahu alejhi ue selem), që ka të bëjë me njohuritë dhe dijen në njërin krah, dhe punën e cila duhet t'i përkushtohet vetëm Allahut dhe botës tjetër, në krahun tjetër. Kur vepra është mangët nga të dyja këto anë, nga kjo njohuri dhe nga kjo dëshirë, atëherë edhe dija edhe puna janë të padobishme.

Besimi dhe siguria sjellin njohurinë e saktë dhe dëshirën e drejtë, këto të dyja së bashku e shtojnë dhe forcojnë besimin. Nga këtu dallohet qartë edhe devijimi i shumicës së njerëzve në çështjet e besimit, për shkak të dijes së pasaktë dhe dëshirës së padrejtë.

[55] Shih hadithin që transmeton Muslimi, 2722.

[56] Ibn Kajimi këtu flet për kohën e tij, kur këto dije përbënin një luks kulturor dhe të panevojshëm nga ana praktike, ndërsa njohuritë, të cilat janë të dobishme nga ana praktike për njeriun, nuk hyjnë nën këtë vlerësim. Por, edhe sot ka shumë dije të cilat kanë lindur, janë zhvilluar dhe nuk kanë ndonjë dobi të dukshme, as në këtë botë dhe as në tjetrën (*shën. i përkth.*).

Besimi plotësohet kur dija e tij merret nga kandili profetik dhe kur dëshira zhvishet nga çdo tekë dhe pasion, që synon dikë tjetër veç Allahut; vetëm atëherë kur realizohet kjo, një njeri i tillë zotëron si dijen e saktë ashtu edhe punën e drejtë, dhe bëhet prijës në çështjet e fesë dhe mëkëmbës i Profetit (salallahu alejhi ue selem) në umetin islam.

## 62. Realiteti i besimit

Besimi ka dy anë, njërën të jashtme dhe tjetrën të brendshme. Ana e jashtme shfaqet nëpërmjet gjuhës dhe gjymtyrëve, ndërsa e brendshmja ndodh në zemër nëpërmjet sinqeritetit, bindjes dhe dashurisë. Besimi i jashtëm nuk ka vlerë nëse ai nuk ka edhe anën e brendshme, ndonëse ky besim të mbron gjakun, pasurinë dhe pasardhësit. Besimi i brendshëm, që nuk ka edhe anën e tij të jashtme është i padobishëm, me përjashtim të rasteve kur pamundësia, dhuna apo frika e vdekjes bëhen pengesë. Kur veprat e jashtme të besimit mungojnë pa ndonjë pengesë, atëherë kjo gjë tregon se edhe besimi i brendshëm i këtij njeriu është i prishur dhe i zbrazët nga besimi, ashtu siç edhe mangësia tregon mangësinë e tij, por edhe forca e besimit të jashtëm tregon forcën e besimit të brendshëm.

Besimi është zemra e Islamit dhe thelbi i tij, dhe bindja e sigurt është zemra e besimit dhe thelbi i tij. Çdo dije e vepër që nuk i shton forcën besimit dhe bindjes së sigurt, është e parregullt, po kështu edhe çdo besim i cili nuk të shtyn të veprosh, edhe ai është i prishur.

## 63. Realiteti i mbështetjes tek Allahu dhe nivelet e saj

Mbështetja tek Allahut ndahet në dy lloje.

I pari: T'i mbështetesh Allahut për të plotësuar nevojat e kësaj bote dhe për t'u mbrojtur nga fatkeqësitë dhe të këqijat e saj.

I dyti: T'i mbështetesh Allahut për të arritur kënaqësinë dhe pëlqimin e Tij; në ngritjen e besimit, bindjes, në xhihad dhe në përhapjen e fjalës së Tij.

Distanca ndërmjet dy llojeve është kaq e madhe, saqë vetëm Allahu e di masën e saj.

Kur njeriu i mbështetet Allahut, sipas llojit të dytë, ashtu siç duhet, Allahu do t'i mjaftojë atij më së miri edhe për llojin e parë. Dhe kur ai i mbështetet Allahut vetëm në llojin e parë, Ai do t'i mjaftojë, por nuk do të ketë të njëjtin përfundim si ai që iu mbështet Allahut për të arritur kënaqësinë e Tij.

Mbështetja më e madhe që i kërkohet Allahut, bëhet për të kërkuar udhëzimin e Tij, për të kulluar teuhidin, për të pasuar Profetin, për të luftuar ndaj armiqve të Tij, kjo është dhe mbështetja e Profetëve dhe pasuesve të veçantë të tyre.

Mbështetja ndonjëherë bëhet për ndonjë nevojë urgjente, kur robi nuk gjen rrugëdalje dhe as ndihmë përveç mbështetjes tek Allahu. Kjo ndodh kur njeriut i mbyllen të gjitha shtigjet dhe veten e ndien tepër ngusht, dhe bindet se askush nuk mund t'i ofrojë rrugëdalje përveç Zotit, në një gjendje të tillë, asnjëherë nuk mungon të vijë shpëtimi dhe lehtësimi.

Ndonjëherë mbështetja vetëzgjidhet, dhe kjo ndodh në rastet kur gjendet shkaku që të shpie drejt realizimit të asaj që dëshiron. Nëse shkaku në këtë rast hyn te shkaqet e urdhëruara, njeriu në këtë rast do të bëjë një vepër të qortueshme. Po kështu edhe nëse merr shkakun dhe lë mënjanë mbështetjen, përsëri do të gabojë, pasi një gjë e tillë është detyrë, dhe kjo në bazë të Kuranit dhe gjithë umetit. Ndaj është detyrë që të kryhen të dyja e mos të lihet asnjëra.

Nëse shkaku është i ndaluar, natyrisht që nuk i lejohet ta përdorë atë. Për këtë, njeriut nuk i mbetet gjë tjetër vetëm se mbështetja, ai nuk ka shkaqe të tjera të cilat mund t'i përdorë. Shkaku i vetëm mbetet mbështetja, që është një nga shkaqet më të fuqishme për të arritur diçkaje apo për të shmangur diçka të dëmshme, madje mbështetja është shkaku më i fortë.

Nëse shkaku është i lejuar, atëherë shiko nëse bërja e këtij shkaku ta dobëson mbështetjen tek Allahu apo jo? Nëse e dobëson dhe të rrëmben tërë preokupimin tënd, atëherë ta lësh atë është më mirë. Por, nëse nuk e dobëson mbështetjen, atëherë që të veprosh me të është më mirë. Ai që e ka caktuar këtë, është Gjykuesi më i Urtë, dhe me urtësinë e Tij ka vendosur që ajo gjë të kryhet për shkak të atij shkaku, ndaj mos dil kundra urtësisë së Tij, sa më shumë të mundesh. Kjo gjë ia shton vlerën, sidomos kur shkaqet i bën si nënshtrim ndaj Allahut. Dhe në këtë rast ke kryer dy adhurime: atë me zemër,

duke iu mbështetur Allahut, dhe me gjymtyrë, duke kryer shkakun me të cilin ke pasur si qëllim adhurimin.

Mbështetja e plotë tek Allahu realizohet duke kryer shkaqet e urdhëruara. Ai që i braktis shkaqet, mbështetjen e tij nuk e ka të saktë. Kryerja e shkaqeve, të shpie drejt së mirës dhe realizimit të shpresave; ai që nuk i kryen ato, shpresa e tij është vetëm një dëshirë. Ai që i braktis shkaqet, mbështetja e tij është dobësi dhe dobësia e tij është mbështetje.

Sekreti i mbështetjes dhe realiteti i saj qëndrojnë te lidhja e zemrës vetëm me Allahun. Në një gjendje të tillë, kryerja e shkaqeve nuk e dëmton aspak mbështetjen, sepse zemrën nuk e ka të lidhur me shkaqet dhe as nuk ndihet i varur prej tyre, ashtu siç nuk i bën dobi shprehja: 'i jam mbështetur Allahut', ndërkohë që ndihet i varur dhe i mbështetur te dikush tjetër veç Tij.

T'i mbështetesh Allahut me gjuhë është ndryshe nga mbështetja me zemër, ashtu sikurse të pendohesh me gjuhë nuk është njëlloj si të pendohesh me zemër, edhe nëse këtë nuk e ke shqiptuar me gjuhë.

Fjala e robit: 'i jam mbështetur Allahut', dhe zemrën e ka të lidhur me dikë tjetër, është e ngjashme me fjalën: 'jam penduar tek Allahu', ndërkohë që vazhdon të kryejë gjynahun dhe nuk ndahet prej tij.

## 64. Nivelet e ankesës

Injoranti u ankohet njerëzve për Allahun - ky është kulmi i injorancës, sepse kujt po i ankohesh dhe për kë po i ankohesh?! Një njeri i tillë nëse do ta njihte Zotin e tij, nuk kishte për t'u ankuar për Të, dhe nëse do t'i njihte edhe njerëzit, nuk kishte për t'iu ankuar atyre.

Një njeri nga brezat e parë, pa një burrë që po i qahej një tjetri për mjerimin dhe varfërinë e tij, dhe i tha: "O njeri! Nuk ke bërë gjë tjetër vetëm se i je ankuar atij që nuk të mëshiron për Atë që të mëshiron."

Edhe në një varg poezie, po e njëjta gjë thuhet:

*Kur i ankohesh birit t'Ademit, i ankohesh atij që nuk t'mëshiron,*

*për Atë që t'mëshiron.*

Ai që e njeh Allahun i ankohet vetëm Allahut. Njohësi më i mirë i Allahut është ai që i ankohet Allahut për veten e tij dhe jo për njerëzit. Ai i ankohet për arsyet që i shtyn njerëzit t'i bien në qafë atij, duke pasur parasysh kështu fjalën e Allahut: *"**Çfarëdo fatkeqësie që ju godet, është si pasojë e asaj që keni bërë vetë; por Ai fal shumë.**" (Kurani, 42:30)* Po ashtu: *"**kurse e keqja që të godet, është prej vetes tende.**" (Kurani, 4:79) "**Kur ju goditi fatkeqësia, ndërkohë ju i kishit goditur më parë armiqtë tuaj dyfish, ju thatë: 'Prej nga na erdhi kjo?!' Thuaj: 'Këtë e keni prej vetes tuaj'.**" (Kurani, 3:165)*

Pra, nivelet e ankesës janë tri: më e ulëta dhe më keqja e tyre është t'i ankohesh krijesave për Allahun; më e larta dhe më e mira është t'i ankohesh Allahut për veten tënde, ndërsa e mesmja është t'i ankohesh Allahut për krijesat e Tij.

**65. Dobi nga fjala e Allahut:** "përgjigjuni Allahut dhe të dërguarit"

Allahu i Lartësuar thotë: *"**O besimtarë! Përgjigjuni Allahut dhe të Dërguarit kur ju thërret drejt asaj që ju jep jetë! Dhe ta dini se Allahu ndërhyn midis njeriut dhe zemrës së tij dhe se tek Ai do të mblidheni të gjithë!**" (Kurani, 8:24)*

Ky ajet përmban disa çështje:

Jeta e dobishme arrihet kur i përgjigjesh Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Ai që nuk e realizon këtë përgjigje, për të nuk ka jetë edhe pse jeton sikur kafshët dhe u ngjan atyre në të njëjtat gjëra që bëjnë dhe ato.

Jeta e vërtetë dhe e lumtur është ajo jetë që i përgjigjet Allahut dhe të Dërguarit, me shpirt dhe me trup. Njerëz të tillë janë të gjallë edhe nëse vdesin, e ndërsa të tjerët janë të vdekur edhe nëse jetojnë me trupat e tyre. Për këtë arsye edhe jetën më të përsosur mes njerëzve e ka ai njeri që më së shumti i përgjigjet thirrjes së të Dërguarit.

Në çdo gjë që Profeti thirri, ka jetë, nëse të humbet diçka prej saj, të ka humbur një pjesë jete, dhe jetë do të kesh për aq sa i përgjigjesh të Dërguarit të Zotit (salallahu alejhi ue selem).

Muxhahidi thotë: *“**kur ju thërret drejt asaj që ju jep jetë,*** pra drejt së vërtetës.”

Katade thotë: “Është ai (që ju jep jetë) Kurani. Në të ka jetë, siguri, shpëtim, mbrojtje në këtë botë dhe në tjetrën.”

Es-Sudij thotë: “Ai është Islami, është ai që u dha jetë njerëzve, pasi qenë të vdekur në kufër.”

Ibn Is’haku dhe Uruetu ibn Zubejr thonë*: “**Kur ju thërret drejt asaj që ju jep jetë,*** pra drejt luftës, me të cilën Allahu ju dha krenari pasi ishit të poshtëruar, ju forcoi pasi ishit të dobët, e ndali me anë të saj armikun tuaj, pasi ai ju shkelte me këmbë.

Të gjitha këto shprehje vërtiten rreth një të vërtete të vetme, dhe ajo është zbatimi i asaj që solli i Dërguari, me trup dhe me shpirt.

Uahidij ka thënë: “Shumica e komentuesve janë të mendimit se kuptimi i: *“**kur ju thërret drejt asaj që ju jep jetë**”,* ka të bëjë me xhihadin; ky është mendimi i Ibn Is’hakut dhe zgjedhja e pjesës më të madhe të komentuesve të Kuranit.

Ferrau thotë: Kur ju thërret për t’i dhënë jetë çështjes tuaj duke luftuar armikun tuaj.

Me këtë, Ferrau do të thotë se besimtarët forcohen me luftë dhe xhihad, nëse do ta lënë xhihadin feja e tyre do të dobësohet dhe armiku i tyre do t’i poshtërojë.

Ndërsa unë them se xhihadi është një nga gjërat më të mëdha me të cilat vjen jeta në këtë botë, në varr dhe në botën tjetër.

Në këtë botë forca dhe pushteti i besimtarëve tregohet ndaj armikut me anë të xhihadit.

Në varr, për të Allahu thotë: *“**Kurrsesi mos i quani të vdekur ata që janë vrarë në rrugën e Allahut. Jo, janë të gjallë, duke u ushqyer te Zoti i tyre.**” (Kurani, 3:169)*

E ndërsa në botën tjetër, për luftëtarët dhe martirët do të ketë jetë dhe shpërblim shumë më tepër sesa çdo të kenë të tjerët. Ndaj edhe Ibn Kutjebe thotë*: “**Kur ju thërret drejt asaj që ju jep jetë,*** pra drejt martirizimit.”

Disa komentues thonë për ***“kur ju thërret drejt asaj që ju jep jetë”***, pra, drejt Xhenetit, sepse ai është vendi i jetës së vërtetë. Në të ka jetë të lumtur dhe të përhershme, - e cituar nga Ebu Ali El Xhurxhani.

Në fakt, ajeti i përfshin të gjitha këto, sepse besimi, Islami, Kurani dhe xhihadi, të gjitha këto i japin jetë zemrave, një jetë të lumtur. Por jeta e plotë do të jetë në Xhenet, dhe i Dërguari ishte një thirrës për te besimi dhe te Xheneti, ndaj dhe ai ishte një thirrës për te Jeta në këtë botë dhe në tjetrën.

Njeriu ka nevojë të domosdoshme për dy lloje jete:

E para: Për jetën e trupit të tij; jetë me të cilën ai përcakton të dobishmen dhe të dëmshmen, ku i jep përparësi asaj që bën dobi ndaj asaj që i shkakton dëm. Kur njeriut i cenohet kjo lloj jete, atë do ta mundojë dhimbja dhe dobësia për aq sa kjo jetë i është cenuar. Ndaj dhe jeta e të sëmurit, e të trishtuarit, e të stresuarit, e të frikësuarit, e të mjerit, e të poshtëruarit, nuk i ngjan jetës së atij që nuk vuan nga këto gjëra.

E dyta: Për jetën e zemrës dhe të shpirtit të tij, jetë me të cilën do të dallojë ndërmjet të vërtetës dhe të kotës, të shtrembëtës, humbjes, ndërmjet të drejtës dhe dëshirave të ulëta; kështu do të zgjedhë të vërtetën përkundrejt të kundërtës së saj.

Jeta e zemrës të jep forcën e dallimit mes të dobishmes dhe të dëmshmes, të jep forcë në dije, dëshira dhe vepra, të jep forcën e besimit, vullnetit, dhe dashurisë për të vërtetën, të jep forcën e urrejtjes dhe inatit ndaj së kotës. Ndjesitë e njeriut, dallimi i sendeve, dashuria dhe mëria e tij, do të jenë në nivelin dhe forcën që ka jeta e zemrës, ashtu si një trup, dhimbjet dhe kënaqësitë i ndien plotësisht kur ai është i gjallë, dhe rendja pas dobisë e largimi nga e dëmshmja është edhe më e madhe për aq sa ai është me trup të shëndetshëm, po kështu është edhe me zemrën, veprimtarinë dhe jetën e saj. Kur zemra nuk ka jetë, zhvlerësohet edhe aftësia dalluese, por edhe nëse ngelet ndonjë aftësi dallimi, ajo është e paaftë t’i japë përparësi dobisë ndaj dëmit, ashtu si edhe njeriu nuk mund të ketë jetë, përderisa engjëlli i dërguar nga Allahu të fryjë në të shpirtin e jetës. Nëpërmjet kësaj fryme, ai vjen në jetë, ndërsa para kësaj bënte pjesë te sendet e vdekura; po kështu edhe shpirti dhe zemra e njeriut, nuk do të kenë jetë, përderisa Profeti (salallahu alejhi ue selem) të fryjë në të shpirtin që iu zbrit atij. Allahu i Lartësuar thotë: ***“Ai me***

***urdhrin e Tij, i zbret engjëjt me shpirtin (shpalljen), tek ai që dëshiron, prej robërve të Tij."*** *(Kurani, 16:2)* Po ashtu: *"**Ai e lëshon shpirtin** (shpalljen) **me urdhrin e Tij tek ata, që ka zgjedhur prej robërve të Vet.**" (Kurani, 40:15)* *"**Dhe kështu, Ne të kemi dërguar ty shpirtin** (shpalljen) **me urdhrin dhe vullnetin Tonë. Ti më parë nuk e ke ditur se çfarë është Libri e as ç'është besimi. Por atë** (Kuranin)**, Ne e bëmë dritë, me anë të së cilës udhëzojmë kë të duam nga robërit Tanë.**" (Kurani, 42:52)*

Në këto ajete Allahu na tregon se Shpallja e Tij është shpirt dhe dritë.

Jeta dhe ndriçimi qëndrojnë të varura te fryma e të dërguarit-engjëll, atë që e prek fryma e të dërguarit-engjëll dhe fryma e të dërguarit njerëzor, ai i fiton të dy jetët, të trupit dhe të shpirtit, dhe ai që merr vetëm fryrjen e engjëllit dhe jo atë të Profetit, ai fiton njërën jetë dhe humbet tjetrën.

Allahu i Madhëruar thotë: "***A barazohet i vdekuri që Ne e ngjallëm dhe i dhamë dritë, me të cilën ecën midis njerëzve, me atë që është në errësirë e nuk mund të dalë prej saj?!**" (Kurani, 6:122)* Zoti bashkoi për të, në mes dritës dhe jetës, ashtu siç bashkoi, për atë që i kthen shpinën Librit të Tij, në mes vdekjes dhe errësirës.

Ibn Abasi, si dhe komentuesit e tjerë, duke komentuar këtë frazë, thonë: "Ai ishte jobesimtar, i humbur dhe Ne e udhëzuam atë."

Fjala e Allahut: *"**dhe i dhamë dritë me të cilën ecën midis njerëzve**"*, përmban disa çështje:

E para: ai ecën midis njerëzve me dritë, ndërkohë që ata gjenden në errësirë. Shembulli i këtij njeriu dhe të tjerëve, i ngjan një grupi njerëzish, të cilët i ka zënë nata dhe nuk gjejnë dot rrugën, ndërsa një tjetër ka me vete dritë me të cilën ai shikon rrugën ku ecën dhe vendet ku rrezikohet.

E dyta: ai ecën mes tyre me dritën që ka me vete dhe ata përfitojnë prej tij, për shkak të nevojës që kanë për këtë dritë.

E treta: ai do të ecë me dritën e tij, Ditën e Kiametit, mbi urën e Siratit, ndërkohë që idhujtarët dhe dyfytyrëshit do të mbeten në errësirën e idhujtarisë dhe hipokrizisë së tyre.

Në pjesën ku Allahu thotë: *"**Dhe ta dini se Allahu ndërhyn midis njeriut dhe zemrës së tij**"*, komenti më i njohur për këtë pjesë është ai që thotë se Ai

ndërhyn mes besimtarit dhe mosbesimit, mes jobesimtarit dhe besimit, mes njerëzve të devotshëm dhe mëkatit, mes mëkatarëve dhe bindjes ndaj Zotit. Ky është komenti i Ibn Abasit dhe i shumicës së komentuesve.

Për këtë ajet ka edhe një koment tjetër, i cili thotë që kuptimi është se Allahu është pranë zemrës dhe asgjë nuk mund t'i fshihet Atij; sepse Ai është mes saj dhe zemrës së njeriut. Këtë koment e ka përmendur El Uahidij nga Katadja.

Ky koment duket më i përshtatshëm edhe me kontekstin, sepse përgjigjja, origjinën e saj e ka në zemër; asnjë vlerë nuk ka përgjigjja me trup, pa qenë më parë me zemër. Allahu ndërhyn midis njeriut dhe zemrës së tij, dhe Ai e di sesi zemra e njeriut përgjigjet; a e pranon diçka përbrenda apo e refuzon atë.

Sipas mendimit të parë, përshtatshmëria me kontekstin është kjo: nëse ju nuk nxitoni dhe vonoheni për t'u përgjigjur, të mos jeni të sigurt se Allahu nuk ndërhyn midis jush dhe zemrave tuaja, duke ua bërtë të pamundur përgjigjen si ndëshkim që ju nuk u përgjigjët, pasi e vërteta qe bërë e qartë dhe e dukshme.

Në këtë rast ajeti i ngjan ajetit*: "**Ne do t'ua largojmë zemrat dhe shikimet e tyre nga e vërteta, sepse ata nuk e besuan atë (Kuranin) herën e parë.**" (Kurani, 6:110)* Dhe ajetit: *"**Kur ata u larguan (nga e vërteta), Allahu i largoi zemrat e tyre (nga rruga e drejtë).**" (Kurani,61:5)* Dhe: *"**ata nuk do të besonin diçka që edhe më parë e mohonin.**" (Kurani, 8:101)*

Ajeti përmban paralajmërim për lënien e përgjigjes me zemër edhe nëse njeriu përgjigjet me gjymtyrë.

Në ajet ka edhe një të fshehtë tjetër, Allahu ka bashkëngjitur për njerëzit mes ligjit të fesë dhe urdhërimit të tij, dhe kjo është përgjigjja, dhe, mes kaderit e besimit tek Ai, ngjashëm si në ajetin: *"**për secilin nga ju që dëshiron të ndjekë rrugën e drejtë. Por ju nuk mund të dëshironi, përveçse me vullnetin e Allahut, Zotit të botëve!**" (Kurani, 81:28-29)* Dhe në ajetin: *"**prandaj, kush të dojë, le t'ia vërë veshin! Por atij ia vënë veshin vetëm ata që do Allahu.**" (Kurani, 74:55-56)* Allahu e di më së miri!

**66. "Por mund ta urreni një gjë, ndërkohë që ajo është e mirë për ju."**

Fjala e Allahut: *"**Lufta është bërë detyrim për ju, ndonëse e urreni. Por mund ta urreni një gjë, ndërkohë që ajo është e mirë për ju e mund ta doni një gjë, ndërkohë që ajo është e dëmshme për ju. Allahu di, kurse ju nuk dini.**" (Kurani, 2:216)* Dhe: *"**Jetoni e silluni mirë me to! Në qoftë se ato nuk ju pëlqejnë aq shumë, (duroni!) sepse është e mundur që juve të mos ju pëlqejë diçka, por që Allahu në atë do t'ju sjellë shumë të mira.**" (Kurani, 4:19)*

Ajeti i parë ka të bëjë me xhihadin, që është niveli më i lartë ku shfaqet forca e zemërimit, ndërsa ajeti i dytë, ka të bëjë me marrëdhëniet intime bashkëshortore, që është niveli më i lartë i forcës epshore.

Njeriu nuk preferon të përballet me armikun me forcën e tij të zemërimit, nga frika se do të humbasë jetën e tij, por kjo për të është më e mirë, si në këtë botë ashtu edhe në tjetrën. Në rastin e dytë (kur nuk e do më bashkëshorten) ai dëshiron ndarjen dhe lamtumirën, por kjo, që për të është e dashur, në realitet është një gjë e keqe për të, si në dynja ashtu edhe në ahiret.

Ai nuk e pëlqen gruan për shkak të ndonjë cilësie të saj, por nëse e mban atë (e vazhdon këtë lidhje bashkëshortore), do të ketë mirësi të mëdha që ai nuk i di. Ose e kundërta: mund ta dojë gruan, për shkak të një cilësie të veçantë, por që vazhdimësia e lidhjes me atë grua ka të këqija të shumta që ai nuk i di. Njeriu, ashtu siç e ka përshkruar Zoti i tij, është: *"**Zullumqar, i paditur**", (Kurani, 33:72)* prandaj, nuk duhet që njeriu të ketë si kriter dallues, të asaj çfarë është e dobishme dhe çfarë është e dëmshme për të, tekat, dëshirat, urrejtjen dhe pasionin për diçka, por përkundrazi, kriter vlerësues duhet të jetë ajo që Allahu ka përzgjedhur për njeriun nëpërmjet urdhëresave apo ndalesave.

Gjëja më e mirë dhe më e dobishme për njeriun, në mënyrë absolute, është bindja ndaj Zotit, në mënyrë të brendshme dhe të jashtme. Në anën tjetër, gjëja më e dëmshme është kundërshtimi i Zotit të tij, brenda vetes dhe jashtë saj. Nëse njeriu me përkushtim dhe sinqeritet i përmbahet bindjes dhe adhurimit të Zotit të tij, atëherë çdo gjë e pakëndshme që i ndodh do të jetë e mirë për të, ndërsa nëse heq dorë nga bindja dhe adhurimi i Tij, atëherë çdo gjë e dashur për të do të jetë e keqja e tij. Kush arrin ta njohë ashtu siç duhet

Zotin e tij, domethënien e emrave dhe cilësive të Tij, e di me bindje të plotë se gjërat e pakëndshme që e godasin dhe sprovat që ai kalon, përmbajnë në vetvete një larmi të madhe përfitimesh dhe dobish, të cilat as që mund t'i përfshijë me diturinë dhe mendjen e tij, madje përfitimi që njeriu arrin nëpërmjet diçkaje të pakëndshme për të, është më i madh sesa përfitimi që arrin nëpërmjet diçkaje që ai pëlqen.

Pra, mund të themi se pjesa më e madhe e të mirave për njeriun, ndodhen pikërisht në gjërat që ai nuk i pëlqen, dhe po ashtu pjesa më e madhe e dëmeve dhe e shkaqeve që çojnë drejt shkatërrimit, vijnë nëpërmjet gjërave të dashura për njeriun. Le të marrim si shembull një kultivues të dalluar të një kopshti, i cili mbolli një kopsht dhe u përkujdes për ujitjen dhe çdo gjë tjetër që kishte nevojë për mirëmbajtje, derisa pemët e atij kopshti u bënë gati të jepnin frutat e para. Ndërkohë, ai bëri veprimet e nevojshme duke e krasitur atë, sepse e dinte që, nëse do të liheshin në atë gjendje, nuk do të jepnin fruta të shijshme, ndaj dhe i shartonte me pemë që japin fruta të shijshme. Pasi degët e pemës lidheshin pas kësaj ndërhyrje dhe bëheshin një dhe jepnin fruta, atëherë ai e krasiste duke ia larguar degët e padobishme, të cilat vetëm sa ia humbasin fuqinë pemës në mënyrë të padobishme. Pra, e bënte pemën të shijonte dhembjen e prerjes dhe hekurit në dobi të saj, që të japë fruta të shijshme që meritojnë të sajdisen në pjatat e mbretërve. Sa i takon ujitjes, bujku nuk e ujit atë sipas tekave të saj, por e lë njëfarë kohe të etur pastaj ia shuan atë. Por, edhe kur e ujit, nuk ia lë ujin pandërprerë edhe pse kjo përkohësisht mund t'u japë më shumë bukuri gjetheve të saj apo ta përshpejtojë mbirjen e saj. Bujku i drejtohet bukurisë së gjetheve duke lëshuar në tokë shumë prej tyre, sepse janë bukuri që pengojnë që frutat të arrijnë kulmin e pjekjes dhe rritjen e nevojshme, siç ndodh me hardhitë e rrushit etj. Pra ai i pret degët me hekur, i rrëzon në tokë shumë nga bukuritë e saj, por këto veprime janë pikërisht në dobi dhe në të mirën e saj. Nëse pema do të kishte një nivel perceptimi siç e ka kafsha, do mendonte se kjo që po i bëhet është dëm dhe shkatërrim, por në të vërtetë, është në dobi të saj.

E njëjta gjë thuhet për prindin, i cili ndien dhembshuri për fëmijën e vet. Ai e di mirë se ku qëndron e mira për të dhe nëse prindi sheh se në interesin e fëmijës së tij është t'i nxirret gjaku i papastër, i çan lëkurën dhe i pret enët e

gjakut duke e bërë të shijojë dhembje të mëdha. Nëse e vlerëson të domosdoshme për shërimin e tij, prerjen e një organi nga organet e tij, edhe këtë e bën. Gjithë këtë e bën nga mëshira dhe dhembshuria për të. Nëse ky prind e sheh se në të mirë të fëmijës është të mos ia japë të hollat e zakonshme që ia jepte më parë, ai e bën këtë dhe nuk e ledhaton së tepërmi, sepse prindi e di mirë se tolerimi i tepërt në këtë drejtim është një prej shkaqeve kryesore që çojnë në shthurjen dhe shkatërrimin e fëmijës. Pra, kështu, për dobi të tij ai e pengon fëmijën nga shumë teka e dëshira dhe jo nga koprracia.

Më i Urti i të urtëve, më Mëshiruesi i mëshiruesve, më i Dituri i të diturve, i cili është më i mëshirshëm me robërit e Tij sesa vetë ata me veten e tyre, apo sesa baballarët dhe nënat e tyre,[57] kur u lëshon atyre diçka që nuk e pëlqejnë, në të ka mirësi më të madhe sesa po të mos ua kishte lëshuar atë, dhe kjo sepse Ai përkujdeset dhe është bamirës për ta. Nëse njerëzve do t'u krijohej mundësia të zgjedhin më të mirën për veten e tyre, nuk do arrijnë të zgjedhin më të mirën, nuk do ishin në gjendje ta njihnin atë, ta donin dhe, më pas, të vepronin më të mirën. Allahu e ka marrë në dorë rregullimin dhe organizimin e çështjeve sipas diturisë, urtësisë dhe mëshirës së Tij, pavarësisht në do u pëlqejë kjo robërve apo jo. Këtë nuk e dinë ata që nuk i njohin kuptimet e emrave dhe cilësive të Allahut, ndaj përpiqen të sfidojnë caktimin e Tij, cenojnë me ofendim urtësinë e Tij, nuk i binden gjykimit të Tij, duke e kundërshtuar me arsyetimin e tyre të prishur, me idetë e tyre të kota dhe politikat e tyre zullumqare. As Zotin e tyre nuk e njohën dhe as interesat e dobishme nuk i arritën. Suksesi është në dorën e Allahut.

Nëse robi e arrin këtë gradë njohjeje, atëherë, ai, që në këtë dynja, para se të arrijë në Ahiret, jeton në një xhenet, ku mirësitë e tij nuk mund të krahasohen me asnjë lloj mirësie tjetër përveç mirësive të Xhenetit në botën tjetër.

Njohësi është në vazhdimësi i kënaqur me Zotin e tij dhe kjo kënaqësi është Xheneti i kësaj dynjaje dhe vendrehatimi i njohësve. Ai është i kënaqur dhe i pranon me shpirtgjerësi caktimet e ndryshme që përjeton, të cilat janë

[57] Ky është kuptimi i hadithit që transmeton Buhariu, nr. 5999 dhe Muslimi, nr. 2754.

zgjedhja e Allahut për të. Ai (njohësi) është i qetë në lidhje me caktimet fetare dhe pikërisht kjo nënkupton të jesh i kënaqur me Allahun si Zot, me Muhamedin si Profet dhe me Islamin si fe; nuk e ndien shijen e besimit ai që nuk e përjeton këtë ndjenjë.[58]

Ai arrin nga kjo kënaqësi aq sa ka njohuri rreth drejtësisë së Allahut, urtësisë së Tij, mëshirës dhe zgjedhjes së mirë që Allahu ka bërë për të. Sa më shumë t'i njohë këto, aq më i kënaqur do të jetë me caktimin e Tij. Pra, caktimi i Allahut për robin e Tij është ndërmjet drejtësisë, interesit të dobishëm, urtësisë dhe mëshirës, ai nuk del kurrsesi jashtë kësaj, siç ka thënë Profeti (salallahu alejhi ue selem) në lutjen e mirënjohur: "*Nëse ndonjë njeri e kap trishtimi apo ankthi, le të thotë: 'O Zot! Unë jam një rob i Yti, biri i robit dhe robëreshës Tënde, balluket e mia (jeta ime) janë në dorën Tënde, mbi mua vepron vendimi Yt, gjykimi Yt mbi mua është i drejtë. Të lutem me të gjithë emrat e Tu, me të cilët Ti ke quajtur Veten, apo i ke zbritur në librin Tënd, apo ia ke mësuar ndonjërës prej krijesave të Tua, apo i ke mbajtur të fshehtë në dijen Tënde, bëje Kuranin pranverën e zemrës sime, dritën e kraharorit tim, largues të trishtimit tim dhe shërues të ankthit dhe merakut tim!' Nëse njeriu e bën këtë lutje, Allahu do t'ia largojë ankthin dhe merakun dhe do t'ia zëvendësojë atë me gëzim dhe hare.*" Sahabet i thanë: "O i Dërguari i Allahut! A ta mësojmë këtë lutje?" Dhe ai tha: "*Po, duhet që çdokush që e dëgjon, ta mësojë atë.*"[59]

Fraza me të cilin argumentohet për çështjen në fjalë, është thënia: "*gjykimi Yt mbi mua është i drejtë*", që përfshin çdo vendim dhe caktim që Allahu ka dhënë për robin e Tij, qoftë ai ndëshkim, dhembje apo shkaqet e tyre. Allahu është Krijuesi i shkakut dhe i pasojës së shkaktut, duke qenë tërësisht i drejtë në këtë caktim. Ky caktim është i mirë për besimtarin (sepse ai bën durim në të), siç thotë Profeti (salallahu alejhi ue selem): "*Pasha Atë që ka në dorë shpirtin tim, çdo caktim që Allahu vendos për besimtarin është i mirë për të, dhe kjo nuk vlen për dikë tjetër veçse për besimtarin.*"[60]

---

[58] Ky është kuptimi i hadithit që transmeton Muslimi, nr. 34.
[59] Transmeton Ahmedi (1/ 391); Ibn Ebi Shejbeh në *Musned*-in e tij (1/223); Ebu Jala (9/198), etj. Hadithi është autentik (sahih).
[60] Te Muslimi, nr. 2999, transmetohet nga Suhejbi me këtë tekst: "E çuditshme është çështja e besimtarit; çështja e tij është e tëra mirësi, dhe kjo nuk vlen për askënd tjetër veç besimtarit. Nëse i vjen

E pyeta shejhun tonë:[61] - Ky caktim a përfshin dhe ndodhinë e mëkatit? Tha: - Po, sipas kushtit të tij. - Kjo përgjigje përgjithësuese, *sipas kushtit të tij*, nënkupton veprimet e dashura tek Allahu, që lindin si rrjedhojë e mëkatit, si pendimi, përulja, keqardhja, nënshtrimi, të vajtuarit etj.

## 67. Zuhdi (moslakmia) në këtë botë

Dëshira për botën tjetër nuk është e plotë vetëm nëse ajo shoqërohet me moslakmimin e kësaj bote, ndërsa moslakmimi në këtë botë arrihet nëpërmjet dy këndvështrimeve të sakta:

1. Të shikuarit e dynjasë si diçka që zhduket shpejt, si diçka që mbaron e tretet, si të mangët dhe pa vlerë. Të kuptosh dhimbjet që përjeton në rivalitet për të dhe gjatë përkushtimit ndaj saj. Vuajtjet dhe mundimet që hasen gjatë gjithë kësaj, të cilat prapëseprapë do të përfundojnë duke u ndërprerë dhe zhdukur, me gjithë keqardhjen dhe mërzinë që lënë pas. Pra, i dhënuri pas saj është vazhdimisht i brengosur dhe i preokupuar me të: para se ai ta arrijë atë, në kohën e triumfit me të, po ashtu, trishtim dhe pikëllim pasi e humbet. Ky ishte këndvështrimi i parë.

2. Këndvështrimi i dytë: Ta shoh botën tjetër si diçka që vjen në mënyrë të patjetërsueshme, që nuk përfundon dhe që është plot mirësi e begati. Dallimi ndërmjet dynjasë dhe Ahiretit është pikërisht ashtu siç ka thënë Allahu i lartësuar: ***"Ndonëse jeta tjetër është më e mirë dhe e amshuar."*** *(Kurani, 87:17)* Mirësitë e ahiretit janë të përkryera, të amshuara, ndërsa përjetimet e dynjasë janë iluzione plot mangësi, që treten e zhduken. Nëse njeriu i koncepton drejt këto dy këndvështrime, i jep përparësi asaj që arsyeja duhet t'i japë përparësi dhe nuk lakmon në atë që arsyeja nuk e vlerëson. Është në natyrën e njeriut që ai të mos heq dorë nga të mirat e ngutshme dhe kënaqësitë aktuale për diçka të mëvonshme e më të dobishme, për diçka që pritet të ndodhë, përveç rasteve të caktuara kur ai e kupton vlerën e madhe të

ndonjë e mirë - falënderon, dhe kjo është e mirë për të, ndërsa nëse e godet ndonjë e keqe, bën durim, dhe përsëri kjo është e mirë për të."

[61] Ibn Tejmijen.

asaj që pritet të ndodhë kundrejt aktuales dhe kur te personi në fjalë ekziston dëshira për të arritur më të mirën e më të lartën.

Në qoftë se i jep përparësi asaj që është e mangët dhe i vjen më shpejt, por që zhduket shumë shpejt, ai e bën këtë për dy arsye: nga mosnjohja e vlerës së gjësë që pritet të vijë, dhe, nga mungesa e dëshirës dhe ambicies për të arritur më të mirën.

Cilido qoftë shkaku, tregon për besimin e dobët, për mungesën e arsyes dhe të njohurive. Ai që lakmon në këtë dynja, që e dëshiron atë me këmbëngulje dhe që i jep asaj përparësi: ose e pranon atë dhe është i bindur që ekziston diçka tjetër më e mirë, më e vlefshme dhe më e qëndrueshme, ose nuk beson në diçka të tillë. Nëse qëndron kjo e dyta, pra nuk beson se ka diçka më të mirë se kjo botë, atëherë kjo tregon se atij i mungon besimi që në themel, dhe nëse pranon që ka diçka më të mirë, por i jep përparësi dynjasë, kjo tregon se një njeri i tilli ka logjikë të sëmurë dhe bën zgjedhjet më të këqija për veten e tij.

Ky lloj kategorizimi në këto dy ndarje, është diçka e pranishme dhe e pamohueshme. Prandaj dhënia përparësi kësaj bote karshi Ahiretit, ose vjen si rezultat i mungesës së besimit, ose si shkak i logjikës së sëmurë, dhe sa të shumtë janë njerëzit me këto dy probleme! Për këtë arsye, Profeti (salallahu alejhi ue selem) dhe shokët e tij e hodhën dynjanë pas shpine, i shkëputën zemrat prej saj, e flakën tutje atë duke mos u dhënë më pas saj, e bojkotuan dhe nuk anuan drejt saj, e konsideruan atë burg dhe jo xhenet dhe nuk lakmuan gjë në të. Nëse do ta donin këtë botë, do të merrnin prej saj çfarë të dëshironin, sepse Profetit iu ofruan çelësat e thesareve të dynjasë, por ai i refuzoi. Ishin të shumta pasuritë në duart e sahabëve, por ata nuk u dhanë përparësi atyre dhe nuk e shitën pjesën që u takon në Ahiret për hir të kësaj bote. E dinin mirë se kjo dynja është urë kalimi dhe jo vendbanim i përhershëm. Është vendqëndrim i përkohshëm dhe nuk është banesa e gëzimeve. Është si një re vere që shumë shpejt davaritet, apo si një vizitor që akoma pa u ulur njofton se do ngrihet për t'u larguar.

Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: "*Ç'lidhje kam unë me këtë botë?! Unë jam si shembulli i një udhëtari, i cili ulet nën hijen e një peme për*

*të pushuar dhe më pas largohet duke e lënë pas atë.*"[62] Ai gjithashtu thotë: "*Shembulli i kësaj bote në krahasim me Ahiretin, është sikur ndonjëri prej jush të fusë gishtin e tij në lumë dhe të shohë sa ka marrë prej tij.*"[63]

Krijuesi i kësaj bote ka thënë: *"**Me të vërtetë, jeta e kësaj bote i shëmbëllen shiut që Ne e lëshojmë nga qielli e me të përzihet toka dhe bën bimë, me të cilat ushqehen njerëzit dhe kafshët. E, kur Toka vishet dhe zbukurohet dhe, kur banorët e saj mendojnë se janë zotërues të saj (për ta vjelë a korrur), iu vjen urdhri ynë, natën ose ditën dhe Ne e bëjmë atë si të ishte e korrur, thuajse nuk kishte lulëzuar të djeshmen. Kështu, Ne ua shpjegojmë shpalljet Tona njerëzve që mendojnë. Allahu i thërret njerëzit për në Shtëpinë e shpëtimit (Xhenet) dhe udhëzon kë të dojë në rrugën e drejtë.**" (Kurani, 10:24-25)* Allahu i lartësuar në këtë ajet njoftoi për pavlefshmërinë e dynjasë dhe asketizmin që duhet treguar karshi saj, njëherësh njoftoi për vendbanimin e paqes dhe ftoi në të.

I Lartësuari thotë: *"**Jepu atyre shembullin e jetës së kësaj bote: ajo është si uji që Ne e lëshojmë nga qielli; bimësia në tokë përzihet me të, por pastaj bëhet si bar i thatë të cilin e shpërndan era. Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë! Pasuria dhe djemtë janë stoli e jetës së kësaj bote. Por veprat e mira që mbeten përherë, janë më të mira te Zoti yt sa i përket shpërblimit dhe, janë më të mira sa i përket shpresës (për shpëtim).**" (Kurani, 18:45-46)*

*"**Ta dini, se jeta në këtë botë, nuk është tjetër veçse lojë, dëfrim e zbukurim, si dhe mburrje ndërmjet jush e rivalitet për më shumë pasuri dhe fëmijë! Ajo i shëmbëllen bimës, e cila pas shiut rritet dhe i gëzon bujqit, por më vonë zverdhet, thahet dhe mbetet pa vlerë. Në botën tjetër ju presin vuajtje të mëdha ose falja e Allahut dhe kënaqësia e Tij; jeta në këtë botë është vetëm kënaqësi e rreme.**" (Kurani, 57:20)*

*"**Burrave u është hijeshuar dashuria për gjërat e dëshiruara: për gratë, fëmijët, arin dhe argjendin e grumbulluar, kuajt e bukur, bagëtitë dhe arat e lëruara. Këto janë kënaqësitë e kësaj jete, por shumë më i mirë është kthimi tek Allahu. Thuaj (o Muhamed!): 'A doni t'ju tregoj për gjëra më të***

[62] Transmeton Tajalisi me nr. 277, Tirmidhiu me nr. 2377, Ibn Maxheh me nr. 4109 etj. Hadithi është i saktë. Gjendet në veprën *Silsile Sahiha*, nr. 438.
[63] Transmeton Muslimi me nr. 2858.

***mira se ato? Për ata që janë të devotshëm, te Zoti i tyre do të ketë kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj dhe ku do të banojnë përgjithmonë. Aty do të kenë bashkëshorte të pastra dhe kënaqësi nga Allahu. Allahu i vrojton robërit e Vet'.*** *" (Kurani, 3:14-15)*

*"**Jobesimtarët i gëzohen jetës së kësaj bote, por jeta e kësaj bote në krahasim me botën tjetër është vetëm kënaqësi kalimtare.**" (Kurani, 13:26)*

Allahu e kërcënoi ashpër atë që kënaqet dhe gjen prehje në këtë botë, dhe tregohet i shkujdesur ndaj argumenteve të Allahut dhe nuk shpreson në takimin e Tij. Allahu i lartësuar thotë: *"**Sigurisht, ata që nuk shpresojnë se do të takohen me Ne, që janë të kënaqur me jetën e kësaj bote, duke gjetur prehjen në të dhe që janë të pavëmendshëm ndaj shenjave Tona, do të kenë si vendstrehim zjarrin, për atë që kanë bërë.**" (Kurani, 10:7-8)*

Allahu i kritikon edhe besimtarët që jepen pas kësaj bote duke thënë: *"**O besimtarë! Çfarë keni që ngurroni e mbërtheheni fort për toke kur ju thuhet: 'Dilni në luftë, në rrugën e Allahut?!' A jeni të kënaqur me jetën e kësaj bote, në vend të së amshueshmes?! Kënaqësia e kësaj bote, në krahasim me atë të botës tjetër, është shumë e vogël.**" (Kurani, 9:38)*

Aq sa robi është lakmues dhe kënaqet me këtë botë, po aq të mëdha do të jenë edhe vështirësitë në bindjen ndaj Allahut dhe në kërkimin e botës tjetër. Robit i mjaftojnë këto fjalë të Allahut, për të mos e lakmuar dynjanë: *"**Mendo, nëse Ne i lëmë që të kënaqen disa vjet e pastaj t'i godasë ai (dënim) që u është premtuar, çfarë vlere do të kishte ajo me të cilën janë kënaqur?!**" (Kurani, 26:205-207)*

*"**Ditën kur do t'i tubojë, atyre do t'u duket sikur nuk kanë ndenjur në tokë, veçse një çast të shkurtër dite, aq sa për të njohur njëri-jetrin.**"(Kurani, 10:45)*

*"**Ditën kur të përjetojnë atë që u është premtuar, atyre do t'u duket se kanë qëndruar (në Tokë) vetëm një çast të ditës. Kjo është shpallje e qartë. E kush do të shkatërrohet tjetër, përveç popullit të pabindur!?**"(Kurani, 46:35)*

*"**Të pyesin ty për Orën (e Kiametit) se kur do të ndodhë. Çfarë rëndësie ka për ty që ta përmendësh atë? Tek Zoti yt është fundi i (dijenisë rreth) saj.***

***Ti je vetëm paralajmërues i atyre që i frikësohen asaj. Ditën kur do ta shohin atë, (njerëzve) do t'u duket se kanë qëndruar (në Tokë) veç një mbrëmje apo një mëngjes.*** *" (Kurani, 79:42-46)*

*"**Ditën kur të vijë Ora (e Kiametit), keqbërësit do të betohen se kanë qëndruar (në tokë) veçse për një kohë të shkurtër.**" (Kurani, 30:55)*

*"**Ai do t'u thotë (jobesimtarëve): - Sa vjet keni qëndruar në Tokë? - Ata do të përgjigjen: - Kemi qëndruar një ditë ose një pjesë dite. Pyesni ata që i kanë numëruar!"** (Kurani, 23:112-114)*

*"**Ditën kur do të fryhet në Sur, pikërisht atë Ditë do t'i tubojmë të ligjtë me sy të zgurdulluar, duke i pëshpëritur njëri-tjetrit: 'Ju keni qëndruar (në dynja) vetëm dhjetë ditë.' Ne e dimë më mirë se ç'do të thonë ata (në Ditën e Kiametit), kur më i mençuri prej tyre do të thotë: 'Ju keni qëndruar vetëm një ditë'."** (Kurani, 20:102-104)*

Allahut i kërkohet ndihmë dhe mbështetje.

### 68. Duaja (lutja) është çelësi i çdo të mire

Thelbi i çdo të mire është të dish se çfarë dëshiron Allahu ndodh, dhe çfarë nuk dëshiron Ai nuk mund të ndodhë. Kështu, njeriu bindet se punët e mira që kryen janë prej mirësive të Allahut dhe e falënderon për to dhe i përgjërohet të mos ia ndërpresë ato. Ndërsa veprat e këqija janë poshtërim dhe ndëshkim prej Tij, ndaj, o njeri, lutu i nënshtruar që Zoti të të ruajë prej tyre dhe të të mos lërë të mbështetur vetëm në forcat e tua gjatë kryerjes së punëve të mira dhe largimit nga të këqijat. Të gjithë njohësit e Allahut bien dakord se çdo e mirë e ka origjinën tek suksesi që Allahu i jep robit dhe, çdo e keqe burimin e ka te poshtërimi që Allahu i bën robit. Ata janë të një mendje se prej suksesit të Allahut është që të të mos lërë të mbështetur vetëm në forcat e tua, sepse nëse të lë vetëm në forcat e tua, ky është poshtërim. Përderisa çdo e mirë e ka origjinën te suksesi që Allahu i jep robit, i cili është në dorën e Allahut dhe jo në dorën e robit, atëherë çelësi i suksesit është lutja dhe shfaqja e nevojës, mbështetja e çiltër, përgjërimi, ambicia dhe frika ndaj Allahut. Nëse Allahu i lartësuar ia jep robit këtë çelës, ai me këtë ia ka hapur

portat e mirësisë, ndërsa në qoftë se ia mohon këtë çelës, atij i mbetet e mbyllur porta e mirësisë.

Prijësi i besimtarëve, Umer bin Hatabi ka thënë: “Unë nuk preokupohem nëse lutja do të më pranohet ose jo, por preokupohem për vetë kryerjen e duasë (lutjes), sepse nëse më jepet duaja, përgjigjja vjen së bashku me të.”

Në varësi të nijetit të njeriut, preokupimit, dëshirës dhe ambicies së tij për ta arritur këtë, i jepet edhe suksesi nga Allahu, i vjen edhe ndihma e Tij. Pra, ndihma e Allahut për robërit e Tij, zbret sipas ambicies së tyre, këmbënguljes në atë që kërkojnë, dëshirës dhe frikës. Po ashtu, edhe poshtërimi është në varësi të këtyre faktorëve. Allahu, më i Urti i të urtëve në gjykime dhe më i Dituri i të diturve, ua jep suksesin e Tij atyre që e meritojnë, po ashtu poshtërimin ua lëshon atyre që u takon. Ai është i Gjithëdijshmi, më i Urti. Çdokush që e ndien mungesën e suksesit, si pasojë ka mosfalënderimin, mospëruljen dhe moslutjen, ndërsa pala e tjetër, e cila e ka ndihmën dhe përkrahjen e Allahut, e meritojnë atë për shkak të falënderimit, përuljes së sinqertë dhe lutjes. Rregullatori i gjithë kësaj është durimi, i cili në raport me besimin është si koka për trupin, nëse këputet koka do të shuhet ekzistenca edhe për trupin.

## 69. Zemrat e ngurtësuara

- Nuk ka ndëshkim më të madh për robin sesa ngurtësimi i zemrës dhe të qenurit larg Allahut.
- Zjarri është krijuar për t’i shkrirë zemrat e ngurta.
- Zemrat më të distancuara nga Allahu janë zemrat e ngurta.
- Kur zemra ngurtësohet, syri thahet (nuk loton).
- Ngurtësimi i zemrës vjen si pasojë e tejkalimit të normës në katër gjëra: në të ngrënë dhe në të pirë, në gjumë, në të folur dhe përzierje me njerëzit.
- Ashtu siç nuk i bëjnë dobi ushqimi dhe pirja trupit kur është i sëmurë, po kështu edhe kur zemra sëmuret nga lakmia e tekave dhe epsheve, nuk i bën më dobi këshilla.
- Kush dëshiron të ketë zemër të kulluar, le t’i japë përparësi bindjes ndaj Allahut kundrejt tekave të tij.

- Zemrat e dhëna pas tekave dhe epsheve vetjake, qëndrojnë po aq larg sa ato janë të dhëna pas këtyre tekave.
- Zemrat janë enët e Allahut në tokë, dhe më e dashura prej tyre te Ai është zemra e butë dhe e kulluar.
- Ata i angazhojnë zemrat e tyre me këtë botë, të cilat po t'i angazhonin me Allahun dhe botën tjetër, do jetonin sipas kuptimeve të fjalëve të Tij dhe provave të dëshmuara, duke zbuluar urtësi të fshehta dhe përfitime të këndshme.
- Nëse zemra ushqehet me përkujtime, ujitet me meditime dhe pastrohet nga fëlliqësirat, do të shohë çudira dhe do të frymëzohet me urtësi.
- Jo çdokush që përpiqet të jetë njohës dhe i urtë, arrin të jetë i tillë, sepse njohësit e vërtetë dhe të urtit e njëmendët janë ata që zemrave të tyre i kanë dhënë jetë duke shuar tekat, ndërsa, ata që vrasin zemrën për të gjallëruar tekat, njohja dhe urtësia në gjuhët e tyre është e huazuar (nuk buron nga sinqeriteti).
- Shkatërrimi i zemrës vjen nga shkujdesi (gafleti) dhe për shkak se ndihet e siguruar nga ndëshkimi i Allahut, ndërsa gjallërimi i zemrës bëhet me frikë-respekt dhe përmendje të Zotit.
- Nëse zemra nuk lakmon në sofrat e dynjasë, do të jetë e dhënë pas sofrave të Ahiretit, së bashku me të ftuarit e tjerë, ndërsa nëse jepet mbas sofrave të dynjasë, do i humbasë ato të Ahiretit.
- Përmallimi për takimin me Allahun është ilaç që e qetëson zemrën nga egërsia e dynjasë.
- Kush e lidh zemrën me Zotin e tij, do të qetësohet dhe rehatohet, ndërsa kush e lë t'i vërtitet nëpër njerëz, do çoroditet dhe stresohet së tepërmi.
- Dashuria për Allahun, nuk hyn në një zemër që është e pushtuar nga dashuria për dynjanë, për aq sa mund të hyjë deveja në vrimën e gjilpërës.
- Kur Allahu e do dikë nga robërit e Tij, e dallon me dashurinë e Tij dhe e frymëzon ta adhurojë Atë. Përmendja me gjuhë dhe bindja me gjymtyrë mbeten preokupimi i tij.
- Zemra sëmuret siç sëmuret trupi dhe shërimi i saj bëhet nëpërmjet pendimit dhe dietës parandaluese. Ajo bëhet pis ashtu siç bëhet pis pasqyra dhe pastrimi i saj bëhet me përmendjen e Zotit. Ajo zhvishet (nga të mirat)

ashtu siç zhvishet trupi nga rrobat, dhe veshja, stolisja e saj, është devotshmëria. Zemra ndien uri dhe etje ashtu siç ndien trupi, dhe ushqimi i saj është njohja e Allahut, dashuria për Të, mbështetja tek Ai, pendimi dhe bindja.

- Kujdes! Ruaju nga shkujdesi ndaj Allahut, i Cili jetës tënde i ka vënë afat, ditëve dhe frymëmarrjeve të tua u ka vënë numër të caktuar, Ai nuk ka nevojë për askënd dhe asgjë, ndërsa ti ke domosdoshmërish nevojë për Të.
- Ai që heq dorë nga mbështetja te vetja në kërkimin e kësaj bote, të pozitës, apo shpëtimit nga armiku i tij duke iu mbështetur Allahut, duke ia besuar dhe dorëzuar çështjen Atij, zgjedhjes më të mirë prej Tij dhe kënaqet me atë që Allahu i jep, do të shpëtojë nga mërzitë, brengat dhe pikëllimet. Ndërsa ai që këmbëngul të mbështetet vetëm te vetja e tij, do të bjerë në vështirësi, lodhje, mundime, gjendje të keqe; nuk shijon jetë të qetë dhe zemra e tij nuk ndien gëzim; punët nuk i ka të mira, nuk ka shpresa të shëndosha e as rehati të qëndrueshme. Allahu ua ka lehtësuar njerëzve rrugën për tek Ai, por u ka fshehur të ardhmen nëpërmjet caktimit të Tij, ndaj kush kënaqet me fatin e tij, i dorëzohet zgjedhjes së Zotit dhe i bindet vendimit të Tij; e largon atë perde duke e qetësuar zemrën te Zoti i tij.
- Ai që i mbështetet Allahut, nuk i lutet dikujt tjetër veç Tij; nuk e kundërshton Allahun dhe nuk tregohet i rezervuar (në lutje) ndaj Tij.
- Kush merret me veten e tij, nuk ka kohë të merret me të tjerët dhe, kush i përkushtohet Zotit të tij, nuk ka shumë kohë të merret me veten e tij.
- Sinqeriteti është diçka që engjëlli nuk e di, që ai ta shkruajë,[64] armiku i tij nuk e njeh, që ta shkatërrojë dhe as nuk mahnitet me të vetë personi që ta zhvlerësojë.
- Pranimi (të kënaqurit me kaderin) është qetësimi i zemrës me rrjedhën e caktimeve dhe vendimeve të Zotit.
- Njerëzit i dorëzohen dynjasë në varësi të preokupimeve që kanë për të.
- Zemra sillet në gjashtë sfera, nuk ka të shtatë, tre janë sfera të larta dhe tre janë të ulëta. Sferat e ulëta janë: dynjaja që i stoliset, vetvetja që i pëshpërit dhe armiku (shejtani) që i shkakton vesvese. Këto janë sferat e ulëta nëpër të

[64] Ky mendimi i Ibn Kajimit ka nevojë për argument të qartë, dhe unë nuk di të ketë ndonjë argument të vlefshëm që e mbështet këtë. Allahu e di më mirë.

cilat qarkullojnë shpirtrat. Ndërsa sferat e larta janë: dituria që ia qartëson çështjet, arsyeja e shëndoshë që e udhëheq tek e drejta dhe i Adhuruari të cilit ia kushton ibadetin. Zemrat udhëtojnë nëpër këto sfera.

- Ndjekja e tekave dhe shpresa për një jetë të gjatë, është burimi i çdo shthurjeje. Kjo sepse ndjekja dhe plotësimi i tekave e verbon njeriun nga njohja e të vërtetës dhe nga dëshira për ta arritur atë. Kurse shpresa për një jetë të gjatë e bën atë të harrojë Ahiretin dhe e shmang nga përgatitja për të.
- Robi nuk mund ta shijojë aromën e çiltërsisë nëse i bën qejfin vetes (në gabime) apo u bën qejfin të tjerëve (kundrejt së vërtetës).
- Nëse Allahu ia do të mirën robit të Tij, e bën atë që ta pranojë gjynahun dhe të mos merret me gjynahet e të tjerëve. E bën të jetë bujar me atë që zotëron dhe *zahid* (moslakmues) në atë që zotërojnë të tjerët; dhe e bën të jetë i durueshëm ndaj lëndimeve që has. Ndërsa nëse Allahu ia do të keqen robit të Tij, ia përmbys këto parime.
- Ambicia dhe synimi i lartë e bëjnë njeriun të ketë lidhje me tri gjëra:

1. Njohjen e ndonjë cilësie të përsosur (të Allahut), ku nëpërmjet njohjes së saj, atij i shtohet më shumë dashuria për Të.
2. Nxjerrja në pah e një mirësie, duke bërë që t'ia shtojë falënderimin dhe bindjen.
3. Përkujtimi i ndonjë gjynahu të bërë, i cili ia shton pendimin dhe frikën.

Nëse ambicia dhe synimi i njeriut lidhen me diçka tjetër përveç këtyre, atëherë do të endet nëpër luginat e vesveseve dhe iluzioneve.

- Kush dashurohet pas dynjasë, ajo e shfaq veten shumë të vlefshme tek ai, ndaj e shndërron atë në shërbëtor dhe rob të nënshtruar ndaj saj.
- Ndërsa kush ia kthen shpinën dynjasë, ajo sheh vlerat e tij, dhe i vihet atij në shërbim e nënshtruar.
- Njeriu e përfundon udhëtimin e tij dhe arrin aty ku dëshiron duke iu përmbajtur rrugës së vërtetë, si dhe duke shfrytëzuar një pjesë të natës për vazhdimin e udhëtimit, por nëse udhëtari i shmanget rrugës dhe fle të gjithë natën, si dhe kur do e arrijë synimin e tij?!

## 70. Dijetarit që nuk i bën dobi dituria e tij

Çdo mbartës i diturisë, që dynjanë e ka vënë në rend të parë dhe është dashuruar pas saj, domosdo që në fetvatë, në gjykimet si dhe në lajmet që përcjell, do të thotë diçka jo të vërtet për Allahun. Sepse shpeshherë dispozitat e Zotit bien ndesh me tekat individuale të njerëzve, sidomos të atyre që janë të veshur me pushtet dhe të atyre që ndjekin dëshirat e tyre. Ata nuk mund t'i përmbushin synimet e tyre, veçse duke e kundërshtuar të vërtetën dhe duke iu shmangur asaj. Në qoftë se dijetari dhe udhëheqësi e duan pushtetin dhe jepen pas tekave, ata nuk mund ta arrijnë këtë, vetëm nëse i shmangen asaj të vërtete që nuk përputhet me tekat e tyre. Kjo ndodh sidomos kur te këta njerëz ekziston ndonjë dilemë; dilemat bashkohen me tekat vetjake dhe së bashku mbulojnë të vërtetën, edhe pse e vërteta është e qartë, e dukshme dhe pa kurrfarë mjegulle në të. Ai e ndërmerr këtë shkelje duke u justifikuar: Kam rrugëdalje nga ky mëkat duke u penduar! Në lidhje me këtë kategori njerëzish, Allahu i lartësuar ka thënë: *"**Pas atyre erdhën brezni, që e braktisën faljen e namazit dhe ndoqën epshet e veta.**" (Kurani, 19:59)*

Gjithashtu thotë: *"**Pas tyre, erdhi një brezni e cila e trashëgoi Librin (Teuratin), por duke marrë gjërat e pavlefshme të kësaj bote dhe duke thënë: 'Do të na falet çdo gjë!' Edhe nëse u binin në dorë gjëra të ngjashme, prapë i merrnin ato. Vallë, a nuk e kishin pranuar besëlidhjen në Libër - që për Allahun të thoshin vetëm të vërtetën?! Pikërisht ata, që e kishin studiuar ç'përmbante ai? Bota tjetër është më e mirë për besimtarët që i frikësohen Allahut; akoma nuk e kuptoni këtë?!**" (Kurani, 7:169)*

Allahu na njofton se ata u dhanë pas gjërave të pavlefshme, megjithëse e dinin mirë se ishin të ndaluara dhe thoshin: "Do të na falet kjo që po bëjmë." Mirëpo, sapo atyre u shfaqet një interes tjetër, jepen pas tij. Pra ata ishin këmbëngulës në mëkatet që bënin dhe kjo i shtynte ata të flisnin të pavërteta për Allahun dhe Fenë e Tij, duke u shprehur: "Ky është vendimi, sheriati dhe feja e Zotit." Ndonëse e dinin mirë se vendimi, sheriati dhe feja e Zotit ishin ndryshe, ndryshme nga ajo çfarë thoshin. Ose ata me të vërtet flisnin pa dituri dhe nuk e njihnin fenë dhe sheriatin e Allahut. Pra, nganjëherë flisnin për

Allahun pa dije, e nganjëherë tjetër thoshin gjëra për të cilat ishin të sigurt në kotësinë e tyre.

Ndërsa të devotshmit janë të bindur se Ahireti është më i mirë se dynjaja, ndaj nuk ia lejojnë vetes që dashuria për pushtet dhe teka personale, t'i shtyjë që t'i japin përparësi dynjasë ndaj Ahiretit. Mënyra për t'i bërë ballë kësaj është kapja fort pas Kuranit dhe Sunetit, të kërkohet ndihmë me durim dhe namaz, të meditojmë për realitetin e kësaj bote, jetëshkurtësinë dhe pavlefshmërinë e saj, më pas ta krahasojmë atë me Ahiretin, me ardhjen dhe përjetësinë e tij. Ata (që i japin përparësi dynjasë) përveç veprave të shëmtuara që kryejnë, doemos që do të kryejnë edhe ndonjë bidat, duke bashkuar kështu mes dy të këqijave, sepse ndjekja e tekave verbon sytë e zemrës, dhe nuk dallon ndërmjet sunetit dhe bidatit, ose përmbys vlerësimin, duke vlerësuar bidatin si sunet dhe sunetin si bidat.

Kjo është sëmundja e dijetarëve që i japin përparësi kësaj bote, ndjekin tekat dhe pushtetin. Në lidhje me ta, Allahu i lartësuar thotë: *"**Tregoju atyre (hebrenjve) për njeriun, të cilit Ne i mësuam shpalljet Tona, por u largua prej tyre. Kështu, djalli e pushtoi atë dhe ai u bë nga të humburit. Sikur të donim, do ta ngrinim atë (me shpalljet Tona), por ai u mbërthye pas jetës tokësore dhe u dha pas dëshirave të veta. Shembulli i tij është si shembulli i qenit: nëse e ndjek, ai të nxjerr gjuhën, nëse largohesh, ai përsëri të nxjerr gjuhën.**" (Kurani, 7:175-176)*

Ky është shembulli i dijetarit të mbrapshtë, i cili vepron ndryshe nga dituria që bart. Medito për përçmimin që përcjell ky ajet, në disa aspekte:

1. Ky njeri humbi pasi njohu rrugën e drejtë, zgjodhi mosbesimin kundrejt besimit, me vetëdije dhe jo nga padija.

2. Ai u shkëput nga besimi ashtu siç bën ai që kurrë nuk do të kthehet më tek ai, sepse u zhvesh nga të gjitha ajetet e Allahut, ashtu siç e zhvesh gjarpri lëkurën e tij. Sepse nëse do të kishte mbajtur ndonjë nga ajetet e Allahut, nuk do të quhej i zhveshur prej tyre.

3. Shejtani e ndoqi nga pas dhe e pushtoi, siç bën egërsira me prenë e saj, ndaj Allahu tha: "**shejtani e pushtoi**". Nuk tha: 'e pasoi', sepse pushtimi është më kuptimplotë se pasimi i thjeshtë.

4. Ai devijoi pasi ishte i udhëzuar. Devijimi (*el gaju*) është lajthitje nga qëllimi dhe nga dija, por ka lidhje më të ngushtë me prishjen e qëllimit dhe të veprave, sikundër që devijimi (*dalal*) ka lidhje më të ngushtë me prishjen e diturisë dhe të besimit. Këto terma, kur përmendën së bashku, marrin kuptimin përkatës, ndërsa kur përmenden të veçuara përfshijnë njëra-tjetrën.

5. Allahu nuk donte ta ngrinte lart me diturinë që ai kishte, ndaj ky ishte shkaku i shkatërrimit të tij, sepse ai nuk e vlerësoi diturinë që kishte, duke iu kthyer nga një mirësi në një fatkeqësi. Nëse nuk do ishte dijetar, do ishte më mirë për të dhe do dënohej më pak.

6. Allahu na tregoi për ambicien e ulët të këtij personi, sepse ai zgjodhi gjënë e ulët e të pavlerë kundrejt asaj më të vlefshmes e më të nderuarës.

7. Zgjedhja që ai i bëri dynjasë së pavlerë, nuk erdhi rastësisht si një dalldisje e çastit, por si rezultat i një dashurie të thekur pas saj, animit me të gjithë qenien e tij drejt saj dhe dëshirës për t’u përjetësuar në të. Pra u dha pas saj duke dëshiruar të përjetësohet në të, për shkak të bukurive dhe plaçkave të saj.

8. Ai iu shmang udhëzimit dhe ndoqi epshet duke i bërë ato udhërrëfyeset e tij.

9. Allahu i lartësuar e shëmbëlleu me qenin, i cili, nga të gjitha kafshët ka ambicien më të ulët dhe është më i ulëti e më koprraci.

10. Ai, ambicien e tij për këtë botë, padurimin ndaj saj, keqardhjen e thellë për humbjen e saj dhe përkushtimin maksimal për ta fituar atë, e shëmbëlleu me nxjerrjen e gjuhës së qenit në të dyja rastet: nëse e dëbon ai nxjerr gjuhën, por edhe nëse e lë rehat ai prapë e nxjerrë atë. Edhe këtë njeri, në qoftë se e lë, ai është i etur dhe i uritur për këtë botë, por edhe nëse ia tërheq vërejtjen dhe e këshillon, ai mbetet po në atë gjendje.

Ibn Kutejbe ka thënë: “Çdokush ka çastet kur nxjerr gjuhën, si pasojë e lodhjes ose e etjes, përveç qenit, i cili e nxjerr atë edhe kur është i lodhur edhe kur s’është, edhe kur është i etur edhe kur s’është. Prandaj, Allahu e dha këtë shembull për jobesimtarin, të cilin edhe nëse e këshillon përsëri mbetet i devijuar, por edhe nëse e lë, ai përsëri mbetet i devijuar, sikurse qeni, të cilin nëse e ndjek nxjerr gjuhën, por edhe nëse e lë, ai prapë e nxjerr atë. Ky

përngjasim nuk ka të bëjë me çfarëdolloj qeni, por në mënyrë të posaçme me qenin që nxjerr gjuhën, sepse është më i shëmtuari dhe më i ulëti.

## 71. Sëmundja e adhuruesit injorant

Më parë treguam për gjendjen e dijetarit që i jep përparësi dynjasë ndaj Ahiretit, ndërsa adhuruesi i paditur vuan nga një sëmundje tjetër, ai ia kthen shpinën diturisë dhe dispozitave. Ai është pushtuar nga fantazia e tij, nga shija, ndjenja dhe tekat e tij. Në lidhje me këtë, Sufjan ibn Ujejneh dhe të tjerë kanë thënë: "Ruajuni, kini kujdes nga sprova e dijetarit të prishur dhe nga sprova e adhuruesit të paditur, sepse sprova e tyre është më e rënda." Injoranti me padijen e tij pengon nga dituria dhe zbatimi i saj, ndërsa tjetri me prishjen e tij fton drejt prishjes dhe tejkalimit të kufijve.

Allahu i lartësuar na ka dhënë një shembull për adhuruesin e paditur: *"**Siç bën shejtani, i cili i thotë njeriut: 'Mos beso!'. Por, kur ky bëhet mohues, shejtani i thotë: 'Unë nuk kam të bëj me ty! Në të vërtetë, unë i frikësohem Allahut, Zotit të botëve!' Natyrisht që fundi i këtyre të dyve është qëndrimi i përhershëm në Zjarr; ky është dënimi për të gjithë njerëzit e këqij.**" (Kurani, 59:16-17)*

Historia e tij është e njohur.[65] Ai e ngriti fenë e tij në një adhurim pa dije dhe kështu shejtani e bëri të binte në gjynahe si pasojë e injorancës së tij, bile ra në kufër për shkak të injorancës. I pari është prijësi dhe shembulli i çdo adhuruesi injorant, i cili mund të bjerë në kufër pa e kuptuar, ndërsa i dyti është prijësi dhe shembulli i çdo dijetari të prishur që zgjedh këtë botë kundrejt Ahiretit.

Pra, Allahu i lartësuar, rendjen e njeriut pas dynjasë, të kënaqurit me të, prehjen në të dhe shkujdesin nga njohja e argumenteve të Tij dhe punën me to, i bëri shkak për shkatërrimin dhe mjerimin e tij. Dhënia pas dynjasë dhe shkujdesi në njohjen e argumenteve të Zotit, nuk mund të bashkohen veçse në një zemër që nuk beson në ringjallje dhe në takimin me Zotin e krijesave.

[65] Transmeton Ibn Xheriri në Xhamiul Bejan (12/47) dhe Ibn Kethiri në tefsirin e tij (4/307).

Nëse besimi te ringjallja do të kishte zënë vend në zemrën e tij, ai nuk do të kënaqej me dynjanë dhe nuk do t'ia kthente shpinën argumenteve të Allahut.

Nëse do të meditosh rreth kategorive të njerëzve, do vëresh se këtij lloji i përkasin shumica, pra shumica janë banorë të dynjasë dhe rendin pas saj. Ndërsa lloji tjetër janë pakicë, janë të huaj në mesin e kësaj turme dominuese. Ata ecin në një drejtim, kurse këta në një tjetër. Ata kanë dituri tjetër, të ndryshme nga ajo e shumicës. Synimet e tyre janë të ndryshme nga ato të shumicës, ata janë në një rrugë, kurse shumica në një tjetër; ata janë në një luginë, kurse shumica në një tjetër. Allahu i lartësuar thotë: *"**Sigurisht, ata që nuk shpresojnë se do të takohen me Ne, që janë të kënaqur me jetën e kësaj bote, duke gjetur prehjen në të dhe që janë të pavëmendshëm ndaj shenjave Tona, do të kenë si vendstrehim zjarrin, për atë që kanë bërë.**" (Kurani, 10:7-8)*

Më pas Zoti tregon për palën tjetër, përfundimin dhe shpërblimin e tyre, duke thënë: *"**Vërtet, ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, Zoti i tyre do t'i udhëzojë në rrugë të drejtë, për shkak të besimit të tyre. Pranë tyre do të rrjedhin lumenj në kopshtet e kënaqësisë.**" (Kurani, 10:9)* Këta janë pala, të cilët besimi i palëkundur i bëri të mos mashtroheshin me dynjanë, të mos gjenin prehje në të dhe, i përmbaheshin dhe i kujtonin argumentet e Allahut. Këto janë frytet e besimit në ringjalljen, ndërsa përfundimi i palës tjetër është pasojë e mosbesimit në ringjalljen dhe shkujdesin ndaj saj.

## 72. Dituria dhe besimi janë dy binjakë të pandashëm

Gjëja më e mirë që mund të përfitojë shpirti dhe të arrijë zemra, me të cilën robi ngrihet në këtë botë dhe në Ahiret, është besimi dhe dituria, ndaj dhe Allahu i lartësuar këto dy cilësi i shoqëron së bashku, si, për shembull, në fjalën e Tij: *"**Ata, të cilëve u është dhënë dituria dhe besimi, do të thonë: 'Ju, me të vërtetë, keni qëndruar aq sa ju ka caktuar Allahu në Libër' - deri në Ditën e ringjalljes.**" (Kurani, 30:56)* Dhe: *"**Allahu do t'i ngrejë në shkallë të lartë ata midis jush që besojnë dhe që u është dhënë dija.**" (Kurani, 58:11)* Ata që zotërojnë këto dy të mira janë elita e zgjedhur dhe të parapërgatiturit për pozitat e larta (në Ahiret). Mirëpo, shumica e njerëzve

nuk e kanë kuptuar siç duhet konceptin e diturisë dhe besimit, nëpërmjet të cilave arrihet lumturia dhe gradat e larta, aq sa çdo grup mendon se dituria dhe besimi, i konceptuar sipas teorisë së tyre, është çelësi i lumturisë, por në të vërtetë nuk është ashtu, sepse shumica e tyre as që e zotërojnë besimin e nevojshëm që i shpëton dhe as diturinë e vërtetë që i ngre lart. Përkundrazi, ata i kanë mbyllur vetes rrugët e diturisë dhe besimit, me të cilat u dërgua Profeti (salallahu alejhi ue selem) dhe ftoi në to popullin, iu përmbajt vetë, shokët e tij dhe pasuesit e tyre, sipas metodologjisë dhe gjurmëve të tyre.

Çdo grup mendon se dituria e vlefshme është ajo që ata zotërojnë, duke qenë të kënaqur me të: *"**Por ata (popuj ku u çuan të dërguarit) u ndanë në grupe në çështje të fesë së tyre. Çdo grup ishte i kënaqur me atë që kishte.**" (Kurani, 23:53)* Po të shohësh, shumica e kësaj diturie që ata pretendojnë, nuk është gjë tjetër veçse thënie boshe dhe mendime të kota, hamendësime dhe supozime, ndërsa dituria e vërtetë është diçka tjetër. Hamad bin Selemeh thotë: "I thashë Ejubit: Çfarë mendon, a ka më shumë dituri sot apo në të kaluarën? Ai më tha: - Sot ka më shumë fjalë, ndërsa dituria në kaluarën ishte më e shumtë." Pra vini re se si ky dijetar i madh bën dallim ndërmjet fjalëve, thënieve dhe diturisë së vërtetë. Sot librat janë jashtëzakonisht të shumtë, thëniet, debatet dhe tezat ideologjike janë të shumta, por pjesa më e madhe e tyre nuk kanë të bëjnë fare me diturinë që iu shpall Profetit nga Allahu. Allahu thotë: *"**Atyre që të kundërshtojnë ty për çështjen e Isait, pasi të ka ardhur njohuria...**" (Kurani, 3:61)* Dhe: *"**E, në qoftë se pas diturisë që të ka zbritur, ti ndjek dëshirën e atyre...**" (Kurani, 2:120)* Ndërsa në lidhje me Kuranin thotë: *"**Ai ta ka shpallur atë me dijeninë e Tij.**" (Kurani, 4:166)* Domethënë, në të gjendet një pjesë e diturisë së Tij.

Duke qenë se ka kaluar një kohë e gjatë nga periudha e shpalljes së kësaj diturie, shumë njerëz përfunduan duke marrë për dituri fantazitë, trillimet dhe mendimet boshe. Për më tepër, bazuar në këto gjëra, ata shkruan libra duke shpenzuar gjërat më të shtrenjta dhe duke humbur kohën me to. Kështu i mbushën fletët me bojë, ndërsa zemrat me të zezë, derisa disa prej tyre u deklaruan se në Kuran dhe Sunet nuk ka dituri. Ata thanë se argumentet e Kuranit dhe Sunetit janë retorikë dhe nuk përfitohet prej tyre dituri dhe diçka bindëse. Shejtani ua fryu në vesh këtë thënie dhe e lëshoi në mesin e tyre,

duke bërë që të zhvishen  nga dija dhe besimi, ashtu siç zhvishet gjarpri nga lëkura e tij apo njeriu nga rrobat e tij.

Disa nga njerëzit tanë, më ka treguar se kishin parë një nga ndjekësit e nxënësve të atyre (skolastikëve) teksa lexonte dhe studionte librat e tyre, ndërkohë që ai nuk kish mësuar Kuranin përmendësh. I thanë: - Sikur të mësoje Kuranin fillimisht do ishte më mirë. - Ai iu përgjigj: - Po përse ta mësoj, a mos vallë ka dituri në Kuran?!

Një nga prijësit e tyre më ka thënë: “Ne i dëgjojmë hadithet sa për bereqet, jo për të përfituar dituri, sepse prijësit tanë na e kanë lehtësuar çështjen: ne mbështetemi në të kuptuarit e tyre dhe tek analizat që ata kanë bërë.

Shejhu ynë (Ibn Tejmije), njëherë, duke përshkruar këta njerëz më tha: “Ata u vërtitën nëpër prijësit e shkollave dhe arritën vetëm synimet më të ulëta. Të mjafton si argument për të kuptuar se dituria e tyre e pretenduar nuk është nga Allahu, fakti që tek ata sheh kundërthënie, mosmarrëveshje dhe përplasje në dijen që ata kanë. Allahu i Lartësuar ka thënë: ***“Nëse do të ishte ky Kuran nga dikush tjetër veç Allahut do gjenin në të kundërthënie të shumta.”*** *(Kurani, 4: 82)* Ky ajet tregon se dituria që vjen nga Allahu nuk përmban kundërthënie dhe se ajo që përmban kundërthënie nuk është prej Tij. Si mund të jenë mendimet boshe, fantazitë dhe trillimet - fe, një fe pas së cilës robi kapet dhe gjykon me të fjalën e Allahut dhe e të Dërguarit të Tij?! I lartësuar je o Allah, kjo është shpifje e qartë.

Dituria e sahabëve, të cilën e studionin mes tyre dhe ua mësonin të tjerëve është e ndryshme nga dituritë e këtyre trilluesve, siç tregon Hakimi në biografinë e Ebu Abdullah el Buhariut: “Shokët e Profetit (salallahu alejhi ue selem) kur mblidheshin, studionin dhe përkujtonin mes tyre Librin e Zotit dhe Sunetin e Profetit. Nuk kishte mes tyre analogji dhe opinione. Sa bukur është shprehur poeti:

*Dija e vërtet’ asht: Ka thanë Zoti, ka thanë i Dërguemi,*

*kanë thanë sahabët - nuk ka vend për ‘m’a merr mendja’.*

*Dituria nuk asht me u lshue mas debatit*

*e prej fudullekut me e vendosë midis Pejgamberit e mendimit t’fakihut.*

*Jo, kurrsesi - as mohim i sifateve t'Zotit*
*prej frikës së përngjasimit.*

## 73. Ndërmjet besimit të përgjithshëm dhe atij të detajuar

Në lidhje me besimin, shumica e njerëzve apo që të gjithë, pretendojnë se janë besimtarë: *"**Shumica e njerëzve, sado që të dëshirosh ti, nuk janë besimtarë.**" (Kurani, 12:103)* Besimi i shumicës së atyre që besojnë është i përgjithshëm, ndërsa besimi në formë të detajuar në lidhje me atë me të cilën u dërgua Profeti (salallahu alejhi ue selem), si njohuri, dituri, pohim, dashuri, njohje e së kundërtës (shirkut), urrejtjen e tij etj., këtë e zotërojnë një pakicë e këtij umeti dhe të zgjedhurit e Profetit (salallahu alejhi ue selem). Ky besim është besimi që kishte Ebu Bekri dhe partia e tij.

Shumë njerëz kanë si kapital besimi vetëm pohimin e ekzistencës së Krijuesit apo që Ai është i vetmi që i ka krijuar qiejt, tokën dhe çfarë ka ndërmjet tyre, gjë të cilën nuk e refuzonin as adhuruesit e idhujve, si kurejshët apo edhe të tjerë.

Sipas disa të tjerëve, besimi nënkupton shprehjen e dy dëshmive (shehadetit), pavarësisht nëse kryen vepra të mira, të nxitura nga ky besim apo jo dhe, pavarësisht nëse këto dëshmi janë thënë me çiltërsi nga zemra apo jo.

Disa të tjerë mendojnë se besimi është thjesht pohim (miratim) me zemër, se Allahu është Krijuesi i qiejve dhe tokës dhe se Muhamedi është rob dhe i dërguari i Tij. Sipas tyre njeriu është besimtar edhe nëse nuk e shqipton shehadetin dhe nuk kryen asnjë vepër të mirë, bile edhe nëse e fyen Allahun apo të Dërguarin dhe kryen çdo vepër të shëmtuar e të rëndë. Pra, - sipas tyre - përderisa "beson" në njëshmërinë e Allahut dhe në profetësinë e Muhamedit, ai është besimtar.

Sipas disa të tjerëve, besimi nënkupton mohimin e cilësive të Allahut, si, për shembull, lartësimin e Allahut mbi Arsh, të folurit e Tij me fjalët që dëshiron, mohimin e librave, mohimin e dëgjimit, shikimit, vullnetit, fuqisë, dashurisë, urrejtjes e të tjera atribute me të cilat Allahu e ka përshkruar veten

e Tij, ose e ka përshkruar me to Profeti i Tij. Pra besimi sipas tyre nënkupton, mohimin dhe veprimin në përputhje me idetë, të cilat vinë si rezultat i iluzioneve dhe dilemave, rreth të cilave edhe ata vetë kanë mosmarrëveshje, replika, debate etj. Kjo palë janë mu ashtu siç i ka përshkruar Umer bin Hatabi dhe imam Ahmedi:[66] "Ata kanë mospajtime rreth librit, janë kundërshtues të Librit dhe që të gjithë ata bien dakord për t'iu shmangur Librit."

Sipas disa të tjerëve, besimi nënkupton adhurimin e Allahut sipas tekave dhe qejfeve të tyre, duke mos iu përmbajtur aspak sheriatit të Profetit (salallahu alejhi ue selem).

Disa të tjerë mendojnë se, besimi është ajo çfarë kanë trashëguar nga të parët e tyre, pavarësisht se çka kanë trashëguar. Besimi i këtyre ngrihet mbi dy themele: ky është mendimi i të parëve tanë, dhe, ajo çfarë thanë ata është e vërtetë.

Disa të tjerë, besimin e konceptojnë si moral i lartë, sjellje e mirë, fytyrë e qeshur, mosparagjykim i askujt dhe t'i lësh njerëzit të qetë në shkujdesjen në të cilën jetojnë.

Disa të tjerë besimin e konceptojnë si distancim nga kjo dynja dhe bukuritë e saj; që zemra të mos anojë kah ajo dhe to mos e lakmojë atë. Sipas kësaj pale një njeri i tillë është besimtar i zgjedhur, megjithëse në realitet mund të jetë i zhveshur nga besimi, në zemër e në vepra. Një shkallë më lart se kjo palë është një palë tjetër, që mendojnë se besimi është thjesht besim me zemër, pavarësisht nëse shoqërohet me vepra ose jo.

Të gjitha grupet që përmenda nuk e kanë njohur realitetin e besimit dhe as që bëhet fjalë ta posedojnë apo ta kenë vënë në zbatim atë. Ndaj ata janë të llojllojshëm: një pjesë e tyre e konsideron besim atë që në të vërtetë është e kundërta e besimit; një pjesë vlerësojnë si besim diçka që nuk luan rol në besim; një pjesë vlerësojnë si besim diçka që në të vërtetë është një nga kushtet e domosdoshme të tij, por që nuk mjafton për ta arritur atë; një pjesë e tyre vendosën si kusht të besimit diçka që në të vërtetë bie ndesh me të, apo disa të tjerë vunë si kusht të besimit diçka që nuk i përket atij në asnjë aspekt.

[66] Te parathënia e librit të tij *Kundërpërgjigje ndaj xhehmive*.

Besimi i vërtetë qëndron mbi të gjitha këto, ai është një realitet i përbërë nga disa elemente: është njohje e asaj me të cilën u dërgua Profeti, vërtetim dhe pohim me zemër, miratim me gjuhë, bindje me dashuri e përulje, dhe të vepruarit sipas tij, haptazi dhe në fshehtësi. T'i përmbushësh këto dhe të bësh thirrje për to sipas mundësive. Përsosmëria e besimit arrihet duke dashur për hir të Allahut dhe duke urryer për hir të Tij, duke dhënë për hir të Allahut dhe duke mohuar për hir të Tij, dhe Allahu duhet të jetë i vetmi që meriton të adhurohet. Rruga për te ky besim arrihet vetëm duke ndjekur Profetin (salallahu alejhi ue selem), me shpirt dhe me trup, e duke mbyllur sytë e zemrës para çdokujt, përveç Allahut dhe Profetit (salallahu alejhi ue selem).

Me ndihmën e Allahut vjen suksesi.

## 74. Përfitim i vlefshëm

*"**Kush i mbështetet Allahut, Ai i mjafton atij.**"* Kush i përkushtohet Allahut duke lënë veten e tij mënjanë, Allahu do t'i mjaftojë, ndërsa kush i përkushtohet vetes së tij duke lënë Allahun, Allahu e lë këtë njeri në forcat e vetes së tij. Po ashtu, kush i përkushtohet njerëzve duke lënë Allahun, Allahu do e lërë atë në duar të njerëzve.

## 75. Kush braktis diçka për hir të Allahut, Allahu do t'ia zëvendësojë me diçka më të mirë

Të hequrit dorë nga disa zakone dhe gjëra të tjera me të cilat njeriu është ambientuar, është diçka e vështirë, sidomos kur kjo nuk bëhet për hir të Allahut. Mirëpo kush heq dorë prej tyre për hir të Allahut, me çiltërsi e sinqeritet, nuk e ka të vështirë, veç fillimit gjatë të cilit ai provohet nëse është i sinqertë apo jo. Nëse bën për pak kohë durim ndaj kësaj vështirësie, ajo do t'i kthehet në kënaqësi.

Ibn Sirini[67] ka thënë: "E kam dëgjuar Shurejhin[68] duke u betuar për Allahun se kush ka braktisur diçka për hir të Allahut nuk e ka humbur atë."[69]

[67] Muhamed bin Sirini ishte shërbëtori i Enes bin Malikut dhe nën zotërimin e tij. Lindi në vitin e fundit të kalifatit të Uthmanit dhe vdiq në vitin 110 h.

Thënia e tyre: “Kush braktis diçka për hir të Allahut, Ai ia zëvendëson me diçka më të mirë”,[70] është një e vërtetë e pamohueshme. Zëvendësimi dhe kompensimi është i shumëllojshëm, por gjëja më e mirë është që robi të gjejë rehati tek Allahu, të fitojë dashurinë e Tij, të ripërtërijë forcat dhe gjallërinë, gëzimin dhe kënaqësitë me Zotin e tij.

## 76. Dobi të ndryshme

- Njeriu më budalla është ai që e humbet rrugën në fund të udhëtimit, pikërisht atëherë kur i afrohet vendbanimit.
- Mendjet e suksesshme shohin (vlerësojnë) se feja me të cilin u dërgua Profeti (salallahu alejhi ue selem) është e vërteta që përputhet me arsyen dhe urtësinë, ndërsa mendjet e vulosura me dështim, ndërmjet arsyes dhe fesë, ndërmjet urtësisë dhe sheriatit, shohin përplasje.
- Mënyra më e shpejtë për të arritur tek Allahu është t’i përmbahesh Sunetit në vazhdimësi, në fshehtësi dhe haptazi; të jesh vazhdimisht në shfaqje të nevojës para Allahut dhe të kesh për qëllim vetëm arritjen e kënaqësisë së Tij, me fjalë dhe me vepra. Askush nuk mund t’i afrohet Allahut ndryshe, veçse me këto tri elemente, dhe nëse ndokush shkëputet nga ndonjëri prej tyre, shkëputet nga Allahu.
- Parimet mbi të cilat bazohet lumturia e robit janë tri, dhe secili prej tyre ka një të kundërt. Kush humbet ndonjë nga këto parime do t’i ndodhë e kundërta e tij. Këto parime janë: Teuhidi (e kundërta e tij është shirku), Suneti (e kundërta e tij është bidati) dhe bindja ndaj Allahut (e kundërta e saj është kundërshtimi). Këto të tria kanë një të kundërt të përbashkët: zbrazjen e zemrës nga dëshira për t’u afruar tek Allahu, për të arritur shpërblimin e Tij, dhe boshatisjen e saj nga frika e ndëshkimit prej Tij.

---

[68] Shurejh ibn Harith El Kendij e pranoi islamin kur Profeti (salallahu alejhi ue selem) ishte akoma në jetë, por nuk iu dha mundësia ta takonte apo ta shihte, prandaj nuk konsiderohet sahabij. Vdiq në vitin 80 h.

[69] Sepse ia zëvendëson Allahu me diçka tjetër më të mirë (*shën. i përkth.*).

[70] Hadithi është i saktë. E transmeton Ahmedi, 5, 363; El Merueziu tek *Ez-Zuhd*, nr. 412, dhe Nesaiu tek *El Kubra*, 11, 199.

## 77. Njohja e rrugës së besimtarëve dhe e rrugës së kriminelëve

Allahu i Lartësuar ka thënë: ***“Ne kështu i shpjegojmë hollësisht shpalljet, në mënyrë që të qartësohet rruga e njerëzve të këqij.”*** *(Kurani, 6:55)* ***“Këdo që e kundërshton të Dërguarin, pasi i është bërë i qartë udhëzimi dhe ndjek rrugë tjetër nga ajo e besimtarëve, Ne e lëmë të ecë andej nga është nisur dhe do ta përcëllojmë në zjarrin e Xhehenemit; eh, sa vendbanim i keq që është ai!”*** *(Kurani, 4:115)* Në Librin e Tij Allahu e sqaron hollësisht rrugën e besimtarëve dhe rrugën e kriminelëve, përfundimin e secilës palë në mënyrë të detajuar, veprat e secilës palë, përkrahësit e secilës palë, suksesin e besimtarëve dhe poshtërimin e kriminelëve, shkaqet me të cilat besimtarët arritën suksesin dhe shkaqet e poshtërimit të të tjerëve. Allahu i ka shpalosur këto dy aspekte në Librin e Tij, i zbuloi ato, i qartësoi hollësisht dhe i bëri aq të kuptueshme për mendjet, sikur të ishin duke e parë me sy dallimin ndërmjet errësirës dhe dritës.

Njohësit e Allahut, të Librit të Tij, të fesë së Tij, e dinë rrugën e besimtarëve me hollësi, po ashtu dhe rrugën e kriminelëve, duke i pasur të qarta të dy rrugët, ashtu siç e ka udhëtari të qartë rrugën që e çon te pikësynimi i tij dhe rrugën që e çon në shkatërrim. Këta janë njerëzit më të ditur, më të dobishmit në mesin e tyre dhe këshilluesit e tyre më të mirë. Këta janë udhërrëfyesit dhe orientuesit. Me këtë gjë sahabët u bënë më të dalluarit nga të gjithë ata që vijnë pas tyre deri në Ditën e Gjykimit.

Ata (sahabët dhe arabët në përgjithësi) u rritën në rrugën e humbjes, të kufrit, të shirkut dhe në rrugët që çojnë në shkatërrim. Ata i njihnin ato në mënyrë të detajuar. Më pas u erdhi i Dërguari i Zotit, i cili i nxori nga ato errësira në shtegun e udhëzimit, në rrugën e drejtë të Allahut, duke dalë kështu nga errësira ekstreme në dritën e përsosur, nga shirku në teuhid, nga injoranca në dituri, nga padrejtësia në drejtësi, nga dilema dhe verbërimi në orientim dhe udhëzim. Prandaj ata ia dinin vlerën asaj që arritën dhe fituan, ngaqë e krahasonin me gjendjen e tyre të mëparshme. Kjo për vetë faktin se mirësia e diçkaje del në pah duke u vënë përballë të kundërtës. E gjithë kjo, i bëri ata t’u shtohet dëshira dhe dashuria për mirësinë tek e cila u vendosën, ashtu sikurse dhe urrejtja e neveria u shtua tek ata për gjendjen që lanë pas. Ata ishin njerëzit që e donin teuhidin, imanin dhe islamin më shumë se çdo

gjë, si dhe i urrenin më së shumti të kundërtat e këtyre, ishin njohës të rrugës së drejtë në mënyrë të detajuar.

Ndërsa ata që erdhën pas sahabëve, ka prej tyre që u rritën në Islam duke mos njohur detajet e të kundërtës së tij dhe duke i përzier disa nga cilësitë e rrugës së besimtarëve me ato të rrugës së kriminelëve. Kjo lloj paqartësie ndodh atëherë kur dobësohet dituria njohëse e të dy rrugëve, apo e njërës prej tyre, siç ka thënë Umer ibn Hatabi: 'Nyjet e Islamit do të zgjidhen një e nga një, kur në Islam të rriten njerëz që nuk e njohin *xhahilijetin.*' Kjo thënie është një perlë nga dituria e Umerit. Nëse dikush nuk e njeh xhahilijetin dhe gjykimin e Sheriatit për të, nëse nuk e ka të qartë rrugën e kriminelëve, do ta përziejë atë me rrugën e besimtarëve.

Xhahilijet (padija paraislame) konsiderohet çdo gjë që bie ndesh me fenë e Profetit (salallahu alejhi ue selem), çdo gjë që është në kundërshtim me të është injorancë. Për këtë arsye në këtë umet janë shfaqur shumë gabime si në doktrinë, në dituri dhe në vepra, të cilat në të vërtetë janë cilësi të rrugës së kriminelëve, jobesimtarëve dhe armiqve të profetëve. Ata që njëmend nuk kanë njohuri se kujt i përkasin këto ide apo veprime, ata në realitet i kanë marrë nga rruga e kriminelëve dhe ia kanë bashkangjitur rrugës së besimtarëve, bile akoma më keq: i ftojnë të tjerët në ato gabime. Për më tepër, ata mund ta konsiderojnë edhe jobesimtar atë që i kundërshton, duke lejuar kështu një punë të cilën Allahu e ka ndaluar. Kjo është ajo që ka ndodhur me shumicën e bidatçinjve, si, për shembull, me kaderitë, xhehmitë, hauarixhët, rafiditë etj., të cilët kanë shpikur bidate, kanë ftuar në to dhe e konsiderojnë jobesimtar atë që i kundërshton.

Sa i takon kësaj çështjeje, njerëzit ndahen në katër grupe:

**I pari:** Në këtë grup bëjnë pjesë ata të cilët e kanë të qartë rrugën e besimtarëve dhe rrugën e kriminelëve, në mënyrë të detajuar, si në njohuri ashtu edhe në vepra. Kjo kategori janë njerëzit më të ditur.

**I dyti:** Bëjnë pjesë ata që nuk e njohin asnjërën nga këto dy rrugë. Kjo kategori janë të ngjashëm me bagëtinë dhe më pranë rrugës së kriminelëve. Kjo kategori është më afër rrugës së kriminelëve dhe të gatshëm për ta ndjekur atë.

**I treti:** Bëjnë pjesë ata që i janë përkushtuar vetëm njohjes së rrugës së besimtarëve, ndërsa të kundërtën e saj e njohin në mënyrë të përgjithësuar. E dinë se çdo gjë që bie ndesh me rrugën e besimtarëve është e kotë, megjithëse nuk i njohin paraprakisht detajet e të kotës. Këta, në qoftë se vihen para diçkaje që e kundërshton udhën e besimtarëve, i shmangen, duke mos humbur kohë për t'i mësuar hollësitë zhvlerësuese të saj. Kjo kategori i ngjet atyre njerëzve, shpirtrat e të cilëve kanë shpëtuar nga dëshira për të shkuar pas pasioneve (të ndaluara), duke mos i çuar ato nëpër mend dhe duke mos u dhënë pas tyre, ndryshe nga grupi i parë, të cilët e njohin të keqen dhe vetja e tyre mund të anojë drejt saj, por ata luftojnë dhe përpiqen ta braktisin për hir të Allahut.

Dikush i shkroi Umer ibn Hatabit duke e pyetur rreth kësaj çështjeje: Kush është më i mirë, një person që nuk i shkojnë nëpër mend epshet dhe tekat, apo një person që vetja e shtyn drejt tyre, por e lufton duke i braktisur për hir të Allahut? Umeri iu përgjigj me shkrim: "Ai, vetja e të cilit lakmon gjynahet, por i braktis për hir të Allahut. ***"Ata, zemrat e të cilëve Allahu i ka sprovuar me devotshmëri, për ta do të ketë falje dhe shpërblim të madh".*** *(Kurani, 49:3)*[71]

Allahu e sprovon robin e tij me lakminë ndaj epsheve e gjynaheve, animin drejt tyre, në mënyrë që ta orientojë drejt diçkaje më të mirë, më të dobishme dhe më të qëndrueshme sesa dëshirat e mishit. Përpjekja që bën për ta luftuar veten në mënyrë që të heqë dorë prej tyre për hir të Allahut, i mundëson të arrijë tek i Dashuri, më i Larti. Sa më shumë që mishi i tij e tërheq drejt tekave dhe epsheve, sa më shumë që i shtohet dëshira dhe lakmia për to, aq më shumë orientohet te lloji i lartë dhe i qëndrueshëm i kënaqësive; i kërkon ato më me shumë ngulm dhe angazhohet maksimalisht. Ndryshe nga një shpirt i ftohtë, i çliruar (nga ky luftim), i cili ndonëse e dëshiron më të mirën dhe më të lartën, ka një ndryshim të madh ndërmjet këtyre dy ambicieve. A nuk e shikon se ai që ecën për tek i dashuri i tij qoftë edhe mbi prush e gjemba, ka pozitë më të lart se ai që ecën i hipur mbi kalë?! Nuk është njëlloj ai që i jep përparësi të dashurit të vërtetë, duke luftuar me vetveten, si ai që i jep përparësi Atij pa hasur në ndonjë pengesë. Allahu i sprovon njerëzit me

[71] Sujuti te *Durrul Menthur*, 6, 89. Ia referon këtë transmetim Ahmedit, te libri *Ez-Zuhd*.

epshe dhe teka, duke e vënë njeriun para dy përfundimeve: ose i pranon epshet dhe i shmanget Allahut, ose i braktis ato për të arritur kënaqësinë e Allahut, nderimin e Tij dhe afërsinë me Të.

**I katërti:** Në këtë grup bëjnë pjesë ata që e njohin në mënyrë të hollësishme rrugën e së keqes, rrugën e bidatit dhe të kufrit, ndërsa rrugën e besimtarëve e njohin në formë të përgjithshme. Kjo është gjendja e shumë prej atyre që i janë përkushtuar njohjes së ideve të grupeve dhe bidatçinjve të ndryshëm në mënyrë të detajuar, por nuk njohën atë me të cilën erdhi Profeti (salallahu alejhi ue selem) vetëm se në mënyrë të përgjithshme. Kush i shfleton librat e tyre, do ta shohë me sytë e tij këtë që po themi. Po ashtu, ai i cili i njeh rrugët e sherrit, fesadit dhe zullumit në mënyrë të hollësishme dhe i ka ndjekur ato, kur pendohet prej tyre dhe i bashkëngjitet rrugës së të mirëve, ai e njeh këtë rrugë në mënyrë të përgjithshme dhe nuk mund ta njohë atë hollësisht, ashtu si dikush që e ka kaluar tërë jetë duke u marrë me të dhe duke e ndjekur atë.

Me një fjalë, Allahu i lartësuar do që ne ta njohin udhën e armiqve të Tij, në mënyrë që të largohemi prej saj dhe njëherësh ta njohim udhën e të dashurve të Tij, në mënyrë që ta ndjekim atë. Në këto njohuri ka aq shumë dobi e fshehtësi sa që të gjitha i di vetëm Allahu. Për shembull, në këto njohuri bën pjesë njohja gjithëpërfshirëse e *rububijetit* (pushtetit dhe sundimit) të Tij, njohja e urtësisë së Tij, përsosmërisë së emrave dhe cilësive të Tij dhe ndikimi që ato lënë te krijesat. Këto janë nga faktet më madhështore që argumentojnë pushtetin dhe sundimin e Zotit, se Ai është i vetmi që meriton të adhurohet, se Ai do dhe urren, se Ai shpërblen dhe ndëshkon.

Allahu është më i dituri.

### 78. Urtësi dhe përfitime të rëndësishme

Nevojtarët qëndrojnë te porta e sundimtarit duke i kërkuar përmbushjen e nevojave të tyre. Miqtë dhe të dashurit e Tij, të cilët e kanë qëllimin tek ai, kur ndonjëri prej tyre dëshiron të mbarojë një nevojë, atëherë sundimtari e lejon ndonjërin nga ata që i qëndrojnë pranë që të ndërmjetësojë për të, si

mëshirë për të ndërmjetësuarin dhe nderim për ndërmjetësuesin, ndërsa njerëzit e tjerë janë të përzënë dhe të dëbuar nga aty.[72]

Dhjetë gjëra janë të humbura dhe të padobishme:

1. Dituria e cila nuk praktikohet.

2. Vepra që nuk është e sinqeritetë (për Allahun) dhe që nuk ndiqet në të Profeti (salallahu alejhi ue selem).

3. Pasuria e cila nuk shpenzohet në këtë botë nuk shijohet dhe as nuk sakrifikohet për botën tjetër, për ta gjetur atë atje.

4. Zemra e zbrazur nga dashuria për Allahun, mungesa e përmallimit për Zotin dhe mosgjetja e prehjes tek Ai.

5. Koha e pashfrytëzuar, gjatë së cilës nuk kompensohen mangësitë dhe nuk shfrytëzohen mundësitë për devotshmëri dhe afrim tek Allahu.

6. Dashuria që nuk është e udhëzuar nga miratimi i të Dashurit (Allahut) dhe zbatimi i urdhrave të Tij.

7. Pasiviteti në bindjen ndaj Allahut.

8. Meditimi që vërtitet rreth gjërave të padobishme të botës tënde.

9. Shërbimi ndaj dikujt, që nuk të afron tek Allahu dhe nuk të sjell ndonjë përfitim të dobishëm në këtë botë.

10. Frika nga dikush apo shpresa te dikush, që në fakt është krijesë në dorë të Allahut dhe që nuk zotëron për veten e tij as dëm e as dobi, as jetën as vdekjen dhe as ringjalljen.

***Më të rëndat e këtyre humbjeve janë dy, që njëkohësisht janë dhe burimi i çdo humbjeje tjetër. Së pari: humbja e zemrës, dhe së dyti: humbja e kohës. Humbja e zemrës vjen duke i dhënë përparësi dynjasë ndaj Ahiretit, ndërsa humbja e kohës vjen si pasojë e shpresës së gjatë. Pra, e gjithë e keqja përmblidhet në ndjekjen e tekave dhe te shpresa e gjatë, ndërsa devotshmëria përmblidhet te ndjekja e udhëzimit dhe përgatitja për takimin (me Allahun). Allahu na ruajtë!***

[72] Ky shembull është problematik, për faktin se mund të përdoret si argument nga të devijuarit që pohojnë ekzistencën e ndërmjetësuesve mes Allahut dhe krijesave të Tij. Bile, pikërisht ky shembull është argumenti i tyre themelor ku mbështeten, ndaj do kishte qenë më e mira që Ibn Kajimi të mos e përmente fare atë.

- Sjellja e njeriut është e çuditshme: nëse ka ndonjë nevojë i lutet dhe i përkushtohet Allahut me të gjithë energjinë e tij, në mënyrë që t'i realizohet kërkesa, mirëpo nuk i lutet Zotit që t'i japë gjallëri jetës së zemrës, që ajo të mos i vdesë nga injoranca dhe shkujdesi, dhe nuk i lutet ta shërojë nga sëmundjet e pasioneve tokësore dhe dyshimeve. Në qoftë se këtij njeriu i vdes zemra, ai nuk e ndien mëkatin.

## 79. Adhuroje Zotin tënd në çdo kohë dhe në çdo gjendje

Allahu i lartësuar i jep robit të Tij urdhëresa, i cakton gjëra që do t'i ndodhin dhe i dhuron mirësi, dhe robi kurrsesi s'ka mundësi t'u shmanget këtyre tri situatave.

Caktimi për të është dy llojesh: ose goditje me fatkeqësi, ose me gjynahe, dhe në të gjitha këto ai mund ta shprehë robërimin dhe nënshtrimin ndaj Allahut, duke i dhënë hakun çdo situate. Ky konsiderohet njeriu më i afërt me Allahun. Ndërsa njeriu më i largët nga Allahu, konsiderohet ai që nuk e njeh robërimin dhe nënshtrimin ndaj Allahut në këto situata, duke i lënë pas dore ato teorikisht dhe praktikisht.

Robërimi ndaj Allahut, për sa i takon urdhëresave, tregohet duke i praktikuar urdhëresat e Tij me sinqeritet vetëm për Allahun dhe duke praktikuar Sunetin e Profetit (salallahu alejhi ue selem).

Robërimi ndaj Tij, sa i takon ndalesave, realizohet duke u larguar prej tyre nga frika prej Allahut, dashuria dhe madhërimi për Të.

Ndërsa sa i takon robërimit ndaj Allahut, në lidhje me caktimin e sprovave, ai realizohet duke bërë durim, duke i pranuar ato (dhe kjo është një gradë më e lartë se e para), dhe më pas vjen falënderimi, që është një gradë më e lartë se e dyta. Kjo arrihet atëherë kur dashuria për Allahun ka zënë vend në zemrën e robit dhe ai është i bindur se Allahu zgjedh për të më të mirën dhe e trajton me butësi dhe mirësi në këto sprova edhe pse njeriu në vetvete i urren fatkeqësitë.

Sa i takon robërimit ndaj Allahut në caktimin e gjynaheve, ai realizohet duke u penduar menjëherë, duke ndierë keqardhje dhe duke kërkuar ndjesë

me përulje. Gjithashtu duke qenë i bindur se ato mëkate vetëm Ai mund t'ia shlyejë dhe se vetëm Ai mund ta shpëtojë nga e keqja e tyre, njëkohësisht duke qenë i vetëdijshëm se nëse gjynahet vazhdojnë, ato do ta largojnë prej Allahut dhe do ta mbajnë larg Tij. Prandaj ai e kupton dëmin e tyre, të cilin s'mund t'ia largojë askush tjetër veç Zotit, madje e konsideron këtë dëm më të rëndë se dëmtimi fizik në trupin e tij. Një njeri i tillë i kërkon mbrojtje Allahut me kënaqësinë e Tij nga zemërimi i Tij, me faljen e Tij nga ndëshkimi i Tij, i kërkon mbrojtje Atij nga vetë Ai, i kërkon strehim Atij prej Tij. Ai është i vetëdijshëm se nëse Allahu e lë pa përkrahje dhe e lë në forcat e tij, do t'i ketë ato gjynahe, si dhe të tjera të ngjashme, bile dhe akoma më të këqija se ato. Ai është i bindur se nuk ka rrugë që e çon drejt pendimit dhe braktisjes së gjynaheve, përveçse nëse Zoti i jep sukses dhe e ndihmon. Kjo është në dorën e Allahut, jo në dorën e robit, sepse robi është i dobët dhe i pafuqishëm që t'i japë vetes sukses, apo të arrijë ta kënaqë zotërinë e tij pa pëlqimin dhe lejen e vetë zotërisë, pa dëshirën dhe ndihmën e tij. Ai është i përulur, i nënshtruar, i varfër, i kërkon strehim Allahut, e dorëzon veten para Tij dhe troket në portën e Tij. E sheh veten më të përulurin, më të nënshtruarin, më nevojtarin për Të dhe e do Atë më së shumti. Trupi i tij është i zënë me adhurimet ndaj Tij, zemra e tij është në sexhde para Tij, ai është i bindur se ai vetë nuk zotëron në vetvete ndonjë të mirë, as se ka ndonjë vlerë, as se atë e shoqëron e mira dhe as se ajo mund të dalë prej tij, por e gjithë mirësia është vetëm në dorë të Allahut dhe vjen vetëm prej Tij. Allahu e ka të drejtën t'i jap mirësi atij. Ai e jep atë ndonëse njeriu ia kthen shpinën dhe tregohet i shkujdesur e mëkatar. Allahu ia jap atë ndonëse Ai e urren moskokëçarjen e njeriut, mëkatin dhe shkujdesjen e tij. Allahut i takojnë të gjitha lëvdatat, falënderimet dhe mirënjohjet, ndërsa robit i takojnë të metat, qortimet dhe turpet. I gjithë falënderimi i përket vetëm Atij, e gjithë mirënjohja i takon Atij, prej Allahut vjen bamirësia, ndërsa robit i ngelet kritika, gjynahet dhe mangësitë, ndaj gjithë lëvdata i takon Allahut, gjithë e mira është në duart e Allahut, gjithë virtyti i takon Atij, gjithë mirënjohja i takon Atij, prej Tij vjen Mirësia e ndërsa nga njeriu ligësia; nga Ai vjen dashuria për njeriun me mirësitë e Tij, ndërsa nga njeriu urrejtja me gjynahet

e tij; nga Zoti vjen këshilla për robin e Tij, e ndërsa robi shfaqet mashtrues në sjelljen e tij.

Robërimi ndaj Allahut në lidhje me mirësitë, tregohet së pari duke qenë mirënjohës, së dyti duke kërkuar mbrojtje nga Allahut që të mos i ndodhë diçka në zemrën që e bën t'ia dedikojë mirësinë dikujt tjetër veç Tij. Allahu është shkaktari i mirësisë dhe mundësuesi i saj, mirësia vjen vetëm prej Tij nga çdo aspekt që të shikohet. Së treti: Lavdërimi i Tij për atë mirësi, ta duash për shkak të asaj mirësie, ta falënderosh duke e përdorur atë mirësi në bindje ndaj Allahut.

Nga të fshehtat e adhurimit nëpërmjet mirësive është se me falënderim shtohet ajo që është e pakët, ndërsa pa falënderim pakësohet ajo që është e shumtë. Robi e di se mirësitë i erdhën nga Zoti i tij pa ndonjë çmim të paguar, pa asnjë mundë të shpenzuar dhe pa asnjë meritë të merituar. E gjithë mirësia realisht i përket vetëm Allahut, ndaj kur robit i vijnë mirësitë, ato duhet t'i shtojnë atij përuljen, nënshtrimin, modestinë dhe dashurinë për Dhuruesin. Sa herë që i vjen ndonjë mirësi, njeriut i përtërihet ndjenja e robërimit, adhurimit, dashurisë, përuljes dhe nënshtrimit. Sa herë që i ngushtohet rrisku, i përtërihet miratimi dhe pranimi i kaderit; sa herë që bën mëkat, i përtërihet pendimi dhe kërkimi i ndjesës. Ky është robi i zgjuar e me logjikë, ndërsa robi i dobët dhe i pafuqishëm është ndryshe nga sa më sipër.

Vetëm Allahu jep sukses.

## 80. Robi gjendet ndërmjet rregullimit që i bën Allahu ose rregullimit që ai i bën vetes së tij

Kush ia dorëzon rregullimin e çështjeve të veta Allahut, duke shpresuar në shtimin e mirësive, apo duke pasur frikë nga pakësimi i tyre, duke kërkuar shëndet dhe duke dashur të shpëtojë nga sëmundja dhe duke qenë i bindur se Allahu është i Plotfuqishëm për çdo gjë, se në dorën e Tij është zgjidhja dhe rregullimi i punëve të tij, dhe se këtë Ai e bën më mirë sesa vetë robi mund ta bëjë për veten e tij, sepse Allahu është më i ditur sa i përket interesave dhe dobive për robin, është më i Fuqishëm për t'ia mundësuar ato, është më i Mëshirshëm ndaj tij sesa ai me vetën e tij dhe më i Dashur me të se ai me

veten e tij; ai nuk do të zhgënjehet. Ky njeri e di se ai vetë nuk mund të përparojë një hap më tej se përcaktimi i Allahut dhe se as nuk mund të vonohet një hap të vetëm, prandaj e dorëzon veten para Zotit dhe e lë çështjen në dorë të Tij, ashtu siç bën skllavi i gjorë para zotërisë së tij ngadhënjyes dhe mbizotërues, i cili bën çfarë të dojë me të, e ndërsa skllavi s'ka mundësi të bëjë asgjë veç t'i bindet atij. Në këtë mënyrë, robi çlirohet nga mërzitë, pikëllimet dhe brengat, duke ia lënë nevojat dhe interesat e dobishme Atij që nuk has kurrfarë vështirësie në bartjen e tyre dhe as nuk mundohet me to. Allahu i merr përsipër duke i shfaqur robit butësinë, mëshirën, dashurinë dhe mirësinë nëpërmjet tyre, pa kurrfarë mundi, përpjekje, apo lodhje nga robi, sepse i gjithë përkushtimi i tij është përqendruar tek Allahu, ka vetëm Atë si synim, duke lënë mënjanë përkushtimin ndaj interesave dhe nevojave të dynjasë dhe duke e liruar zemrën prej tyre. Sa jetë të mirë që përjeton, sa zemër të gëzuar dhe të begatë që ka.

Nëse robi dëshiron që rregullimin e çështjeve ta bëjë vetë, duke menduar që është i gatshëm të preokupohet me fatin e tij pa i dhënë hakun Zotit, Allahu e lë atë në atë që ka zgjedhur, i braktisur, duke ia hedhur mbi supe mërzitë, brengat, pikëllimet, frikën, lodhjen fizike e mendore dhe gjendjen e keqe. Dhe kështu ai s'ka as zemër të pastër dhe as vepra të vlefshme, as shpresë të realizuar dhe as rehati të arritur, as kënaqësi të shijuar; është vënë perde ndërmjet tij dhe gëzimit. Ai përpiqet për këtë dynja ashtu siç bëjnë egërsirat, por nuk arrin asgjë prej atyre që synon, për më tepër ai mbetet i pa përgatitur edhe për Ahiretin.

Allahu i ka dhënë robit të Tij urdhëresa dhe e ka garantuar që nëse i zbaton ato me sinqeritet dhe vërtetësi, me përpjekje dhe çiltërsi, Allahu do t'i japë atë që i ka premtuar me garanci: furnizim, ndihmë, përkrahje, do t'i mjaftojë për çdo gjë dhe i kryen çdo nevojë. Allahu ia ka garantuar riskun atij që e adhuron Atë, i ka garantuar ndihmën atij që i mbështetet dhe që kërkon ndihmë prej Tij. I mjafton atij që e ka Allahun si synim dhe preokupim. I ka garantuar faljen atij që i kërkon falje. Ia përmbush nevojat atij që ia kërkon me bindje dhe çiltërsi, me dëshirë dhe shpresë të madhe në bujarinë dhe dhënien e Tij. Pra i mençuri preokupohet për realizimin e asaj që i takon atij dhe zbatimin e saj dhe nuk shqetësohet për përmbushjen e garancisë së

premtuar, sepse Allahu është realizuesi më i mirë i premtimeve, e kush mund të jetë përmbushës më i mirë i marrëveshjeve sesa Allahu?! Një nga shenjat e lumturisë është preokupimi dhe përkushtimi për realizimin e urdhrave të Allahut, pa u shqetësuar për përmbushjen e premtimit, kurse nga shenjat e fatkeqësisë është zbrazja e zemrës nga preokupimi për zbatimin e urdhëresave, zbrazja nga dashuria për Të dhe frika prej Tij, dhe në të njëjtën kohë preokupimi për të arritur garancinë e premtimit.

Allahu na ardhtë në ndihmë!

## 81. Nivelet e banorëve të Ahiretit

Bishr ibn El Harith ka thënë: "Banorët e Ahiretit janë tre llojesh: adhurues, *zahid* (asket) dhe *siddik* (i vërtetë). Adhuruesi e adhuron Allahun duke i shfrytëzuar mirësitë dhe duke mbajtur lidhjet me dynjanë. Asketi e adhuron Atë duke hequr dorë nga çdo lloj lidhjeje me dynjanë. Ndërsa i vërteti e adhuron Atë duke qenë i kënaqur me atë që i është dhënë dhe njëherësh duke qenë i arsyeshëm; nëse e sheh të arsyeshme marrjen e diçkaje prej dynjasë e merr, e nëse e sheh të arsyeshme lënien, e e lë.

## 82. Të jesh me Allahun dhe mos u shqetëso për të tjerat

Nëse Allahu dhe i Dërguari i Tij janë në një anë, ki kujdes që të mos i përkasësh një ane tjetër, sepse kjo çon në kundërshtim dhe ndarje dhe ky është kuptimi real i ndarjes: të ndodhet në një anë, kurse ai me të cilin ka kundërshtime e mospajtime të jetë në anën tjetër. Mos e konsidero këtë si diçka të lehtë, sepse fillesat e saj çojnë deri në pikën finale, gjëja e paktë të orienton drejt asaj të shumtës. Ji me anën e Allahut dhe të Dërguarit të Tij edhe sikur të gjithë njerëzit të jenë në anën tjetër, sepse kështu arrihet përfundimi më i mirë dhe më i lavdishëm, nuk mund të ketë robi diçka më të dobishme se kjo, në këtë botë para Ahiretit.

Shumica e njerëzve ndodhen në anën tjetër, veçanërisht kur shtohen faktorët shtytës dhe tërheqës, pothuajse nuk gjen ndonjë të ndodhet në anën e Allahut dhe të Dërguarit të Tij, madje njerëzit e konsiderojnë atë të mangët

logjikisht, ndoshta dhe të çmendur, që ka bërë zgjedhjen  e gabuar. Kjo është pasojë e trashëgimisë së armiqve të profetëve, sepse popujt e tyre i merrnin për të çmendur kur i shihnin se kanë qëndrim të ndryshëm nga qëndrimi i shumicës së njerëzve. Ai që dëshiron t`i përmbahet me vendosmëri kësaj, ka nevojë për dituri të thellë në lidhje me sunetin e Profetit (salallahu alejhi ue selem), të jetë i bindur dhe larg çdo dyshimi, ka nevojë për durim të plotë kundrejt përballjes me armiqësinë e atyre që e armiqësojnë dhe qortimet e atyre që e qortojnë.

Kjo mund të realizohet vetëm se me një dëshirë të fortë, për të arritur kënaqësinë e Allahut dhe vendbanimin e përhershëm, vetëm duke qenë Ahireti më i dashur tek ky njeri sesa dynjaja, vetëm kur ai i jep Zotit përparësi më shumë dhe ka Allahun dhe të Dërguarin më të dashur se çdo gjë tjetër. Për njeriun, fillimisht nuk ka gjë më të vështirë për t'u arritur se kjo, sepse vetja dhe tekat e saj, natyra e tij dhe shejtani, të afërmit dhe vëllezërit e tij, të gjithë e thërrasin për në të ngutshmen (dynjanë), e nëse ai i kundërshton, i kundërvihen me luftë. Nëse ai bën durim në këtë, do i vijë ndihma e Allahut duke ia shndërruar të vështirën në të lehtë dhe dhimbjen në kënaqësi, sepse Allahu është Mirënjohës dhe Ai patjetër do i mundësojë atij, të shijojë kënaqësinë e të qenurit në të njëjtën anë me Allahun dhe të Dërguarin, duke ia shtuar gëzimin, duke ia ngazëllyer zemrën dhe duke shijuar forcën, gëzimin dhe lumturinë. Pastaj armiqtë e tij ngelen: dikush i frikësuar prej tij, dikush paqësor me të, dikush përkrahës i tij e, dikush i shmangur; dhe ai e pala e tij mbeten të fortë, ndërsa armiku me palën e tij të dobët.

Mos e konsidero tejet të vështirë të qenurit ndryshe nga njerëzit, për shkak se ti ndodhesh në anën Allahut dhe të Dërguarit edhe nëse do të të duhet të jesh i vetëm, përderisa Allahu është me ty, të sheh, të mbron, përkujdeset për ty, sepse në këtë rast është vënë në provë durimi dhe bindja jote e vërtetë. Nga faktorët më të fuqishëm për arritjen e kësaj, pas ndihmës së Allahut, është dhe pastrimi i vetvetes nga lakmia dhe frika. Nëse pastrohesh nga këto të dyja e ke te lehtë çështjen dhe do të jesh gjithnjë në anën e Allahut dhe të Dërguarit të Tij, mirëpo nëse te ti mbizotërojnë lakmia dhe frika, atëherë mos shpreso të arrish këtë pozitë, madje as mos të të shkojë nëpër mend! Nëse thua: Si mund të pastrohem nga lakmia dhe frika? Po të them: Me njësimin e

Zotit, mbështetjen tek Ai, bindje në atë që Allahu premton, të dish pa mëdyshje se të mirat vijnë vetëm prej Tij, të këqijat i largon vetëm Ai, e gjithë çështja është vetëm e Allahut dhe e askujt tjetër veç Tij.

## 83. Ejani tek vendbanimi i vërtetë pranë Sunduesit të Plotfuqishëm

Nxitoni për të hyrë dhe për të qenë pranë Allahut në vendbanimin e paqes, pa u lodhur shumë, pa mund dhe sforcim, por nëpërmjet rrugës më të lehtë dhe më të shkurtër. Kjo sepse ti aktualisht ndodhesh në kohën ndërmjet dy kohëve, je ndërmjet të kaluarës dhe të ardhmes, pra je në kohën e tashme e cila është dhe jeta jote. Atë që ke kaluar mund ta përmirësosh me pendim, ndjesë dhe kërkim faljeje. Kjo është diçka që nuk kërkon lodhje, mund dhe forcë të madhe, është një vepër zemre. Ndërsa në të ardhmen frenohu nga gjynahet, frenim ky i cili është braktisje dhe pasivivitet, që nuk kërkon veprim me gjymtyrë, por është vetëm nijet dhe vendosmëri e prerë, duke rehatuar trupin, zemrën dhe brendësinë. Atë që ka kaluar e përmirëson me pendim, ndërsa në të ardhmen frenohesh me nijet dhe vendosmëri, dhe të dyja këto nuk i shkaktojnë lodhje gjymtyrëve. Çështja e rëndësishme që kërkon vëmendje është jeta jote, koha jote ndërmjet dy kohëve, nëse e humb atë, ke humbur lumturinë dhe shpëtimin tënd. Kurse nëse e ruan duke i përmirësuar dy kohët, atë para dhe atë pas, siç e përmendëm, do jesh i shpëtuar, do arrish rehatinë, kënaqësinë dhe mirësitë. Ruajtja e saj është më e vështirë se përmirësimi i dy kohëve (të shkuarës dhe të ardhmes), sepse ruajtja e të tashmes, nënkupton t'i obligosh vetes atë që është më e dobishme dhe më madhore për arritjen e lumturisë së saj. Në këtë aspekt njerëzit dallohen nga njëri-tjetri.

Pasha Zotin, këto janë ditët e tua të lira, të cilat presin t'i mbushësh, janë ditët në të cilat bën gati përgatitjen tënde për dhënien e llogarisë duke përfunduar në Xhenet ose në Zjarr. Nëse në këtë jetë e merr rrugën për te Zoti yt, do arrish lumturinë kulmore dhe fitoren madhore, për aq pak kohë, e cila është e papërfillshme në krahasim me përjetësinë. Ndërsa nëse i jep përparësi tekave dhe epsheve, lojës dhe dëfrimit të shfrenuar, e humbet këtë kohë, dhe pas saj vjen dhimbja e rëndë dhe e vazhdueshme, e cila ka mundime më të

rënda, më të vështira dhe më të vazhdueshme se mundimi që has në frenimin e vetes nga ndalesat dhe durimi në kryerjen e adhurimeve dhe kundërshtimin e tekave pikërisht për këtë qëllim.

## 84. Qëllimi i saktë dhe shenja vërtetuese e tij

Shenja vërtetuese e qëllimit të saktë është fakti që preokupimi i njeriut duhet të jetë arritja e kënaqësisë së Zotit, përgatitja për takimin me Të dhe keqardhja për atë kohë që kalon me diçka që nuk është në kënaqësinë e Zotit. Përkufizimi i gjithë kësaj gjëje është që njeriu të gdhihet dhe të ngryset duke pasur vetëm këtë preokupim.

## 85. Të të mjaftojë Allahu

Atëherë kur njerëzit të jepen pas dynjasë, ty të të mjaftojë Allahu; kur ata të gëzohen me dynjanë, ti gëzohu me Allahun; kur ata të shoqërohen me të dashurit e tyre, ti gjej prehjen tënde tek Allahu; kur ata të paraqiten te mbretërit dhe paria e tyre për t'u afruar sa më afër, në mënyrë që nëpërmjet tyre të arrijënë krenari dhe pozitë, ti paraqitu tek Allahu, në mënyrë që të arrish kulmin e krenarisë dhe lartësimit. Njëri prej asketëve (zahidët) ka thënë: "Nuk besoj të ketë ndonjë njeri që e di se ka Xhenet dhe Zjarr dhe t'i kalojë një orë pa iu bindur në të Allahut me dhikër, namaz, lexim, apo bamirësi." Dikush i tha: "Unë qaj shumë." Iu përgjigj: "Nëse do qeshje dhe në të njëjtën kohë e pranon gabimin tënd, do të ishte më e mirë sesa të qash, ndërkohë që mburresh me veprën tënde, sepse mburravecit nuk i ngrihet vepra lart, as deri mbi kokën e tij." Tha: "Më porosit, më këshillo." Ia ktheu: "Lërja dynjanë atyre që janë dhënë pas saj, ashtu siç ata ua kanë lënë Ahiretin atyre që e duan atë. Të jesh në dunja si bleta: nëse do që të ushqehet, ushqehet vetëm me të mira, nëse do që të bjerë mbi diçka, as nuk e thyen e as nuk e gërvisht atë.

## 86. Zuhdi dhe llojet e tij

Zuhdi (asketizmi, moslakmia ndaj dynjasë) është disa llojesh:

1. Zuhdi që ka të bëjë me haramin është obligim individual për secilin.
2. Zuhdi që ka të bëjë me dyshimet, ai varet nga natyra e dyshimit: nëse ato janë dyshime të forta, zuhdin ndaj tyre e ka për detyrë, ndërsa nëse dyshimet nuk janë të forta, atëherë zuhdi ndaj tyre është i preferuar.
3. Zuhdi në gjërat e tepërta.
4. Zuhdi në gjërat që nuk i interesojnë (që nuk i sjellin dobi) qofshin fjalë, shikime, pyetje, takime etj.
5. Zuhdi në raport me njerëzit.
6. Zuhd në raport me vetveten, domethënë, nuk i dhimbset vetja ta sakrifikojë për Allahun.

E gjitha kjo përkufizohet: 'Të mos lakmosh në asgjë që të shmang nga Allahu.' Zuhdi më i mirë është të mos e shfaqësh atë (ta fshehësh zuhdin), zuhdi më i vështirë është ai që lidhet me mburrjen. Dallimi ndërmjet *zuhdit* dhe *el uereu*-t (druajtje) është se zuhdi përkufizohet si braktisje e diçkaje që nuk të bën dobi në ahiret, ndërsa me *el-uereu* nënkuptojmë lënien e diçkaje që mund të na dëmtojë në Ahiret. Zemra që është e lidhur me epshet dhe tekat nuk mund të arrijë as *zuhdin* dhe as *el-uereu*-n.

## 87. Nga çuditë e njerëzve

Jahja ibn Muadhi ka thënë: "Habitem me tre lloje njerëzish: me një njeri që bën syefaqësi me veprën e tij për shkak të një krijese si vetë ai, duke e lënë mënjanë sinqeritetin për Allahun; me një njeri që bën koprraci me pasurinë kur Allahu i kërkon që të japë prej saj (në mënyrë që ta shpërblejë për të), por ai nuk jep asgjë; dhe me një njeri që ka dëshirë të madhe të përfitojë shoqërinë dhe dashurinë e krijesave, ndërsa Allahu e fton që të fitojë dashurinë dhe praninë e Tij."

## 88. Ndërmjet urdhëresës dhe ndalesës

Sehl ibn Abdullahu ka thënë: “Tek Allahu konsiderohet më e rëndë lënia e urdhëresës sesa veprimi i të ndaluarës, sepse Ademi (alejhi selam) hëngri nga pema e ndaluar, por u pendua, ndërsa Iblisi u urdhërua që t’i bënte sexhde Ademit, por as nuk i bëri sexhde dhe as nuk u pendua.”

Kjo është një çështje e madhe dhe e rëndësishme. Pra lënia e urdhëresave është më e rëndë se kryerja e gjynaheve për disa arsye.

1. Për shkak të asaj që përmendi Sehli në lidhje me pozitën e Ademit dhe armikut të Allahut, Iblisit.

2. Gjynahu i cili vjen si pasojë e kryerjes së një veprimi të ndaluar, përgjithësisht ka si burim epshin, tekat dhe nevojën, ndërsa gjynahu që vjen si rezultat i moszbatimit të urdhëresës, përgjithësisht si origjinë ka mendjemadhësinë dhe kryelartësinë, (ndërsa ne hadith thuhet): “*Nuk do të hyjë në Xhenet ai në zemrën e të cilit ka mendjemadhësi qoftë edhe sa një kokërr elbi*”,[73] ndërkohë që, “*hyn në Xhenet ai që vdes me teuhid të pastër edhe nëse bën zina dhe vjedh*”.[74]

3. Kryerja e urdhëresës është më e dashur tek Allahu sesa lënia e ndalesës, siç mësohet kjo nga tekstet e mëposhtme, për shembull, fjalët e Profetit (salallahu alejhi ue selem): “*Vepra më e dashur tek Allahu është namazi i falur në kohën e tij.*”[75] Dhe: “*A t’ju tregoj se cila është vepra juaj më e mirë, më e pastra te Zoti juaj, që ju ngre më shumë në gradë; është më e mirë se dhënia sadaka e floririt dhe argjendit, është më e mirë se të përballeni me armikun tuaj, t’u godasë dhe ta godisni?*” Thanë: “Patjetër, o i Dërguari i Allahut!” Ai tha: “*Përmendja e Allahut.*”[76] Gjithashtu: “*Dijeni se vepra juaj më e mirë është namazi.*”[77] Tekste të kësaj natyre ka shumë.

Lënia e ndalesës është vepër, sepse është frenim i vetes nga veprimi dhe për këtë arsye Allahu i lartësuar e kushtëzoi dashurinë e Tij me kryerjen e

---

[73] Transmeton Muslimi, nr. 148.
[74] Transmeton Buhariu, nr. 1237; Muslimi, nr. 94.
[75] Transmeton Buhariu, nr. 85.
[76] Transmeton Ahmedi, 5, 195; Tirmidhiu, nr. 3377. E ka saktësuar Hakimi dhe e ka aprovuar këtë saktësim Dhehebiu, Hafidh El Iraki dhe Albani.
[77] Hadithi është autentik (sahih). Transmeton Ahmedi (5/280); Ibn Maxheh, nr. 277; Ibn Hiban, nr. 1037.

urdhëresave, si, për shembull, në fjalët e Tij: *“**Vërtet, Allahu i do ata që luftojnë në rrugën e Tij, të radhitur si të ishin një ndërtesë solide.**” (Kurani, 61: 4) “**Allahu i do bamirësit.**” (Kurani, 3:134) “**Mbani drejtësi, vërtetë Allahu i do ata që mbajnë drejtësi.**” (Kurani, 49:9) “**Allahu i do durimtarët.**” (Kurani, 3:149)*

Kurse sa i takon ndalesave, në shumicën e rasteve mohohet dashuria, si, për shembull, në fjalët e Allahut: *“**Por Allahu nuk e do shkatërrimin.**” (Kurani, 2: 205) “**Allahu nuk i do kryelartët mburravecë.**” (Hadid, 23) “**Mos i tejkaloni kufinjtë.**” (Kurani, 2:190) “**Allahu nuk do që të thuhen hapur fjalë të këqija, përveçse nga të dëmtuarit.**” (Kurani, 4:148) “**Allahu nuk e do atë që është mendjemadh e mburravec.**” (Kurani, 4:36)* E shumë ajete të tjera të ngjashme.

Në raste të tjera na njofton se urren veprime të caktuara: *“**E gjithë kjo është e urryer tek Zoti yt.**” (Kurani, 17:38) “**Kjo, sepse ata pasuan atë që shkakton zemërimin e Allahut dhe urryen pëlqimin e Tij.**” (Kurani, 47:28).*

Nëse kjo u kuptua, atëherë themi se veprimi i asaj që e do Allahu ka një qëllim, dhe duke u bazuar në këtë, vlerësimi i së keqes që është e urryer tek Allahu, bëhet duke e krahasuar me atë që e do dhe e pëlqen, po kështu vlerësimi i kufrit, mëkatit dhe *fiskut*, bëhet duke e ekspozuar para veprave që Ai i do, si, për shembull, xhihadi, marrja e dëshmitarëve, pendimi i robit, përulja para Allahut, shfaqja e drejtësisë së Tij, e të tjera si këto, prania e të cilave është shkak për vlerësimin dallues nga ato që Ai i urren. Allahu nuk e cakton të mirën në mënyrë që ajo të jetë shkak për të ndodhur ajo që urren, ndryshe nga caktimi i asaj që urren, e cila është shkak që shpie tek ajo që Ai do. Pra, del qartë se veprimi i asaj që Allahu do është më parësore se braktisja e asaj që Ai urren.

4. Veprimi i urdhëresës është qëllim në vetvete, ndërsa lënia e ndalesës është qëllim plotësues i urdhëresës, sepse ai veprim është ndaluar ngaqë pengon veprimin e urdhëresës, ose e dobëson atë, ose e bën të mangët. Këtë e tregon Allahu si, për shembull, ndalimi prej alkoolit dhe bixhozit u bë ngaqë ato pengojnë nga përmendja e Allahut dhe nga namazi. Pra, të ndaluarat janë pengesë për kryerjen e urdhëresave ose plotësimin e tyre. Ndalimi prej tyre

është urë kalimi për të arritur diçka tjetër, ndërsa kryerja e urdhëresave është qëllim në vetvete.

5. Kryerja e urdhëresave është ruajtje e forcës së besimit dhe e qëndrueshmërisë së tij, ndërsa lënia e gjynaheve është një lloj diete kundër gjërave që e ngacmojnë forcën e besimit dhe që tentojnë ta largojnë nga e drejta. Pa dyshim ruajtja e forcës është më parësore se dieta, sepse sa më shumë të shtohet forca, aq më shumë i zmbraps lëndët e dëmshme, ndërsa, nëse dobësohet atëherë mposhtet nga lëndët e dëmshme. Pra, dieta është mjet, ndërsa mbrojtja paraprake është qëllim. Dhe sa më shumë të shtohet forca e besimit, aq më shumë i zmbraps të dëmshmet dhe i pengon ato të bëhen mbizotëruese ndaj tij, e kundërta ndodh nëse dobësohet, ndaj medito!

6. Kryerja e urdhëresave është gjallëri për zemrën, ushqim për të, zbukurimi dhe gëzimi i saj, kënaqësia dhe mirësia e saj, ndërsa vetëm lënia e të ndaluarave nuk mundëson diçka të tillë, sepse edhe nëse do të hiqte dorë nga të gjitha të ndaluarat duke mos vepruar asgjë nga besimi dhe veprat e mira, nuk do t'i bënte dobi lënia e ndalesave, përkundrazi do të ishte përgjithmonë në zjarr.

7. Ai që kryen urdhëresat, por kryen edhe ndalesa, ose do të jetë i shpëtuar përfundimisht në qoftë se të mirat e tij mbizotërojnë mbi të këqijat, ose do të jetë i shpëtuar pasi t'i merret haku dhe ta marrë dënimin për të këqijat e tij, por fundi i tij është Xheneti dhe shpëtimi. E gjithë kjo për shkak të kryerjes së obligimeve (urdhëresave). Ndërsa ai që heq dorë nga kryerja e urdhëresave dhe e ndalesave, një i tillë është i shkatërruar, i pa shpëtim, sepse nuk mund të shpëtojë vetëm se duke kryer obligimet, teuhidin. Nëse dikush thotë: Ky person u shkatërrua për shkak të veprimit të së ndaluarës, shirkut, themi: I mjafton robit të jetë i shkatërruar nëse e lë teuhidin, me të cilin është i urdhëruar edhe nëse praktikisht nuk e vepron shirkun. Në qoftë se zemra e tij zbrazet nga teuhidi duke mos e njësuar Allahun, atëherë ky është i shkatërruar edhe pse nuk e adhuron dikë tjetër veç Tij. Nëse kësaj të keqeje i shtohet dhe adhurimi i dikujt tjetër veç Tij, atëherë do të dënohet për lënien e teuhidit me të cilin është i urdhëruar dhe për veprimin e shirkut që e ka të ndaluar.

8. Në qoftë se ai që ftohet për në besim thotë: Unë as nuk pohoj me vërtetësi, por as nuk përgënjeshtroj, as nuk dua dhe as nuk urrej, as nuk e

adhuroj Allahun dhe as nuk adhuroj dikë tjetër veç Tij, ky është kafir për shkak të lënies dhe refuzimit, ndryshe nga ai që thotë: Unë e pohoj me vërtetësi Profetin (salallahu alejhi ue selem), e dua atë, i besoj atij, veproj atë që më urdhëron, por dëshirat dhe tekat e mia personale dhe natyra ime po më sundojnë dhe nuk po arrij të heq dorë nga të ndaluarat, megjithëse unë jam i bindur se këto veprime Allahu i ka ndaluar dhe i ka urryer, por ja që unë nuk e kam durimin e duhur. Ky person nuk është jobesimtar, nuk është njësoj me atë të mëparshmin, sepse ky person në një mënyrë është i bindur ndaj Allahut, ndërsa ai i cili heq dorë tërësisht nga urdhëresat, nuk mund të konsiderohet i bindur ndaj Allahut në asnjë mënyrë.

9. Bindja dhe refuzimi, në thelb janë të lidhura me urdhëresën, ndërsa lidhja e tyre me ndalesën është diçka pasuese e urdhëresës. Ai që i bindet Allahut e ka përmbushur urdhrin, ndërsa gjynahqari (kundërshtuesi) ka refuzuar urdhrin. Allahu i lartësuar thotë: ***"Të cilët kurrë nuk i kundërshtojnë urdhrat e Allahut, por i zbatojnë menjëherë ato."*** *(Kurani, 66: 6)* Musa (alejhi selam) i tha vëllait të tij: ***"Ç'të pengoi ty, kur i pe ata se kishin humbur, që të vije tek unë?! A mos e kundërshtove urdhrin tim?"*** *(Kurani, 20:92-93)* Amër ibn El Asi, në prag të vdekjes tha: "Unë jam ai që Ti më urdhëroje dhe të kundërshtoja, por nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Teje."[78] Poeti ka thënë: "*Të urdhërova me urdhër të prerë, por më kundërshtove.*" Qëllimi i dërgimit të profetëve ishte që njerëzit t'u binden atyre, gjë e cila nuk arrihet ndryshe veçse duke i përmbushur urdhrat e tyre, ndërsa largimi nga ndalesat është plotësim dhe rrjedhojë e përmbushjes së urdhëresave. Prandaj, në qoftë se personi do të largohej prej ndalesave, por nuk do t'i përmbushte detyrimet (urdhëresat), do të konsiderohej kundërshtues, i pabindur, ndryshe nga ai që përmbush detyrimet (urdhëresat), por kryen edhe mëkate, i cili megjithëse konsiderohet mëkatar i pabindur në ato vepra, ka anën pozitive të tij, bindjen ndaj detyrimeve. Ndërsa ai që heq dorë nga zbatimi i detyrimeve nuk konsiderohet i bindur vetëm për shkak të largimit nga gjërat e ndaluara.

[78] Këtë lajm para vdekjes së tij e transmeton Ibn Sadi te vepra *Tabakatul kubra*, 4, 260; Ahmedi, 4, 199, dhe Rib'ij te *Uesajel ulema inde hduril meut*, me zinxhir të saktë.

10. Zbatimi i urdhrit është adhurim, robërim, afrim, dorëzim, dhe pikërisht për këtë janë krijuar krijesat. Allahu i lartësuar thotë: ***"Nuk i kam krijuar xhinët dhe njerëzit për diçka tjetër përveçse të më adhurojnë."*** *(Kurani, 51:56)* Pra Allahu i lartësuar na njofton se i krijoi për shkak të adhurimit, dhe njëherësh u dërgoi të dërguar dhe u zbriti libra që të dinë se si ta adhurojnë. Adhurimi i Tij qenka synimi i krijimit, kështu që nuk u krijuan thjesht për lënien e ndalesave, sepse lënia (frenimi prej diçkaje) është inekzistencë veprimi dhe nuk tregon përsosmëri, nëse e shohim nga ky këndvështrim, ndryshe nga zbatimi i urdhrit që konsiderohet veprim i vërtetë (real) që kërkohet medoemos të arrihet (zbatohet).

11. Pra ajo që kërkohet nga ndalesa është mosveprimi, që në të vërtetë konsiderohet punë inekzistente, ndërsa nëpërmjet urdhëresës kërkohet kryerja e një veprimi të njëmendët ekzistent. Prandaj rezultat i kryerjes së urdhëresës është ekzistenca e veprimit, ndërsa rezultat i ndalesës është inekzistenca, e cila nuk përmban përsosmëri në vetvete, veçse nëse si rrjedhojë sjell diçka pozitive ekzistuese. Sepse, parimisht, inekzistenca nuk përmban dobi e aq më tepër të konsiderohet përsosmëri, përveç rasteve kur ndalesa përmban diçka të vërtetë ekzistuese, që është e urdhëruar. Pra edhe në këtë rast realiteti i ndalesës kthehet te urdhëresa dhe kjo sqarohet edhe më shumë në pikën në vijim.

12. Njerëzit kanë mendime të ndryshme sa i takon asaj që kërkohet prej ndalesës. I pari: Qëllimi i ndalesës është frenimi i vetes nga një veprim, i cili në vetvete është diçka ekzistente. Ata thonë se ngarkimi me përgjegjësi ka të bëjë me ato gjëra që janë në mundësinë e njeriut t'i kryejë, sepse ajo që është inekzistente nuk mund të arrihet. Ky është mendimi i shumicës së dijetarëve. Mendimi i dytë: Ebu Hashimi[79]e të tjerë kanë thënë: "Ajo që kërkohet prej ndalesës është mosveprimi dhe duke qëndruar pasiv arrihet qëllimi. Kjo arrihet edhe sikur të mos i shkojë mendja për ta kryer atë veprim, e jo më ta ketë bërë nijet frenimin prej tij, sepse nëse frenimi do të ishte gjëja e kërkuar, personi do konsiderohej gjynahqar nëse nuk do të frenohej. Argument tjetër është dhe fakti se njerëzit e lavdërojnë një person që nuk kryen punë të

[80] Ai është Abdus-Selam ibn Ebi Alij Muhamed Abdul-uehab El Xhubaij, nga krerët e mtezilive. Vdiq në vitin 321h.

shëmtuara, megjithëse atij as që i ka vajtur në mend t'i kryente ato apo të frenohej prej tyre (thjesht ashtu ndodhi që nuk i veproi, por jo se i la qëllimisht për shkak të ndalesës)."

Ky është edhe një nga dy mendimet e El kadi Ebu Bekrit,[80]dhe për shkak të kësaj çështjeje unë i qëndroj idesë se mosveprimi është në mundësinë e njeriut dhe futet në pjesën e asaj që merret me veprat e tij. Ai thotë: "Qëllimi i ndalesës është vazhdimësia e qëndrimit në pasivitetin fillestar, gjë që është e mundur." Një grup tjetër thonë: "Qëllimi i ndalesës është veprimi i të kundërtës, sepse ajo është gjëja e mundur dhe është synimi i Atij që të ka ndaluar me atë ndalesë." Për shembull, të ndaloi nga imoraliteti në kërkim të ruajtjes së nderit me të cilin je i urdhëruar. Të ndaloi nga padrejtësia në kërkim të zbatimit të drejtësisë me të cilën je i urdhëruar. Të ndaloi nga gënjeshtra në kërkim të sinqeritetit me të cilin je i urdhëruar dhe kështu me radhë me të gjitha ndalesat. Sipas këtij mendimi, ndalesa në vetvete është kërkesë për të vepruar të kundërtën, ndaj kur kërkohet frenimi, nënkuptohet kryerja e obligimit.

Përfundimi më i drejtë sa i takon kësaj çështjeje është se e kërkuara është dy llojesh. E para: Ajo që kërkohet në vetvete, kjo është urdhëresa. E dyta: Ajo që kërkohet të asgjësohet nga ekzistenca për shkak se bie ndesh me urdhëresën, kjo është e ndaluara, sepse në vetvete përmban diçka të dëmshme që nuk shkon me urdhëresën. Pra, nëse njeriu që është i ngarkuar me përgjegjësi, nuk i shkon mendja të kryej punë të ndaluara, as nuk e shtyn vetja drejt tyre, por vazhdon të jetë në inekzistencën veprimore fillestare të origjinës, nuk shpërblehet për moskryerjen e ndalesave (mosveprimin e tyre), ndërsa atij që i shkon ndërmend, por e frenon veten për hir të Allahut dhe i braktis me zgjedhjen e tij të vullnetshme, do shpërblehet për lënien e ndalesës dhe frenimin e vetes prej saj, sepse kreu veprimin ekzistent (veprim zemre), dhe siç dihet, shpërblimi lidhet me veprimet ekzistente dhe jo me diçka inekzistente. Mirëpo në qoftë se nga pamundësia për ta kryer nuk e kryen, duke qenë i vendosur ta kryej, një i tillë ndëshkohet për nijetin dhe vendosmërinë për të kryer një vepër të ndaluar, megjithëse nuk e merr

[80] Muhamed ibn Tajib ibn Muhamed El Basrij ibn El Bakilanij, nga dijetarët e njohur të esharive. Vdiq në vitin 403 h.

dënimin e kryerësit. Kjo vërtetohet nga shumë argumente duke hedhur poshtë çdo gjë që bie ndesh me këtë. Për shembull, fjalët e Allahut: *“**Edhe nëse e tregoni apo e fshihni çfarë keni në shpirtin tuaj, Allahu do t’ju kërkojë llogari për të. Kështu, Ai do të falë kë të dojë dhe do të dënojë kë të dojë.**” (Kurani, 2:284)* Në lidhje me atë që e fsheh dëshminë thotë*: “**Mos e fshihni dëshminë, se, kush e fsheh atë, zemra e tij është gjynahqare.**” (Kurani, 2:283)* Dhe: *“**Por ju dënon për atë që vendosni në zemrat tuaja.**” (Kurani, 2: 225) “**Ditën në të cilën do shfaqen të fshehtat (e zemrave).**” (Kurani, 66: 9)* Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: “*Kur dy muslimanë përballen me njëri-tjetrin me shpatat e tyre, vrasësi dhe i vrari, që të dy do jenë në zjarr.*” I thanë: “Sa i takon vrasësit, e kuptojmë, po përse i vrari?” Tha: “*Edhe ai kishte si qëllim vrasjen e shokut të tij.*”[81] Në një hadith tjetër thotë: “*Një person i cili thotë: Ah sikur të kisha pasuri, do të veproja siç vepron filani (të këqija), ky me nijetin e tij do të ketë mëkat sikurse ai.*’’[82] Sa i takon mendimit të dytë, të cilët thonë se qëllimi i ndalesës është veprimi i të kundërtës, nuk është i drejtë, sepse këtu kërkohet mosveprimi. Për të parën kërkohet nijet i veçantë në vetvete, dhe gjithashtu edhe për të dytën. Frenimi nga ndalesat është masë parandaluese, ndërsa urdhëresa është synim në vetvete. Sa i takon mendimit të Ebul Hashimit, se lënësi i të këqijave është i lavdëruar edhe në qoftë se nuk i kryen ato me nijet; nëse ai kishte për qëllim se ky person nuk përçmohet dhe nuk ofendohet, atëherë mendimi i tij mund të pranohet, por nëse ka pasur për qëllim se ai shpërblehet nga Allahu, mendimi i tij nuk është i drejtë, sepse siç dihet njerëzit nuk e lavdërojnë njeriun e tredhur për moskryerjen e zinasë dhe as memecin për mospërgojim. Ata e lavdërojnë atë që i ka mundësitë, dhe shkaqet e afrojnë drejt një veprimi të tillë, por ai me vullnetin e tij frenohet. Ndërsa sa i takon mendimit të Kadi Ebu Bekrit, se qëndrimi në pasivitetin veprimor fillestar është i mundur, nëse ka për qëllim frenimin e vetës me nijet, ky mendim është i pranuar, por në qoftë se ka për qëllim thjesht pasivitetin pa nijet, frenimi nuk është i drejtë.

13. Kjo sepse urdhërimi për diçka, njëkohësisht është dhe ndalim nga e kundërta e saj, si rrjedhojë logjike dhe jo si qëllim i kërkuar në vetvete, sepse

[81] Transmeton Buhariu, nr. 31; Muslimi, nr. 2888.

[82] Hadithi është i saktë. Transmeton Ahmedi, 4, 230; Tirmidhiu, nr. 2427; Ibn Maxhe, nr. 4428 etj.

qëllimi nga urdhëresa është zbatimi i veprimit, mirëpo duke qenë se nga rrjedhojat e urdhëresës është lënia e të kundërtës, atëherë lënia e të kundërtës konsiderohet qëllim për arritjen e diçkaje tjetër. Ky është mendimi i saktë në ketë çështje: urdhri për diçka është ndalim nga e kundërta në mënyrë të tërthortë, por jo si kërkesë dhe qëllim në vetvete. E njëjta gjë thuhet anasjelltas: ndalimi nga diçka ka si qëllim parësor frenimin nga ai veprim i ndaluar, ndërsa kryerja e të kundërtës (urdhëresës) nënkuptohet si rrjedhojë logjike e kësaj, por gjithmonë do të kemi parasysh se ndalesa është në funksion të urdhëresës, duke bërë që në të dyja rastet qëllimi parësor të jetë zbatimi i urdhëresës.

Përmbledhtas në lidhje me këtë çështje mund të themi se kërkesa për veprimin e diçkaje është kërkesë e drejtpërdrejtë për kryerjen e saj, dhe njëherësh është kërkesë e tërthortë për çdo gjë që është pjesë e domosdoshme në zbatimin e gjësë kryesore (urdhëresës), po ashtu ndalesa nga diçka është kërkesë e drejtpërdrejtë për lënien e asaj dhe njëkohësisht kërkesë e tërthortë për të lënë çdo gjë tjetër që është pjesë e domosdoshme për të realizuar lënien e asaj ndalese. Në të dy rastet kërkohet veprimi dhe frenimi që në të vërtetë janë ekzistencë veprimore.

14. Urdhëresa dhe ndalesa parimisht janë të ngjashme me pohimin dhe mohimin e emrave dhe cilësive të Allahut, ku lavdërimi dhe madhërimi nuk arrihet thjesht duke mohuar vetëm të metat pa pohuar të kundërtat e tyre. Sepse mohimi nënkupton inekzistencë dhe nuk konsiderohet përsosmëri dhe as lavdërim, por nëse ia bashkëngjisim edhe pohimin e cilësive të përkryera, atëherë konsiderohet përsosmëri dhe lavdërim. Për shembull, mohimi i harresës duhet të shoqërohet me pohimin e diturisë së përsosur; mohimi i lodhjes, i mundimit, duhet shoqëruar me pohimin e forcës dhe aftësisë së përsosur; mohimi i kotjes dhe gjumit duhet të shoqërohet me pohimin e jetës dhe mbajtjes së gjithësisë; mohimi i fëmijës dhe bashkëshortes duhet të shoqërohet me pohimin e cilësisë së pushtetit, panevojshmërisë dhe zotërimit të çdo gjëje; mohimi i shoqërimit, i ndërmjetësuesit pa leje, duhet të shoqërohet me pohimin e teuhidit, njësimit në përsosmërinë e Tij dhe në të drejtën e adhurimit; mohimi i padrejtësisë duhet të shoqërohet me pohimin e drejtësisë së përsosur; mohimi i përfshirjes me shikim nënkupton pohimin e

madhështisë së Tij dhe se Ai është më i Madhërishëm sesa të përfshihet me shikim, megjithëse do të shihet, sepse mohimi tërësor i shikimit nuk përmban përsosmëri në asnjë lloj aspekti, sepse inekzistenca tërësore nuk është lëvdatë. Pas këtij sqarimi kuptojmë se nëse ndalesa nuk përmban pohimin e diçkaje pozitive, ekzistuese, atëherë nuk lavdërohet për lënien e asaj ndalese dhe nuk e meriton shpërblimin për të, ashtu sikundërse thjesht mohimi i të metave nuk sjell lavdërim.

15. Për kryerjen e urdhëresave, Allahu i lartësuar ka vënë shpërblim të dhjetëfishuar, ndërsa ndëshkimin për mosrespektimin e ndalesës e ka vënë vetëm një fish. Kjo tregon se kryerja e urdhërit është më e dashur tek Ai se largimi nga e ndaluara. Dhe sikur të ishte e kundërta, largimi prej ndalesës do të shpërblehej dhjetëfish, kurse kryerja e urdhrit me një fish.

16. Ndalesa ka për qëllim asgjësimin e veprimit (të ndaluar), pra mosekzistencën e tij, pavarësisht a u bë nijeti për këtë gjë apo jo, i vajti nëpër mend apo jo, e rëndësishme është që të mos ekzistojë ai veprim, ndërsa tek urdhëresa synimi qëndron tek ekzistenca e veprimit, tek afrimi me adhurim tek Allahu, me nijet dhe veprim konkret. Sekreti i kësaj çështjeje është se ekzistenca e asaj që kërkohet të jetë konkrete, është më e dashur tek Allahu se asgjësimi i veprimit që nuk duhet të ndodhë. Mosekzistenca e asaj që Ai do, është më e keqe se ekzistenca e diçkaje që Ai urren, sepse dashuria e Tij për veprimin që ka urdhëruar është më e madhe se urrejtja e Tij për veprimin që ka ndaluar.

17. Veprimet që Ai i do, e lehtëson kryerjen e tyre, shpërblen për to dhe si rrjedhojë, nga mëshira e Tij, personi që i kryen këto veprime lavdërohet, ndërsa veprimet që Ai i urren, ndëshkimi për to, si pasojë sjellë përçmimin, dhimbjen, dënimin dhe të gjitha këto janë pjesë e zemërimit të Tij, dhe siç është e njohur, mëshira e Allahut i paraprin zemërimit të Tij dhe është mbizotëruese ndaj zemërimit të Tij.[83] Ndaj, si rezultat i kësaj, çdo veti apo atribut që i përket mëshirës është mbizotërues ndaj çdo cilësie apo atributi që i përket zemërimit. Allahu gjithmonë e pandërprerë është Rrahim (Mëshirues), sepse mëshira është cilësi e pandashme e Qenies së Tij, ashtu siç

[83] Siç vërtetohet në hadithin që transmeton Buhariu, nr. 3194, dhe Muslimi, nr. 2751.

janë dituria, jeta, fuqia, dëgjimi, shikimi etj. Pra është e pamundur që Allahu të mos jetë mëshirues për ata që e meritojnë, ndërsa zemërimi ndryshon nga mëshira, sepse nuk është cilësi e pandashme e Qenies së Tij (*dhatijeh*), Allahu nuk është i zemëruar gjatë gjithë kohës, e tillë që të mos i ndahet Qenies së Tij. Kjo vërtetohet nga thënia e profetëve, njerëzve më të ditur rreth Allahut, ditën e Gjykimit: "*Vërtet Zoti im është zemëruar sot si kurrë më parë, dhe as nuk do zemërohet kësisoj ndonjëherë tjetër më pas.*"[84] Mëshira e Tij ka përfshirë çdo gjë, ndërsa zemërimi i Tij jo.[85] Allahu ia ka obliguar vetes mëshirën, por nuk ia ka obliguar vetes zemërimin.[86] Ka përfshirë çdo gjë me mëshirën dhe diturinë e Tij, por nuk ka përfshirë çdo gjë me zemërimin dhe hakmarrjen e Tij.[87] Pra, mëshira dhe gjërat e tjera që ndërlidhen me të janë mbizotëruese ndaj zemërimit, ndaj ekzistenca e gjërave që ndërlidhen me mëshirën, janë më të dashura tek Allahu se ekzistenca e gjërave që vijnë si pasojë e zemërimit të Tij. Pra mëshira është më e dashur tek Ai se dënimi.[88] Po ashtu edhe falja është më e dashur tek Ai se hakmarrja.[89] Ekzistenca e diçkaje që Ai pëlqen është më e dashur te Ai se asgjësimi i diçkaje që Ai urren, sidomos kur zhdukja e saj bëhet shkak për zhdukjen e disa gjurmëve pozitive që Ai i do. Pra urren zhdukjen e këtyre gjurmëve pozitive ashtu siç e urren ekzistencën e diçkaje të urryer.

18. Pasojat e gjërave që Ai i urren, pra ndalesat, zhduken më shpejt nëpërmjet të mirave, sesa zhdukja e gjërave që Ai pëlqen, urdhëresat (mirësitë), nëpërmjet ndalesave. Pra ato që Ai urren mund të fshihen shpejt nëpërmjet faljes prej Allahut, me pendim dhe me kërkim faljeje, me vepra të mira, me sprova dhe fatkeqësi, të cilat i shlyejnë gjynahet, me ndërmjetësim

---

[84] Kjo është një pjesë e shkëputur nga hadithi i gjatë i shefatit që transmeton Buhariu, nr. 4712, dhe Muslimi, nr. 194.

[85] Siç thotë në ajetin Kuranor: "**Me dënimin Tim godas kë të dua, ndërsa mëshira Ime ka përfshirë çdo gjë.**" (Araf, 156).

[86] Siç thotë: "**Zoti juaj ia ka obliguar Vetes mëshirën.**" (En'am, 54).

[87] Siç thotë në ajetin kuranor në lutjen e engjëjve: "**O Zoti ynë ke përfshirë çdo gjë me mëshirën dhe diturinë Tënde.**" (Gafir, 7).

[88] Siç tregohet, p.sh. në fjalën e Allahut: "**Çfarë i duhet Allahut ndëshkimi juaj nëse falënderoni dhe besoni.**" (Nisa, 147)

[89] Siç tregohet në fjalën e Allahut: "**Falni, toleroni, a nuk dëshironi që Allahu t'u falë ju. Ai është Mëkatfaless, Mëshirues.**" (Nur, 22)

në Ditën e Gjykimit dhe siç dihet veprat e mira i shlyejnë të këqijat.[90] Edhe nëse gjynahet e robit arrijnë retë e qiellit, por robi kërkon falje, Allahu ia fal atij.[91] Edhe nëse e takon Allahun me gjynahe sa toka, por duke mos i bërë shok Atij asgjë, Allahu do e takojë me po aq falje.[92] Allahu i fal gjynahet, sado të mëdha të jenë ato dhe as që i merr në konsideratë, i zhduk ato dhe gjurmët e tyre për shkak të pendimit të sinqertë të robit dhe përpjekjes së tij sado të vogël, e shoqëruar kjo me keqardhjen për atë që ka bërë në të kaluarën. E gjithë kjo për shkak të ekzistencës së asaj që Ai e do: pendimin e robit, bindjen e tij dhe adhurimin që ia përkushton Allahut, gjë që tregon se ekzistenca e tyre është më e dashur dhe më e kënaqshme për Të.

19. Allahu i ka përcaktuar si të ndaluara ato vepra që Ai i urren dhe nuk i pëlqen, në mënyrë që të lihet rruga e lirë për kryerjen e atyre veprave që Ai i do dhe është i kënaqur me to (urdhëresat). Allahu gëzohet me pendimin e robit të tij më shumë se ç'gëzohet robi, të cilit i ka humbur diçka e shtrenjtë kur e gjen atë, më shumë se ç'gëzohet kur nuk ka mundur të lindë fëmijë, kur bëhet me fëmijë, më shumë se i eturi kur gjen ujë për të pirë. Profeti (salallahu alejhi ue selem) dha një shembull në lidhje me gëzimin për pendimin e robit,[93] duke mos pasur gëzim më të madh, dhe ky gëzim erdhi si rezultat i kryerjes së një urdhërese, pendimit. Allahu i caktoi gjynahun për shkak të gëzimit që vjen si rrjedhojë e pendimit nga ky gjynah, dhe që është më i dashur tek Ai se zhdukja e asaj të keqeje që Ai e urren. Por kjo nuk do të thotë se çdo gjë që Ai e do është më e dashur për Të se zhdukja e çdo gjëje që Ai e urren. Për shembull, nuk mund të jenë dy rekatet e namazit *duha* (të paradites) më të dashura se shmangia e vrasjes së një muslimani, por qëllimi është se në parim lloji i veprimit të urdhëresave është më i dashur për Të se lloji i braktisjes së ndalesave. Ky parim, në konceptin e tij është i ngjashëm me një shembull tjetër: dallimi i mashkullit me femrën, apo dallimi i njeriut me engjëllin, ka për qëllim llojin dhe jo çdo individ të njërës palë krahasuar

[90] Siç dëshmohet qartas në ajete dhe hadithe, si, p.sh., në ajetin kuranor: "**Vërtetë të mirat i shlyejnë të këqiat**", dhe fjalët e Profetit (salallahu alejhi ue selem): "*Ndiqe të keqen me një të mirë, se e shlyen atë.*"
[91] Siç tregohet në hadithin e saktë që e transmeton Ibn Maxhe, nr. 4248. Gjithashtu ndodhet në *Silsile Sahiha*, nr. 903.
[92] Kjo është pjesë e hadithit që e transmeton Muslimi, nr. 2687.
[93] Ka për qëllim hadithin që e transmeton Buhariu, nr. 6309; Muslimi, nr. 2747

me çdo individ të palës tjetër. T’i kthehemi shembullit të pendimit: gëzimi që ndodh për shkak të tij erdhi nga veprimi i urdhëresës, që tregon se kjo urdhëresë është më e dashur për Zotin se zhdukja e asaj të ndaluare, që nëse zhduket do humbasë bashkë me të edhe pendimi, rrjedhojat dhe gjurmët e tij. Nëse dikush thotë: Gëzimi për pendimin, në të vërtetë, është sepse u la e ndaluara, pra është gëzim për lënien e ndalesës. Themi: Nuk është ashtu, sepse thjesht lënia nuk sjell këtë lloj gëzimi, bile as shpërblim dhe as lëvdatë. Pendimi nuk është vetëm lënie, megjithëse lënia është pjesë e domosdoshme e tij, përkundrazi, pendimi është veprim ekzistent konkret që nënkupton drejtimin e penduesit te Zoti i tij, kthimin dhe dorëzimin tek Ai, përmbushjen e bindjes ndaj Tij, ndër të tjera përmban dhe lënien e asaj që është e ndaluar. Ndaj Allahu ka thënë: *“**(që ju porosis) të kërkoni falje nga Zoti juaj e të ktheheni tek Ai me pendesë.**” (Kurani, 11:3)* Pendimi nënkupton kthimin prej asaj që Allahu urren tek ajo që Ai do, pra nuk është thjesht vetëm braktisje, sepse nëse supozojmë që dikush e braktisi gjynahun, por nuk u kthye te gjërat që do Allahu, nuk konsiderohet se është penduar. Pra pendimi është kthim, drejtim, përulje dhe jo thjesht vetëm braktisje e veprimit të ndaluar.

20. Në qoftë se robi braktis urdhëresën, ai në fakt ka humbur jetën e vërtetë që kërkohet prej tij. Allahu i lartësuar thotë: *“**O besimtarë! Bindjuni Allahut dhe të Dërguarit kur ju thërret drejt asaj që ju jep jetë!**” (Kurani, 8: 24)* Dhe: *“**A barazohet i vdekuri që Ne e ngjallëm dhe i dhamë dritë me të cilën ecën midis njerëzve, me atë që është në errësirë e nuk mund të dalë prej saj?!**” (Kurani, 6:122)* Në lidhje me jobesimtarët, Allahu i lartësuar thotë: *“**Ata janë të vdekur, pa kurrfarë gjallërie dhe as që e dinë se kur do të ringjallen.**” (Kurani, 16:21)* Dhe: *“**Sigurisht që ti (Muhamed), nuk mund t’i bësh të vdekurit të dëgjojnë.**” (Kurani, 27:80)* Ndërsa sa i takon ndalesës, ajo e shumta mund të shkaktojë sëmundje dhe, një jetë me sëmundje është më e mirë se një vdekje e sigurt. Nëse dikush thotë: Kemi ndalesa që shkaktojnë shkatërrim tërësor, siç është shirku, themi: Shkatërrimi tërësor erdhi si pasojë e mungesës se teuhidit, i cili jep jetë dhe me të cilin jemi urdhëruar.

21. Pra në mungesë të teuhidit, ndodh shirku e shkatërrimi dhe mjerimi i përjetshëm, ndërsa ndalesa nuk e shkakton diçka të tillë.

22. Në qoftë se urdhëresa kryhet me sinqeritet, në pajtim me Sunetin e Profeti (salallahu alejhi ue selem) dhe me përkushtim të pastër, ajo çon në braktisjen e ndalesave. Allahu i lartësuar thotë: *“**Vërtet që namazi të ruan nga shthurja dhe nga çdo vepër e shëmtuar.**” (Kurani, 29:45)* Ndërsa thjesht lënia e ndalesës nuk të çon te kryerja e urdhëresave.

23. Urdhëresat të cilat Allahu i do, kanë lidhje me cilësitë e Tij, ndërsa ndalesat që Ai i urren kanë lidhje me krijesat e Tij. Ky është një këndvështrim shumë i hollë, që ka nevojë të sqarohet. Veprat e ndaluara janë të këqija dhe prodhojnë të këqija, ndërsa urdhëresat janë veprime të mira dhe çojnë te të mirat, dhe siç dihet e mira është në duart e Zotit, ndërsa e keqja nuk i përket Atij.[94] E keqja nuk bën pjesë as në cilësitë e Tij, as në emrat e Tij dhe as në veprat e Tij, por thjesht është pjesë e krijesave të Tij, megjithëse konsiderohet e keqe kur i adresohet njeriut, ndërsa kur i atribuohet Krijuesit nuk konsiderohet e tillë (për shkak të urtësisë dhe qëllimit të krijimit që ajo mbart). Pra kryerja e një ndalese nga ana e robit, detyrimisht sjell një të keqe, e cila në vetvete nuk është e keqe (tërësisht), ndërsa me moskryerjen e një urdhërese,  humbasim një të mirë dhe me humbjen e kësaj të mire i bëhet vend një të keqeje. Dhe sa më e dashur të jetë ajo e mirë tek Allahu, aq më i madh është sherri që shkaktohet me humbjen e saj, si, për shembull, teuhidi dhe imani. Urtësia e të gjitha këtyre këndvështrimeve mund të përmblidhet: mbetet të thuhet se e mira është ajo që do Allahu, ndërsa e keqja është ajo që Ai urren, dhe që të ndodhë një e mirë është më e dashur për Të sesa të mos ndodh një e keqe. Dhe humbja e asaj që Ai do është më e urryer tek Ai se veprimi i diçkaje që Ai urren.

Allahu e di më mirë.

## 89. Dy themelet e fesë: dhikri dhe shukri

Feja ndërtohet mbi dy themele: Përmendja e Allahut dhe falënderimi i Tij. Allahu ka thënë: *“**Prandaj, më kujtoni Mua (me namaz e lutje) që Unë t’ju***

[94] Transmeton Muslimi, nr. 771, nga Aliu, se Profeti (salallahu alejhi ue selem), në duanë e hapjes, ndër të tjera thoshte: “*E gjithë e mira është në duart e Tua, ndërsa e keqja nuk të përket Ty, nuk ka të adhuruar me të drejtë veç Teje.*”

***kujtoj (me shpërblime) dhe falënderomëni Mua (duke m'u bindur) e mos i mohoni dhuntitë e Mia (me mosbindje)!****" (Kurani, 2:152)* Profeti (salallahu alejhi ue selem) i tha Muadhit: "*Unë të dua për hir të Allahut, andaj mos harro të thuash pas çdo namazi: 'O Allah, më ndihmo mua të të përmend Ty, të të falënderoj dhe të të bëj një adhurim të mirë.*"[95] *Dhikri* nuk është thjesht vetëm përmendja me gjuhë, por përkujtimi me zemër dhe me gjuhë.

*Dhikri* (përkujtimi) ndër të tjera përfshin përmendjen e emrave dhe cilësive të Zotit, përmendjen e urdhrave dhe ndalesave të Tij, përkujtimin nëpërmjet fjalës së Tij, e cila shpie te njohja e Tij, shtimi i besimit tek Ai, përmendjen e Tij me atributet e madhështisë dhe cilësitë e përsosmërisë, lavdërimin e Tij me të gjithë llojet e lëvdatave. E gjithë kjo nuk mund të realizohet ndryshe veçse duke e njësuar Atë me adhurim. Pra, *dhikri* i vërtetë kërkon të gjitha këto dhe njëherësh kërkon përmendjen e mirësive dhe begative ndaj krijesave të Tij.

Ndërsa *shukri* (falënderimi) nënkupton bindjen ndaj Tij, afrimin tek Ai me të gjitha ato që Ai i do, fshehtas dhe haptas. Këto dy parime përmbledhin tërë fenë, sepse përmendja e Zotit çon te njohja e Tij, ndërsa falënderimi shpie te bindja ndaj Tij. Dhe pikërisht për këtë Allahu i Lartësuar i krijoi xhindët dhe njerëzit, qiejt dhe tokën, për këtë ka vënë shpërblimin dhe dënimin, dhe për këtë i zbriti librat dhe dërgoi profetë. Kjo është e vërteta me të cilën u krijuan qiejt dhe toka dhe çdo gjë që ndodhet ndërmjet tyre, dhe çdo hamendje është e kotë dhe pa vlerë, është vetëm iluzion i armiqve të Allahut për Të: *"**Ne nuk e kemi krijuar kot qiellin, Tokën dhe çfarë ndodhet midis tyre. Kjo është hamendja e jobesimtarëve.**" (Kurani, 38: 27) "**Ne nuk i kemi krijuar qiejt, Tokën dhe çfarë gjendet midis tyre, për t'u zbavitur! Ne i kemi krijuar ato me qëllim të plotë, por shumica e tyre nuk e dinë.**" (Kurani, 44:38-39) "**Ne i kemi krijuar qiejt, Tokën dhe gjithçka që gjendet midis tyre vetëm me urtësi. Ora (e Kiametit) do të vijë me siguri, andaj ti (o Muhamed) sillu me zemërgjerësi.**" (Kurani, 15: 85)* Pas ajeteve të para të sures Junus, Allahu i lartësuar tha*: "**Allahu i krijoi këto vetëm me të vërtetën.**" (Kurani, 10:5) "**Vallë, a mendon njeriu se do të mbetet pa përgjegjshmëri?**" (Kurani, 75: 36) "**Mos vallë, keni menduar që Ne ju kemi krijuar kot dhe që nuk do***

[95] Transmeton Ebu Daudi, nr. 26

***të ktheheshit te Ne (për t'ju gjykuar)?!*** *" (Kurani, 23:115)* ***"Xhindët dhe njerëzit i kam krijuar vetëm që të Më adhurojnë.*** *" (Kurani, 51:56)* ***"Allahu është Ai, që ka krijuar shtatë qiej dhe po aq toka. Urdhrat e Tij zbresin përmes tyre, që ju ta dini se Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë dhe se Ai përfshin gjithçka në diturinë e Tij.*** *" (Kurani, 65:12)* ***"Allahu e ka bërë Shtëpinë e Shenjtë të Qabesë, muajin e shenjtë, kurbanin dhe shenjat e tyre vlera të përhershme për njerëzimin, në mënyrë që ju ta dini se Allahu di gjithçka që gjendet në qiej e në Tokë dhe se Ai është i Gjithëdijshëm për çdo gjë.*** *" (Kurani, 5: 97)*

Të gjitha këto ajete na japin të kuptojmë se qëllimi i krijimit të njerëzve është që ata ta përkujtojnë dhe ta falënderojnë Allahun. Të përkujtohet e të mos harrohet, të falënderohet e të mos mohohet. Allahu i lartësuar e përmend atë person që e përmend Allahun, Ai është Falënderues ndaj atij që e falënderon. Pra përmendja që njeriu i bën Allahut është shkak për t'u përmendur nga Ai; falënderimi që i shpreh Allahut është shkak për t'u shtuar mirësitë nga Allahu. *Dhikri* është përkujtim me zemër dhe përmendje me gjuhë. Falënderimi me zemër nënkupton kthimin tek Allahu, falënderimi me gjuhë nënkupton lavdërimin dhe mirënjohjen, ndërsa falënderimi me gjymtyrë realizohet duke iu bindur dhe duke qenë në shërbim të Tij.

## 90. Disa prej shkaqeve të udhëzimit dhe të humbjes

Në Kuran shpeshherë përsëritet fakti se veprat e zemrës dhe ato të gjymtyrëve të trupit bëhen shkak për udhëzimin ose jo të robit. Me zemër dhe gjymtyrë realizohen vepra përmes së cilave njeriu arrin të udhëzohet, duke u bazuar në lidhjen shkak-pasojë, po e njëjta gjë mund të thuhet edhe për humbjen. Veprat e mira sjellin udhëzim, ndaj dhe sa më shumë të shtohen këto vepra, aq më shumë shtohet edhe udhëzimi, e njëjta gjë thuhet dhe për të kundërtën, për veprat e shëmtuara të cilat shkaktojnë humbjen. Kjo ndodh sepse Allahu i do veprat e mira dhe shpërblen për to me udhëzim dhe përmirësim, ndërsa i urren veprat e shëmtuara dhe ndëshkon për to me humbje dhe mjerim. Nga emrat e Allahut është *El-Berr* (Bamirës) dhe e do *birr*-in (devotshmërinë, mirësinë), prandaj i afron zemrat e të devotshmëve afër Tij në varësi të

veprave të tyre. Po ashtu e urren të keqen dhe vepruesin e saj, i largon zemrat e tyre prej Tij në varësi të zhytjes së tyre në të këqija.

Parimi i parë bazohet në fjalët e Allahut të lartësuar: *“**Elif, Lâm, Mîm. Ky është Libri në të cilin nuk ka dyshim. Ai është udhërrëfyes për të devotshmit.**” (Kurani, 2:1-2)* Këtu kemi dy çështje. E para: Përmes Kuranit Allahu udhëzon ata që iu ruajtën zemërimit të Tij, para se të zbriste Kurani. Njerëzit, pavarësisht nga përkatësia fetare apo racore, e kishin të ngulitur në bindjen e tyre se Allahu e urren padrejtësinë, veprimet e shëmtuara dhe çrregullimin në tokë, si dhe urren vepruesin e tyre. Pasi zbriti Kurani, Allahu i shpërbleu të devotshmit duke i udhëhequr për në besim, si shpërblim për devotshmërinë e tyre dhe bindjen ndaj Allahut, ndërkohë që poshtëroi vepruesit e të këqijave, të urryerave dhe të padrejtësive, duke i penguar nga udhëzimi. E dyta: Nëse njeriu i beson Librit dhe udhëzohet sipas tij në mënyrë të përgjithshme, i pranon urdhëresat e tij dhe i pranon me vërtetësi lajmet e tij, kjo bëhet shkak që atij t’i vijë udhëzimi tjetër më hollësishëm (më i detajuar), sepse siç dihet, udhëzimi nuk ka fund, ndaj sado që robi të arrijë në udhëzim, mbi udhëzimin e tij ka udhëzim akoma më të madh. Sa më i devotshëm të tregohet ndaj Zotit të tij, aq më lart ngrihet në udhëzim, pra njeriu është në shtim të udhëzimit për sa kohë që është në shtim të devotshmërisë. Po ashtu sa më shumë i humbet një pjesë e devotshmërisë, aq më shumë humbet nga udhëzimi. Allahu ka thënë: *“**Juve ju erdhi prej Allahut dritë (i Dërguari) dhe Libër i qartë (Kurani), me të cilin Allahu i drejton ata që ndjekin pëlqimin e Tij, në rrugën e shpëtimit, i nxjerr nga errësira në dritë me lejen dhe vullnetin e Vet dhe i shpie në rrugën e drejtë.**” (Kurani, 5:15-16) “**Allahu zgjedh për këtë fe kë të dojë dhe udhëzon drejt saj këdo që kthehet tek Ai me pendim.**” (Kurani, 42:13) “**Asaj do t’ia vërë veshin ai që (i) frikësohet (Allahut).**” (Ala, 10) “**Por askush nuk e kujton këtë, përveç atyre që kthehen tek Ai të penduar.**” (Kurani, 40:13) “**Vërtet, ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, Zoti i tyre do t’i udhëzojë në rrugë të drejtë, për shkak të besimit të tyre.**” (Kurani, 10:9)* Pra fillimisht i udhëzon për të besuar, dhe pasi të kenë besuar ua shton vazhdimisht udhëzimin. Të njëjta janë edhe fjalët e Allahut: *“**Allahu ua shton udhëzimin atyre, që janë në rrugë të drejtë.**” (Kurani,19:76) “**O besimtarë! Nëse i***

***frikësoheni Allahut, Ai do t'ju japë (furkan) aftësinë e të gjykuarit drejt.*** *" (Kurani, 8: 29)* Prej *furkan*-it u jepet drita, me anë të së cilës dallojnë të vërtetën nga e kota. U jep ndihmë dhe krenari, me anë të së cilave arrijnë të praktikojnë të vërtetën dhe të mposhtin të kotën. Pra fjala *furkan* në këtë ajet është komentuar me të dyja këto shpjegime që ne përmendëm. Allahu i lartësuar thotë: *"**Me të vërtetë, në këtë ka shenjë për çdo rob që kthehet tek Allahu me pendesë.**" (Kurani, 34:9) "**Sigurisht, në këtë, ka shenja si mësime për çdo të durueshëm dhe falënderues.**"* (Llukman, 31; Ibrahim, 5; Sebe, 19 dhe Shura, 33).

Allahu i lartësuar në këto ajete tregon se ata që përfitojnë nga faktet (ajetet) e dukshme janë durimtarët dhe falënderuesit, sikurse tregon gjithashtu se edhe nga faktet e Kuranit dhe të besimit përfitojnë të devotshmit, ata që i druhen Allahut dhe kthehen me pendim tek Ai, dhe ata që synojnë ta arrijnë kënaqësinë e Tij. Nga këto këshilla marrin mësim ata që i druhen Allahut, siç thotë Allahu i lartësuar: *"**Tâ, Hâ. Ne nuk ta kemi shpallur Kuranin ty (o Muhamed), për të të munduar, por që të jetë kujtesë për atë që ka frikë (nga Allahu).**" (Kurani, 20:1-3)* Ndërsa në lidhje me Kiametin thotë: *"**Ti je përkujtues për atë që i frikësohet Kiametit.**" (Kurani, 79: 45)* Ndonëse ai që nuk e beson Kiametin, nuk i frikësohet asaj dite dhe as nuk shpreson të dalë i fituar ditën kur do të ndodhë, një njeriu të tillë nuk i bëjnë dobi as faktet në natyrë dhe as ato në Kuran. Në suren *Hud* Allahu i Lartësuar na rrëfen për ndëshkimin që pësuan popujt e mëparshëm, si dhe për poshtërimin që merituan ata në këtë botë, si pasojë e përgënjeshtrimit të të Dërguarve të Zotit. Më pas thotë thotë: *"**Pa dyshim, në këto (ngjarje) ka këshillë për atë që i druhet dënimit të Ditës së Gjykimit.**" (Kurani, 11:103)* Pra, na tregon se në dënimet që morën përgënjështruesit, ka mësim për atë që i frikësohet Ditës së Gjykimit. Ndërsa ata që nuk e besojnë këtë ditë, nuk frikësohen prej dënimit të saj, nuk përfitojnë nga këto argumente dhe as nuk nxjerrin mësim prej tyre, bile kur dëgjojnë për to thonë: 'është normale që në jetë të ketë të mira dhe ligësi, mbarësi dhe fatkeqësi, lumturi dhe mjerim, ose ka prej këtyre njerëzve që këto gjëra ua dedikojnë shkaqeve natyrore apo forcës së ndërgjegjes njerëzore.'

Durimi dhe falënderimi bëhen shkak që njeriu të përfitojë nga faktet, sepse besimi bazohet mbi durimin dhe falënderimin; gjysma e tij është durim dhe gjysma tjetër falënderim. Në varësi të durimit të robit dhe falënderimit të tij vjen dhe forca e besimit. Prej argumenteve të Allahut gjithashtu përfitojnë edhe ata që i besuan Atij dhe fjalëve të Tij, por ky besim nuk plotësohet dot pa durim dhe pa falënderim. Thelbi i falënderimit është teuhidi, ndërsa thelbi e durimit është kundërshtimi i tekave. Nëse njeriu është idhujtar dhe ndjekës i epsheve, ai nuk është as durimtar dhe as falënderues, ndaj nuk i bëjnë dobi argumentet dhe as nuk ndikojnë që tek ai të ndizet drita e besimit.

Ndërsa sa i takon parimit të dytë, shumë ajete në Kuran dëshmojnë se kryelartësia, shthurja dhe tejkalimi i kufijve, bëhen shkak për ta çuar njeriun në humbje, siç lexojmë në fjalët e Allahut: ***“Nëpërmjet tij, Ai shumëkënd e lë në humbje e shumëkujt ia ndriçon rrugën e drejtë, Ai i lë në humbje vetëm gjynahqarët e mëdhenj, të cilët shkelin besën e Allahut, pasi e patën dhënë, ndërpresin atë që Allahu ka urdhëruar për ta mbajtur lidhur dhe bëjnë ngatërresa në Tokë; ata janë njëmend të shkatërruar.”*** *(Kurani, 2:26-27)* ***“Allahu i forcon besimtarët me fjalë të qëndrueshme në këtë botë dhe në botën tjetër, kurse keqbërësit i shpie në humbje; Allahu bën ç’të dojë.”*** *(Kurani, 14:27)* ***“Përse jeni ndarë në dy grupe për çështjen e hipokritëve, kur Allahu i ka flakur ata në mosbesim për shkak të veprave të tyre?!”*** *(Kurani, 4: 89)* ***“Ata thonë: “Zemrat tona janë të vulosura”. Jo, s’është ashtu, por ata i ka mallkuar Allahu për shkak të mohimit të tyre, prandaj shumë pak prej tyre besojnë.”*** *(Kurani, 2:88)* ***“Ne do t’ua largojmë zemrat dhe shikimet e tyre nga e vërteta, sepse ata nuk e besuan atë (Kuranin) herën e parë.”*** *(Kurani, 6:110)* Me këtë ajet na njofton se për shkak të zmbrapsjes së tyre nga besimi, duke qenë se u njohën me të kur u erdhi dhe e braktisën, Allahu i ndëshkoi duke ua ndryshuar zemrat dhe shikimet, pra duke i penguar nga besimi, siç lexojmë në Kuran: ***“O besimtarë! Bindjuni Allahut dhe të Dërguarit kur ju thërret drejt asaj që ju jep jetë (drejt besimit)! Dhe ta dini se Allahu ndërhyn midis njeriut dhe zemrës së tij dhe se tek Ai do të mblidheni të gjithë!”*** *(Kurani, 8:24)* Zoti i urdhëroi t’i binden Atij dhe të dërguarit të Tij, kur i fton për në atë që është jeta e tyre e vërtetë, më pas tërheq vërejtjen që të mos zmbrapsen, sepse zmbrapsja bëhet shkak që Allahu

të vendosë perde mes tyre dhe zemrave të tyre, siç thotë Allahu i Lartësuar: *“**Kur ata u larguan (nga e vërteta), Allahu i largoi zemrat e tyre (nga rruga e drejtë); Allahu nuk e shpie në rrugë të drejtë popullin jobesimtar.**” (Kurani, 61:5) “**Nuk është ashtu! Por veprat e tyre (të këqija) ua kanë mbuluar zemrat.**” (Kurani, 83:14)* Allahu i Lartësuar tregon se veprat e tyre janë shkaku i vulosjes së zemrave të tyre, ato janë bërë pengesë mes tyre dhe besimit, për këtë arsye ata thanë: *“**Këto janë përralla të popujve të lashtë!**” (Kurani, 83:13)* Allahu i lartësuar në lidhje me hipokritët thotë: *“**Ata e harruan Allahun, ndaj dhe Allahu i la ata në harresë.**” (Kurani, 9:67)* Pra si shpërblim për harresën e tyre (të qëllimshme) ndaj Tij, Allahu i la në harresë, duke mos i kujtuar me udhëzim dhe mëshirë, bile na tregon se i bën që të harrojnë edhe vetveten,[96] duke mos kërkuar përsosmërinë e vetvetes me dituri të dobishme dhe vepra të mira, të cilat në të vërtetë janë vetë udhëzimi dhe feja e vërtetë. Ai i bëri ata që të harrojnë këtë mirësi, të harrojnë të kërkojnë njohjen e Tij, dashurinë e Tij dhe përkushtimin ndaj Tij, e gjithë kjo si ndëshkim ndaj tyre. Në lidhje me këtë kategori njerëzish Allahu i lartësuar thotë: *“**Këta janë ata, zemrat e të cilëve ua ka vulosur Allahu dhe të cilët lëshohen pas epsheve të veta. Sa për ata që ndjekin rrugën e drejtë, Ai ua shton udhëzimin dhe u jep devotshmëri e vetëpërmbajtje.**” (Kurani, 47:16-17)* Pra kjo kategori përmban njëkohësisht dy të këqija: ndjekjen e tekave dhe humbjen, e cila (humbja) në të vërtetë është fryt dhe rezultat i pasimit të tekave, ashtu sikurse që të devotshmit gëzojnë njëkohësisht devotshmërinë dhe udhëzimin.

## 91. Rrjedhoja të njëra-tjetrës

Ashtu sikurse Allahu i lartësuar i ka lidhur në mënyrë të pandashme udhëzimin me devotshmërinë dhe humbjen me devijimin, po ashtu e ka lidhur udhëzimin me mëshirën dhe humbjen me mjerimin. Si argument për të parën është fjala e Allahut: *“**Këta janë udhëzuar nga Zoti i tyre dhe vetëm këta janë të shpëtuar.**” (Kurani, 31:5) “**Ata do të shpërblehen me bekim dhe***

---

[96] Siç thuhet në ajetin Kuranor: “**Mos bëni si ata që harruan Allahun dhe Ai i bëri që të harrojnë vetet e tyre. Ata janë të prishurit.**” (Hashr, 19).

***mëshirë nga Zoti i tyre; ata janë në rrugën e drejtë!"*** *(Kurani, 2:157)* Kur përmend lutjen e besimtarëve thotë: ***"(Ata thonë:) 'O Zoti ynë! Mos lejo që zemrat tona të shmangen (nga e vërteta), pasi na ke udhëzuar në rrugën e drejtë, dhe jepna mëshirë prej Teje; vërtet, Ti je Dhuruesi i Madh!"*** *(Kurani, 3:8)* Ndërsa kur përmendi fjalët e djelmoshave të shpellës tha: ***"O Zoti ynë, na jep mëshirë nga ana Jote dhe përgatitna për sjellje të drejtë!"*** *(Kurani, 18:10)* ***"Në tregimet e atyre (të dërguarve) ka këshilla për ata që janë me mend. Ky (Kuran) nuk është tregim i trilluar, por ai është vërtetues i atyre (librave) që janë shpallur para tij, është shpjegues i çdo gjëje dhe udhërrëfyes e mëshirë për njerëzit besimtarë."*** *(Kurani, 12:111)* ***"Ne ta zbritëm ty Librin, si shpjegim për çdo çështje, si udhërrëfyes, si mëshirë dhe si lajm të mirë për myslimanët."*** *(Kurani, 16:89)* ***"O njerëz, ju ka ardhur këshillë (Kurani) nga Zoti juaj, shërim për zemrat tuaja, udhëzim dhe mëshirë për besimtarët."*** Më poshtë Allahu i lartësuar i përmend këta dy faktorë duke thënë: ***"Thuaj: 'Me dhuntinë e Allahut dhe mëshirën e Tij - vetëm me këto le të gëzohen!"*** *(Kurani, 10:57-58)* Të parët e këtij umeti kanë dhënë mendime të ndryshme në lidhje me komentimin e dhuntisë dhe mëshirës të përmendura në këtë ajet dhe, mendimi më i saktë del të jetë se ato janë: udhëzimi dhe mëshira. Dhuntia e Zotit është mëshira, ndërsa dhurimi është udhëzimi, prandaj shpeshherë gjejmë se Allahu i përmend së bashku udhëzimin me mëshirën, si, për shembull, në suren *Fatiha*: ***"Udhëzona në rrugën e drejtë! Në rrugën e atyre që u ke dhuruar mirësi, e jo në të atyre që kanë shkaktuar zemërimin Tënd, as në të atyre që janë të humbur!"*** *(Kurani, 1:5-6)* Po ashtu, në fjalët e Tij teksa i përkujton Profetit (salallahu alejhi ue selem) mirësitë e Tij: ***"A nuk të gjeti ty jetim dhe të strehoi, a nuk të gjeti të humbur dhe të udhëzoi, a nuk të gjeti të varfër dhe të pasuroi."*** *(Kurani, 93:6-8)* Pra, përmendi udhëzimin e shoqëruar me mirësi, që në këtë rast ishte strehimi dhe pasurimi i tij. Shembull tjetër kemi thënien e Nuhut (alejhi selam): ***"O populli im çfarë mendoni: Nëse unë vërtet jam në udhëzim nga Zoti im dhe më ka ardhur mëshirë prej Tij."*** *(Kurani, 11:28)* Gjithashtu thënia e Shuajbit (alejhi selam): ***"Çfarë mendoni nëse jam në udhëzim nga Zoti im dhe më ka dhënë furnizim të mirë."*** *(Kurani, 11:88)*

Në lidhje me Hidrin[97] (alejhi selam): *“**Dhe gjetën një prej robërve Tanë, të cilit i patëm dhuruar mëshirë prej Nesh dhe i kishim mësuar nga ana Jonë dije.**” (Kurani, 18: 65)* Ndërsa Profetit (salallahu alejhi ue selem) i tha: *“**Ne të dhamë ty një fitore të qartë, për të t’i falur ty Allahu gabimet e mëparshme dhe të ardhshme, për ta plotësuar dhuntinë e Vet ndaj teje dhe për të të udhëzuar në rrugën e drejtë, dhe që Allahu të të japë ndihmë të madhe.**” (Kurani, 48:1-3) “**Allahu të shpalli ty Librin (Kuranin) dhe Urtësinë e plotë, si dhe të mësoi atë që nuk e ke ditur. Dhuntia e Allahut për ty është shumë e madhe.**” (Kurani, 4: 113) “**Sikur të mos ishte mirësia e Allahut ndaj jush dhe mëshira e Tij, askush nga ju nuk do të ishte pastruar kurrë (prej gjynaheve).**” (Kurani, 23:21)* Pra dhuntia e Tij është udhëzimi, mëshira dhe mirësia ndaj tyre. Allahu i lartësuar thotë: *“**Kur t’ju vijë udhëzim nga ana Ime, kush do ta pasojë udhëzimin Tim, as nuk do të humbë, as nuk do të bjerë në mjerim.**” (Kurani, 20:123)* Udhëzimi e ruan atë nga humbja, ndërsa mëshira e shpëton nga mjerimi. Të njëjtën gjë e përmendi dhe në fillim të kësaj sureje: *“**Ta Ha, Ne nuk ta zbritëm Kuranin që të bëjmë të mjerë.**” (Kurani, 20:1-2)*

Zoti i përmend bashkë zbritjen e Kuranit dhe heqjen e mjerimit në këtë sure, kur Ai flet për pasuesit e Profetit (salallahu alejhi ue selem): *“**Kush do ta pasojë udhëzimin Tim, as nuk do të humbë, as nuk do të bjerë në mjerim.**” (Kurani, 20:123)*

Pra udhëzimi, mirësia, dhurimi i begative dhe mëshira, janë çështje të lidhura ngushtë ndërmjet njëra-tjetrës, ashtu siç edhe humbja dhe mjerimi janë pasoja të njëra-tjetrës. Allahu i lartësuar thotë: *“**Vërtetë kriminelët janë në humbje dhe në zjarr.**”* Fjala *seir* nënkupton ndëshkimin që arrin kulmin e mjerimit. Gjithashtu Ai thotë: *“**Ne kemi paracaktuar për Xhehenemin shumë xhindë dhe njerëz, sepse ata kanë zemra, por nuk kuptojnë, kanë sy, por nuk shohin dhe kanë veshë, por nuk dëgjojnë. Ata janë si bagëtitë, madje edhe më zi. Pikërisht këta janë të shkujdesurit.**” (Kurani, 7:179) “**Ata do të thonë: ‘Sikur të kishim dëgjuar ose menduar, nuk do të ishim midis banorëve të Zjarrit Flakërues’!**” (Kurani, 67:10)* Pra, Allahu bashkon te robi

[97] Emri i Hidrit nuk është përmendur në Kuran, por në një hadith që e transmeton Buhariu nga Ibn Abasi.

udhëzimin, prehjen e zemrës dhe jetën e mirë dhe te pala e kundërt, humbjen, ngushtimin e gjoksit dhe jetën e vështirë, siç thotë: ***“Allahu ia hap zemrën për (të pranuar) Islamin atij që dëshiron ta udhëzojë, ndërsa atij që dëshiron ta lërë në humbje, (ia mbyll zemrën e) ia shtrëngon gjoksin si të jetë duke u ngjitur në qiell.”*** *(Kurani, 6:125)* ***“A është njëlloj si ai që Allahu ia ka hapur kraharorin për të pranuar Islamin, duke qenë kështu në dritën e Zotit të vet, (ashtu edhe ai që e ka zemrën të mbyllur ndaj besimit?!)”*** *(Kurani, 39:22)* Gjithashtu Allahu i Lartësuar përmend bashkë udhëzimin dhe kthimin tek Ai (pendimin) dhe te pala tjetër, Ai tregon bashkë humbjen dhe ngurtësimin e zemrës: ***“Allahu zgjedh për këtë fe kë të dojë dhe udhëzon drejt saj këdo që kthehet tek Ai me pendim.”*** *(Kurani, 42:13)* ***“Prandaj, mjerë ata që e kanë zemrën të pandjeshme, kur përmendet Allahu! Njerëz të tillë janë në humbje të qartë!”*** *(Kurani, 39:22)*

## 92.

Udhëzimi dhe mëshira dhe ato që vijnë, si dhurimi dhe mirësia, të gjitha këto bëjnë pjesë në një virtyt që quhet *dhënie*. Ndërsa humbja dhe dënimi dhe ato që u vijnë pas, janë pjesë e mohimit, kështu që Allahu i lartësuar i vërtit robërit e Tij mes dhënies e mohimit, dhe e gjithë kjo ndodh si rrjedhojë e një urtësie madhore, e një pushteti absolut dhe lavdërimi të plotë, prandaj s’ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Zotit.

## 93. Shpirtrat e ligj lidhen me këtë botë

Nëse i sheh njerëzit jo-aktivë, pa vullnet, pa ambicie dhe pa synimin për të arritur gjërat më të vlefshme, të nëpërkëmbur nga kjo dynja e ulët, lëri në atë që kanë zgjedhur, sepse atë meritojnë, vetëm ajo u shkon për shtat, për arsye se e kanë prishur brendësinë e tyre. Mirëpo shumë shpejt dynjaja u largohet, i lë të hutuar në kërkimet e tyre, duke u kthyer në dënim për ta, për aq sa ata janë të dhënë pas saj. Por mbesin dëshirat dhe epshet për këtë botë, ndonëse një pengesë është vënë mes tyre dhe asaj që ata dëshirojnë, e që shuan çdo shpresë. Njeriu i mençur, sikur të përfytyronte dhimbjet dhe dëshpërimin që

haset në atë gjendje, do t'i ndërpriste sa më shpejt të qe e mundur lidhjet me dynjanë, ashtu siç ngutet për ta shmangur veten nga lëndët e dëmshme. Në qoftë se ai shkëputet prej saj, ai gjithsesi do ta marrë pjesën e caktuar prej kësaj bote, ndërkohë që qëllimi dhe ambicia e tij janë të lidhura me synimin më të lartë. Allahu na ruajt!

## 94. Sinqeriteti është shpëtim ndërsa gënjeshtra shkatërrim

Ruaju nga gënjeshtra, sepse ajo e rrënon perceptimin real të gjërave dhe njëkohësisht të rrënon edhe kalimin e tyre të saktë nga ty te njerëzit. Ajo e paraqet të paqenën si të qenë, dhe të qenën si të paqenë, të vërtetën e paraqet si të kotë dhe të kotën si të vërtetë, të mirën si të keqe dhe të keqen si të mirë. Kështu njeriut i rrënohet përfytyrimi i gjërave si ndëshkim për gënjeshtrën. Më pas ai mundohet t'ia transmetojë bashkëbiseduesit të tij, i cili është mashtruar dhe u beson fjalëve të tij dhe kështu ia rrënon edhe atij diturinë dhe përfytyrimin real të çështjeve. Shpirti i gënjeshtarit tenton t'i shmanget realitetit dhe anon nga e paqena, dhe i jep përparësi të kotës. Në qoftë se atij i rrënohet aftësia e përfytyrimit të gjërave dhe e dijes, të cilat janë pikënisja e çdo veprimi të vullnetshëm, atëherë atij i rrënohen edhe veprimet duke u reflektuar gënjeshtra edhe në veprime, kështu që kur shfaqet ndonjë gënjeshtër nga veprimet (si rezultat i perceptimeve), është njësoj sikur të ketë dalë nga gjuha, dhe kështu ai nuk përfiton as nga gjuha e as nga punët e tij. Për këtë arsye gënjeshtra është baza e gjërave të shëmtuara, siç thotë Pejgamberi (salallahu alejhi ue selem): "*Vërtet që gënjeshtra të çon drejt gjërave të shëmtuara, dhe gjërat e shëmtuara të çojnë në zjarr.*"[98]

Fillimisht gënjeshtra del nga shpirti dhe kalon te gjuha, duke e prishur atë, pastaj kalon te gjymtyrët dhe i prish punët e gjymtyrëve ashtu siç ia prish gjuhës thëniet, e kështu gënjeshtra përfshin fjalët, veprat dhe tërë gjendjen e njeriut. Kështu ai kapullohet krejtësisht prej saj dhe kjo sëmundje do ta shkatërrojë atë, veç nëse Allahu e mëshiron duke e shëruar me ilaçin e sinqeritetit dhe duke ja shkulur atë sëmundje nga rrënja. Prandaj sinqeriteti është burimi (origjina) i të gjitha veprave të zemrës, ndërsa burimi i të gjitha

---

[98] Pjesë e shkëputur nga hadithi që e transmeton Buhariu, nr. 2606.

të kundërtave, si, për shembull, syefaqësisë, vetëpëlqimit, mendjemadhësisë, mburrjes, dëmtimit, përtacisë, frikës, nënçmimit etj., është gënjeshtra.

Çdo vepër e mirë, e jashtme qoftë ajo apo e brendshme, burimi i saj është sinqeriteti, ndërsa çdo vepër e shëmtuar, qoftë e jashtme apo e brendshme, burimi i saj është gënjeshtra. Allahu i lartësuar e dënon gënjeshtarin duke ia mohuar gjërat e mira dhe të dobishme të kësaj bote, ndërsa të sinqertin e shpërblen duke i dhënë sukses dhe duke i krijuar mundësi t'i arrijë gjërat e dobishme të kësaj bote dhe të botës tjetër. Me asgjë nuk mund t'i tërheqë të mirat e kësaj bote dhe të botës tjetër më mirë sesa me sinqeritet dhe gjithashtu të këqijat dhe të dëmshmet s'mund t'i tërheq me diçka tjetër sikurse me gënjeshtrën. Allahu i lartësuar thotë: *"**O besimtarë! Frikësojuni Allahut dhe bëhuni me ata që janë të sinqertë (në fjalë dhe në vepra)!**" (Kurani, 9:119) "**Kjo është Dita në të cilën të sinqertëve u sjell dobi sinqeriteti i tyre.**" (Kurani, 5:119) "**Madje, kur çështja (e luftës) është vendosur, do të ishte më mirë për ata që të tregohen të sinqertë ndaj Allahut.**" (Kurani, 47:21) "**Disa beduinë erdhën me shfajësime, duke të të kërkuar leje, që të mos shkonin në luftë. Dhe munguan ata që e gënjyen Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Ata prej atyre që mohuan, me të vërtetë, do t'i godasë një dënim i dhembshëm.**" (Kurani, 9:90)*

**95. Komenti i ajetit:** "Por mund ta urreni një gjë, ndërkohë që ajo është e mirë për ju, e mund ta doni një gjë, ndërkohë që ajo është e dëmshme për ju. Allahu di, kurse ju nuk dini."

Ky ajet përmban disa urtësi, disa mistere dhe gjëra të tjera të dobishme për robin. Kur robi e kupton se gjëja e dëmshme mund t'i sjellë diçka të mirë dhe ajo që është e mirë mund t'i sjellë diçka të dëmshme, atëherë nuk është i sigurt nëse gjëja e pëlqyer mund t'i sjellë diçka të dëmshme, dhe nuk i humbet shpresat që gëzimi mund t'i vijë prej andej nga mendon se po dëmtohet. E gjithë kjo i ndodh sepse ai nuk i di përfundimet e çështjeve, por është Allahu Ai që di ato që robi nuk i di. Kur ta ketë kuptuar këtë, atëherë do të vijë te disa përfundime të rëndësishme:

I pari: Nuk ka diçka më të dobishme për njeriu se përmbushja e obligimeve me gjithë vështirësitë që mund të hasen në fillim, sepse përfundimet e urdhëresave janë plot mirësi e gëzime, kënaqësi e prehje. Shpirti mund të mos i pëlqejë ato, por në realitet ato janë të mira dhe të dobishme për të. Dhe nuk ka diçka më të dëmshme se kryerja e veprave të ndaluara, megjithëse shpirti i pëlqen, anon drejt tyre, por përfundimi i mëkatit është gjithë dhimbje, mërzi, fatkeqësi dhe të këqija.

Logjika e shëndoshë e shtyn njeriun t'i përballojë dhimbjet e lehta për të arritur te kënaqësitë e mëdha dhe mirësitë e shumta, dhe njëkohësisht e shtyn atë t'u largohet kënaqësive që e kanë jetën e shkurtër dhe përcillen me dhimbje të shumta e të këqija të vazhdueshme. Shkurtpamësia nuk e lë injorantin të kalojë çastin fillestar për të arritur te synimet, ndërsa i mençuri, gjithmonë e hedh vështrimin te synimet, duke i parë përtej perdeve qëllimet e lavdëruara dhe ato që janë të përçmuara. Ndalesën ai e shikon si një ushqim të shijshëm, të përzier me një helm vrasës dhe, sa herë që ëndjet e tërheqin drejt këtij ushqimi, ai ndalon për shkak të helmit. Ndërsa urdhëresën e shikon si një ilaç me shije të hidhur, por që shëron dhe i kthen shëndetin. Sa herë që shija e hidhur tenton ta frenojë nga përdorimi, ai nxitet nga dobitë që përfiton. Mirëpo, që të realizohet kjo, kërkohet dituri, në mënyrë që të arrijë t'i dallojë përfundimet në momentet e para, gjithashtu kërkohet durim i fortë që ta përmbajë veten dhe t'i përballojë vështirësitë që hasen gjatë rrugës duke shpresuar të mbërrijë te qëllimi. Nëse e humbet durimin dhe bindjen, e ka të pamundur të arrijë diçka të tillë, ndërsa në qoftë se i forcohet bindja dhe durimi, e ka të lehtë të përballet me çdo vështirësi që has gjatë rrugës në kërkim të së mirës dhe kënaqësisë së përhershme.

Prej mistereve të këtij ajeti është se robit i kërkohet që përfundimin e çështjeve t'ia dorëzojë Atij që i di përfundimet, të pajtohet me caktimet dhe zgjedhjet e Tij duke synuar përfundimin më të mirë.

I dyti: Robi nuk i propozon ndonjë zgjidhje për gjendjen Zotit të tij; nuk bën ndonjë zgjedhje tjetër dhe nuk i kërkon diçka për të cilën nuk ka dituri (për dobinë e asaj gjëje), sepse ndodh që i gjithë dëmi mund të jetë në të, madje vetë shkatërrimi i tij pa e ditur edhe ai vetë këtë. Pra, nuk bën ndonjë zgjedhje tjetër veç asaj të Zotit të tij dhe i lutet Atij që t'i japë sukses për të

zgjedhur të mirën dhe të jetë i kënaqur me zgjedhjen, sepse kjo është gjëja më e dobishme për të.

I treti: Nëse ia dorëzon çështjen Zotit të tij dhe pajtohet me caktimin e Tij, Allahu i Lartësuar do ta përkrahë në zgjedhjen e tij dhe do ta bëjë të durueshëm dhe të vendosur. E largon nga çdo e keqe që mund ta godasë si pasojë e zgjedhjes që ai ka bërë. Zoti i largon çdo të keqe që mund t'i vinte si pasojë e zgjedhjes. Ai i sjell atij përfundime të dobishme, pikërisht për shkak të zgjedhjes së Tij, përndryshe sikur puna të lihej vetëm në zgjedhjen e robit, nuk do të shihte qoftë edhe disa nga këto përfundime të dobishme.

I katërti: Këtu njeriu çlirohet nga mendimet që e lodhin për zgjedhjet e ndryshme që duhet të bëjë, e çliron zemrën nga supozimet dhe planifikimet me të cilat s'mund t'i ikë caktimit të Allahut. Nëse do të mjaftohej me këtë, do të ngelej i kënaqur me zgjedhjen e Allahut, do t'i vinte ajo që është caktuar për të, dhe ai do të ishte i lavdëruar dhe falënderues, ose në të kundërtën, përsëri do t'i ndodhë ajo që është caktuar, por në këtë rast do jetë i përçmuar, sepse u mjaftua vetëm me zgjedhjen e vet. Nëse robi vërtet ia dorëzon çështjen Allahut dhe pajtohet me atë çfarë është caktuar për të, do të përfshihet nga butësia dhe dashamirësia në atë caktim. Pra do të jetë ndërmjet dashamirësisë dhe butësisë, ku dashamirësia e mbron nga ajo me të cilën nuk është i kënaqur, ndërsa butësia ia lehtëson atë që është caktuar për të.

Një nga shkaqet kryesore që ndikon në realizimin e caktimit (kaderi) për robin, është përpjekja e tij për t'iu shmangur atij; ndaj nuk ka gjë më të dobishme për të sesa t'i dorëzohet kaderit si i vdekuri që nuk lëviz, sepse egërsirës nuk i pëlqen të ushqehet me të ngordhurën.

## 96. Kush e njeh veten, njeh edhe Zotin e tij

Nuk përfiton nga mirësitë e Allahut (besimi dhe dija), veçse ai që e njeh vetveten dhe e vlerëson ashtu siç duhet, pa i kaluar kufijtë. Ai nuk thotë kjo është pronë e imja, për diçka që dihet se është pronë e Allahut dhe se i ka ardhur prej Tij dhe me ndihmën e Tij. Ai është Dhuruesi, fillim e mbarim, pa ndonjë shkak prej robit dhe pa e merituar atë. Mirësitë e Allahut e bëjnë robin të jetë i përulur dhe e thyejnë atë në mënyrë të atillë, saqë e shikon veten pa

asnjë të mirë dhe se çdo gjë e mirë që ai gëzon është e Allahut, e ka marrë prej Tij, ndaj mirësitë e bëjnë atë të ndiejë përulje dhe nënshtrim të habitshëm e që nuk përshkruhet dot. Sa herë që i vjen ndonjë mirësi e re i shtohet përulja, nënshtrimi, frika, dashuria dhe shpresa. Kjo vjen si rezultat i dy veprave fisnike:

1. Njohjes së Zotit të Tij, njohjes së përsosmërisë, bamirësisë, pasurisë dhe mëshirës së Tij, si dhe faktit se të gjitha mirësitë janë në duart e Tij. Pra janë pronë e Tij, kështu që i jep kujt të dojë dhe privon atë që do. Atij i përket lëvdata dhe falënderimi!

2. Njohjes së vetvetes, që do të thotë ndalimi te kufijt që i takojnë asaj, njohja e problemeve vetjake, njohja e mangësive personale, e injorancës dhe e padrejtësive që njeriu ka. Robi duhet ta dijë se ai vetë nuk zotëron asnjë të mire, as nuk jep të mira dhe as nuk i shkakton ato. Vetë njeriu nuk ishte asgjë, as me qenien dhe as me cilësitë e tij, dhe s'ka më të mangët dhe më të pavlerë se ai. Më pas Allahu e nxori në ekzistencë, ndaj çdo e mirë që ai ka, është rezultat i kësaj ekzistence që nuk e shkaktoi ai dhe as nuk e solli vetë. Nëse këto dy lloj njohurish bëhen petku real i tij dhe nuk mbesin thjesht vetëm fjalë të gojës, atëherë bindet se të gjitha falënderimet dhe lavdërimet i përkasin Allahut, e gjithë çështja është në dorën e Tij, të gjitha të mirat janë në duart e Tij, vetëm Atij i përket lëvdata dhe falënderimi, ndërsa njeriut i përket qortimi dhe kritika. Nëse njeriut i humbet realizimi i këtyre dy diturive, fjalët, veprat dhe gjendja e tij do të jenë shumëngjyrëshe; i ngatërrohen çështjet dhe nuk orientohet dot drejt rrugës së drejtë e cila të shpie tek Allahu. Prandaj, ky synim arrihet nëpërmjet realizimit teorik dhe praktik të këtyre dy njohurive, ndërsa ky synim paralizohet për shkak të humbjes së këtyre dy njohurie. Kjo është domethënia e atyre që thonë: “Kush e njeh veten ka njohur edhe Zotin e tij.”

Vërtet kur e kupton sa injorant, sa i padrejtë, me sa të meta e mangësi, sa nevojtar, sa i varfër, sa i ulët dhe sa i mjerë është, dhe e kupton se Zoti i tij është e anasjellta, atëherë kufizohet në mundësitë e tij, dhe lavdëron Zotin me një pjesë nga ato që Ai meriton; ia përkushton vetëm Atij forcën e dashurisë, frikës, shpresës, pendimit, mbështetjes. Atë e ka më të dashurin, Atij ia ka

frikën më shumë, tek Ai shpreson më shumë se tek kushdo tjetër. Ky është përkushtimi i njëmendët i adhurimit dhe nënshtrimit.

Tregohet se një nga njerëzit e mençur kishte shkruar mbi portën e shtëpisë së tij: "Nuk do të përfitojë nga urtësia dhe mençuria jonë veçse ai që e njeh veten dhe ndalet te mundësitë e tij. Kush është i tillë, le të hyjë, përndryshe le të kthehet derisa të bëhet."

## 97. Të këqijat e epsheve

Durimi përballë epshit është më i lehtë sesa durimi i pasojës që shkakton epshi, sepse ose do të bëhet shkak për ndëshkim e dhimbje, ose do të bëhet shkak për të humbur ndonjë kënaqësi më të mirë, ose do humbasë kohën, për humbjen e së cilës do të ndiesh keqardhje, ose do të cenosh një pjesë të nderit, ndërkohë që ruajtja e tij është më e dobishme, ose do të shpenzosh pasuri, të cilën po ta kishe ruajtur do të ishte më mirë se shpenzimi i saj, ose do humbasësh një pjesë të personalitetit dhe autoritetit që pa dyshim ruajtja e tyre është më e mirë, ose do të të largohet një mirësi, ekzistenca e së cilës është më e këndshme dhe më e ëmbël se dhënia pas këtij epshi, ose do të bëhesh shkak që t'i hapësh rrugë ndonjë njeriu të padenjë të të cenojë, gjë të cilën s'mund ta bënte më parë, ose do i shkaktosh vetes një brengë, mërzi apo frikë që s'krahasohet me një kënaqësi të pakët të përjetuar nga epshi, ose do të jetë shkak të harrosh një dituri, ruajtja e së cilës është më e dobishme, ose i bën qejfin ndonjë armiku dhe mërzit ndonjë mik, ose i pret rrugën ndonjë miqësie që do të vinte, ose i shkakton vetës ndonjë të metë a turp që nuk zhduket më, sepse siç dihet veprat ndikojnë te virtytet dhe atributet e njerëzve.

## 98. Islami është i mesëm

Morali ka një përkufizim, të cilin po e kalove, kthehet në padrejtësi, po gjithashtu nëse e lë mangët konsiderohet e metë dhe zhvlerësim.

Edhe zemërimi ka një përkufizim: trimëria e lavdëruar në vendin e duhur dhe ashpërsia ndaj të këqijave dhe veprave të ulëta, që në këtë rast

konsiderohet atribut përsosmërie. Nëse e tejkalon këtë kufi, atëherë kthehet në padrejtësi dhe shkelje të të drejtave, po ashtu nëse lë mangët bëhet frikacak dhe nuk i shmang dot të këqijat.

Lakmia ka një kufi: ajo është të mjaftohesh me aq sa ke nevojë në këtë botë dhe të marrësh prej saj aq sa të duhet. Nëse e tejkalon këtë kufi, ajo kthehet në grykësi dhe në lakmi për diçka që nuk është e këshillueshme të lakmohet. Por edhe nëse e lë mangët, konsiderohet nënçmim dhe mospërmbushje e të drejtave.

Zilia ka kufi: ajo është të garosh për të arritur përsosmërinë dhe ambicia për të mos mbetur mbrapa tjetër kujt. Nëse kalohet ky kufi, atëherë kthehet në padrejtësi që kërkon asgjësimin e së mirës nga ai të cilin e kemi zili, dhe për më tepër mundohemi ta lëndojmë. Nëse e lë mangët konsiderohesh në rang të ulët, me ambicie të dobëta dhe shpirtngushtë. Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: "*Nuk ka zili (të lejuar) përveçse ndaj dy personave: një personi që Allahu i ka dhënë pasuri dhe e shpenzon në vendin e duhur, dhe një personi të cilit Allahu i ka dhënë dituri, me të cilën gjykon mes njerëzve dhe ua mëson të tjerëve.*"[99] Kjo lloj zilie konsiderohet konkurrim, nëpërmjet së cilës (ziliqari) i kërkon vetes të jetë si personi të cilin e ka zili, dhe kjo nuk konsiderohet zili e urryer, sepse nuk synon që mirësia të zhduket nga personi të cilin e ka zili.

Kufiri i dëshirave dhe epsheve është moscenimi i kënaqësisë së zemrës dhe rehatisë së arsyes nga pesha e adhurimit, nga përfitimi i virtyteve morale dhe mbështetja në to për arritjen e këtij qëllimi. Nëse tejkalohet kjo, atëherë kthehet në dëshirë shtazarake dhe personi bie në rangun e kafshëve. Por nëse lihet mangët, lënia e dëshirave nuk është një zbrazëti në kërkim të përsosmërisë dhe virtytit, por është dobësi dhe paaftësi dhe mospërfillje, e ndoshta mund të përfundojë si ai udhëtari që nuk ka udhëtuar, por edhe kafshën e ka lodhur.

Kufiri i rehatisë është çlodhja e vetes dhe e të gjitha aftësive perceptuese dhe vepruese, që të jesh i qetë në adhurimin e Allahut të Lartësuar, dhe të pajisesh me virtyte të larta, si dhe të ruash këto aftësi për të mos u nënshtruar

[99] Transmeton Buhariu, nr. 817.

nga lodhja dhe përpjekja. Nëse e tepron me çlodhjen, atëherë ajo kthehet në përtaci, pasivitet, dhe kështu humbet shumë gjëra të dobishme. Ndërsa nëse e lë mangët kjo aftësi dëmtohet nga keqtrajtimi.

Bujaria ka një kufi ndërmjet dy ekstremeve, nëse e kalon këtë shndërrohet në shpërdorim dhe shpenzim pa kriter, e nëse lë mangët konsiderohet koprraci.

Trimëria ka një kufi, të cilin nëse e kalon shndërrohet në tërbim dhe papërgjegjshmëri, e nëse lë mangët bëhesh frikacak. Kufiri i saj është të bësh përpara aty ku duhet të bësh para dhe të tërhiqesh, aty ku duhet të tërhiqesh, siç i ka thënë Muavija Amër ibn El Asit: "E kam pasur gjithmonë të vështirë të të dalloj nëse je trim apo frikacak, sepse bën përpara nganjëherë, saqë ai që të sheh thotë: - ky është trimi i trimave, - por nganjëherë frenohesh, saqë them: ky është frikacaku i frikacakëve. - Amri tha: - Tregohem trim kur më jepet rasti, ndërsa kur nuk më jepet rasti jam frikacak."

Xhelozia ka një kufi, të cilin në qoftë se e kalon, atëherë kthehet në akuzë dhe paragjykim për të pafajshmin, e nëse lë mangët atëherë kalon në shkujdesje dhe *dejathe.*[100]

Edhe modestia ka një kufi, të cilin nëse e kalon kthehet në poshtërim dhe nënçmim, e nëse e lë mangët shkon drejt mburrjes dhe mendjemadhësisë.

Krenaria ka një kufi, të cilin nëse e kalon shndërrohet në kryeneçësi e kryelartësi, si dhe në një moral të shëmtuar, e nëse e lë mangët të çon drejt poshtërimit dhe nënçmimit.

Parimi rregullues i të gjitha këtyre është drejtësia, domethënë, të ndjekësh të mesmen ndërmjet dy ekstremeve: teprimit dhe mangësisë. Mbi këtë parim bazohen përfitimet e dobishme të kësaj bote dhe të Ahiretit, po ashtu çdo përfitim fizik arrihet vetëm sipas këtij parimi, sepse nëse disa elemente të tij devijojnë nga e mesmja, atëherë çrregullimi që do t'i ndodhë në shëndetin e tij, do të jetë në varësi të devijimit nga kufiri mesatar. Po ashtu veprimet normale të jetës së njeriut si gjumi, të ndenjurit zgjuar, ngrënia, pirja, marrëdhëniet intime, lëvizjet dhe sporti, veçimi nga njerëzit dhe përzierja me

[100] Gjendje personaliteti në të cilën njeriu nuk shqetësohet për nderin e familjes; nuk i shmang gjërat poshtëruese, sepse nuk i sheh si të tilla; mungesë e theksuar e xhelozisë (*shën. i përkth.*).

ta etj., nëse janë në kufirin mesatar ndërmjet dy ekstremeve të papëlqyeshme, atëherë konsiderohen drejtësi, e nëse shmangesh në ndonjërën anë është mangësi, gjë që rrjedhimisht do shkaktojë mangësi. Nga dituritë më të vlefshme dhe më të dobishme është njohja e kufijve dhe kufizimeve, veçanërisht kufijtë e dispozitave të ligjëruara në Sheriat, urdhëresa apo ndalesa qofshin. Njeriu më i ditur është ai që i njeh më mirë këta kufij, në mënyrë që të mos i ngatërrojë këto koncepte dhe zbatimin e tyre me gjëra të tjera që nuk u përkasin atyre, si dhe të mos përjashtojë diçka që është pjesë e tyre. Allahu i Lartësuar ka thënë: ***"Beduinët janë mohuesit dhe hipokritët më të mëdhenj dhe më të prirët për të mos njohur kufijtë, që Allahu ia ka shpallur të Dërguarit të Tij."*** *(Kurani, 9:97)* Njeriu më i drejtë është ai që zbaton kufizimet e parimeve morale dhe veprave të ligjëruara, në teori dhe praktikë. Me ndihmën e Allahut vjen suksesi.

## 99. Devotshmëria është në zemër

Ebu Derdai ka thënë: "Sa i mirë është gjumi që bëjnë të mençurit dhe ushqimi që hanë ata, si ua kalojnë të marrëve me namazin që falin natën dhe agjërimin që bëjnë ditën? Një punë sa një grimcë e punuar nga i devotshmi është më e mirë se ato veprat sa malet që kryejnë të mashtruarit me vetën e tyre."[101] Kjo thënie është një margaritar që tregon më së miri për diturinë e përkryer të sahabëve dhe se ata janë prijësit e parët në çdo punë të mirë.

Dije, se robi, rrugën për tek Allahu e përshkon me zemër dhe me ambicie, jo me trup, dhe se devotshmëria e njëmendët është ajo e zemrës, jo ajo e gjymtyrëve. Allahu thotë: ***"Po, kështu është! Ndërsa kush madhëron shenjat e fesë së Allahut, tregon përkushtimin e zemrës së tij."*** *(Kurani, 22:32)* ***"Tek Allahu nuk arrin as mishi, as gjaku i tyre, por arrin përkushtimi juaj."*** *(Kurani, 22:37)* Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: "*Devotshmëria është këtu*", dhe bëri me shenjë në kraharor.[102]

I mençuri me vendosmëri të vërtetë, me ambicien e lartë, me pastrimin e qëllimit dhe kthjelltësinë e tij, arrin që me pak punë të përshkojë distancë

[101] Transmeton Ahmedi te vepra e tij *Zuhd*, fq. 71; dhe Ebu Nuajm tek *El Hiljeh* (1/211).
[102] Transmeton Muslimi, nr. 2564.

shumë herë më tepër se ai që është i zbrazët nga këto parime bazë, megjithëse lodhet më shumë dhe has vështirësi të mëdha. Kjo, sepse vendosmëria e bën të ëmbël udhëtimin. Ecja drejt Allahut bëhet me ambicie, me çiltërsi, me vendosmëri dhe me dëshirën për të arritur qëllimin. Ai që ka ambicie të larta i paraprin në distancë - qoftë edhe duke ndenjur - tjetrit, që mund të ketë më shumë vepra. Por nëse janë të barabartë në ambicie, atëherë paraprin ai, veprat e të cilit janë më shumë. Kjo pikë ka nevojë për sqarim në mënyrë që të përputhet me islamin dhe ihsanin.

Udhëzimi më i plotë është udhëzimi i Profetit (salallahu alejhi ue selem) i cili i jepte hakun secilës prej tyre (Islamit dhe ihsanit). Ai me përsosmërinë e tij, me vullnetin e tij dhe me pozitën që kishte, falej derisa i ënjteshin këmbët dhe agjëronte aq shumë sa thoshin se nuk do ushqehej kurrë më gjatë ditës. Luftonte në rrugë të Allahut, shoqërohej me shokët e tij dhe nuk fshihej prej tyre, nuk linte diçka nga namazet nafile dhe lutjet, megjithëse përballej me situata që forca njerëzore normale e ka të pamundur përballimin e tyre. Allahu i ka urdhëruar robërit e Tij që t'i praktikojnë dispozitat e Islamit në aspektin e jashtëm dhe të zbatojnë realitetin e besimit në brendësinë e tyre; asnjëra nga këto të dyja nuk pranohet pa tjetrën. Transmetohet nga Profeti (salallahu alejhi ue selem) se ai ka thënë: "*Islami është shfaqje e jashtme, ndërsa besimi është në zemër.*"[103] Çdo shfaqje e islamit që nuk e çon vepruesin në besimin e brendshëm, nuk i bën dobi deri në çastin kur përmban diçka nga besimi i brendshëm. Dhe çdo ndjenjë e brendshme, e cila nuk ndikon që njeriu të praktikojë dispozitat e Islamit, çfarëdo qoftë ajo, edhe sikur t'i çahej zemra nga dashuria dhe frika, përderisa nuk e kryen adhurimin sipas asaj që kërkon Sheriati, nuk shpëton nga zjarri. E njëjta gjë vlen edhe nëse i zbaton të gjitha dispozitat e jashtme të Islamit, në qoftë se nuk ke besimin e vërtetë, nuk shpëton nga zjarri.

Mbasi u njohëm me këtë, themi se udhëtarët e sinqertë për te Allahu dhe bota tjetër janë dy llojesh:

Një palë, e cila pas kryerjes se farzeve, kohën tjetër të lirë ia kushton nafileve, duke i kryer ato rregullisht, por pa i kushtuar rëndësi realizimit të

[103] Transmeton Ahmedi (3/134); Ibn Ebi Shejbeh (11/11); El Ukajli tek *Ed-Duafa El Kebir* (3/250). Nuk është autentik (daif).

veprave të zemrës, pozitës që ato kanë dhe dispozitave të tyre, ndonëse nuk janë pa asgjë edhe në këtë drejtim, ambicia e tyre është drejtuar kah shtimi i veprave.

Pala tjetër, përveç farzeve dhe nafileve, gjejnë hapësirë t'i përkushtohen edhe përmirësimit të zemrës dhe t'i vënë ato (zemrat) vetëm në shërbim të Allahut. Këtë forcë të zemrës, kjo palë e merr nga përmirësimi i dashurisë, frikës, shpresës, mbështetjes, pendimit etj., dhe janë të bindur se një sasi e vogël nga këto që përmendëm, që ata ndiejnë në zemrat e tyre nga Allahu, është më e dashur për ta se shumë vepra fakultative. Nëse ndonjëri nga këta e përjeton afërsinë, dashurinë, përmallimin, përuljen, nënshtrimin etj., nuk e ndërron atë me asgjë, përveç rastit kur ka për të zbatuar ndonjë urdhëresë, zbatimi i së cilës e shmang përkohësisht nga ndjenja që po përjetonte.

Ndërsa kur vihet në pyetje zbatimi i nafileve, këtu lind dilema nëse arrin ta realizojë duke përjetuar edhe ndjenjën ose jo. Nëse arrin, e bën, përndryshe shikon se cila prej tyre është më e dashur tek Allahu. Pra a është më e dashur tek Allahu zbatimi i nafiles, edhe në qoftë se humb atë ndjenjë; për shembull, nëse shpëton dikë nga një fatkeqësi (mbytja etj.), apo e orienton dikë që ka humbur drejtimin, apo e zbut gjendjen e dikujt që ndodhet në hall etj. Në këtë rast duhet t'i japë përparësi nafiles e cila është më e vlefshme dhe ta dijë se nëse e bën këtë për hir të Allahut, për të arritur kënaqësinë e Tij dhe për t'u afruar tek Ai, atëherë Allahu i Lartësuar do t'ia rikthejë atë prej së cilës hoqi dorë, bile do t'ia shtojë. Por, nëse ndjenja është më e dobishme se nafilja, të vazhdojë me të derisa t'i largohet edhe nëse kjo bëhet shkak për ta lënë nafilen, sepse ndjenja është çastore, ndërsa nafilet mund t'i kryej edhe më pas. Ky rast kërkon gjykim të mprehtë, që gjatë rrugës të dimë t'i vlerësojmë nivelet e veprave dhe t'u japim përparësi veprave më të rëndësishme ndaj atyre që janë më pak të rëndësishme. Allahu jep sukses dhe s'ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Tij, e as Zot të vërtetë veç Tij.

## 100. Origjina e veseve të urryera dhe virtyteve të larta

Origjina dhe burimi i të gjitha veseve të urryera është mendjemadhësia, nënçmimi dhe të qenurit i ulët. Ndërsa origjina dhe burimi i moraleve të larta është frikë-respekti dhe ambicia e lartë.

Mburrja, zilia, vetëpëlqimi, padrejtësia, kalimi i kufijve, ngurtësimi i zemrës, despotizmi, kryeneçësia në pranimin e këshillës, refuzimi i të vërtetës, tendenca për të qenë mbi të tjerët, kërkimi i pozitës dhe udhëheqjes, lavdërimi për diçka që në të vërtetë nuk është meritë e tij, të gjitha burojnë nga mendjemadhësia. Ndërsa gënjeshtra, mashtrimi, shthurja, syefaqësia, intriga, kurthi, lakmia, të qenurit frikacak, koprracia, përtacia, përulja para dikujt tjetër përveç Allahut, shkëmbimi i më të mirës me më të keqen e të tjera si këto, janë rezultat i nënçmimit, i të qenurit i ulët dhe shpirtvogël.

Moralet e larta, si: durimi, trimëria, drejtësia, ndershmëria, bujaria, urtësia, falja e toleranca, krenaria dhe largimi nga veprat e ulëta, modestia, të mjaftuarit me atë që ke, sinqeriteti dhe çiltërsia, që mirësia të kthehet me mirësi si ajo ose edhe me më të mirë, mosgjurmimi i të metave të njerëzve dhe mosinteresimi për gjëra që nuk janë në interes të tij, pastrimi i zemrës nga veprat e urryera e të tjera si këto, të gjitha burojnë nga frikë-respekti dhe ambicia e lartë.

Allahu i lartësuar na ka njoftuar se toka fillimisht është e përulur dhe e molisur, më pas i bie shiu me të cilin e merr veten, gjallërohet dhe jep fruta dhe bukuri, po kështu është edhe shembulli i krijesës kur merr hisen e vet prej udhëzimit.

Ndërsa zjarri, si natyrë të tijën ka lartësinë dhe shkatërrimin, e më pas fiket duke u kthyer në gjënë më të pavlerë dhe më të rëndomtë. I këtillë është edhe shembulli i njeriut që ka këtë natyrë: gjithmonë është ndërmjet kërkimit të lartësimit kur është aktiv dhe i zjarrtë dhe të qenurit i ulët dhe i rëndomtë kur fiket.

Shembulli i veseve është si zjarri, ndërsa moralet e larta janë si toka, ndaj kush ka ambicie të lartë dhe shpirt të përulur do të pajiset me çdo virtyt të bukur, ndërsa kush ka ambicie të ulëta dhe shpirt të rebeluar, do të pajiset me çdo ves të ulët.

## 101. Rreth ambicjes së lartë dhe synimeve fisnike

Për t'u arritur synimi më i lartë kërkohet ambicie e lartë dhe një qëllim i drejtë, pa këto nuk arrihet synimi. Nëse vërtetë ambicia e robit është e lartë, atëherë ai do të lidhet vetëm me Allahun, gjithashtu edhe nijeti nëse është i vërtetë, ai është duke ndjekur rrugën që të shpie tek Allahu. Pra qëllimi ia përcakton rrugën, ndërsa ambicia përcakton atë që ai duhet të kërkojë. Nëse e njëson qëllimin dhe rrugën që të çon deri atje, atëherë gjithsesi ai do ta arrijë atë që do.

Në të kundërt, nëse ambicia është e ulët, ai lidhet dhe jepet pas gjërave të ulëta duke iu shmangur qëllimit dhe synimit më të lartë. Gjithashtu edhe nijeti nëse nuk është i drejtë, si rrjedhojë edhe rruga që do të ndjekë nuk e çon te synimi.

Pra, e gjithë çështja vërtitet rreth ambicies së njeriut dhe qëllimit të tij, që njëherësh është edhe qëllimi i tij dhe rruga që do të ndjekë, por këtë nuk e arrin pa hequr dorë nga tri gjëra:

- të heq dorë nga zakonet, kriteret dhe situata e shpikura nga njerëzit;

- të heq dorë nga gjërat që e pengojnë në përcaktimin e synimit dhe rrugës që të çon atje;

- të heq dorë nga çdo gjë që e pengon zemrën t'i përkushtohet dhe të lidhet me synimin më të lartë.

Dallimi ndërmjet këtyre dy të fundit qëndron në faktin se gjërat që e pengojnë janë ngjarje dhe veprime të jashtme, ndërsa gjërat që e pengojnë zemrën të lidhet me synimin më të lartë janë të brendshme dhe janë të lejuara.

Parim bazë i gjithë kësaj është të heqë dorë nga gjërat e tepërta, të cilat e devijojnë nga synimi, gjëra si: ushqimi, pijet, gjumi, përzierja me njerëzit etj., prej të cilave merr aq sa ka nevojë për të arritur te qëllimi dhe refuzon pjesën tjetër, e cila mund ta shkëpusë nga qëllimi apo t'ia dobësojë dëshirën kërkuese.

Allahu na ruajt!

## 102. Thënie të xhevahirta të Ibn Mesudit

- Një person në prani të Ibn Mesudi tha: - Nuk dua që të jem nga ata të së djathtës, por nga ata që paraprijnë dhe janë të afërt! - Ibn Mesudi i tha: - Në mesin tonë kemi një person i cili kur të vdesë dëshiron të mos ringjallet. - Kishte për qëllim veten e tij. [104]
- Një ditë ndërsa doli nga shtëpia dhe po ecte, një grup njerëzish iu vunë prapa dhe po e ndiqnin. Ai u tha: - A kërkoni diçka nga unë? - Thanë: - Jo, por vetëm donim të ecnim me ty. - Ai u tha: - Kthehuni, sepse ky veprim është ulje për atë që e bën dhe sprovë për atë që ndiqet.[105]
- Sikur të më njihni mua ashtu siç e njoh unë veten, do të hidhnit dhé mbi kokën time.[106]
- Sa afër janë dy gjëra të padëshirueshme: vdekja dhe varfëria! Për Zotin, s'ka rrugë tjetër për robin, ose do të jetë i pasur ose i varfër, dhe unë nuk shqetësohem me cilën prej këtyre sprovohem, sepse shpresoj tek Allahu në çdonjërën prej tyre. Nëse sprovohem me pasuri, shpresoj të ketë qenë për dashamirësi, e nëse sprovohem me varfëri, shpresojë të më japë durim.[107]
- Ai tha: - Ju jeni udhëtarë në një rrugë përgjatë ditëve dhe netëve, jeni *jetë* që shkurtohet çdo ditë, jeni veprat që ruhen, ndërsa vdekja vjen befas. Kush mbjell mirë, pritet të korrë atë që dëshirohet, ndërsa kush mbjell të keqen, së shpejti do të korrë keqardhje dhe pishmanllek, pra çdokujt i takon ajo që ka mbjellë. I ngathëti nuk e humbet rriskun e tij, ashtu sikurse i zellshmi që nuk mund ta arrijë atë që nuk i është përcaktuar. Atij që i jepet një e mirë, le ta dijë që Allahu ia ka dhënë atë dhe kush shpëton nga ndonjë e keqe, prapë le ta dijë se Allahu e ruajti prej saj. Të devotshmit janë zotërinj, *fukahatë* (njohësit e Sheriatit) janë udhëheqës, ndërsa shoqëria me ta është shtim (i të mirave).[108]
- Ai tha: - Bazat janë dy: udhëzimi dhe fjala. Fjala më e mirë është fjala e Allahut dhe udhëzimi më i mirë është udhëzimi i Muhamedit (salallahu alejhi

[104] Transmeton Ahmedi te *Zuhd*, fq. 195; dhe Ebi Nuajmi tek *El Hiljeh* (1/133).
[105] Transmeton Ahmedi te *Zuhd*, fq. 265.
[106] Transmetohet tek *El Mustedrak* (3/315); dhe te *Hiljetul eulija* (1/133).
[107] Transmeton Ahmedi te *Zuhd*, fq. 195; dhe Ebi Nuajmi tek *El Hiljeh* (1/132).
[108] Transmeton Ahmedi te *Zuhd*, fq. 201; Taberani tek *El Kebir*, nr. 8533 etj.

ue selem). Gjërat më të këqija janë shpikjet në fe, dhe çdo shpikje në fe është bidat.

- Të mos ju mashtrojë shpresa për jetëgjatësi, sepse çdo gjë që pritet të vijë, është afër, ndërsa e largët është vetëm ajo që nuk pritet të vijë.
- I mjerë është ai që është caktuar të jetë i tillë që në barkun e nënës së tij, ndërsa fatlum dhe i zgjuar është ai që merr mësim nga ato që u ndodhin të tjerëve për shkak të veprave të tyre.
- Vrasja e muslimanit është *kufër*, ndërsa ofendimi i tij është gjynah.
- Nuk i lejohet muslimanit ta bojkotojë vëllain e tij musliman mbi tre ditë, por duhet t`i japë selam kur ta takojë, t'i përgjigjet kur e fton dhe ta vizitojë kur ai sëmuret.
- Tregimet më të këqija janë historitë e trilluara. Gënjeshtra nuk ka asgjë të mirë, pavarësisht nëse bëhet me shaka apo pa shaka. *Edhe prindit nuk i lejohet t'i premtojë fëmijës së tij diçka dhe pastaj të mos ia japë.* Vërtet gënjeshtra orienton drejt të këqijave dhe të këqijat të shpiejnë në zjarr, ndërsa sinqeritet orienton drejt devotshmërisë e devotshmëria të çon në Xhenet. Për të sinqertin do të thuhet: ishte i sinqertë dhe i devotshëm, ndërsa për gënjeshtarin thuhet: gënjente dhe është i prishur. Vërtetë që Muhamedi (salallahu alejhi ue selem) na ka njoftuar se njeriu vazhdon të tregohet i sinqertë derisa të shënohet tek Allahu i sinqertë, dhe ai që gënjen, vazhdon të gënjejë derisa të shënohet tek Allahu si gënjeshtar.[109]
- Ai tha: - Fjala më e vërtetë është Libri i Allahut, lidhja më e fortë është dëshmia e devotshmërisë, feja më e mirë është feja e Ibrahimit, suneti më i mirë është Suneti i Muhamedit (salallahu alejhi ue selem), udhëzimi më i mirë është udhëzimi i profetëve, biseda më fisnike është përmendja e Allahut, historitë më të mira i gjen në Kuran, veprat më të mira janë ato që kryhen me vendosmëri, ndërsa punët më të këqija janë shpikjet në fe.
- Pasuria e pakët, por e mjaftueshme, është më e mirë se pasuria e shumtë që të çorodit mendjen dhe të bën të shkujdesur.

[109] Transmeton Ahmedi te *Zuhd*, fq. 187; dhe Abdurrezaku te *Musanef*, nr. 20198.

- Më mirë të shpëtosh një shpirt se të ndërtosh një pallat, dhomat e të cilit nuk i numëron dot.
- Justifikimi më i keq është ai që bëhet para vdekjes, ndërsa pishmanlleku më i keq është ai i Ditës së Gjykimit.
- Humbja më e keqe është humbja që ndodh pas udhëzimit, pasuria më e mirë është pasuria e shpirtit, përgatitja më e mirë është devotshmëria, gjëja më e mirë që zë vend në zemrën e njeriut është *jekini* (besimi i sigurt, bindja).
- Dyshimi është pjesë e kufrit. Verbëria më e keqe është verbëria e zemrës. Alkooli është përmbledhës i gjynaheve. Gratë përdoren si karrem nga shejtani. Adoleshenca është një lloj çmendurie. Vajtimi është nga veprat e injorancës.
- Ka nga njerëzit që ditën e xhuma vijnë vetëm në fund dhe e përmendin Allahun fare pak.
- Prej gjynaheve më të mëdha është gënjeshtra. Kush fal dhe toleron, Allahu do ta falë atë. Kush e përmban zemërimin, Allahu e shpërblen. Kush kërkon falje i falet. Kush bën durim ndaj veprimeve të ulëta, Allahu do t'ia kompensojë me diçka më të mirë. Fitimi më i keq është ai që arrihet me kamatë. Gjëja më e keqe për t'u ngrënë është pasuria e jetimit. Përfundimi është në Ahiret. Vlerësimi i veprës bëhet sipas përfundimit të saj. Vdekja më fisnike është vdekja e shehidëve. Kush tregohet mendjemadh, Allahu e poshtëron; kush e kundërshton Allahun do t'i bindet djallit.[110]
- Bartësi i Kuranit duhet të dallohet natën kur njerëzit flenë, duhet të dallohet ditën kur njerëzit nuk agjërojnë; të dallohet me pikëllim kur njerëzit gëzohen; të dallohet me lotët e tij kur njerëzit qeshin; të dallohet me heshtjen kur njerëzit zhytën në biseda të kota, dhe me modestinë kur njerëzit mburren. Bartësi i Kuranit duhet të jetë i përlotur, i brengosur, i urtë, i mençur, i qetë dhe, nuk i takon atij të jetë i vrazhdë, i ngurtë, i shkujdesur, që bërtet dhe ulëret.[111]

[110] Transmeton Ibn Ebi Shejbeh te *Musanaf*, nr. 34541; Ebu Daudi te *Zuhd*, nr. 170, etj.
[111] Transmeton Ahmedi te *Zuhd*, fq. 202; dhe Ebi Nuajmi tek *El Hiljeh* (1/130).

- Kush përpiqet të lartësohet duke u mburrur, Allahu e ul, ndërsa kush tregohet modest, Allahu e ngre lart.[112]

- Te njeriu kemi dy shtysa: një prej engjëllit dhe një prej djallit. Ajo e engjëllit e nxit në punë të mira dhe në vërtetimin e së vërtetës, dhe në qoftë se e ndieni këtë, falënderojeni Allahun. Ndërsa ajo e djallit nxit në punë të këqija dhe në përgënjeshtrimin e së vërtetës, dhe nëse e ndieni këtë, kërkoni t'ju mbrojë Allahu.[113]

- Mua nuk më pëlqen ta shoh dikë të pa angazhuar, as në punët e kësaj bote, as të botës tjetër.[114]

- Atë njeri që namazi i tij nuk e urdhëron në punë të mira dhe nuk e ndalon nga punët e këqija, nuk i shton gjë tjetër veçse largim nga Allahu.[115]

- Shenjë e *jekinit* (besimi i sigurt) është që të mos i kënaqësh njerëzit duke zemëruar Allahun; të mos u bësh lëvdata të tjerëve për rriskun që të jep Allahu; të mos e fajësosh askënd për atë që Allahu nuk ta ka dhënë, sepse rriskun e Allahun nuk e ngut zelli i atij që përpiqet dhe as nuk frenohet për shkak të atij që nuk e dëshiron.

- Allahu i lartësuar me drejtësinë dhe urtësinë e Tij bëri që gëzimin dhe rehatinë t'i gjejmë në besimin e sigurt dhe te kënaqësia në caktimet e Tij, ndërsa brengën dhe mërzinë në dyshim dhe në zemërim (me caktimet e Allahut).[116]

- Për sa kohë që je në namaz, ti po troket në portën e Sunduesit dhe kush troket në portën e Tij, do t'i hapet.[117]

- Unë besoj se njeriu e harron diturinë për shkak të gjynahut që bën.[118]

---

[112]Transmeton Ahmedi te *Zuhd*, fq. 195; dhe Ebi Nuajmi tek *El Hiljeh* (1/130).
[113] Transmeton Tirmidhiu, nr. 1988; Nesai te *Tefsiri*, nr. 71; Ibn Hibani nr. 997 etj., si thënie nga Profeti (salallahu alejhi ue selem), por hadithi është i dobët. Ndërsa si thënie e vërtetuar nga Ibn Mesudi, transmetohet nga Ahmedi te *Zuhd*, fq. 196; Abdurrazaku te *Musanaf* (1/109), etj.
[114] Transmeton Ibn Ebi Shejbeh te *Musanef*, nr. 34551; Ebu Daudi te *Zuhd*, nr. 184; Ahmedi te *Zuhd*, fq. 199.
[115] Transmeton Ahmedi te *Zuhd*, fq. 199; Ebu Daudi te *Zuhd*, nr. 134; dhe e ka saktësuar El Irakij tek *El-Mugnij an hamlil esfar* (1/134). Është transmetuar dhe si hadith nga Profeti (salallahu alejhi ue selem) por nuk është i saktë. Shih *Ed-Daifeh*, nr. 2.
[116] Transmeton Henadi te *Zuhd*, nr. 536; Ibn Ebi Dunja te *Jekin*, nr. 23. Është përmendur edhe si hadith por nuk është i saktë. Shih *Silsile Daifeh*, nr. 1482.
[117] Transmeton Ebu Nuajmi te *Hiljetul eulija* (1/130).

- Të jeni burime të diturisë, kandila të udhëzimit, adhurues në shtëpi, ndriçuesit e natës me zemra të reja (të gjalla, aktive) dhe me rroba të vjetra. Të njiheni te banorët e qiellit dhe të jeni të panjohur te banorët e tokës.[119]

- Zemrat kanë një periudhë kur janë plot dëshirë dhe entuziazëm, prandaj shfrytëzojeni këtë periudhë. Gjithashtu ato kanë një periudhë plogështie dhe zmbrapsjeje, prandaj lërini kur janë të këtilla.[120]

- Dituria nuk matet me shumë transmetime, por dituria e vërtetë është ajo që shkakton frikë dhe përulje.[121]

- Ju e shihni *jobesimtarin* në pamjen e jashtme si njeriun me fizikun më të shëndetshëm, ndërkohë që ai është njeriu me zemrën më të sëmurë. Besimtarin e gjen me zemrën më të shëndoshë, megjithëse trupin mund ta ketë të sëmurë. Për Zotin, në qoftë se zemrat tuaja sëmuren ndonëse trupat i keni të shëndoshë, do të jeni tek Allahu më të pa vlerë se një brumbull.[122]

- Robi nuk do të arrijë besimin e vërtetë përderisa nuk e ul kryelartësinë e tij, dhe nuk mund ta ulë kryelartësinë përderisa të mos jetë varfëria më e dashur për të se pasuria; përderisa të mos jetë modestia më e dashur për të se sa pozita dhe përderisa nuk i trajton ata që e kritikojnë sikurse ata që e lavdërojnë.[123]

- Njeriu del nga shtëpia duke pasur me vete fenë e tij, por mund të kthehet duke mos pasur asgjë me vete prej saj, pastaj i vjen një njeri, i cili nuk zotëron as për të e as për vete dëm apo dobi, dhe i betohet në Allahun duke i thënë që ti je kështu e kështu (duke e lavdëruar padrejtësisht), e kështu kthehet në shtëpinë e tij duke mos përmbushur qëllimin, por duke bartur mbi vete zemërimin e Allahut.[124]

---

118 Transmeton Ahmedi në *Zuhd*, fq. 196; Taberani në *El Kebir*, nr. 8930, etj.

119 Transmeton Darimiu në *Sunen* (1/80); Ibn Ebi Dunja te *Teuadu*, nr. 11; ndësa Ebu Nuajmi në *Hiljeh* (1/77) e ka transmetuar si thënie të Ali ibn Ebi Talibit.

120 Transmeton Abdurrazaku te *Musanef*, nr. 20198; dhe Ebu Nuajmi në *Hiljeh* (1/134).

121 Transmeton Ahmedi te *Zuhd*, fq. 198; Taberani tek *El Kebir*, nr. 8534, etj.

122 Transmeton Ahmedi në *Zuhd*, fq. 198; Ebu Nuajmi te *Hiljeh* (1/135).

123 Transmeton Henadi në *Zuhd*, fq. 197; dhe Ebi Nuajmi në *Hiljeh* (1/132). Në *Hiljeh* vazhdon më gjatë. Konkretisht: "Shokët e Abdullahit e kanë komentuar kështu këtë thënie: Derisa të jetë varfëria në hallall më e dashur për të se pasurimi me haram, modestia në bindje ndaj Allahut më e dashur për të se pozita me gjynahe dhe të jetë njësoj për të ai që e lavdëron me të drejtë dhe ai që e kritikon me të drejtë."

124 Transmeton Taberani tek *El Kebir*, nr. 8563; dhe Hakimi te *Mustedrak* (4/437).

- Sikur të tallesha me qenin, do të kisha frikë se do të shndërrohesha në qen.
- Gjynahu është ndrydhës i zemrës.
- Në çdo shikim shejtani lakmon nëpërmjet tij (që ta dëmtojë njeriun).
- Çdo gëzim shoqërohet me një mërzi; s'ndodh që një shtëpi të mbushet me begati e gëzim, e të mos mbushet edhe me pikëllim e lot.
- Secili prej jush është mysafir dhe, ajo që zotëron i është lënë për shfrytëzim të përkohshëm. Mysafiri do të udhëtojë për në destinacionin e tij, ndërsa pasuria i kthehet të zotit.
- Në kohën e fundit (afër Kiametit) do ketë njerëz të atillë që vepra më e mirë që dinë të bëjnë është fajësimi i njëri-tjetrit, ata quhen qaramanë.
- Nëse njeriu dëshiron të jetë i drejtë me veten e tij, le të sillet me njerëzit ashtu siç dëshiron që njerëzit të sillen me të.
- E vërteta është e hidhur dhe e rëndë, ndërsa e kota është e lehtë dhe e këndshme, ndodh që një tekë e plotësuar të shkaktojë një brengë të gjatë në kohë.
- Nuk ka mbi tokë diçka që meriton burgim më të gjatë sesa gjuha.
- Nëse në një vendbanim shfaqet zinaja dhe kamata, është dhënë leja për t'u shkatërruar.[125]
- Nëse dikush ka mundësi që thesarin e tij ta vendosë në qiell, që të mos ia hanë krimbat dhe të mos ia vjedhin hajdutët, le ta bëjë, sepse zemra e njeriut është e lidhur me thesarin e saj.[126]
- Askush të mos e imitojë dikë në fenë e tij, në mënyrë të atillë që, nëse ai beson dhe ky beson, e nëse ai mohon dhe ky mohon. Mirëpo nëse duhet që medoemos të merrni dikë për shembull, atëherë merrni ata që kanë vdekur, sepse i gjalli nuk ka garanci që nuk do bjerë në *fitne* (sprovë).[127]

[125] Transmeton Ahmedi te *Musned*, 1, 402; Ebu Jala, nr. 4981; Ibn Hibani, nr. 4410 etj., si hadith i Profetit (salallahu alejhi ue selem), i cili përforcohet nga një transmetim tjetër nga Ibn Abasi tek Taberani në *El Kebir*, nr. 460, të cilin e ka saktësuar Hakimi, Mundhiriu, Dhehebiu, Hejthemiu dhe Albani te *Gajetul meram*, nr. 344.
[126] Transmeton Ebu Daudi te *Zuhd*, 140, etj.
[127] Transmeton Taberani tek *El Kebir*, nr. 8764; Ebu Daudi te *Zuhd*, nr. 140, etj.

- Ibn Mesudi pat thënë: “Mos u bëni njerëz të verbër. Njerëzit i thanë: - E ç’është njeriu i verbër? - Ai tha: - Ai që thotë: Unë jam me njerëzit (me shumicën), nëse ata udhëzohen dhe unë udhëzohem me ta, e nëse ata humbasin, edhe unë le të humbas me ta. Askush prej jush të mos e bëj veten që nëse njerëzit do të mohonin, edhe ai të mohonte me ta.”[128]
- Një njeri i tha: - Më mëso disa fjalë përmbledhëse e të dobishme. - Tha: - Adhuroje Allahun duke mos i bërë shok asgjë, ji me Kuranin kudo që ai të të dërgojë. Kush të thotë diçka të vërtetë, pranoje prej tij edhe nëse ai person është i largët apo i urryer te ti, ndërsa të kotën refuzoja atij që ta sjell edhe nëse është i dashur dhe i afërt.[129]
- Në Ditën e Gjykimit, do të sillet njeriu dhe do t’i thuhet: - Çoje në vend amanetin që ke marrë përsipër. - Do të thotë: - O Zoti im, si ta bëj këtë kur dihet që dynjaja iku! - Atëherë i formësohet në fund të Xhehenemit amaneti siç ka qenë mbi supin e tij dhe ngjitet me të derisa mendon se doli prej tij, kur papritmas bie poshtë. Zbret pas tij përsëri, duke vepruar kështu për një kohë të gjatë.[130]
- Kërkoje zemrën tënde në tre vende: në dëgjimin e Kuranit, në mexhliset e dhikrit dhe në kohët kur veçohesh me veten. Nëse nuk e gjen në këto vende, lute Allahun të të japë një zemër të re, sepse je pa të.[131]

## 103. Realiteti i pendimit

Xhunejdi ka thënë: “Një djalosh me pyeti për pendimin dhe unë iu përgjigja. Më pas më pyeti për realitetin e tij dhe unë i thashë: Ta vësh mëkatin para syve të tu derisa të vdesësh. Ai më tha: - Ndalo, nuk është ky realiteti i pendimit. - I thashë: E cili është realiteti i tij, sipas teje, o djalosh? Tha: - Ta harrosh gjynahun tënd. - Pas kësaj më la dhe iku. Më pas një person tjetër që ishte i pranishëm më tha: - Si e vlerëson këtë o Ebu Kasim? - Thashë: Është ashtu siç tha djaloshi. Tha: - Si është e mundur? - Thashë: Kur të jem me të

---

[128] Transmeton Ibn Abdulberri në *Xhamiul Bejan* (2/112); dhe Ebu Nuajmi në *Hiljeh* (1/137). Është transmetuar dhe si hadith te Tirmidhiu, nr. 2008, por është i dobët.
[129] Transmeton Taberani tek *El-Kebir*, nr. 8537; dhe Ebu Nuajmi në *Hiljeh* (1/134).
[130] Transmeton Sujuti te *Durrul menthur* (2/313).
[131] Transmeton Ebu Nuajmi në *Hilejh* (10/374).

në një gjendje, e më pas më zhvendos nga gjendja e neglizhencës në atë të përmbushjes së obligimit, vetë fakti që unë e përkujtoj neglizhencën time gjatë përmbushjes së obligimit, është një lloj neglizhence në vetvete."[132]

## 104. Cila është rruga për të arritur te sinqeriteti?

Nuk mund të bashkohen në një zemër sinqeriteti me dëshirën për t'u lavdëruar nga të tjerët dhe lakminë për atë që zotërojnë njerëzit, për aq sa mund të bashkohet uji me zjarrin apo peshku me *dabin.*[133]

Në qoftë se vetja të këshillon ta kërkosh sinqeritetin, atëherë fillimisht merre lakminë dhe there me briskun e pesimizmit. Pastaj qasju lavdërimit dhe dëshirës për t'u përmendur dhe nënvlerësojë atë, domethënë, mos lakmo në to ashtu siç nuk e lakmojnë dynjanë të devotshmit kur ndodhen në Ahiret. Nëse ke mundur ta therësh lakminë dhe të mos i kushtosh vëmendje lëvdatave nga të tjerët, atëherë të është lehtësuar sinqeriteti.

Nëse do të pyesësh: Çfarë ma lehtëson mua therjen e lakmisë dhe përçmimin e lavdërimit dhe përmendjes? Them: Therja e lakmisë të lehtësohet duke pasur bindje të sigurt se çdo gjë që ti mund ta kesh lakmi, ajo është vetëm në dorën e Allahut. Pra vetëm Ai i zotëron dhe askush tjetër përveç Tij s'mund t'i japë robit ndonjë mirësi. Ndërsa përçmimi i lavdërimit dhe përmendjes të lehtësohet duke qenë i bindur se nuk të zbukuron dhe as nuk të bën dobi lëvdata e dikujt tjetër, përveç asaj që vjen nga Allahu, si dhe nuk të shëmton dhe as nuk të dëmton zhvlerësimi i dikujt tjetër përveç atij që vjen prej Zotit. Transmetohet se një beduin i tha Profetit (salallahu alejhi ue selem): "Lavdërimi që unë bëj është zbukurim dhe përçmimi im është zhvlerësim." Profeti (salallahu alejhi ue selem) tha: "*Kjo i takon Allahut*."[134] Prandaj zhvlerësoje lavdërimin e atij, lavdërimi i të cilit nuk të zbukuron, si dhe përçmimin e atij, përçmimi i të cilit nuk të shëmton. Në të njëjtën kohë lakmo të përfitosh lavdërimin e atij që çdo zbukurim është në lavdërimin e Tij dhe të ruhesh nga përçmimi i atij që çdo zhvlerësim është në përçmimin e Tij.

---

[132] Transmeton Ebu Nuajmi në *El Hiljeh* (10/374).

[133] Lloj zhapiku i shkretëtirës me katër këmbë të shkurtra e bisht të gjatë.

[134] Hadithi është autentik (sahih). E transmeton Tirmidhiu, nr. 3266; Nesai në *El-Kubra* (2/495).

Të gjithë këtë nuk mund ta arrish pa durim dhe jekin (besim të vendosur), e nëse humb durimin dhe jekinin, je si ai personi që dëshiron të udhëtojë mbi det pa mjet lundrues. Allahu ka thënë: *“**Duro (o Muhamed), se, me siguri, premtimi i Allahut është i vërtetë dhe s'ke pse të humbasësh durimin kurrsesi nga ata që nuk besojnë!**” (Kurani, 30:60)* *“**Ne zgjodhëm prej tyre prijës, të cilët udhëzonin me urdhrat Tanë, për sa kohë që ishin të durueshëm dhe besonin bindshëm.**” (Kurani, 32:24)*

## 105. Kënaqësitë e dynjasë si dhe përdorimi i tyre për të arritur kënaqësitë e Ahiretit

Kënaqësia e secilit është në varësi të vlerës së tij, të ambicies dhe fisnikërisë individuale. Njeriu më fisnik, më ambicioz dhe më lart në pozitë e vlera, është ai që kënaqësia e tij qëndron në njohjen e Allahut, dashurinë e Tij, përmallimin për t'u takuar me Të, afrimin tek Ai nëpërmjet veprave që Ai i do dhe që është i kënaqur me to. Pra kënaqësia e tij qëndron në përkushtimin ndaj Allahut dhe orientimin e ambicies për tek Ai. Dhe nën këtë gjë kemi aq shumë pozita, saqë nuk arrin t'i numërojë askush tjetër veç Allahut, derisa përfundojnë tek ai person që kënaqësinë e tij e gjen në gjërat më të neveritshme, më të ndyrat dhe më të urryerat, qofshin fjalë, vepra apo sjellje. Nëse kësaj kategorie i ofrohen ato me të cilat kënaqet i pari, nuk do ta lejonte vetja që t'i pranojë dhe as t'ua hedhë shikimin, bile ndoshta do të ndihej keq prej tyre, sikurse ai i llojit të parë që do t'i refuzonte dhe nuk do t'ua hidhte shikimin kënaqësive të llojit të dytë, bile do të neveritej prej tyre.

Njeriu që përjeton kënaqësinë në mënyrën më të përkryer, është ai që gëzon kënaqësinë e brendshme të zemrës e të shpirtit dhe kënaqësinë e jashtme, atë të trupit. Kështu ai shijon kënaqësitë e lejuara të dynjasë pa cenuar pjesën që i takon në Ahiret dhe pa u shkëputur nga njohja e Zotit dhe dashuria për Të. Në lidhje me këtë, Allahu i Lartësuar thotë: *“**Thuaj: ‘Kush i ka penguar stolitë dhe ushqimet e këndshme, të cilat Ai i ka krijuar për robërit e Vet?’ Thuaj: ‘Ato janë për besimtarë (dhe të tjerët) në këtë botë, ndërsa në botën tjetër do të jenë vetëm për besimtarët.’ Kështu ua shpjegojmë shpalljet njerëzve që dinë.**” (Kurani, 7:32)*

Njeriu më fatkeq për sa i takon shijimit të kënaqësive, është ai që i shijon ato në mënyrë të atillë që i bëhen pengesë për të arritur te kënaqësitë e Ahiretit. Këta do të renditen në mesin e atyre që ditën kur do të shpërndahen kënaqësitë do t'u thuhet: *"**Ju keni shfrytëzuar gjithë të mirat në jetën tuaj tokësore dhe jeni kënaqur me to.**" (Kurani, 46:20)*

Këta, të mirat i shijuan sikurse ata të llojit të parë, por dallimi ndërmjet dy palëve qëndron te mënyra e shijimit. Lloji i parë i shijuan në mënyrë të lejuar, duke merituar mirësitë e dynjasë dhe të Ahiretit. Ndërsa pala tjetër i shijuan sipas mënyrës së tyre, duke mos u lodhur nëse i kishin të lejuara apo jo, dhe në këtë mënyrë arritën të shkëputen nga kënaqësitë e dynjasë dhe humbën kënaqësitë e Ahiretit. Domethënë, as kënaqësitë e dynjasë nuk u zgjatën shumë dhe as kënaqësitë e Ahiretit nuk i fituan.

Kush dëshiron kënaqësi të vërtetë e të vazhdueshme dhe jetë të mirë, le t'i përdorë kënaqësitë e dynjasë si mënyrë për të fituar kënaqësitë e Ahiretit. Të ndihmohet me to për të pasur zemër të lirë për Allahun dhe adhurimin e Tij. T'i përdorë ato si ndihmesë dhe forcë për të arritur te synimi i tij, jo t'i përdorë thjesht si dëshira epshore.

Nëse dikush është prej atyre që i kanë munguar kënaqësitë dhe të mirat e kësaj bote, le t'i lërë ato që i munguan si shtesë për kënaqësitë e botës tjetër. Le t'i braktisë ato në këtë botë, për t'i shijuar të plota atje. Sa ndihmëse e mirë që është kjo gjë për atë që ka për qëllim botën tjetër, që ambiciet e tij janë drejtuar atje dhe synojnë kënaqësitë e Allahut, ndërsa sa i takon atij që ka dynjanë si synim, rreth saj sillet e përsillet; ato janë diçka që nuk do t'i sjellin gjë tjetër veçse do ta shkëpusin nga kënaqësitë e përhershme.

Kush i përdor kënaqësitë e dynjasë në mënyrë të atillë që nuk cenon hisen e tij në Ahiret, ta dijë se i ka fituar të dyja, në të kundërt i ka humbur të dyja.

## 106. Të mirat që vijnë nga braktisja e mëkateve

I lartësuar qoftë Allahu, Zoti i botëve! Nëse njeriu do të linte mëkatet, do kishte dobi të tilla si ruajtja e figurës së tij, nderit, pozitës, ruajtja e pasurisë, të cilën Allahu e ka bërë shkak për plotësimin e interesave që lidhen me dynjanë dhe Ahiretin; ruajtja e dashurisë së njerëzve për të, që i jep atij

mundësinë e komunikimit, jetën e mirë, rehatinë e trupit, forcën e zemrës, shpirtin e mirë dhe të qetë; ai është i sigurt nga ajo që ndiejnë gjynahqarët dhe të prishurit; e pakëson frikën, brengat, mërzitë dhe pikëllimet, ndien krenari që nuk pranon poshtërim nga krijesat, mbron dritën e zemrës të mos shuhet nga errësira e gjynahut; i mundësohet çlirimi dhe rrugëzgjidhja në ato çështje që janë të vështira dhe pa rrugëdalje për gjynahqarët dhe të prishurit. I lehtësohet furnizimi prej nga nuk e pret; i lehtësohen çështjet të cilat për mëkatarët janë të vështira; i lehtësohen adhurimet dhe marrja e diturisë; gëzon lëvdatë dhe përmendje për të mirë në mesin e njerëzve; luten njerëzit për të; fiton një çehre të ëmbël në fytyrë dhe autoritet me peshë në zemrat e njerëzve; fiton përkrahjen dhe ndihmën e tyre nëse dikush tenton ta lëndojë apo t'i bëjë padrejtësi; e mbrojnë në mungesë kur dikush e përgojon; i pranohet lutja me të shpejtë; nuk është i huaj për Allahun; engjëjt janë afër tij ndërsa shejtanët i qëndrojnë larg, prej xhindëve apo njerëzve qofshin. Njerëzit garojnë se kush prej tyre do të jetë në shërbim të tij për kryerjen e nevojave dhe atyre u pëlqen shoqërimi me të. Nuk i frikësohet vdekjes, përkundrazi gëzohet për të, sepse do afrohet pranë Allahut, do takohet me Të dhe do përfundojë tek Ai. Dynjaja është e pavlerë në zemrën e tij, ndryshe nga Ahireti që zë vendin parësor tek ai, ndaj dhe përpiqet të arrijë fitoren në të dhe të zotërojë sa më shumë atje. Përfiton shijimin e ëmbëlsisë së adhurimit dhe gjen ëmbëlsinë e besimit. Përfiton lutjen e bartësve të Arshit dhe të engjëjve të tjerë; gëzimin e engjëjve shkrues për të dhe lutjen e tyre në çdo kohë. I shtohet forca e intelektit dhe perceptimit; i shtohet të kuptuarit dhe besimi; përfiton dashurinë e Allahut, gëzimin e Tij për pendimin që bën. Kështu pra e shpërblen me gëzim e hare që s'krahasohet dot në asnjë mënyrë me gëzimin që ndien kur kryen mëkate.

Këto ishin disa nga dobitë për heqjen dorë nga mëkatet në këtë dynja. Por, kur ai vdes, engjëjt e presin me përgëzim nga Zoti për hyrjen e tij në Xhenet, se nuk do të ketë as frikë e as pikëllim për të. Zhvendoset nga burgu i ngushtë i dynjasë në gjerësinë e kopshteve të Xhenetit, ku do të shijojë kënaqësi. Në Ditën e Kiametit, kur njerëzit do të jenë në nxehtësi dhe të zhytur në djersë, ky do të jetë nën hijen e Arshit. Kur njerëzit të ndahen në grupe dhe secili të marrë rrugën së cilës i takon, ky do të jetë në anën e djathtë, së bashku me të

dashurit e Allahut dhe palën e Tij: *“**Ajo është mirësia e Allahut, që Ai ia jep kujt të dojë; e Allahu ka mirësi të pafund.**” (Kurani, 57:21)*

## 107. Shërimi i sëmundjes së vetëpëlqimit dhe asgjësimi i saj

Ibn Sadi, në librin e tij *Et-Tabekat* (5/286) ka treguar se Umer ibn Abdul-Azizi kur ngjitej në minber për të mbajtur hytben dhe kishte frikë se po i pëlqente vetja gjatë saj, e ndërpriste hytben, gjithashtu edhe kur shkruante ndonjë shkresë dhe druante se po ndiente të njëjtën gjë, e griste dhe thoshte: “O Zoti im, të kërkoj mbrojtje Ty nga e keqja e vetes sime!”

Duhet të jesh në dijeni se njeriu kur thotë diçka apo kryen ndonjë vepër, me të duhet të kërkojë arritjen e kënaqësisë së Allahut. Duhet ta vlerësojë mirësinë e Allahut dhe suksesin që Ai po i jep për kryerjen e asaj vepre. Ta dijë se ajo vepër po realizohet në sajë të ndihmës së Allahut. Ajo vepër nuk mund të realizohet duke u bazuar vetëm në njohuritë e njeriut, në intelektin, zellin dhe forcën e tij. Allahu është Ai që i krijoi gjuhën dhe zemrën, syrin dhe veshin, pra Ai që ia fali këto, Ai i mundësoi të flasë e të veprojë. Në qoftë se këto i ka gjithherë në mendje dhe zemër, atëherë s’ka se si të kërcënohet nga vetëpëlqimi.

Vetëpëlqimi vjen si rezultat i veprimeve të njeriut, i cili arrin të shquajë vetëm meritat e veta duke mos i vënë re mirësitë e Allahut, ndihmën e Tij dhe suksesin që Ai i jep. Në qoftë se nuk i vë re këto duke marr vetë rolin kryesor, atëherë i vjen vetëpëlqimi që ia shkatërron thëniet dhe veprat. Kështu, ai nganjëherë pengohet në përfundimin e veprës, sa do që kjo është mëshirë kundrejt tij, në mënyrë që t’i kujtohet dhuruesi i mirësive dhe i suksesit. Në ndonjë rast tjetër i plotësohet vepra, por pa dhënë fryte, madje edhe nëse jep ndonjë fryt, në rastin më të mirë ato janë të dobëta dhe nuk e kryejnë funksionin. Megjithëse nganjëherë dëmi që i shkaktohet nëpërmjet asaj vepre është më i madh se dobia, duke iu shfaqur shumë anë negative në varësi të shkëputjes së tij nga njohja dhe pranimi i mirësive dhe suksesit që i vijnë nga Allahu dhe se thëniet dhe veprat realizohen me ndihmën e Tij.

Nga ky këndvështrim, Allahu i lartësuar ose ia përmirëson robit fjalët dhe veprat dhe ia shumon frytet, ose ia shkatërron dhe ia mohon frytet e tyre.

Prandaj s'ka diçka më të dëmshme për njeriun se vetëpëlqimi dhe mahnitja me veten. Kur Allahu ia do të mirën njeriut, i mundëson të vërejë mirësitë e Tij, suksesin dhe ndihmën që Ai i jep në çdo thënie dhe vepër. Gjithashtu i mundëson të shohë të metat e veta; ta kuptojë se ato nuk e kënaqin Zotin, prandaj pendohet dhe i kërkon falje, i vjen keq dhe turpërohet t'i kërkojë ta shpërblejë për to. Ndërsa në qoftë se ky vështrim i mungon, pra nuk i shikon mirësitë e Allahut, mirëpo mendon se nuk ka dorë Allahu në veprat e tij, bile mendon se është i përsosur dhe mahnitet me vetveten, atëherë veprat e tij nuk pranohen; ato vepra nuk janë të kënaqshme dhe janë të padëshirueshme.

Pra, ai që vërtet e njeh Allahun, i kryen veprat për hir të Allahut, duke ndierë praninë e mirësive të Allahut dhe suksesin që Ai i jep. Kërkon ndjesë për mangësitë dhe ndihet i turpëruar me veten ngaqë nuk i jep hakun ashtu siç duhet. Ndërsa i padituri rreth Allahut, vepron i shtyrë nga tekat dhe dëshirat, duke parë vetëm te vetja e tij, duke u krenuar me veten te Zoti i tij, i vetëpëlqyer nga ajo që bën, pra kemi dy pamje të ndryshme.

## 108. Arritja e synimit

Arritja e synimit është lidhur me braktisjen e zakoneve dhe asgjësimin e pengesave, si dhe shkëputjen e lidhjeve të tjera. Me zakone nënkuptojnë të bërit një jetë të qetë e të rehatshme me gjërat që njerëzit i kanë adoptuar, si: zakonet, ceremonitë e ndryshme, marrëdhëniet ndërmjet tyre, të cilat i kanë ngritur në një pozitë me Sheriatin, madje i konsiderojnë më madhore, sepse ata e qortojnë atë që nuk i përfill apo i kundërshton ato, ndërsa nëse dikush bie haptazi ndesh me Sheriatin nuk e bëjnë këtë. Ata shkojnë edhe më larg, duke e konsideruar mohues, shpifës, të humbur, e bojkotojnë dhe e ndëshkojnë për mospërfilljen e këtyre zakoneve.

Me këto parime kanë varrosur sunetet e Profetit (salallahu alejhi ue selem), dhe me to e rivalizojnë Profetin duke miqësuar dhe armiqësuar për hir të tyre. E mirë sipas tyre është ajo që përputhet me zakonet e tyre, ndërsa e keqe është ajo që bie ndesh me to.

Kjo gjendje ka kapulluar shumicën e shtresave të shoqërisë, duke filluar nga sundimtarët, fukahatë, sufitë, të varfrit dhe deri edhe pjesën më të

devotshme dhe mbarë njerëzit. Në këtë gjendje edukohet dhe zhvillohet fëmija dhe piqen të rriturit. Ata i konsiderojnë këto gjëra si të ishin traditë profetike, madje sipas tyre janë më të rëndësishme se tradita profetike. Ai që u përmbahet atyre është i burgosur, e ai që kufizohet sipas tyre është i dështuar! Kjo fatkeqësi ka marrë përmasa të mëdha dhe për këtë arsye është braktisur Kurani dhe Suneti. Ai që kërkon fitoren me anë të tyre, tek Allahu është i poshtëruar; kush udhëzohet sipas tyre, duke lënë mënjanë Sunetin e Profetit (salallahu alejhi ue selem), tek Allahu është i refuzuar. Këto janë barriera dhe pengesa më e madhe mes njeriut dhe Allahut e të Dërguarit të Tij.

Ndërsa pengesa konsiderohen veprat e ndaluara, që kryhen haptas ose fshehtas, të cilat e pengojën zemrën në rrugëtimin e saj drejt Allahut dhe ia presin udhën. Këto pengesa janë tri: shirku, bidati dhe mëkati. Shirku zhduket duke e pastruar teuhidin, bidati duke ndjekur Sunetin dhe mëkati duke u penduar vazhdimisht. Njeriu nuk i kupton këto pengesa, gjer sa të përgatitet për realizimin e udhëtimit drejt Allahut dhe botës tjetër, dhe ndërkohë, i paraqiten këto pengesa, të cilat në varësi të ecjes dhe përkushtimit arrin t'i mënjanojë. Por, nëse rri ulur pa lëvizur, këto pengesa të fshehta nuk do t'i shfaqen.

Ndërsa me shkëputje të lidhjeve nënkuptojmë shkëputjen e të gjitha lidhjeve të zemrës me të cilat është lidhur ajo veç Allahut dhe të Dërguarit (salallahu alejhi ue selem), siç janë kënaqësitë dhe epshet e kësaj bote, dëshirat për pozitë, shoqërimi me njerëzit dhe lidhja me ta.

S'ka mënyrë tjetër për t'ua prerë rrugën këtyre tri të këqijave dhe për t'i refuzuar ato, veçse duke u lidhur fort me synimin më të lartë, përndryshe ke dështuar, sepse shpirti nuk e braktis atë me të cilën është mësuar, përveçse nëse gjen diçka më të dashur dhe më të vlerësuar. Sa më shumë që i forcon lidhjet me synimin më të lartë, aq më shumë i dobëson lidhjet me gjërat e tjera, po kështu edhe e kundërta. Lidhja me synimin nënkupton dëshirën e flaktë për ta arritur atë, e cila është në varësi të njohjes, pozitës dhe vlerës në raport me gjërat e tjera.

## 109. Ndërmjetësimi i madh dhe nevoja e njerëzve për të

Kur Profeti (salallahu alejhi ue selem) arriti përsosmërinë e të qenurit rob i nënshtruar, i përulur dhe nevojtar para Allahut, Allahu bëri që krijesat të kenë nevojë për të në dynja dhe Ahiret. Nevoja e tyre në dynja është më e madhe se ajo për ushqim, pije dhe frymëmarrje, me të cilat mbahet trupi gjallë. Ndërsa nevoja për të në Ahiret, shfaqet në çastet kur njerëzit kërkojnë nga profetët të ndërmjetësojnë për ta, por nuk e merr përsipër asnjëri, veç Profetit (salallahu alejhi ue selem), i cili ndërmjetëson t'i lehtësohet ai qëndrim i vështirë në të cilin ndodheshin dhe të kryhet llogaria. Secili nga profetët tërhiqet nga ky ndërmjetësim, sepse kjo meritë i takon atij që do të jetë edhe i pari që do ta hapë portën e Xhenetit.

## 110. Shenjat e lumturisë dhe të mjerimit

Prej shenjave të lumturisë dhe shpëtimit është se sa më shumë t'i shtohet dituria njeriut, aq më shumë i shtohet modestia dhe mëshira; sa më shumë t'i shtohen veprat, aq më shumë i shtohet frika dhe druajtja; sa më shumë që i shtohet mosha, aq më shumë i pakësohet angazhimi për të mirat e kësaj bote; sa më shumë i shtohet pozita dhe autoriteti, aq më shumë i shtohet afërsia me njerëzit, modestia me ta dhe ndihmesa e atyre që janë në nevojë.

Ndërsa prej shenjave të mjerimit është se sa më shumë i shtohet dituria, aq më shumë i shtohet mendjemadhësia dhe largimi nga e vërteta; sa më shumë i shtohen veprat, aq më shumë i shtohet mburrja, kryelartësia dhe nënçmimi i njerëzve duke i pëlqyer vetja; sa më shumë i shtohet pozita dhe autoriteti, aq më shumë i shtohet arroganca dhe humbja.

Këto gjëra janë disa sprova prej Allahut, me të cilat e lumturon një popull dhe e mjeron një tjetër. Gjithashtu edhe *kerametet*[135] janë sprovë, ashtu sikurse pushteti, sundimi dhe pasuria. Allahu i lartësuar na njofton, se Sulejmani, kur pa fronin e Belkisës pranë tij, tha: ***'Kjo është nga dhuntitë e Zotit tim, për të më provuar a jam mirënjohës apo mohues.'*** *(Kurani, 27:40)* Pra, mirësitë njëkohësisht janë sprovë nga Allahu, nëpërmjet të cilave del në

[135]Kerametet janë gjëra të pazakonta, jashtë normales, që u ndodhin njerëzve të devotshëm në formë ndihme nga Allahu dhe si nderim për ta, për shkak të vlerës që kanë (*shën. i përkth.*).

pah falënderimi i mirënjohësit dhe mohimi i mosmirënjohësit, sepse Allahu sprovon me begati ashtu siç sprovon me fatkeqësi. Allahu i lartësuar thotë: ***"Për sa i përket njeriut, kur Zoti i tij e sprovon atë, duke e ngritur lart dhe duke i dhënë mirësi, ai thotë: 'Zoti im më ka nderuar.' Por, kur e sprovon atë, duke ia ngushtuar mjetet e jetesës, ai thotë: 'Zoti im më ka poshtëruar'."*** *(Kurani, 89:15-17)* Domethënë, nuk do të thotë që çdokujt që Unë i dhuroj mirësi, bollëk dhe bujari e kam nderuar, dhe gjithashtu, nuk do të thotë që çdokujt që Unë ia pakësoj furnizimin dhe e sprovoj e kam poshtëruar.

## 111. Besimi është themeli i ndërtesës

Kush dëshiron ta ngrejë lart ndërtesën e tij, duhet të përqendrohet në forcimin e themelit dhe fuqizimin e tij, sepse atë mund ta lartësojë vetëm për aq sa e ka bërë të fortë themelin. Veprat dhe gradat janë ndërtesa, kurse themeli i tyre është besimi. Nëse themeli është i fortë, e mban ndërtesën, sado lart të ngrihet, bile edhe nëse një pjesë e ndërtesës shembet, është lehtë të riparohet, përderisa themeli qëndron në këmbë. Ndërsa nëse themeli nuk është i fortë, ndërtesa nuk ngrihet lart dhe nuk qëndron në këmbë. Nëse shembet një pjesë e themelit, ndërtesa bie, ose është gati të bjerë. I mençuri synon të forcojë themelin, kurse i marri e ngre atë pa themel, ndonëse ndërtesa e tij s'vonon dhe shembet. Allahu i lartësuar thotë: ***"Cili është më i mirë, ai që themelet e godinës së vet i vë në përkushtimin ndaj Allahut dhe në kënaqësinë e Tij apo ai që themelet e godinës së tij i vë në bregun e gërryer dhe që rrokulliset me të në zjarrin e Xhehenemit?!"*** *(Kurani, 9:109)*

Themeli për ndërtimin e veprave është si fuqia për trupin e njeriut. Nëse fuqia është e madhe, e bart trupin dhe i zmbraps sëmundjet, por kur ajo është e dobët, nuk ia del ta bartë trupin në këmbë dhe është e lehtë për sëmundjet ta gllabërojnë. Ti mbaje të ngritur ndërtesën tende mbi forcën e themelit të besimit, sepse nëse dëmtohet diçka në pjesën e sipërme të saj ose në çati, e ke të lehtë riparimin, pa qenë e nevojshme ta prishësh nga themeli.

Ky themel ka dy kushte:

I pari: Njohja e vërtetë e Allahut, çështjeve, emrave dhe cilësive të Tij.

I dyti: Bindja të jetë vetëm për Të dhe të Dërguarin e Tij dhe askënd tjetër.

Ky është themeli më i shëndoshë mbi të cilin e ngre njeriu ndërtesën e tij. Me këtë ai e ngre ndërtesën sa të dojë, prandaj përmirësoje themelin, ruaje forcën, kufizoje zemrën dhe zbraze nga lëndët e dëmshme. Përmbaju të mesmes për të arritur qëllimin, ose përndryshe, nëse forca është e dobët, elementet e dëmshëm janë të pranishëm dhe lirimi prej tyre është i pamundur; kështu që duhet t'i japësh selam jetës së kësaj bote, e cila të njoftoi për lamtumirën e shpejtë.

Pasi ta përfundosh ndërtesën, zbukuroje me moral të mirë dhe bamirësi ndaj njerëzve. Pastaj rrethoje me një mur, në mënyrë që të mos sulmohesh nga armiku dhe të mos duken të fshehtat. Më pas lëshoji perdet nëpër dyer dhe mbylle portën (gjuhën) me heshtje ndaj atyre gjërave që kanë përfundim jo të mirë. Pastaj kurdisja (gojës) një çelës nga përmendja e Allahut, me te cilin e hap dhe e mbyll. Nëse e hap, e hap me atë çelës (me dhikër), e nëse e mbyll, e mbyll po me të.

Tanimë e ndërtove fortesën ku je i mbrojtur prej armiqve të tu, të cilët edhe nëse provojnë të hyjnë nuk do të gjejnë rrugë, kështu që dëshpërohen.

Më pas angazhohu për ta mbikëqyrur fortesën në mënyrë të vazhdueshme, sepse armiku nëse i humbet shpresa për të hyrë nga dera, hap tunele nga larg me kazmën e mëkateve. Nëse nuk i kushton vëmendje punës së tij, tuneli mbërrin dhe armiku futet në fortesë, të cilin më pas e ke të vështirë ta dëbosh. Në këtë situatë do gjendesh para tri alternativave: ose do të mposhtë dhe do ta marrë kalanë në zotërim, ose do të bashkëjetojë me ty në të, ose më e pakta do të të bëjë të humbasësh kohën duke u përballur me të, aq sa nuk do të kesh kohë të merresh me interesat e tua. Do të mbetesh duke i zënë tunelet dhe duke u përpjekur ta rikthesh fortesën. Nëse tuneli arrin të hyjë në fortesë, ajo do të pësojë tre dëme: ose do ta shkatërrojë fortesën nga brenda, ose do të sulmojë depot e furnizimeve, ose do të shërbejë si udhërrëfyes i hajdutëve për të fshehtat e saj. Dhe kështu do të vazhdojë të dëmtohet me prishje pas prishjeje derisa të humbasë fuqinë dhe vullnetin dhe t'ua lirojë fortesën.

Kjo është gjendja e shumicës së njerëzve me këtë armik, ndaj dhe i sheh si e hidhërojnë Zotin e tyre për ta kënaqur veten, bile për të kënaqur një krijese

si ai, i cili nuk zotëron dëmin për të e as dobinë. Humbin përfitimet e fesë për përfitimin e pasurisë. E shkatërrojnë veten me diçka që nuk u mbetet dhe bien copë pas kësaj bote, duke qenë sa ajo ua ka kthyer shpinën dhe, nuk lakmojnë Ahiretin, megjithëse e kanë përpara. E kundërshtojnë Zotin duke rënë pas epsheve të tyre. Mbështeten në këtë botë duke e harruar vdekjen. Varin shpresat te kjo botë dhe as që e kujtojnë vdekjen. Rikujtojnë epshet dhe kismetet e tyre dhe harrojnë premtimin që u mori Allahu. I kushtojnë rëndësi asaj që Allahu ua ka garantuar dhe lënë pas dore atë me të cilën i ka urdhëruar. I gëzohen dynjasë dhe pikëllohen kur humbin diçka prej saj, ndërsa nuk mërziten për humbjen e Xhenetit dhe të gjithë asaj që gjendet në të. Nuk gëzohen për besimin ashtu siç gëzohen për derhemin dhe dinarin. Shkëmbejnë të vërtetën me të kotën, udhëzimin me humbjen, të mirën me të keqen; e përziejnë besimin me hamendësimet e tyre; ngatërrojnë hallallin me haramin; lundrojnë duke qenë në dilemë me mendimet dhe idetë e tyre dhe harrojnë udhëzimin që u pat dhuruar Allahu.

Më e çuditshmja është se ky armik e përdor vetë të zotin e fortesës për ta rrënuar atë me duart e tij.

## 112. Shtyllat e kufrit

Shtyllat e *kufrit* janë katër: mendjemadhësia, zilia, zemërimi dhe epshet.

Mendjemadhësia e pengon njeriun nga bindja dhe dorëzimi, zilia e pengon nga pranimi i këshillës dhe dhënia e saj, zemërimi e pengon nga mbajtja e drejtësisë, ndërsa tekat dhe epshet e pengojnë nga përkushtimi për të kryer adhurimet.

Nëse shembet shtylla e mendjemadhësisë, i lehtësohet bindja dhe dorëzimi; nëse shembet shtylla e zilisë, i lehtësohet pranimi i këshillës dhe dhënia e saj; nëse shembet shtylla e zemërimit, i lehtësohet mbajtja e drejtësisë dhe modestia; nëse shembet shtylla e tekave dhe epsheve, i lehtësohet durimi, ruajtja e nderit dhe adhurimi.

Shembja e maleve është më e lehtë se zhdukja e këtyre veseve nga ana e atij që është sprovuar  me to, veçanërisht nëse ato kthehen në cilësi dhe bëhen pjesë e karakterit të tij. Me to asnjë vepër e mirë nuk e ka të gjatë, për më

tepër as shpirtin nuk e pastron dot. Sa herë që përpiqet të kryej ndonjë punë, ato ia shkatërrojnë. Çdo sëmundje dhe ves i urryer buron prej tyre. Nëse ato zënë vend në zemër, të kotën ia paraqesin si të vërtetë, e të vërtetën si të kotë; të mirën si të keqe, e të keqen si të mirë; kështu i afrohet dynjaja dhe i largohet Ahireti.

Nëse do meditoje rreth kufrit të popujve të ndryshëm, do të bindesh se ai buron pikërisht nga këto vese. Për shkak të këtyre ndëshkohen njerëzit, madje niveli i ndëshkimit është në varësi të masës së këtyre veseve te vetë personi. Kush ua çel derën këtyre veseve, e ka çelur derën për çdo të keqe të kësaj bote dhe botës tjetër. Ndërsa kush ua mbyllë derën, ia ka mbyllur derën çdo të keqeje, sepse ato e pengojnë nga bindja dhe dorëzimi, nga sinqeriteti, pendimi, kthimi tek Allahu, pranimi i së vërtetës, këshilla për muslimanët dhe modestia për hir të Allahut në raport me krijesat.

Këto katër vese të urryera, e kanë burimin te padituria dhe mosnjohja e Zotit dhe e vetvetes, sepse nëse do ta njihte Zotin me cilësitë e Tij të përsosura dhe atributet e Tij madhështore, do t'i kuptonte mangësitë dhe të metat e tij, kështu që nuk do të tregohej mendjemadh; nuk do kishte zili askënd për ato mirësi të cilat Allahu ia ka falur. Në të vërtetë zilia është një lloj armiqësie ndaj Allahut, sepse njeriu urren mirësitë e Allahut, të cilat Allahu ia ka dëshiruar atij personi. Ziliqari dëshiron që ato mirësi të zhduken nga ai person dhe kjo bie në kundërshtim me kaderin (caktimin) e Allahut, me dashurinë dhe urrejtjen e Tij. Prandaj, ziliqari ka si armik real të tij Iblisin, sepse mëkati i tij fillestar erdhi nga mendjemadhësia dhe zilia. Këto dy cilësi (mendjemadhësie dhe zilia) çrrënjosën me njohjen e Allahut, me njësimin e Tij, me të qenurit i kënaqur me Të dhe prej Tij, si dhe duke u penduar tek Ai.

Ndërsa largimi i zemërimit bëhet duke e njohur veten dhe duke pranuar se nuk është e drejtë të zemërohesh për tekat e saj dhe të hakmerresh për të, kundrejt asaj që duhet të jetë vetëm për Krijuesin e tij. Prej gjërave më të rëndësishme që ndihmojnë në zmbrapsjen e kësaj sëmundjeje, është stërvitja e vetvetes që të zemërohet vetëm për Allahun dhe të kënaqet vetëm për hir të Tij. Sa më shumë arrin të zemërohet dhe kënaqet për Allahun, po aq do të shmanget nga zemërimi për tekat, po kështu edhe e kundërta.

Ndërsa epshet dhe dëshirat e ndaluara kanë si ilaç shërues bindjen e prerë se plotësimi i këtyre dëshirave të ndaluara është shkaku më madhor që i ndalon dhe i pengon mirësitë e vërteta, ndërsa mbrojtja e vetes prej tyre është shkaku kryesor për arritjen e këtyre mirësive. Sa më shumë që njeriu ua hap portën epsheve, aq më shumë "garon" t'ia mohojë vetes mirësitë, ndërsa sa më shumë që ua mbyll, aq më shumë i mundëson vetes sigurimin e mirësive në formën më të përkryer.

Zemërimi është si egërsira, të cilën nëse e lë të lirë të kafshon. Epshet janë si zjarri, të cilin nëse e ndez fillon të të djegë.

Mendjemadhësia është si të përpiqesh të sfidosh mbretin për t'ia rrëmbyer mbretërinë, mirëpo mbreti ka pushtet dhe forcë, prandaj ose të shkatërron, ose së paku të dëbon.

Zilia është një duel me dikë që është shumë më i fortë.

Nëse arrin të mundësh zemërimin dhe epshet, e ke përzënë shejtanin nga territori yt, ndërsa nëse të sfidojnë e ke humbur kontrollin e vetvetes.

## 113. Ata që nuk e njohin Allahun

Ata që nuk e njohin Allahun, emrat dhe cilësitë e Tij, përpiqen t'i çojnë njerëzit drejt urrejtjes së Allahut dhe ua presin rrugën nëpërmjet të cilës ata duhet ta duan Allahun dhe t'i afrohen Atij me adhurim, andej nga nuk e pandehin. Ne do përmendim disa shembuj në mënyrë që t'i kemi si model:

Për shembull: ata u ngulisin në mendje njerëzve të dobët se adhurimet nuk bëjnë dobi tek Allahu, sa do jetë të gjatë të kenë këto adhurime dhe sa do që ato të kryhen me bindje të plotë haptazi dhe fshehtazi. Ata thonë se robi nuk ka siguri nga kurthi i Allahut, madje thonë se Allahu e merr të devotshmin nga faltorja dhe e çon në shtëpinë e imoralitetit, nga teuhidi dhe përkujtimi i Zotit dhe e shpie në shirk dhe në aheng; ia kthen zemrën nga besimi i pastër në kufër të qartë. Për të mbështetur pretendimet e tyre, ata përdorin disa hadithe të sakta, të cilat nuk i kanë kuptuar, ose disa hadithe të shpikura, të cilat nuk janë thënie të Profetit (salallahu alejhi ue selem). Ata pretendojnë se ky është teuhidi i vërtetë dhe e mbështesin me disa ajete: ***"Ai nuk mund të***

***pyetet për atë që punon.*** *" (Kurani, 21:23)* ***"A janë të sigurt ata nga kurthet e Allahut? Vetëm ata që janë të humbur nuk u frikësohen kurtheve të Allahut.*** *" (Kurani, 7:99)* ***"Dhe ta dini se Allahu ndërhyn midis njeriut dhe zemrës së tij!*** *"*

Ata e përdorin *Iblisin* si provë për ta argumentuar dijen e tyre. Sipas tyre ai ishte më i devotshmi ndër engjëj, saqë nuk kishte lënë vend as në qiell e as në tokë pa bërë në të ndonjë sexhde apo pa falur ndonjë rekat, porse ishte *kaderi* (caktimi i Allahut) ai që e rrënoi dhe e fundosi duke e kthyer nga një qenie të mirë në një qenie të ulët e të urryer. Ata shkuan aq larg sa dikush prej tyre tha: "Duhet t'i frikësohesh Allahut ashtu siç frikësohesh prej luanit, i cili të vërsulet pa bërë ndonjë faj dhe pa kryer ndonjë krim." Gjithashtu si argument marrin edhe fjalët e Profetit (salallahu alejhi ue selem): "*Disa nga ju do të punojnë vepra të banorëve të Xhenetit derisa ndërmjet tyre dhe Xhenetit të ketë një parakrah, dhe aty do të ngadhënjejë ajo që është shkruar, e kështu do të praktikojë vepra të njerëzve të zjarrit derisa të hyjë në të.*"[136] Ata transmetojnë edhe një thënie nga disa prej selefëve: "Gjynahu më i madh është të ndihesh i sigurt nga kurthi i Allahut dhe të humbësh shpresat nga mëshira e Tij."

Imam Ahmedi transmeton nga Aun ibn Abdilahu se ky kishte dëgjuar dikë të thoshte gjatë lutjes: "O Allah, mos më siguro nga kurthi Yt", dhe e këshilloi duke i thënë: - Thuaj: O Allah mos më bëj nga ata që ndihen të sigurt nga kurthi Yt.

Këtë mendimi ata e ndërtuan mbi bazamentin e tyre të kotë, mbi mohimin e urtësisë, arsyes dhe motivit. Pra Zoti nuk i bën gjërat për të arritur diçka të caktuar, dhe Ai vepron pa lidhjen shkak-pasojë. Sipas tyre Atij i lejohet që t'i ndëshkojë të devotshmit me dënimin më të rëndë dhe t'i shpërblejë armiqtë e Tij mëkatarë me shpërblimin më të madh, sepse këto dyja vlerësohen njësoj tek Ai! Mirëpo kjo nuk do të ndodhë, sepse Profeti (salallahu alejhi ue selem) na ka njoftuar se Allahu nuk kryen veprime të tilla. Pra, themi se diçka e tillë nuk do të ndodhë sepse lajmet e Profetit janë të vërteta, jo se ky veprimi i Allahut do të ishte padrejtësi dhe jokorrekt, sepse padrejtësia nuk mund t'i

[136] Transmeton Buhariu, nr. 3208; dhe Muslimi, nr. 2643.

përshkruhet Allahut. Kjo gjë nuk mund t'i ndodhë Allahut, ashtu siç është e pamundur që një trup i njëjtë të ndodhet në dy vende në të njëjtën kohë, apo të bashkohet nata me ditën në të njëjtën kohë, apo të thuash për diçka se ekziston dhe nuk ekziston njëkohësisht. Ky është realiteti i padrejtësisë sipas tyre, prandaj me të drejtë dikush do të thotë: Si të kryej unë adhurime për t'iu afruar Zotit, kur Ai është i paqëndrueshëm në vendimet e Tij dhe nuk jemi të sigurt nga të papriturat e Tij?! Si mund të ndihem i sigurt me bindjen ndaj Tij dhe kryerjen e obligimeve në këtë dynja, kur dihet se qëndrimi ynë këtu është i shkurtër dhe, nëse do t'i braktisnim kënaqësitë dhe do të hiqnim dorë nga dëshirat tona, si dhe do bartnim barrën e adhurimeve, e megjithëkëtë nuk do të ishim të sigurt që besimin tonë të mos e kthente në kufër, teuhidin në shirk, bindjen në kundërshtim, devotshmërinë në degjenerim dhe të na ndëshkojë pafundësisht, kështu do të ishim të dështuar në dynja dhe Ahiret!

Nëse ky lloj besimi zë vend në zemra dhe pushton mendjet, atëherë nëse do i urdhërosh njerëzit të përmbushin detyrimet dhe të largohen nga epshet e ndaluara, do të ishte e njëjtë me shembullin e një njeriu, i cili fëmijës së tij i thotë: Mësuesi yt edhe në qoftë se ti i shkruan detyrat, i bën mësimet, tregohesh me edukatë dhe i bindur, ndoshta mund të gjej ndonjë justifikim dhe të dënon! Po kështu edhe nëse tregohesh dembel, joaktiv, i lë mësimet dhe nuk i përfill porosit e tij, ndoshta mund të të afrojë e të të nderojë! Kështu ai vë në pikëpyetje besueshmërinë e mësuesit, në paralajmërimet që ai bën dhe premtimet e tij kur nxënësi tregohet korrekt. Apo kur ky fëmijë të jetë rritur dhe të jetë bërë i aftë për punë apo për ndonjë pozitë, t'i thotë: Shiko, mbreti i vendit tonë, hajdutin e nxjerr nga burgu dhe e bën ministër, ndërsa punëtorin e aftë në zanatin e tij e fut në burg gjithmonë, ose e vret apo e kryqëzon. Nëse i flet kështu për mbretin, ai do të ndiejë neveri për të dhe nuk do të besojë në premtimet dhe kërcënimet e tij. Nuk ndien më dashuri për të dhe frikësohet prej tij ashtu siç frikësohet nga ndonjë zullumqar, i cili i ndëshkon të pafajshmit. Kështu i mjeri heq dorë nga besimi se veprat mund të jenë të dobishme apo të dëmshme duke ia humbur kuptimin jetës së kësaj bote; kështu që nuk është i motivuar për të kryer ndonjë vepër të mirë apo për t'u larguar nga ndonjë vepër e keqe. A mund të ketë ndonjë metodë më efikase për t'i larguar robërit nga Allahu dhe për t'i motivuar që ta urrejnë Atë

sesa kjo?! Edhe sikur ateistët më të zellshëm të përpiqeshin të krijonin përshtypje të këqija për fenë te njerëzit apo të përpiqeshin t'i largonin njerëzit prej Allahut, nuk do të arrinin më shumë dhe as nuk do të sillnin pretendime më të fëlliqura se këto të *esharive*.

Përkrahësit e kësaj ideje mendojnë se janë duke mbështetur teuhidin dhe kaderin, duke kundërshtuar bidatçinjët dhe duke ndihmuar fenë e Allahut. Pasha Zotin, një armik i mençur është më pak i dëmshëm se një 'mik' injorant. Të gjithë librat e zbritur nga Allahu, të gjithë profetët e dërguar, dëshmojnë të kundërtën e kësaj, sidomos Kurani. Nëse thirrësit do të ndiqnin rrugën në të cilën i ftoi Allahu dhe nëpër të cilën eci Profeti (salallahu alejhi ue selem), bota do të përmirësohej dhe nuk do të mbetej vend më për çrregullime. Allahu i Lartësuar na njoftoi (dhe Ai është i vërteti që mban premtimet) se Ai i trajton njerëzit e Tij sipas asaj që meritojnë me veprat e tyre. Tek Ai bamirësi s'ka frikë nga padrejtësia, nuk ka frikë se do t'i mohohet e drejta, nuk ka frikë se mund t'i pakësohet apo të mund t'i humbasë ndonjë vepër. Tek Allahu nuk humbet asnjë vepër, qoftë ajo edhe sa një grimcë: ***"Vërtet, Allahu nuk dëmton askënd asnjë grimë, por, nëse (dikush) bën mirësi, Allahu ia shumëfishon atë dhe i jep shpërblim të madh."*** *(Kurani, 4:40)* Edhe nëse vepra është e vogël sa një kokërr elbi, njeriu do të shpërblehet për të dhe nuk do t'i humbë, ndërsa për të keqen e ndëshkon aq sa është, madje ia zhduk fare nëse pendohet, kërkon falje, ndien keqardhje, kryen vepra të mira apo e zë ndonjë fatkeqësi. Të mirën e shpërblen së paku me dhjetëfishin e saj e deri në shtatëqind fish, bile edhe më tepër.

Allahu është Ai që i përmirëson të devijuarit, i afron zemrat e të humburve, ua pranon pendimin mëkatarëve, i udhëzon të humburit, i shpëton të shkatërruarit, i mëson të paditurit, i orienton ata që janë në dilemë dhe i strehon të dëbuarit. E lëshon ndëshkimin e Tij mbi një popull vetëm atëherë kur ata të kenë arritur kulmin e arrogancës dhe kryelartësisë ndaj Tij, madje pasi të jenë këshilluar vazhdimisht që të kthehen tek Ai, ta njohin sundimin, pushtetin, të drejtën për t'u adhuruar, dhe vetëm atëherë kur të jenë shuar shpresat për t'iu përgjigjur thirrjes për ta njësuar Krijuesin, vetëm atëherë i përfshin ndëshkimi. Pra vetëm atëherë i përfshin ndëshkimi për një pjesë të kufrit dhe të arrogancës, në mënyrë që njeriu ta kuptojë që Allahu nuk i bën

padrejtësi atij, por është ai vetë që i bën padrejtësi vetvetes, siç na rrëfen Allahu për banorët e zjarrit: *“**Kështu, ata do ta pranojnë gjynahun e tyre. Larg qofshin prej mëshirës së Zotit banorët e Zjarrit Flakërues!**” (Kurani, 67:11)* Gjithashtu na rrëfen për ata që u ndëshkuan duke qenë në këtë botë, ata të cilët kur e kuptuan se po u vjen dënimi thanë: *“**Ata do të thonë: ‘Mjerë ne, me të vërtetë, kemi qenë keqbërës!’ Këto rënkime të tyre nuk pushuan, derisa Ne i palosëm si drithë i korrur.**” (Kurani, 21:14-15)* Të zotët e kopshtit, kur e panë atë të shkatërruar thanë: *“**Lavdëruar qoftë Zoti ynë! - thanë - Ne paskemi qenë vërtet të padrejtë!**” (Kurani, 68:29)* Hasan (El Basri) ka thënë: “Banorët e zjarrit hynë në zjarr, dhe në zemrat e tyre mbartinin të fshehur falënderimin ndaj Zotit, por ata nuk e nxorën atë nga fshehtsia e zemrave dhe nuk e gjetën dot rrugën për tek kjo mirësi.” Për këtë dhe Allahu i Lartësuar tha: *“**Kështu humbi gjurma e atij populli keqbërës. Lavdërimi qoftë i Allahut, Zotit të gjithësisë.**” (Kurani, 6:45)*

Kjo fjali tregon gjendje, domethënë, mori fund populli keqbërës duke qenë Allahu i lavdëruar për këtë. Pra Allahu i humbi gjurmët e këtij populli dhe Ai është i lavdëruar për këtë veprim, sepse veprimi i Tij përmban urtësi të plotë, drejtësi dhe është një dënim i vënë në vendin e duhur. Dhe pasi na njoftoi për përfundimin e gjykimit ndërmjet njerëzve, ku njoftoi se të lumturit do të shkojnë në Xhenet, ndërsa të mjerët në zjarr, tha: *“**Njerëzimi do të gjykohet me drejtësi dhe të gjithë do të thonë: ‘Falënderimi qoftë për Allahun, Zotin e botëve’!**” (Kurani, 39:75)* Pra të gjithë thonë “Falënderimi qoftë për Allahun, Zotin e botëve”, sepse në ato çaste përjetuan urtësinë e të Vërtetit, drejtësinë dhe bamirësinë e Tij. Për këtë arsye, sa u takon banorëve të zjarrit Ai thotë: *“**Atyre u thuhet: ‘Hyni në portat e Xhehenemit, ku do të qëndroni gjithmonë’!**” (Kurani, 39:72)* Pra, sikur e tërë gjithësia është duke ua thënë ato fjalë, saqë dhe gjymtyrët e tyre, shpirtrat e tyre, toka dhe qielli ua thonë po ashtu. Allahu i Lartësuar na njoftoi se kur i shkatërron armiqtë e Tij, në anën tjetër i shpëton të dashurit e Tij, dhe nuk i përfshin të gjithë me dënimin e Tij, thjesht për të kryer vullnetin e Tij.

Kur Nuhu (alejhi selam) i kërkoi Allahut që t’ia shpëtonte djalin, Ai e njoftoi se ai po mbytej për shkak të veprave të këqija dhe kufrit. Ai nuk i tha se Unë po e fundos thjesht nga dëshira Ime, pa asnjë arsye dhe pa bërë ndonjë

mëkat. Atyre që luftojnë në rrugën e Tij, Allahu i Lartësuar u ka garantuar se do t'ua shtojë udhëzimin, nuk tha se do t'i humbasë apo se do t'ua zhvlerësojë veprat.

Të devotshmëve, të cilët shkojnë pas kënaqësisë së Tij, u ka garantuar se do t'ua shtojë udhëzimin, ndërsa i lë të humbur vetëm të prishurit, të cilët i shkelin marrëveshjet të cilat i morën përsipër. E humb atë që i jep përparësi humbjes dhe e zgjedh atë me vullnetin e tij kundrejt udhëzimit. Atij ia vulos zemrën dhe dëgjimin. Zemra e tij kthehet në një zemër që nuk pajtohet me udhëzimin. E refuzon udhëzimin kur i paraqitet, nuk i beson, për këtë arsye i përmbyset zemra dhe shikimi, si dënim për refuzimin e të vërtetës, pasi qe njohur me të. Vërtet sikur Allahu i Lartësuar, në çastet që e gjykoi me humbje dhe mjerim, ta dinte se ky person e do të mirën, do ta bënte që ta kuptonte atë dhe do ta udhëzonte, por ky person nuk i meriton mirësitë e Allahut dhe nuk i takon nderimi i Tij.

Allahu i ka hequr pengesat dhe i ka parashtruar argumentet, u ka mundësuar shkaqet e udhëzimit dhe u ka provuar se Ai nuk i devijon të tjerët, përveçse ata që janë keqbërës dhe zullumqarë. Ata që i cenojnë kufijtë do t'i kenë zemrat e vulosura. Të zhytur në sprovë do të jenë hipokritët për shkak të asaj që ata vetë punuan me duart e tyre. Mohuesve do t'u nxihen dhe do t'u vulosen zemrat si rezultat i veprave të tyre, siç thotë Allahu i lartësuar: ***"Nuk është ashtu! Por veprat e tyre (të këqija) ua kanë mbuluar zemrat."*** *(Kurani, 83:14)* Ndërsa në lidhje me armiqtë e Tij çifutë, thotë: ***"Dhe për thënien e tyre: 'Zemrat tona janë të mbyllura në këllëf (prandaj s'i kuptojmë fjalët e Profetëve).' Nuk është kështu, por Allahu ua ka vulosur ato për shkak të mohimit të tyre, prandaj pak prej tyre besojnë."*** *(Kurani, 4:155)* Allahu i lartësuar na njofton se nuk e humb atë që e ka udhëzuar, derisa t'i bëjë me dije se nga cilat vepra duhet të ruhet, dhe ai, për shkak të natyrës së tij të prishur dhe të ndyrë, zgjedh humbjen kundrejt udhëzimit, duke u bërë palë me shejtanin kundrejt Zotit.

Ndërsa përsa i përket kurthit të cilin Zoti i përshkruan Vetes, kjo gjë vjen si shpërblim për ata që u bëjnë kurthe të dashurve të Tij dhe të dërguarve të Tij. Pra kurtheve të tyre të këqija u kundërpërgjigjet me kurthin e Tij të mirë.

Kurthi i tyre është më i shëmtuari, kurse ai i Allahut më i miri, sepse përmban drejtësi dhe është kundërpërgjigje ndaj tyre.

Kurse përsa i përket hadithit se njeriu punon vepra të banorëve të Xhenetit derisa ndërmjet tij dhe Xhenetit të ketë një parakrah dhe aty do të ngadhënjejë ajo që është shkruar, një njeri i tillë veprat i kryente vetëm për t'u dukur, sepse sikur veprat e tij të ishin të rregullta dhe të pranuara, me të cilat Allahu do të ishte i kënaqur, ato kurrsesi nuk do t'i zhvlerësonte.

Thënia e Profetit (salallahu alejhi ue selem): "*derisa ndërmjet tij dhe Xhenetit të ketë një parakrah*", nuk e mbështet shpjegimin që sapo dhamë, prandaj mund të thuhet: duke qenë se veprat vlerësohen sipas përfundimit dhe ky person nuk duroi dot të vazhdonte me veprat e tij, që t'i mbylleshin me të mira, por tek ai fshihej një sëmundje dhe një njollë që e poshtëroi në fund të jetës së tij. Kjo sëmundje/njollë e mashtroi në kohën më të vështirë, kështu që ai u kthye të vepronte sipas kërkesave që i diktonte kjo sëmundje. Po të mos ekzistonte ky mashtrim dhe kjo sëmundje, Allahu i Lartësuar kurrsesi nuk do t'ia përmbyste besimin. Pra po të ishte i sinqertë dhe i vërtetë dhe po të mos kishte kryer ndonjë vepër, e cila do të bëhej shkak për shkatërrimin e tij, atij nuk do t'i ndodhte kjo. Allahu di ato të fshehta që njerëzit nuk ia dinë njëri-tjetrit.

Ndërsa sa i takon Iblisit, Allahu i lartësuar u tha engjëjve: ***"Unë di atë që ju nuk e dini."*** *(Kurani, 2:30)* Allahu i Lartësuar e dinte se në zemrën e Iblisit kishte kufër, mendjemadhësi, zili, për të cilat nuk kishin njohuri engjëjt. Kur u urdhëruan t'i binin në sexhde (Ademit), u duk se në zemrat e tyre kishte bindje, dashuri, frikë, nënshtrim, kështu që menjëherë e respektuan urdhrin. Ndërsa tek armiku i Allahut u shfaq kufri, mendjemadhësia, zilia, kështu që u tregua kryelartë dhe nuk pranoi t'i binte në sexhde. Me këtë ai u fut në radhët e mohuesve.

Ndërsa frika e të dashurve të Tij nga kurthi i Tij është e vërtetë, sepse ata frikësohen që Ai mund t'i poshtërojë për shkak të mëkateve dhe gabimeve të tyre, dhe t'i lërë në mjerim. Pra ata frikësohen prej mëkateve të tyre dhe shpresojnë në mëshirën e Tij.

Ndërsa fjalët e Tij: ***"A janë të sigurt ata nga kurthet e Allahut?"***, u drejtohen keqbërësve dhe jobesimtarëve, sepse kuptimi i ajetit është ky:

vetëm një popull i dështuar mund të kryej mëkate dhe të mos frikësohet nga takimi me Allahun, dhe se Ai, kurthet e tyre të këqija nuk do t’i presë me kurthin e Tij.

Ndërsa ata që e njohin Allahun i frikësohen kurthit të Tij, në kuptimin se Ai mund t’ua ketë vonuar ndëshkimin për disa mëkate, të cilat mund t’i kenë kryer më parë dhe i kanë harruar, kështu që në një çast të caktuar vetëmashtrimi, dhe pikërisht atëherë, papritur, u vjen ndëshkimi i Allahut.

Ose në një çast të caktuar ata tregohen të shkujdesur dhe harrojnë ta kujtojnë Allahun, kështu që Ai i braktis ata pasi ata e braktisën Atë duke mos iu bindur dhe nënshtruar Atij. Dhe kështu ata goditen nga fatkeqësitë dhe sprovat. Në këtë rast kurthi i Zotit ndaj tyre është braktisja e tyre.

Ose, Allahu i Lartësuar i di mëkatet dhe të metat e tyre, të cilat ata mund të mos i dinë, kështu që u vjen kurthi andej nga ata nuk e dinë.

Ose i sprovon me diçka që nuk e përballojnë dot, kështu që ata bëhen pre e kësaj sprove.

## 114. Punët dhe frytet e tyre

Viti është pema, muajt janë degët e saj, ditët janë rrembat e saj, orët janë gjethet e saj dhe frymëmarrjet janë frutat e saj. Ai që frymëmarrjet e tij i kalon në bindje ndaj Allahut, frutat e pemës së tij janë të mira, ndërsa kush i kalon ato në mëkate, frutat e pemës së tij do të jenë të hidhura. Koha e të vjelave është Ditën e Kiametit dhe në kohën e të vjelave dallohet fruti i ëmbël nga i hidhuri.

Sinqeriteti dhe teuhidi janë një pemë në zemër, degët e saj janë veprat, ndërsa frutat e saj janë jeta e mirë në këtë botë dhe përjetimi i kënaqësive të pandërprera në jetën e amshuar. Dhe ashtu sikurse frutat e Xhenetit janë të pambaruara, po të tilla në këtë botë janë edhe frytet e sinqeritetit dhe teuhidit.

Shirku, gënjeshtra dhe hipokrizia janë një pemë në zemër, frutat e së cilës në dynja janë frika, pikëllimi, zemërngushtësia, errësira e zemrës, ndërsa frytet e saj në Ahiret janë *zakumi* dhe dënimi i përhershëm. Këto dy pemë Allahu i Lartësuar i ka përmendur në suren *Ibrahim*.

## 115. Nivelet e lumturisë

Kur njeriu arrin moshën e pubertetit, i paraqitet marrëveshja me Krijuesin dhe Zotin e tij. Nëse e pranon me vendosmëri dhe tregohet këmbëngulës për ta zbatuar, atëherë ai është i aftë për gradat dhe pozitat që janë të posaçme për ata që i përmbahen marrëveshjes. Duhet ta marrë përsipër këtë marrëveshje me gatishmëri të plotë dhe të thotë: Unë jam i aftë për ta çuar në vend këtë besë, kush mund të jetë më i gatshëm se unë për ta pranuar, për ta kuptuar dhe për ta zbatuar?! Fillimisht përqendrohet në domethënien e saj, e kupton mirë, njihet me porositë e Zotit të tij, dhe në fund, e përgatit vetën për ta çuar në vend marrëveshjen në bazë të kërkesave të saj.

E vështron marrëveshjen edhe një herë tjetër me syrin e zemrës, e lexon përmbajtjen duke i ripërtërirë ambiciet dhe duke ngjallur një vendosmëri tjetër nga ajo e fëmijërisë, para se t'i vinte marrëveshja. Kështu ai shkëputet nga errësira dhe shkujdesi fëminor dhe nga bindja ndaj zakoneve, duke u treguar i durueshëm në respektimin e synimeve të larta si dhe duke dalë nga terri i dilemave në dritën e bindjes së sigurt. Nëpërmjet durimit dhe zellit plot sinqeritet, arrihen mirësitë e dhuruara nga Allahu.

Niveli i parë i lumturisë gjendet te dëgjueshmëria dhe zemra që arsyeton atë që ai dëgjon me vesh. Pasi të ketë dëgjuar dhe kuptuar, pasi t'i jetë qartësuar udha e drejtë dhe t'i ketë vënë re shenjat dalluese gjatë saj, si dhe pasi t'i shohë njerëzit të devijuar nga e majta e saj dhe e djathta, ndërkaq i përmbahet fort asaj duke mos devijuar me të lajthiturit, të cilët iu shmangën kësaj udhe si pasojë e mospranimit të marrëveshjes, ose e pranuan atë vetëm sipërfaqësisht duke mos treguar vullnetin dhe gatishmërinë e duhur për ta kuptuar, për ta medituar, e aq më tepër për t'i zbatuar porositë e saj. Madje atyre iu paraqit marrëveshja ndërsa ishin në kulmin e fëmijërisë dhe po ndiqnin fenë e adeteve dhe atë që trashëguan nga prindërit e tyre. Ata e pranuan marrëveshjen ashtu siç e pranon dikush që mjaftohet me atë që ka trashëguar nga prindërit dhe të parët e tij. Ky njeri nuk krahasohet me dikë që e përqendron gjithë ambicien dhe zemrën për të kuptuar marrëveshjen dhe për të punuar me të, madje sikur vetëm kjo marrëveshje t'i kishte ardhur dhe t'i thoshte: Kuptoje mirë marrëveshjen dhe puno sipas saj. Nëse ky njeri nuk e mbërthen marrëveshjen në këtë mënyrë, ai do të mjaftohet me ndjekjen e të

afërmve, do të ndjekë rrugën nëpër të cilën ecën familjarët e tij, shokët, komshinjtë dhe banorët e qytetit. Por nëse ambicia e tij do të ishte pak më e lartë, do t'i përmbahej asaj që kishte trashëguar nga të parët, ndërsa marrëveshjes nuk do t'i hidhte asnjë sy dhe do të ishte kënaqur që feja e tij të jetë ajo që bazohet në zakone.

Shejtani, pasi e ka sprovuar dhe pasi e ka parë në nivelin më të ulët të motivimit dhe të vendosmërisë, do të vazhdojë ta hedhë në fanatizmin ndaj të parëve, duke u përpjekur ta bindë se kjo është e vërteta dhe se çdo gjë veç saj është e kotë dhe e pavlerë. Me këtë lloj nacionalizmi e fanatizmi të pa bazuar në dije, arrin që udhëzimin t'ia paraqesë në pamje të humbjes, dhe humbjen në pamje të udhëzimit, duke arritur ta bindë të jetë i kënaqur me parimet e familjes dhe të popullit të tij, për të mirë e për të keq, dhe duke e bindur gjithashtu që të refuzojë dhe ta konsiderojë humbje çdo gjë që bie në kundërshtim me parimet e popullit të tij. Kështu e poshtëron veten duke mos e pranuar udhëzimin, ndaj dhe Allahu i lartësuar e lë të braktisur në atë që ai vetë zgjodhi. Kësaj kategorie njerëzish, sikur i gjithë udhëzimi të ishte në kundërshtim me popullin dhe familjen e tyre, në këtë udhëzim do shihnin vetëm humbje.

Mirëpo në qoftë se ambicia e tij do të ishte pak më e lartë dhe do të kishte shpirt më fisnik e më të guximshëm, do t'i përkushtohej mësimit të marrëveshjes, njohjes dhe meditimit rreth saj. Kështu do ta kuptonte se i zoti i marrëveshjes ka një pozitë tjetër nga ajo e të tjerëve. Duke medituar për marrëveshjen, arrin të njohë Zotin dhe vetveten. E njeh Zotin me emrat dhe cilësitë e Tij, me veprat dhe vendimet e Tij. Nga kjo marrëveshje kupton se Zoti është matësi i çdo gjëje, se çdo gjë ka nevojë për Të, se është i lartësuar mbi arshin e Tij, mbi të gjitha krijesat, se dëgjon e sheh, se kënaqet e zemërohet, se do dhe urren, se i drejton çështjet nën sundimin e Tij. Dhe Ai flet që nga arshi: urdhëron e ndalon, i çon të dërguarit e Tij në skaje të ndryshme të mbretërisë së Tij, që t'ua komunikojnë njerëzve fjalët e tij, të cilat mund t'i dëgjojë kushdo që do nga krijesat e Tij. Ai mban drejtësi, i shpërblen për të mirat dhe i ndëshkon për të këqijat. Është i Urtë, Mëkatfalës, Falënderues, Bujar, Bamirës. Është i cilësuar me çdo cilësi të përsosur, është i lartë nga mangësitë e të metat dhe asgjë nuk është si Ai.

Në qeverisjen dhe drejtimin e asaj që Zoti ka nën sundim duket qartë urtësia e Tij, se si i përcakton gjërat me vullnetin e Tij, që asnjëherë nuk e cenojnë drejtësinë dhe urtësinë e Tij. Sheriati, logjika dhe natyrshmëria njerëzore e vërtetojnë njëra-tjetrën, kështu që një person i tillë (që i zotëron këto tria) e njeh Allahun ashtu siç e ka përshkruar Ai veten në librin e Tij, me emrat dhe cilësitë e Tij, të Cilat i ka shprehur, i ka vërtetuar dhe u ka kërkuar njerëzve që ta njohin nëpërmjet tyre, duke bërë që të pranohen nga logjika dhe të dëshmojë për to natyrshmëria njerëzore.

Nëse bindet me zemrën e tij për atributet e Atij që i ka dhënë besën, atëherë ato do të shndrisin në zemrën e tij dhe kështu do të përjetojë shikim të drejtpërdrejtë. E sheh se si ato përfshijnë dhe veçojnë, afrojnë dhe largojnë, privojnë dhe dhurojnë. Kështu me zemrën e tij vështron çastet e drejtësisë së Allahut, të mirësisë dhe mëshirës së Tij, duke e kuptuar besimin se Allahu ia ka shfaqur argumentet njerëzve dhe se caktimi i Tij do të realizohet. Vështron fuqinë e Tij të plotë me gjithë drejtësinë dhe urtësinë e Tij absolute. E kupton se Ai është lartësuar mbi të gjitha krijesat, megjithëse i ka përfshirë ato dhe është afër tyre. Vëren madhështinë e Tij, forcën dhe të papriturat e Tij me gjithë mëshirën, bamirësinë, urtësinë, bujarinë, faljen dhe butësinë e Tij. Vëren qëndrueshmërinë e fakteve dhe përcaktimet e Allahut, jashtë të cilave s'del dot askush. Gjithashtu vëren se urtësia e Allahut është fillimi dhe fundi i përcaktimeve të Tij. Sheh se si degëzimet e urtësisë rikthehen tek origjina e tyre; se si parimet përputhen me përfundimet në qëllimin e tyre; sheh se si organizohen çështjet e gjithësisë në përputhje të plotë me drejtësinë, urtësinë, mëshirën, bamirësinë dhe alternativën më të dobishme, asnjë çështje nuk del jashtë këtij organizimi, deri në ditën e shkatërrimit të gjithësisë, në ditën e gjykimit ndërmjet njerëzve, në ditën e shfaqjes së drejtësisë dhe urtësisë, vërtetësisë së Profetëve të Tij dhe të lajmeve që Ai na ka treguar, shfaqje kjo e dukshme për të gjithë krijesat: njerëzit dhe xhinët, besimtarët dhe jobesimtarët.

Kështu shfaqen për krijesat, atributet e madhështisë së Tij, për të cilat nuk kishin njohuri më parë, saqë edhe njeriu më i ditur për Allahun (Profeti, paqja qoftë mbi të), atë ditë e lavdëron me cilësitë e përsosura dhe me atribute madhështie, si dhe e falënderon në forma që nuk arrinte t'i bënte në këtë botë.

U bëhen të qarta shkaqet që i bënë të devijuarit të devijojnë dhe të humburit të humbasin. Atë ditë shfaqet dallimi ndërmjet diturisë në lidhje me realitetin e emrave dhe cilësive dhe diturisë që kemi për to në këtë botë; shfaqet dallimi në lidhje me dijen që kemi për Xhenetin dhe Zjarrin dhe te shikimi i tyre me sy, madje dallimi do të jetë edhe më i madh.

Po nga kjo marrëveshje kuptojmë se si emrat dhe cilësitë e Allahut sollën ekzistencën e profetësisë, në mënyrë që njerëzit të mos lihen ashtu kot pa ndonjë synim të caktuar. Po ashtu sollën ekzistencën e urdhëresave dhe ndalesave, shpërblimit dhe ndëshkimit, si dhe të ringjalljes. Të gjitha këto janë rezultate të emrave dhe cilësive të Tij, kështu që çdo pretendim i armiqve për t'i mohuar këto, bie poshtë. Vëzhgon mbizotërimin e fuqisë së Tij dhe se pushteti i Tij ka përfshirë të gjitha krijesat, duke mos ngelur asgjë jashtë këtij sundimi, qoftë edhe një grimcë. E sheh se nëse do të ekzistonte me Të ndonjë zot tjetër, kjo botë do të shkatërrohej, pra do të shkatërrohej toka dhe qiejt dhe gjithçka ndodhet mes tyre.

E sheh se sikur ta kapte Atë gjumi apo vdekja, gjithçka do të shkatërrohej brenda çastit. Sheh se Islami dhe imani, nëpërmjet të cilëve besimtarët e adhurojnë Allahun, burojnë nga cilësitë e Tij të shenjta dhe se shpërblimi dhe dënimi, i shpejtë apo i vonë qoftë, janë pasojë e po këtyre cilësive. E kupton se personi që mohon cilësitë e Allahut, lartësimin e Tij mbi të gjitha krijesat, të folurit e Tij nëpërmjet librave dhe porosive, dëgjimin dhe shikimin, vullnetin dhe fuqinë, nuk mund ta pranojë marrëveshjen dhe ta çojë në vend. Ata e refuzuan marrëveshjen dhe nuk e njohën këtë besë, megjithëse edhe nëse ndonjëri e ka pranuar atë, ai nuk e ka pranuar të plotë, me të gjitha çfarë ka në të.

Me ndihmën e Allahut vjen suksesi!

## 116. Lidhja mes trupit dhe shpirtit

Trupi i njeriut është i krijuar nga toka, ndërsa shpirti vjen nga pushteti qiellor dhe, ndërmjet tyre ka një lidhje të fortë bashkëshoqërimi. Nëse e bën trupin të ndiejë uri (me agjërim), pagjumësi (me namaz nate) dhe e vë në shërbim (me adhurim ndaj Zotit), atëherë shpirti do përjetoje rehati dhe do të ndihet i

lehtësuar, duke u ngritur lart për andej nga u krijua dhe do të përmallohet për botën e tij qiellore. Në qoftë se i plotëson çdo dëshirë duke e ngopur, duke e lënë në rehati fizike, fle shumë dhe kontribuon që ai të gjejë rehati trupore, atëherë trupi zë vend aty nga u krijua duke tërhequr dhe shpirtin me vete dhe duke e mbajtur në burgun tokësor. Dhe po të mos ishte ambientuar shpirti me këtë lloj burgu, do të kërkonte ndihmë për shkak të dhimbjeve që ndien si pasojë e shkëputjes nga bota prej së cilës u krijua, ashtu siç kërkon ndihmë një i burgosur që torturohet.

Me një fjalë, sa më shumë të lehtësohet trupi aq më shumë lehtësohet shpirti dhe kërkon botën qiellore, ndërsa sa më shumë të rëndohet trupi dhe të jepet pas epsheve dhe rehatisë, aq më shumë rëndohet dhe shpirti, duke zbritur nga bota e tij e lartë në sferën tokësore të ulët. Ndaj mund ta shohësh personin pranë teje fizikisht, por shpirti i tij gjendet pranë shoqërisë më të lartë; mund të jetë i fjetur në shtratin e tij, por shpirti i tij ndodhet tek *Sidratul Munteha* duke u sjellë rreth Arshit, ndërsa një tjetër mund të jetë në këmbë në shërbim (adhurim) me trupin e tij, por shpirti i tij ndodhet poshtë e më poshtë duke u sjellë rreth gjërave të ulëtave. Atëherë kur shpirti shkëputet nga trupi, ose do të jetë në shoqërinë më të lartë, ose në shoqërinë më të ulët; te shoqëria më e lartë do të hasë çdo mirësi dhe kënaqësi, çdo gëzim dhe hijeshi, pra një jetë të mirë, ndërsa në shoqërinë më të ulët do përjetojë çdo lloj brenge, mërzie, ngushtësie, jetë të lodhshme e të vështirë. Allahu i Lartësuar ka thënë: ***"Kush i kthen shpinën Këshillës Sime, ai do të ketë një jetë të vështirë."****(Kurani, 20:124)*

Këtu Ai përmend fjalët e Tij që ia zbriti të Dërguarit dhe shmangia nga Këshilla e Tij nënkupton mungesën e meditimit rreth saj dhe të mosvepruarit me të. Ndërsa *jetën e vështirë* shumica e komentuesve e shpjegojnë me dënimin e varrit, siç është transmetuar nga Ibn Mesudi, Ebu Hurejra, Ebu Seid el Hudriu, Ibn Abasi,[137]madje ka dhe një hadith për këtë.[138]

Fjala *dank*, në aspektin etimologjik nënkupton *vështirësi* dhe *ngushtim*; çdo gjëje të ngushtë i thuhet *dank*, si, për shembull, shtëpi e ngushtë, jetesë e

[137] Shih librin *Xhamiul Bejan* (8/427) të Ibn Xheririt, dhe *Durrul Menthur* (4/557) të Sujutit.
[138] Hadithi është hasen. Transmeton Ibn Hibani me nr. 3113; Abdurrezaku, nr. 6703 etj. Me zinxhir hasen.

ngushtë etj. Pra kjo jetesë e vështirë do t'i vijë si pasojë e tolerancës së tepërt që njeriu i bën shpirtit dhe trupit në ndjekjen e epsheve, kënaqësive dhe prehjeve, sepse njeriu është i tillë, sa më shumë t'i zgjerohet hapësira, aq më shumë i ngushtohet zemra, derisa të bëjë një jetë të vështirë. Ndërsa sa më shumë t'i ngushtohet hapësira për ndjekjen e epsheve, aq më shumë i jep liri dhe hapësirë zemrës. Pra, nëse ia ka ngushtuar hapësirat epsheve në këtë botë duke u treguar i devotshëm, do t'i japë hapësirë në *berzah* dhe në Ahiret. Ndërsa nëse i krijon hapësirë vetes në këtë botë, si pasojë e ndjekjes së epsheve, do t'ia ngushtojë hapësirën në berzah dhe Ahiret. Domethënë, ai u jep përparësi dy jetëve më të mira, më të kënaqshme dhe më të vazhdueshme. Mundoje trupin tënd për të arritur kënaqësitë e shpirtit dhe mos e mjero shpirtin për kënaqësitë e trupit, sepse kënaqësia e shpirtit apo mjerimi i tij është më i madh dhe i vazhdueshëm, ndërsa kënaqësia e trupit apo mjerimi i tij është më i lehtë dhe më i shkurtër.

## 117. Porosi për thirrësit tek Allahu

Njohësi i vërtetë i Allahut nuk i urdhëron njerëzit që të heqin dorë tërësisht nga kjo botë, sepse kjo është diçka e pamundur për ta, por i porosit që të heqin dorë nga gjynahet, duke marrë edhe pjesën e tyre që u takon nga kjo botë. Kjo sepse braktisja e kësaj bote është diçka vullnetare, nafile e shtesë, ndërsa braktisja e gjynaheve është detyrë dhe një predikues nuk ka se si t'i porosisë njerëzit për diçka vullnetare kur ata akoma nuk kanë realizuar detyrat. Nëse e kanë të vështirë lënien e gjynaheve, atëherë përpiqu t'ua afrosh Allahun në zemrat e tyre dhe t'ia bësh Atë të dashur, duke u treguar mirësitë, dhurimin dhe begatitë e Tij, atributet e Tij të përsosura, sepse është në natyrërin e tyre që ta duan Allahun. Nëse ata e duan Atë, e kanë të lehtë braktisjen e gjynaheve dhe shkëputjen prej tyre. Jahja ibn Muadhi ka thënë: "Nëse këtë botë e kërkon një i mençur, është më i mirë se një injorant që heq dorë prej saj."

Njohësi i Zotit i thërret njerëzit për tek Allahu, nëpërmjet botës së tyre, që ata ta kenë më të lehtë përgjigjen, ndërsa zahidi (asketi) i thërret tek Allahu nëpërmjet braktisjes së kësaj bote, gjë që ua bën më të vështirë përgjigjen

ndaj thirrjes. Të përpiqesh ta shkëpusësh foshnjën nga gjiri i nënës, në një kohë që foshnja nuk njeh gjë tjetër veç pirjes sëj gjirit, është shumë e vështirë, ndonëse për të pasur rezultate kërkohet që për atë fëmijë të gjesh gjidhënësen më të mirë e më fisnike, sepse qumështi ka ndikim në natyrën e foshnjës. Për shembull, gjidhënia nga një grua mendjelehtë, do të ndikojë në mendjelehtësinë e fëmijës dhe anasjelltas. Gjidhënia më e dobishme është ajo kur fëmija ka uri. Nëse ka mundësi ta përballojë ndërprerjen e gjidhënies, ose në të kundërt le t'i japë me karar, sepse ngopja e tepërt nganjëherë vret.

## 118. Tri dobi të rralla

- Përmbushja e detyrimeve dhe mbajtja e drejtësisë në kohë të vështira, dallon shumë me përmbushjen e tyre në kohë rehatie.
- "Robi im i vërtetë është ai që më përmend Mua edhe kur është në përballje me rivalin e tij (në luftë)"[139]Allahu i lartësuar thotë: *"**O besimtarë, kur të ndesheni me ndonjë forcë armike, qëndroni të patundur dhe përmendni shumë Allahun që të fitoni.**" (Kurani, 8:45)*
- S'ka për t'u habitur askush me një njeri me shëndet, i cili i përmbush adhurimet lirshëm, por çudia është me një njeri të dobët e të sëmurë, i cili përjeton gjendje nga më të ndryshmet, por që zemra e tij çdoherë është në shërbim dhe kryen çdo adhurim që është në mundësitë e tij.

## 119. Dy mënyrat e njohjes së Allahut

E para: Njohje pranuese. Në këtë lloj bëjnë pjesë të gjithë njerëzit, i miri dhe i keqi, i devotshmi e mëkatari.

E dyta: Njohje që shkakton ndjesinë e turpit para Allahut, dashurinë për Të, lidhjen e zemrës me Të, përmallimin për t'u takuar me Të, frikën prej Tij, kthimin, prehjen dhe strehimin tek Ai kur ikim nga krijesat. Kjo është njohja e veçantë për të cilën flasin njerëzit. Te ky lloj i njohjes eksiton një dallim shumë i madh midis njerëzve, të cilin e njeh vetëm Zoti, vetëm Ai që ua dhuroi këtë disave dhe i privoi disa të tjerë. Çdokush që flet rreth kësaj

[139] Hadithi është i dobët. Si të tillë e ka vlerësuar edhe shejh Albani. Transmeton Tirmidhiu, nr. 3580.

njohjeje, flet sipas pozitës dhe nivelit që ka arritur në këtë njohje. Njeriu më i ditur rreth Allahut, Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: "*S'arrij dot të të lavdëroj ashtu siç e meriton; Ti je ashtu siç e ke lavdëruar vetën Tënde.*"[140] Gjithashtu Profeti na ka njoftuar se në Ditën e Gjykimit Allahu i Lartësuar i mundëson të shprehë lëvdata e falënderime të cilat s'mund t'i bënte në këtë botë.

Te kjo njohje arrihet përmes dy portave. E para: duke medituar rreth të gjitha fakteve dhe argumenteve që përmenden në Kuran dhe duke i kuptuar thellësisht ato, ashtu siç ka për qëllim Allahu dhe i Dërguari i Tij, dhe e dyta: duke medituar në faktet që i shohim dhe i perceptojmë, në urtësinë që ato kanë, në fuqinë e Allahut, butësinë dhe drejtësinë e Tij me të gjitha krijesat. Ajka e gjithë kësaj është njohja dhe të kuptuarit e emrave dhe cilësive të Tij të bukura e të larta; madhështinë dhe përsosmërinë e tyre, sepse ato janë të veçanta për Të. Pastaj ndikimin që ato kanë te krijesat; lidhjen e tyre me krijimin dhe çështjet e tjera, në këtë mënyrë njohësi i Zotit kupton urdhëresat dhe ndalesat, caktimet dhe vendimet e Tij, domethënien e emrave dhe cilësive të Tij; kupton vendimet e Tij fetare dhe caktimet e Tij ekzistenciale: *"**Kjo është mirësia e Allahut, që Ai ia jep kujt të dojë; e Allahu ka mirësi të pafund.**" (Kurani, 57:21)*

## 120. E çfarë lloji është pasuria jote?

Sa i takon përdorimit, paratë ndahen në katër lloje: një lloj që është fituar me bindje ndaj Allahut dhe gjithashtu është shpenzuar sipas së drejtës së përcaktuar nga Allahu; kjo është paraja më e dobishme. Lloji i dytë: paraja që është fituar duke mëkatuar ndaj Allahut dhe është shpenzuar po duke mëkatuar; kjo është më e dëmshmja. Lloji i tretë: paraja që është fituar duke lënduar dikë nga muslimanët dhe është shpenzuar po ashtu duke lënduar një të tillë; ky është si lloji i dytë. Dhe i katërti: paraja që është fituar në mënyrë të lejuar dhe është shpenzuar gjithashtu në mënyrë të lejuar. Për këtë të fundit njeriu nuk merr shpërblim dhe as ndëshkim.

[140] Transmeton Muslimi, nr. 486.

Ky është klasifikimi kryesor i parave, por ky klasifikim ka edhe një tjetër nënklasifikim. Për shembull: paraja që është fituar me të drejtë dhe shpenzohet në të kotë; një tjetër që fitohet me pa të drejtë dhe shpenzohet në mirësi, por që shpenzimi në këtë rast është shlyerje për të. Një lloj tjetër është ai që fitohet në mënyrë të dyshimtë dhe shlyerja për të do të ishte po të shpenzohej në rrugë të Allahut.

Duhet të dimë se lavdërimi apo përçmimi, shpërblimi apo ndëshkimi, kanë të bëjnë si me mënyrën e shpenzimit të parave po ashtu dhe me mënyrën e fitimit të tyre. Pra fituesi dhe shpenzuesi do pyeten se si e fitoi dhe si e shpenzoi.[141]

## 121. Mbështetja e besimtarit dhe format e saj

Mbështetja e muslimanëve mund të bëhet në disa forma: me pasuri, me autoritet, me trup, domethënë, me shërbime fizike, me këshilla, udhëzime, duke u lutur për ta dhe duke kërkuar falje, si dhe duke i mbështetur në raste fatkeqësie. Kjo mbështetje është në varësi të besimit, sa më i dobët të jetë besimi, po aq do të jetë edhe mbështetja, dhe sa më i fortë të jetë besimi, po aq do të jetë edhe mbështetja. Profeti (salallahu alejhi ue selem) i mbështeste shokët e tij me të gjitha këto forma, prandaj edhe pasuesit e tij do t'i mbështesin muslimanët për aq sa janë rigorozë në ndjekjen e tij.

Një ditë të ftohtë dimri, disa njerëz hynë te Bishër El-Hafi dhe e gjetën të zhveshur teksa po dridhej nga të ftohtit. Ata i thanë: - Ç'është kjo o Ebu Nasër? - Ai tha: - M'u kujtuan të varfrit dhe i ftohti që ndiejnë ata, e meqë nuk kam me çfarë t'ua lehtësoj vuajtjet, doja të isha pjesëmarrës me ta në të ftohtin e tyre.[142]

---

[141] Transmeton Tirmidhiu me nr. 2417, nga Ebu Berzete El Esh'emij, i cili tha: - Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: "Nuk do të lëvizë këmba e robit Ditën e Gjykimit derisa të pyetet për jetën e tij si e kaloi, për diturinë e tij ç'bëri me të, për pasurinë e tij se si e fitoi dhe si e shpenzoi, si dhe për trupin e tij ku e përdori." Tirmidhiu pohon se hadithi është hasen-sahih. E ka saktësuar edhe shejh Albani.

[142] Kjo lloj mbështetje nuk është e bazuar në Sheriat, sepse Allahu i lartësuar nuk e ngarkon robin përtej mundësive të tij, për më tepër kur veprimi mund t'i shkaktojë dëm, si rasti në fjalë.

## 122. Mosnjohja e rrugës, rrezikshmëria dhe përfundimi

Mosnjohja e rrugës, e problemeve që hasen gjatë saj dhe mosnjohja e pikësynimit, shkaktojnë lodhje të mëdha, me fare pak rezultate. Një njeri që ndodhet në një pozitë të tillë mundohet të kryej sa më shumë *nafile* duke i lënë pas dore obligimet, ose kryen vetëm vepra me gjymtyrë, të cilat nuk i dalin nga zemra; ose mund të kryej vepra duke qenë i sinqertë me zemër dhe gjymtyrë, por nuk e ndjek Sunetin e Profeti (salallahu alejhi ue selem); ose kryen një vepër, por veten nuk e mbron nga sëmundjet vrasëse (për shembull, shtirja) gjatë kryerjes, po edhe pas kryerjes. Po ashtu, gjatë kryerjes së një vepre mund të tregojë shkujdes duke mos u treguar mirënjohës, ose nuk tregon kujdes që të mos mahnitet me veten; ose nuk arrin të vërejë mangësitë e veta në këtë vepër në mënyrë që më pas të kërkojë falje. Duke vepruar kështu mendon se vepra e tij është e përkryer, por në të vërtetë ajo nuk është e tillë. Të gjitha këto bëjnë që rezultati të mos jetë i plotë, me gjithë lodhjen e madhe që shoqëron veprën.

Suksesi është në dorë të Allahut!

## 123. Pengesat gjatë rrugës për tek Allahu

Gjatë rrugëtimit për tek Allahu, njeriu has në kurthe e pengesa të ndryshme, të cilat fillimisht përmes epsheve, pushtetit, veshjeve dhe kënaqësive të ndryshme, synojnë ta shmangnin nga kjo rrugë. Në qoftë se nuk u kundërvihet, i ndërpritet udhëtimi, por në qoftë se i refuzon dhe nuk i pranon duke u treguar i sinqertë në synimin e tij, atëherë do të sprovohet me pasues të shumtë, të cilët i puthin dorën, i ofrojnë vendin më të mirë nëpër tubime, mbahet në qendër të vëmendjes, i kërkohet të bëjë lutje për ta duke shpresuar në begatitë e veprës së tij, e të tjera gjëra të ngjashme me këto. Nëse mashtrohet me këto, rrugëtimi për tek Allahu ndërpritet dhe kjo qe hisja e tij. Por në qoftë se edhe këto pengesa i kalon, atëherë sprovohet me *keramete* e gjëra të pazakonta, të cilat nëse e mashtrojnë, rrugëtimi ndërpritet duke qenë kjo hisja e tij. Nëse edhe këto i kalon, sprovohet me kënaqësinë e të jetuarit në bashkësi, por edhe në vetmi dhe lehtësimin e çështjeve të kësaj bote. Në qoftë se mjaftohet me këto, i ndërpritet udhëtimi drejt pikësynimit, por nëse

nuk ndalet këtu duke shikuar më tej drejt asaj që Allahu kërkon nga ai dhe dëshiron prej tij, në mënyrë që robi i Tij gjithmonë të ndalet aty ku Allahu është i kënaqur me të, pavarësisht se ku ndodhet e si ndodhet, ndien lodhje apo nuk ndien, ndien kënaqësi ose dhimbje, e shfaq këtë para njerëzve ose nuk e shfaq, ai nuk bën zgjedhje tjetër jashtë asaj që bën për të Mbrojtësi dhe Zotëria i tij. Ai i zbaton urdhrat e Tij sipas mundësive, sepse e konsideron rehatinë për veten më pak të rëndësishme se arritja e kënaqësisë së Zotit të Tij. Ky është robi që mbërriti, që asgjë nuk e ndaloi të mbërrinte te Zoti i Tij.

## 124. Kategoritë e mirësive

Mirësitë janë tre llojesh: një mirësi që njeriu e zotëron dhe ka njohuri për të; një mirësi që njeriu e pret dhe shpreson ta arrijë; dhe një mirësi që është duke e përjetuar, por që nuk e kupton.

Kur Allahu i lartësuar dëshiron t'ia përsosë mirësitë robit të Tij, i mundëson që të njohë mirësitë aktuale që zotëron dhe të jetë falënderues për to. Ky është një kusht i domosdoshëm për ruajtjen e mirësive, sepse ato mund të zhduken për shkak të gjynaheve, por falënderimi i mban ato të pranishme. I jep sukses të kryej vepra, të cilat tërheqin mirësi të pritshme dhe njëherësh i mundëson të njihet me shkaqet që ia zhdukin mirësitë dhe ua presin rrugën atyre. Kështu arrin te mirësitë në mënyrën më të mirë dhe njihet me mirësitë në të cilat ndodhet, por që më parë ai nuk i hetonte.

Tregohet se një beduin arab hyri te Harun Rrashidi[143]dhe i tha: - O udhëheqës i besimtarëve! E lus Allahun të t'i bëjë të qëndrueshme mirësitë që të ka dhënë dhe në të cilat je, duke të mundësuar ta falënderosh pa ndërprerje. E lus Allahun të t'i realizojë mirësitë që ti i shpreson dhe që për t'i arritur ato duhet që të shpresosh tek Ai, si dhe të jesh në bindje të vazhdueshme ndaj Tij. E lus Allahun të të mundësojë t'i njohësh mirësitë aktuale që je duke përjetuar pa e kuptuar, në mënyrë që ta falënderosh për to. - Kjo thënie e habiti pa masë kalifin i cili tha: - Sa renditje të bukur që bëre!

[143] Harun ibn Muhamed El Mehdi ibn Abdullah Ebi Xhafer El Mensur, prijësi i besimtarëve dhe njëri nga halifet e shtetit islam. Lindi në vitin 148 h. dhe vdiq në 193 h.

## 125. Parimi elementar mbi të cilin bazohet dija

Baza fillestare e çdo njohurie teorike dhe çdo veprimi të vullnetshëm janë mendimet dhe meditimet, të cilat mundësojnë formimin e ideve të përpikta dhe përfytyrimeve të plota, të cilat çojnë në lindjen e dëshirës dhe motivimit, që sjellin si rrjedhojë kryerjen e veprimit. Ky veprim, nëse përsëritet shpesh, kthehet në ritual të vazhdueshëm për njeriun. Nga këtu kuptohet se perfeksionimi i të gjithë këtyre niveleve arrihet duke përmirësuar mendimet dhe meditimet, po ashtu vlen dhe e kundërta. Mendimet dhe meditimet do të jenë të shëndosha kur përjetojnë mbikëqyrjen e Mbrojtësit të mbartësit të tyre, duke tentuar të ngrihen sa më lart dhe sa më pranë Zotit dhe të vërtiten rreth gjërave me të cilat Ai është i kënaqur dhe i do, sepse prej Tij vjen çdo përmirësim, çdo udhëzim, çdo sukses e orientim. Nga përkujdesi i Zotit për robin vjen çdo mbrojtje, ndërsa nga braktisja vjen çdo humbje e mjerim. Pra, robi triumfon me çdo të mirë, me çdo udhëzim e mbarësi, po aq sa mund ta përqendrojë syrin e mendjes në mirësitë, në begatitë dhe në njësimin e Zotit; në rrugët që e çojnë drejt njohjes së mëtejshme të Tij dhe në mënyrat e adhurimit. Njeriu duhet ta ndiejë Zotin të pranishëm, se e shikon, e përcjell, se Ai di edhe çfarë mendon edhe cilat janë synimet dhe ambiciet e tij. Kur i kupton të gjitha këto, njeriu turpërohet prej Tij, kërkon prej Tij që t'ia përmirësojë ato të meta, të cilat nuk do që t'ia shohin të tjerët, ose mendimet që nuk pëlqen t'i shohë tek ai.

Në qoftë se njeriu e sheh Zotin e tij në këtë pozitë, Allahu e lartëson atë, e afron pranë Tij, e nderon dhe i ofron miqësi, dashuri, mbrojtje dhe përkrahje. Në varësi të kësaj ai largohet nga papastërtitë shpirtërore, nga hamendjet e shëmtuara dhe mendimet e ulëta, dhe gjithashtu, sa më shumë të largohet dhe të shmanget prej Tij, aq më shumë i afrohet fëlliqësirave, gjërave të ulëta e të shëmtuara, duke u shkëputur kështu nga çdo përsosmëri dhe duke rënë në kontakt me çdo mangësi.

Njeriu është krijesa më e mirë nëse i afrohet me adhurime Formësuesit të tij, duke i zbatuar urdhëresat e Zotit dhe duke iu larguar ndalesave të Tij, duke vepruar sipas asaj me të cilën Allahu është i kënaqur dhe duke i dhënë përparësi ndaj tekave të vetvetes. Nga ana tjetër, njeriu konsiderohet krijesa më e keqe nëse i largohet Allahut dhe zemra e tij nuk lëviz për t'iu afruar

Atij, për t'iu bindur dhe për të synuar kënaqësitë e Tij. Nëse njeriu zgjedh rrugën që e afron me Krijuesin, duke i dhënë përparësi Atij karshi epsheve të veta, atëherë ai ka zotëruar zemrën, logjikën dhe besimin e tij, duke dalë kështu triumfues mbi epshet dhe shejtanin, dhe kështu triumfon udhëzimi mbi devijimin, udhëzimi mbi epshin. Por në qoftë se zgjedh shmangien nga Zoti, atëherë tek ai kanë mbizotëruar epshet dhe shejtani, mbi mendjen, zemrën dhe udhëzimin e tij.

Dije se përfytyrimet dhe cytjet shkaktojnë lindjen e atyre mendimeve që mendja i merr dhe i memorizon. Pastaj kalojnë në dëshirë dhe më pas në gjymtyrë dhe kthehen në vepra. Kështu, ky veprim përsëritet dhe kthehet në ves. E gjithë kjo është më lehtë të ndërpritet që në hapat e parë, sesa atëherë kur të jetë forcuar e plotësuar. Siç dihet, nuk është në dorën e njeriut që këto imagjinata dhe cytje t'i zhdukë njëherë e përgjithmonë, sepse ato janë diçka që e sulmojnë vazhdimisht, por nëpërmjet forcës së besimit dhe logjikës arrin klasifikimin e tyre, duke i pranuar të mirat me të cilat Zoti është i kënaqur dhe ia vlen ta shoqërojnë në jetën e tij, dhe njëkohësisht i refuzon të shëmtuarat, të urryerat dhe të padëshiruarat. Sahabët i thanë Profetit (salallahu alejhi ue selem): - O i Dërguari i Allahut, ndonjërit nga ne i vijnë cytje të atilla, që më mirë të digjet e të bëhet hi, sesa t'i shprehë me gojë. - Ai tha: "*Vërtet keni ndierë diçka të tillë?*" - I thamë: Po. Tha: "*Ky është besimi i vërtetë.*"[144] Ndërsa në një transmetim tjetër thuhet: "*Falënderimi i qoftë Allahut, i Cili kurthin e (shejtanit) e ktheu në vesves.*"[145]

Rreth shpjegimit të këtij hadithi, dijetarët kanë dhënë dy mendime:

1. Refuzimi dhe urrejtja e këtyre cytjeve nga ana e njeriut janë provë për besimin e vërtetë të tij.

2. Vetë ekzistenca edhe hedhja e cytjeve në shpirtin e tij tregon për besimin e vërtetë, sepse shejtani me këto cytje përpiqet t'ia rrënojë besimin e pastër edhe t'ia asgjësojë atë. Allahu i Lartësuar e krijoi shpirtin e njeriut të ngjashëm me mokrën e mullirit, e cila nuk pushon por vetëm sillet dhe kërkon të bluajë diçka. Çfarëdo që t'i vihet, si: drithë, gurë, dhé etj., ajo vetëm bluan.

---

[144] Hadithi është i saktë. Transmeton Ahmedi (2, 456); Ibn Hibani nr.146 etj.

[145] Hadithi është i saktë. Transmeton Ahmedi (1, 145); Ibn Hibani nr. 147; Ebu Daudi nr. 5112; Begaui në *Suneh* nr. 60 me zinxhir të saktë.

Mendimet dhe përfytyrimet që vërtiten në shpirtin e njeriut, janë sikurse drithi që vihet nën mokrën e mullirit për t'u bluar. Mokra asnjëherë nuk pushon, por gjithherë kërkon të bluajë diçka. Mokra e disave bluan drithë dhe e kthen në miell, nga i cili përfiton vetë, por përfitojnë edhe të tjerët, megjithëse shumica e njerëzve bluajnë rërë e gurë apo gjëra të tjera të ngjashme me to, por realitetin e asaj çfarë kanë bluar e kuptojnë vetëm atëherë kur vjen çasti për ta bërë brumë e bukë.

## 126. Ruajtja e vazhdimësisë së devotshmërisë në zemër

Nëse arrin t'i zmbrapsësh cytjet, i ke zmbrapsur dhe pasojat që vijnë prej tyre, e nëse i pranon ato, atëherë ato kthehen në mendime që lëvrijnë brenda teje. Kështu, duke zotëruar dëshirat e tua bashkë me mendimet, arrin të zotërosh edhe gjymtyrët. Por, nëse cytjet nuk arrijnë deri aty sa t'i përdorin gjymtyrët, atëherë ato i kthehen zemrës duke i premtuar kënaqësi të ndryshme në mënyrë që ta orientojnë atë si të duan. Pa dyshim që përmirësimi i imagjinatave kalimtare është më i lehtë se përmirësimi i mendimeve dhe ideve fikse, por edhe përmirësimi i këtyre të fundit është më i lehtë se përmirësimi i qëllimeve dhe dëshirave të motivuara, ndërsa përmirësimi i qëllimeve është më i lehtë se riparimi dhe korrigjimi i veprës së keqe. Por, sidoqoftë, përmirësimi i veprës është më i lehtë se ndërprerja dhe shkëputja nga një veprim i kthyer në traditë dhe ritual periodik. Ilaçi më i dobishëm është të mendosh rreth atyre gjërave që janë në interesin tënd dhe të sjellin dobi dhe të mos merresh me ato gjëra që nuk janë me interes për ty. Të mendosh rreth atyre gjërave që nuk përbëjnë interes për ty është dera e çdo ligësie. Ai që mendon rreth gjërave që nuk i interesojnë, humbet gjërat që i interesojnë, pra realisht merret me diçka prej së cilës nuk ka dobi duke lënë pas dore gjërat prej të cilave ka dobi. Gjërat që meritojnë përkujdesjen tënde më të madhe për t'u përmirësuar janë mendimet, përfytyrimet, qëllimet dhe ambicia, sepse në mënyrë të posaçme këto të përkasin ty; prej tyre varet afrimi ose largimi nga i Adhuruari yt, sepse për njeriun s'ka lumturi përveçse duke qenë afër Tij, duke qenë Zoti i kënaqur me ty, dhe i gjithë mjerimi qëndron në largimin e njeriut nga Zoti dhe hidhërimin e Tij ndaj robit. Dhe ai

njeri që në përfytyrimet e tij dhe sfondin e mendimeve të tij është i ulët, s'ka se si të jetë ndryshe edhe në gjërat e tjera.

Kujdesu që shejtani të mos e zotërojë shtëpinë e mendimeve dhe qëllimeve të tua, sepse i deformon ato në mënyrë të atillë që është e pamundur të ndreqen. Ai të hedh lloj-lloj cytjesh e mendimesh të dëmshme, ndërhyn mes teje dhe të menduarit rreth gjërave me interes për ty, ndërkohë që ti e ndihmon duke i lënë hapësirë, që të zotërojë zemrën dhe mendimet e tua. Shembulli yt në raport me të është si shembulli i një personi që zotëron një mulli, në të cilin po bluan drithëra të dobishme dhe ndërkohë i vjen një person që ka me vete dhé, bajga, qymyr e gjëra të tjera, të cilat dëshiron t'i bluajë së bashku me të. Nëse e përzë, domethënë, nuk e lejon t'i hedhë ato për bluarje, në këtë rast do të vazhdojë të bluajë gjëra të dobishme, por në qoftë se e lejon që t'i hedhë në bluarje, prapë vazhdon të bluaj, mirëpo e dëmton të gjithë drithin dhe mielli to të jetë i padobishëm.

Cytjet që shejtani i hedh njeriut, ose janë meditime rreth diçkaje që ekziston, se si do të dukej ajo ndryshe nga ç'është, ose meditime rreth diçkaje që nuk ekziston, e cila po të ekzistonte si do të dukej; ose e shtyn të mendojë rreth disa gjërave të shëmtuara e të ndaluara; ose e shtyn të fantazojë për gjëra që s'kanë të bëjnë me realitetin; ose për gjëra të kota; ose për disa gjëra që është e pamundur të arrihen me atë lloj pune që bën, dhe kështu përmes këtyre fantazive të cilat nuk njohin fund dhe as nuk ndalen te ndonjë fillim, i kthen ato në sfondin e mendimeve dhe arenën e ambicieve.

Parim përmbledhës për përmirësimin e përgjithshëm, është përdorimi i mendjes në nxënien e diturive që kanë të bëjnë me njohjen e gjërave që janë të detyruara për ty, që kanë të bëjnë me teuhidin dhe të drejtat e tij, me vdekjen dhe ato që pasojnë deri te hyrja në Xhenet ose në Zjarr. Të mendosh për të metat e punëve dhe mënyrat e mbrojtjes së tyre. Ndërsa sa i takon qëllimeve dhe ambicieve, t'i orientosh ato drejt gjërave të dobishme dhe refuzimit të gjërave të dëmshme. Tek ata që e njohin madhështinë e Allahut, të duash ta mashtrosh dikë dhe ta preokuposh mendjen dhe zemrën me këtë është më e dëmshme për zemrën se vetë mashtrimi, sidomos kur pas kryerjes së veprës nuk e preokupon zemrën më me të, sepse kur e dëshiron një gjë të

tillë, e angazhon zemrën dhe e mbush me këtë gjë derisa kjo bëhet pasion dhe dëshirë për të.

Në jetën tonë të përditshme mund të shohësh se si një mbret nëse mëson se ndonjë nga oborrtarët e tij apo shërbëtorët dëshiron ta mashtrojë, ose t'i ngrejë kurth, ose ta tradhtojë, duke qenë zemra dhe mendja e tij e preokupuar dhe e mbushur me këtë, edhe pse vazhdon t'i shërbejë dhe t'i përmbushë nevojat e tij (duke pritur rastin e volitshëm), kur mbreti e zbulon fshehtësinë edhe qëllimin e tij, do të hidhërohet pa masë nga ky person dhe do ta ballafaqojë me atë çfarë meriton. Pra ky person është më i urryer te mbreti se një person që kryen disa mashtrime, mirëpo zemra e tij është me mbretin dhe nuk mendon t'i bëjë ndonjë tradhti apo ta dëshirojë këtë. I pari nuk arriti ta tradhtojë nga pamundësia, megjithëse zemra e tij e dëshironte me ngulm dhe mendja e tij punonte pareshtur për këtë, ndërsa i dyti bën krime duke i urryer ato, duke mos fshehur në vetvete mashtrimin dhe tradhtinë apo këmbënguljen në të. Ky i fundit është në pozitë më të mirë dhe do të ketë përfundim më të mirë se i pari.

Me një fjalë, zemra kurrë nuk pushon nga të menduarit, ose preokupohet rreth obligimeve dhe botës tjetër dhe të mirat që sjellin ato, ose preokupohet me të mirat e kësaj bote dhe jetën në të; ose me vesvese; ose me iluzione të kota e supozime të pavërteta. E shprehëm edhe më parë se njeriu është si mokra e mullirit, e cila bluan çfarëdo që hidhet në të. Nëse hedhim grurë ajo e bluan, por edhe nëse hedhim qelq, bajga, gurë, përsëri ajo i bluan. Allahu është Zotëruesi i këtij mulliri (shpirti), të cilit i ka caktuar një engjëll, i cili hedh në të gjëra të dobishme edhe sillet me të, dhe një djall që hedh gjëra të dëmshme dhe sillet me të. Pra një herë e shtyn engjëlli kah e mira dhe një herë e tërheq djalli nga e keqja. Drithi që engjëlli hedh është nxitje për vepra të mira dhe për vërtetimin e premtimit, ndërsa drithi që djalli hedh është nxitje për punë të këqija dhe për përgënjeshtrimin e premtimit. Ndërsa cilësia e miellit do të jetë në varësi nga drithi që hedhim, mirëpo i zoti i drithit të dëmshëm, nuk mund ta hedhë atë përveçse në rastin kur e gjen mokrën të boshatisur nga drithi i dobishëm dhe për arsyen tjetër se mbikëqyrësi e ka braktisur dhe ia ka kthyer shpinën duke i dhënë mundësi tjetrit të hedhë lëndët e tij të pavlera.

Pra, në qoftë se mirëmbajtësi i mokrës e braktisë atë, nuk përkujdesët dhe nuk hedh drithë të mirë në të, atëherë armikut i krijohen mundësi për ta shkatërruar. Prandaj parimi themelor për mirëmbajtjen e mokrës është angazhimi në punët që janë me interes, ndërsa rrënimi i plotë i saj bëhet duke u marrë me ato punë që nuk ka interes prej tyre. Sa fjalë të mira kanë thënë disa të mençur: "Kur arrita të kuptoj se të gjitha llojet e furnizimeve janë të destinuara të shkatërrohen, kur pashë se zhdukja është fundi i tyre i patjetërsueshëm, i braktisa të gjitha duke iu përkushtuar asaj (përgatitjes për Ahiretin) për të cilën bien dakord të gjithë të mençurit, ajo është përgatitja më e mirë, fitimi më i vlefshëm dhe arritja më e dobishme."

## 127. Pastrimi i vetvetes

Shekik ibn Ibrahim ka thënë: "Njerëzve u mbyllet porta e suksesit për shkak të gjashtë gjërave:

1. preokupimi me mirësitë duke harruar falënderimin për to;
2. vullneti për nxënien e dijes duke braktisur veprat;
3. kryerja e mëkateve dhe vonesa e pendimit;
4. mashtrimi i vetes në shoqërimin me njerëzit e devotshëm pa i ndjekur ata në vepra të mira;
5. dynjaja u ka kthyer shpinën kurse ata rendin pas saj;
6. ahireti u vjen përballë duke u afruar, kurse ata i shmangen."

Ndërsa unë them se origjina e gjithë kësaj bazohet te mungesa e inkurajimit dhe kërcënimit, te bindja e dobët, te dituria e cekët, te poshtërimi dhe nënçmimi i vetes dhe shkëmbimi i diçkaje të pavlerë me diçka të lartë e të çmuar, sepse në të kundërt, shpirti po të ishte fisnik e i madh, nuk do ta pranonte të vihej aq poshtë.

Burimi i të gjitha të mirave është në dorë të Allahut, në suksesin që Ai jep dhe në dëshirën e Tij, te fisnikëria e shpirtit, çiltërsia dhe shpirtmadhësia, ndërsa burimi i çdo të keqeje qëndron te pikëllimi, te shpirtvogëlsia dhe shpirtngushtësia. Allahu i Lartësuar thotë: *"**Vërtet, kushdo që e pastron shpirtin, do të shpëtojë, ndërsa kushdo që e shtyp atë (me punë të këqija), do të dështojë.**" (Kurani,91: 9-10)* Do të thotë ka shpëtuar ai që rrit, kultivon

dhe shumon të mirat e shpirtit nëpërmjet bindjes ndaj Allahut, ndërsa ka dështuar ai që e shtyp dhe e ngushton me mëkate ndaj Allahut.

Shpirtrat fisnikë pajtohen vetëm me gjërat më të mira, më të dobishme dhe me ato, fundi i të cilave është i lavdishëm, ndërsa shpirtrat e ulët vërtiten rreth gjërave të ulëta dhe bien në to ashtu sikurse miza që bie në çdo mbeturinë. Një shpirt fisnik e i lartë nuk e pranon padrejtësinë, imoralitetin, hajninë, tradhtinë, mashtrimin, sepse ai është i lartë e madhor.

Ndërsa një shpirt i përdhosur, i vogël e i ulët shkon në kah të kundërt me të parin. Secili shpirt priret kah ajo me të cilën përshtatet dhe përputhet me natyrën e tij. Këtë domethënie kanë edhe fjalët e Allahut të Lartësuar: *"**Thuaj: 'Çdokush sillet (punon) sipas mënyrës së vet'.**" (Kurani, 17:84)* Pra sipas asaj që i shkon e i përshtatet. Punon sipas mënyrës së vet që i përshtatet moralit dhe parimeve të tij. Secili ecën në rrugën e tij, në drejtimin e tij, sipas parimeve e tij, me të cilat është ambientuar dhe në të cilat është krijuar. Ndërsa një i prishur vepron sipas metodës së tij duke iu përgjigjur mirësive me mëkate dhe duke ia kthyer shpinën Bamirësit.

Po kështu edhe besimtari vepron sipas mënyrës së tij duke e falënderuar Bamirësin, duke i shprehur dashurinë dhe lavdërimin, duke kërkuar t'i afrohet Atij, duke ndierë turp prej Tij, duke ndierë mbikëqyrjen dhe madhështinë e Tij.

## 128. Njohja e vetes të çon drejt njohjes së Zotit

Ai që nuk e njeh veten, si ka mundësi të njohë Krijuesin e tij! Dije se Allahu i Lartësuar në kraharorin tënd ka krijuar një shtëpizë që quhet zemër, pastaj në kraharor ka vendosur një *arsh* (fron) mbi të cilin qëndron shembulli më i lartë (njohja e Allahut). Allahu i lartësuar me Qenien e Tij qëndron mbi *arsh*, i shkëputur nga krijesat, ndërsa shembulli më i lartë, si: njohja e Tij, dashuria për Të, njësimi i Tij qëndrojnë mbi fronin e zemrës dhe shtrojën e të qenurit i kënaqur me Të. Nga e majta dhe djathta shoqërohet me shpalljet dhe urdhëresat e Tij, ku ka hapur dhe një portë që çon drejt Tij, nga kopshti i mëshirës së Tij, prej nga ndien përmallim për takimin me Të. Pastaj e ka ujitur me shiun e fjalëve të Tij, duke mbirë kështu në të lloj-lloj borzilokësh e

pemësh të frytshme, që janë llojet e ndryshme të adhurimeve, si *tehlili* (fjala *la ilahe il-lallah*), *tesbihu* (thënia *subhanallah*), *tahmidi* (*elhamdulilah*) dhe *tekbiri* (*Allahu ekber*). Në mes të kopshtit ndodhet pema e njohjes, e cila “***me lejen e Zotit të saj (pema) jep fruta në çdo kohë.*** ” *(Kurani, 14:25)* Këto fryte janë: dashuria, pendimi, frika dhe gëzimi për afrimin te Zoti. Kjo pemë ujitet me meditime në fjalët e Tij, duke i kuptuar ato dhe duke punuar me to. Në këtë shtëpi ndodhet i varur një kandil ndriçues me dritën e njohjes së Tij, me besimin tek Allahu dhe njësimin e Tij, i cili frymëzohet nga *“**një pemë e bekuar ulliri, që nuk është as lindor, as perëndimor, vaji i së cilës ndriçon edhe pa e prekur zjarri.** ” (Kurani, 24:35)* Më pas këtë kopsht e rrethon me një mur, në mënyrë që të mos futet ndonjë epidemi, apo të hyjnë keqbërësit e ta dëmtojnë. Kështu dëmet nuk arrijnë në të. Përveç kësaj, i ka caktuar edhe rojtarë nga engjëjt, të cilët e ruajnë kur është fjetur e zgjuar. Më pas i zoti i shtëpisë dhe i kopshtit njoftohet se kush do të banojë në të, në mënyrë që vazhdimisht të jetë i preokupuar me mirëmbajtjen e banesës dhe të orendive që banuesi ta pëlqejë atë. Nëse sheh ndonjë parregullsi në shtëpi, e rregullon shpejt, sepse banuesi mund të largohet. Banuesi i mirë në banesë të mirë.

I Lartësuar qoftë Allahu, Zoti i botëve; çfarë dallimi ka mes kësaj shtëpie dhe një shtëpie të pushtuar nga keqbërësit, e cila është kthyer në fole për insektet e milingonat dhe në mjedis për hedhjen e fundërrinave dhe mbeturinave. Nëse dikujt i teket të kryej nevojat personale, e gjen të zbrazët, të braktisur, të pambrojtur, të errët, me erë të keqe, të përfshirë nga shkatërrimi dhe të mbushur me plehra; e përshtatshme vetëm për kryerjen e nevojave personale, sepse aty s’gjen rehati ndonjë banues tjetër përveç insekteve, krimbave dhe kafshëve helmuese. Shejtani qëndron i ulur mbi shtretërit e saj, të mbuluar me shtrojën e injorancës; në të valëviten tekat dhe dëshirat e ndaluara; majtas dhe djathtas janë orenditë epshore. Në të është e hapur porta e poshtërimit, vetmisë së egër, tërheqjes pas dynjasë, të mjaftuarit me të dhe moslakmia për Ahiretin. Ujitet me shiun e injorancës, shirkut, epsheve dhe bidateve, të cilat mundësuan që në të, të mbijnë ferrat, drizat dhe pemët me fruta të hidhura të gjynaheve, risive në fe, talljeve, poezive që i kushtohen imoralitetit dhe alkoolit, që nxisin në kryerjen e mëkateve dhe përçmojnë adhurimin. Mes kopshtit qëndron pema e injorancës dhe e largimit

nga Zoti, e cila në çdo kohë jep frutat e saj të hidhur: mëkatet, cenimin e kufijve, dëfrime të shfrenuara dhe tallje, valëvitjen sipas çdo ere që fryn, pasimin e çdo dëshire, mbushje me pikëllim, brenga, mërzi dhe dhimbje, por që qëndrojnë të fshehura, sepse shpirti i njeriut është i hutuar nga dëfrime të shfrenuara, megjithëse në çastin e parë që këndellet nga dehja pushtohet nga mërzia, brenga, stresi dhe jetesa e vështirë. Kjo pemë e hidhur ujitet me ndjekjen e tekave dhe dëshirave, me shpresën e gjatë mashtruese. Kjo shtëpi e errët, me mure të shembura, braktiset dhe s'gjen ndokënd që e mbron, si: hajdutët, kafshët, mbeturinat dhe papastërtitë.

I Lartësuar qoftë Krijuesi i këtyre dy shtëpive. Kush e njeh shtëpinë e tij dhe vlerën e objekteve dhe thesareve që gjenden në të, përfiton nga jeta dhe vetja e tij, ndërsa kush nuk e njeh shtëpinë e tij, nuk e njeh as veten, duke humbur kësisoj lumturinë.

Allahu është Ai që sjell suksesin.

## 129. Urtësi

- Sehl Tusturiut i thanë: - Çfarë mendon për një person që ushqehet vetëm një herë në ditë? - Tha: "Kështu ushqehen të sinqertët (*sidikinët*). - I thanë: - Po në qoftë se ushqehet dy herë në ditë? - Tha: "Kështu ushqehen besimtarët." - I thanë: - Po nëse ushqehet tre herë? - Tha: "Porositeni familjen e tij t'i bëjnë një grazhd (vend i veçantë ku hidhet bar dhe sanë për bagëtitë)."[146]
- Esued ibn Salim[147]ka thënë: "Dy rekate që unë fal për Allahun janë më të dashura për mua sesa Xheneti dhe çdo gjë që gjendet në të." Dikush i tha: "Kjo që sapo the është gabim." Ai tha: "Na lini rehat me këto kritikat tuaja. Xheneti është vendi i kënaqësisë sime, ndërsa dy rekatet kanë kënaqësinë e

[146] Parimi në këtë çështje është që të mos e teprojë dhe t'i shmanget mbingopjes dhe mbushjes së stomakut, sepse ai është shtëpia e sëmundjeve.
[147] Ka vdekur në vitin 213 h. Biografia e tij gjendet në librin *Tahrihul Bagdad* (7/35), një biografi e mbushur plot me gjëra të habitshme e të çuditshme.

Zotit tim, dhe arritja e kënaqësisë së Zotit tim për mua është më e dashur sesa arritja e kënaqësisë sime."[148]

- Njohësi i Allahut në tokë është si një lule e Xhenetit, të cilës po sa dikush i merr erë, shpirti i tij përmallohet për Xhenetin.
- Zemra e të dashurit qëndron para madhërisë dhe bukurisë së të dashurit të tij.

Kur vëren madhështinë e Tij, e madhëron dhe ka frikë prej Tij, ndërsa kur vëren bukurinë e Tij e do dhe përmallohet për Të.

## 130. Njohja e Allahut

Ka njerëz që e njohin Allahun nëpërmjet bujarisë, mirësive dhe dhurimit të begative. Prej tyre ka të atillë që e njohin nëpërmjet faljes, tolerimit e butësisë. Dikush e njeh përmes ndëshkimit dhe hakmarrjes. Disa të tjerë e njohin nëpërmjet diturisë e urtësisë. Dikush e njeh nëpërmjet krenarisë e madhështisë së Tij; dikush përmes bamirësisë e mëshirës; dikush përmes pushtetit e sundimit; dikush përmes pranimit të lutjeve; dikush përmes largimit të fatkeqësisë e përmbushjes së nevojave.

Më i dituri prej të gjithëve është ai që e njeh përmes fjalëve të Tij, sepse në këtë mënyrë arrin ta njohë Zotin e përshkruar me cilësi të përsosura e atribute madhështore, që është pa të meta e mangësi. Atij i përket çdo emër i mirë dhe çdo cilësi e përkryer. Ai vepron çfarë të dojë, është mbi çdo gjë, është pranë çdo gjëje (me diturinë, shikimin, dëgjimin etj.), i aftë për çdo gjë, më i madh se çdo gjë, më i bukur se çdo gjë, më i mëshirshmi, më i plotfuqishmi e më i urti. Pra, Kurani zbriti që t'i njohë njerëzit me Zotin e tyre, t'i njohë ata me rrugën që i çon tek Ai dhe t'i njohë me fundin që i pret ndjekësit e kësaj rruge.

[148] S'ka dyshim në pasaktësinë e kësaj thënie, sepse është vetëm hamendësim dhe nuk është në përputhje me dritën profetike. Përkundër kësaj, Profeti (salallahu alejhi ue selem) dhe shokët e tij të mirë e lusnin Allahun t'ua jepte Xhenetin dhe t'i ruante nga Zjarri, ndaj dhe detyra jonë është t'i ndjekim ata.

## 131. Si t'i ruash mirësitë e Allahut

Prej sëmundjeve të fshehta që ka prekur shumë njerëz është edhe ajo kur njeriu është duke përjetuar një mirësi që Allahu ia ka dhuruar dhe e ka zgjedhur për të; nga monotonia kërkon që të zhvendoset prej saj drejt një tjetre, që me injorancën e tij mendon se është më e mirë për të. Megjithatë, Zoti me mëshirën e Tij nuk e nxjerr nga ajo mirësi, por e fal për injorancën e shprehur dhe zgjedhjen e keqe që bëri për vete, deri në kohën kur mërzitet nga ajo mirësi; e urren, e nëpërkëmb duke u mposhtur nga rutina, dhe në këtë rast Allahu ia rrëmben atë mirësi. Kur njeriu arrin të zhvendoset nga mirësia tek ajo që po kërkonte dhe e vë re dallimin ndërmjet mirësisë në të cilën ndodhej dhe asaj tek e cila ka kaluar, atëherë fillon t'i shtohet pikëllimi, ndien keqardhje dhe kërkon të kthehet aty ku ishte.

Kur Allahu ia do të mirën një robi dhe dëshiron ta udhëzojë, i mundëson të kuptojë vlerën e mirësisë që është duke përjetuar, e bën të kënaqur me të dhe ia mundëson ta falënderojë. Nëse vetja e cyt për t'u zhvendosur nga ajo mirësi, ai i përulur duke i shfaqur padituringë dhe duke ia dorëzuar çështjet e tij Zotit, i kërkon t'i bëjë zgjedhjen më të dobishme për të, sepse vetë e ka të pamundur.

Nuk ka gjë më të dëmshme për njeriun se monotonia që e mërzit nga mirësitë e Allahut duke bërë që të mos i vlerësojë ato si mirësi dhe as të falënderojë për to. Nuk u gëzohet atyre, bile i urren, ankohet prej tyre dhe i konsideron fatkeqësi, megjithëse ato mund të jenë prej mirësive më të mëdha që i ka dhënë Zoti. Shumica e njerëzve janë armiqësorë ndaj mirësive të Allahut, nuk e ndiejnë vlerën e begative të Tij, bile përpiqen si e si t'i zmbrapsin ato, t'i largojnë nga vetja e tyre me injorancë dhe padrejtësi (ndaj vetvetes). Sa e sa mirësi i vijnë ndokujt, ndërkohë që përpiqet t'i largojë me çdo kusht. Allahu i Lartësuar thotë: *"**Kjo ndodh se Allahu nuk ia ndryshon kurrë një mirësi që ia ka dhënë një populli, derisa ata të ndryshojnë atë që kanë në veten e tyre.**" (Kurani, 8:53) "**Me të vërtetë, Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli, derisa ata të ndryshojnë ç'kanë në vetvete.**" (Kurani, 30:11)*

Nuk gjen më armiqësor ndaj mirësive sesa shpitin e njeriut, i cili pozicionohet me armikun tij kundër vetes. Armiku hedh zjarr mbi mirësitë,

kurse ky i fryn zjarrit. Pra vetë i mundëson të hedhë zjarr, pastaj e ndihmon duke i fryrë, mirëpo kur zjarri flakërohet dhe fillon ta përpijë, kërkon ndihmë për të shpëtuar nga përcëllimi, dhe në fund fare, fajin për të gjitha ia vë kaderit.

Në këtë kuptim, arrijmë të njohim një pjesë të konceptit të bukurisë së Tij. Njeriu ngrihet shkallë-shkallë nga njohja e veprimeve te njohja e cilësive, dhe nga njohja e cilësive te njohja e qenies së Tij. Nëse vëren diçka prej bukurive të veprave të Tij, i përdor ato si dëshmi për bukurinë e cilësive të Tij, pastaj bukurinë e cilësive e përdorë si dëshmi të qenies. Kështu kuptojmë se Allahut i takon i gjithë lavdërimi dhe askush prej krijesave nuk arrin ta lavdërojë ashtu siç Ai e meriton. Ai është ashtu siç e ka lavdëruar veten e Tij dhe meriton të adhurohet për shkak të Qenies së Tij dhe të duhet të falënderohet për shkak të Qenies së Tij, sikundër Allahu e do vetveten, e lavdëron, e falënderon dhe, dashuria e vetvetes, falënderimi, lavdërimi, njësimi, në të vërtetë janë falënderim, lavdërim, dashuri, teuhid.

Ai është ashtu siç e ka lavdëruar vetveten e Tij dhe mbi çdo lavdërim që i bëjnë krijesat e Tij. Të gjitha veprat e Tij janë të mira dhe të dashura. Nëse kemi krijesa që Ai i urren dhe nuk i do, në veprimet e Tij nuk ka diçka të urryer e të papëlqyer. Nuk ka në ekzistencë diçka që meriton të duhet dhe të lavdërohet absolutisht për vetë qenien e tij, përveç Allahut të Lartësuar. Çdo gjë tjetër që duhet përveç Tij, në qoftë se është rezultat i dashurisë ndaj Allahut, d.m.th. duhet për hir të Allahut, është dashuri e saktë, përndryshe është e pavlerë. Ky është realiteti i njësimit të Tij me adhurim, sepse i Adhuruar i vërtetë është Ai që duhet dhe falënderohet për vetë qenien e Tij, e ç`mund të themi nëse kësaj i shtohet bamirësia, mirësia, urtësia, toleranca, falja dhe mëshira e Tij?!

Pra kërkohet nga robi që të jetë i bindur se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut, ndaj njeriu e do dhe e lavdëron Atë për qenien dhe përsosmërinë e Tij. Gjithashtu ta dijë se nuk ka bamirës të vërtetë me të gjitha llojet e mirësive, të fshehta dhe të dukshme, përveç Allahut, pra e do për shkak të bamirësisë dhe dhurimit dhe e falënderon për këtë duke e dashur nga të dyja aspektet. Ashtu siç asgjë nuk është si Allahu, po ashtu dhe dashuria ndaj Tij nuk krahasohet me asnjë dashuri tjetër. Dashuria së bashku me

përuljen është adhurimi i vërtetë për të cilin janë krijuar krijesat. Adhurimi përkufizohet si kulimi i dashurisë dhe nënshtrimit dhe për këtë nuk i takon askujt tjetër përveç Allahut. Shoqërimi i dikujt në këtë të drejtë të Allahut, është shirk i madh që nuk e fal Allahu dhe atij që e kryen këtë mëkat nuk ja pranon asnjë vepër.

Falënderimi i Allahut përmban dy parime: përmendjen e fakteve për të cilat meriton të falënderohet dhe cilësive të përsosura, dhe ta duash për shkak të tyre. Kush përmend të mirat e dikujt tjetër pa treguar dashuri për të, ky nuk konsiderohet lavdërim. Po ashtu kush e do dikë pa ia përmendur të mirat, nuk konsiderohet se e ka lavdëruar derisa të mos i bashkojë këto dy parime. Allahu e lavdëron vetveten e Tij, si dhe e lavdëron nëpërmjet gjuhëve të lavdëruesve nga engjëjt, Profetët, të Dërguarit dhe robërit e Tij besimtarë. Pra, Ai e lavdëron veten e Tij me të dyja këto mënyra, sepse siç dihet lavdërimi që i bëjnë krijesat është me dëshirën, lejen dhe krijimin e Tij. Ai i mundësoi lavdëruesit të jetë i tillë, Ai i mundësoi muslimanit, të jetë musliman, falësit të namazit, të falet dhe të penduarit, të pendohet. Nga Ai fillojnë dhe shfaqen mirësitë dhe tek Ai përfundojnë përsëri, fillojnë me lavdërimin e Tij dhe mbarojnë tek lavdërimi i Tij. Ai e frymëzon robin që të pendohet dhe gëzohet me shumë për pendimin e tij, edhe pse është prej fisnikërisë së Tij. E frymëzon robin të kryej adhurime, pastaj e shpërblen për to, megjithëse janë prej bujarisë së Tij. Ai nuk ka nevojë për asgjë nga çdo pikëpamje, ndërsa çdo gjë tjetër veç Tij është e varur nga Ai në çdo pikëpamje. Robi ka nevojë për vetë Qenien e Zotit, për shkaqet dhe veprimet që rrjedhin më pas, sepse diçka që nuk realizohet nëpërmjet Tij, nuk mund të ekzistojë dhe gjithashtu ajo që nuk bëhet për hir të Tij, nuk është e dobishme.

## 132. Vërtetë Allahu është më i Bukuri dhe e do të bukurën

Thënia e Profetit (salallahu alejhi ue selem): *"Vërtetë Allahu është më i Bukuri dhe e do të bukurën"*,[149] përfshin bukurinë e rrobave, për të cilat u pyet në po këtë hadith. Gjithashtu në mënyrë të përgjithshme përfshinë

[149] Transmeton Muslimi nr. 262.

bukurinë në çdo gjë, siç përmendët në një hadith tjetër: *"Vërtetë Allahu është i pastër dhe e do pastërtinë."*[150]

Në *sahih* transmetohet se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Vërtetë Allahu është më i Miri dhe nuk pranon gjë tjetër përveç të mirës."*[151]

Në *sunene* transmetohet se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Vërtetë Allahu do që gjurmët e mirësisë së Tij të shihen te robi i Tij."*[152]

Po në *sunene* transmetohet nga Ebu el Haus el Xheushemiu, ky nga babai i tij, i cili thotë: *Profeti (salallahu alejhi ue selem) më pa të veshur me rroba të vjetra e të grisura dhe më tha `A ke pasuri?` Thashë: `Po.` Tha: `Çfarë lloj pasurie ke?` Thashë: `Nga të gjitha ato që më ka dhënë Allahu: devetë dhe dhentë.` Tha: `Atëherë le t`i shoh Ai mirësitë dhe dinjitetin e Tij mbi ty`*[153]

Allahu i lartësuar do që gjurmët e mirësive të Tij të shfaqen te robi, sepse janë bukuri që Ai i do. Ky është falënderim për mirësitë e Tij dhe konsiderohet si bukuri e brendshme. Pra, Allahu i lartësuar dëshiron të shoh bukurinë e jashtme të mirësive të Tij dhe bukurinë e brendshme, duke e falënderuar Atë. Dhe për shkak të dashurisë që ka për bukurinë, i dhuroi njeriut rroba e stoli me të cilat e zbukuron pamjen e jashtme, kurse me devotshmëri e zbukuron pamjen e tij të brendshme. Allahu i Lartësuar thotë: ***"O bijtë e Ademit, Ne ju dërguam rroba që të mbuloni vendet e turpshme, si edhe për zbukurim; por, petku i devotshmërisë është më i miri."*** *(Kurani, 7:26),* ndërsa në lidhje me banorët e Xhenetit thotë: ***"Por Allahu do t'i ruajë ata nga tmerret e asaj Dite e do t'u japë shkëlqim dhe gëzim dhe, për durimin e tyre, Ai do t'i shpërblejë me Xhenet dhe petka të mëndafshta."*** *(Kurani, 76:11-12)* Pra, fytyrat e tyre i zbukuroi me shkëlqim, brendësinë e tyre me gëzim dhe shtatin me mëndafsh.

Allahu i Lartësuar sikurse e do bukurinë në fjalë, vepra, veshje, sjellje e qëndrime, po ashtu edhe të shëmtuarën e urren në thënie, vepra, veshje e sjellje. E urren të shëmtuarën dhe ata që e bartin atë, sikundër e do të bukurën dhe ata që e bartin atë.

---

[150] Hadithi është shumë i dobët.Transmeton Tirmidhiu nr. 2799, etj.
[151] Transmeton Muslimi nr. 1015.
[152] Transmeton Tirmidhiu nr. 2819, me zinxhir transmetuesish të mirë.
[153] Transmeton Ebu Daudi nr. 4063, Tirmidhiu nr. 2006, etj me zinxhir të saktë.

Në këtë çështje kanë devijuar dy grupe: njëri thotë: Çdo gjë që Allahu e ka krijuar është e bukur dhe e do, kështu që edhe ne e duam çdo gjë që Ai ka krijuar dhe nuk urrejmë asgjë prej saj. Ata thonë: Kushdo që gjërat ekzistuese i shikon si krijesa të Zotit, të gjitha i sheh si të bukura, pretendimet e tyre këta njerëz i mbështetën në fjalët e Allahut: ***"I Cili ka përsosur çdo gjë që ka krijuar."*** *(Kurani, 32:7)* ***"Ky është krijimi i Allahut i Cili ka përsosur çdo gjë"*** *(Kurani, 27:88)* ***"Nuk mund të gjesh në krijimin e të Gjithëmëshirshmit kurrfarë ceni."*** *(Mulk, 3)* Sipas tyre, i ditur është ai që çdo gjë e vlerëson të bukur dhe nuk vëren diçka të shëmtuar në këtë ekzistencë!

Te këta njerëz është shuar xhelozia për të mbrojtur të drejtat e Allahu dhe nuk ekziston as urrejtja e as armiqësimi për hir të Tij. Sipas tyre nuk është e drejtë as lufta ndaj të keqes, as xhihadi në rrugën e Allahut dhe as zbatimi i ndëshkimeve të përcaktuara ana e Tij. Ata pamjen e meshkujve dhe të femrave e konsiderojnë bukuri të cilën e do Allahu, kështu që e adhurojnë me imoralitetin e tyre, madje, disa shkojnë edhe më tej duke pretenduar se i adhuruari i tyre shfaqet në fizikun e tyre dhe transformohet në ta. Një i tillë nëse është panteistë thotë: Kjo është një nga format e paraqitjes së të Vërtetit dhe i quajnë `Shfaqjet e Bukurisë.`

Grupit të parë i kundërvihet grupi i dytë duke thënë: Allahu i lartësuar e ka përbuzur bukurin fizike, fuzionominë e shtatin. Për shembull, në lidhje me hipokritët thotë: ***"Kur i shihni ata, pamja e tyre e bukur ju mahnit"*** *(Kurani, 63:4)* ***"Por sa e sa brezni, që kanë qenë më të begatshëm dhe më të pashëm, Ne i kemi shkatërruar para tyre!"*** *(Kurani, 19: 74)* D.m.th. më të pasur e më të pashëm. Hasan el Basriu ka thënë: `Ky ajet ka për qëllim fizionominë.`[154] Në *sahihun* e imam Muslimit (nr. 2564) transmetohet se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Vërtet Allahu nuk shikon (nuk merr në konsideratë dhe vlerësim) fuzionominë dhe pasuritë tuaja, por sheh zemrat dhe veprat tuaja"*. Ata thonë: Siç dihet në këto argumente nuk është mohuar shikimi si perceptim, por është mohuar shikimi me dashamirësi. Ata gjithashtu thonë: Allahu i Lartësuar i ndaloi veshjet e mëndafshta, floririn, enët e florinjta dhe të argjendta, të cilat përbëjnë bukuritë më madhore në këtë dynja. Allahu i

[154] Tefsiri i Ibn Kethirit, 2/252.

lartësuar thotë: ***"Mos e hidh shikimin në të mirat kalimtare, që Ne ua kemi dhënë disave prej tyre, si stoli të jetës së kësaj bote, për t'i vënë ata në provë!"*** *(Kurani, 20:131)* Në një hadith thuhet: *"Modestia në veshje është pjesë e besimit."*[155] Allahu i ka përbuzur shpërdoruesit, dhe ashtu siç mund të përdoret keq e me tepri ushqimi dhe pija, po ashtu mund të përdoret edhe veshja.

Për ta mbyllur diskutimin po them: Bukuria në fizionomi, në veshje dhe në paraqitje është tre llojesh: e lavdëruar, e përbuzur dhe as e lavdëruar e as e përbuzur.

E lavdëruar konsiderohet ajo që bëhet për hir të Allahut, që ndihmon në kryerjen e adhurimeve, në zbatimin e urdhëresave e ndalesave dhe për t'i përgjigjur Allahut, si për shembull, zbukurimi i Profetit (salallahu alejhi ue selem) për pritjen e delegacioneve. E ngjashme me këtë është veshja e pajimeve ushtarake për luftë, veshja e mëndafshtë në luftë dhe zgjatja e saj poshtë nyjës së këmbës, të gjitha këto janë të lavdëruara nëse me to kihet për qëllim lartësimi i fjalës së Allahut, ndihmesa e fesë së Tij dhe zemërimi i armiqve të Tij.

E përbuzur është ajo që bëhet për interesa të kësaj bote dhe pozitë, për mburrje e mendjemadhësi, për të arritur përmbushjen e dëshirave të ndaluara. Pra është e tillë kur ky është qëllimi dhe ambicia finale, sepse shumë njerëz nuk kanë ambicie tjetër veç kësaj.

Nuk është as e lavdëruar, as e përbuzur nëse nuk i përket as llojit të parë e as llojit të dytë.

Nga e gjithë kjo që thamë kemi për qëllim të vëmë në dukje se ky hadith përmban dy parime madhore: i pari është dija, i dyti virtyti. Pra, Allahu njihet me bukurinë e Tij, në të cilën nuk krahasohet me asgjë, adhurohet me bukurinë që Ai e do: me fjalë, me vepra dhe me sjellje.

Gjithashtu Ai do që robi ta zbukurojë gjuhën me fjalë të vërteta; ta zbukurojë zemrën me sinqeritet, dashuri, pendim, mbështetje; t'i zbukurojë gjymtyrët me adhurim; ta zbukurojë trupin duke i shfaqur mirësitë e Allahu në veshje, në pastrimin e vetvetes nga papastërtitë, heqjen e qimeve që duhet

[155] Hadithi është i saktë. Ebu Daudi nr. 4161, etj. E ka saktësuar shejh Albani në Sahiha nr. 341.

hequr, kryerjen e synetisë, prerjen e thonjve etj. Pra e njeh Atë nëpërmjet cilësive të bukura dhe i afrohet Atij përmes veprave, fjalëve dhe moraleve të bukura. E njeh Atë përmes bukurisë, e cila është atribut i Tij dhe e adhuron përmes bukurisë së sheriatit e fesë së Tij. Pra hadithi përmblodhi dy parime: njohurinë dhe sjelljen.

## 133. Sinqeriteti i njeriut me Zotin e tij

Nuk ka gjë më të dobishme për robin sesa sinqeriteti me Zotin e tij, në të gjitha çështjet, duke e shoqëruar këtë me vendosmëri të vërtetë; të tregohet i sinqertë në qëllimet dhe veprat e tij. Allahu i Lartësuar thotë: **"Madje, kur çështja (e luftës) është vendosur, do të ishte më mirë për ata që të tregohen të sinqertë ndaj Allahut."** *(Kurani, 47:21)* Lumturia e njeriut është në varësi të vendosmërisë së palëkundur dhe sinqeritetit në vepra. Sinqeriteti në diçka që kemi vendosur tregohet duke qenë i bindur, i sigurt, i palëkundur në atë që synon; vendosmëri që nuk njeh lëkundje. Nëse tregohet në këtë i sinqertë, i mbetet të tregohet i sinqertë edhe në vepra. Sinqeriteti në vepra arrihet duke dhënë maksimumin e mundit për të arritur atë që kemi vendosur. Vendosmëria për arritjen e qëllimit e pengon dobësimin e vullnetit dhe ambicies, ndërsa sinqeriteti në vepra, e pengon përtacinë dhe monotoninë. Kush tregohet i sinqertë me Allahun në të gjitha çështjet, Allahu e ndihmon më shumë se sa të tjerët. Kjo vërtetësi buron nga sinqeriteti dhe mbështetja e vërtetë. Njeriu më i vërtetë është ai me sinqeritetin dhe mbështetjen më të vërtetë.

## 134. Në lidhje me kaderin

Një Zot, që ka vullnetin e Tij, e urdhëroi robin, i cili gjithashtu posedon vullnet dhe, nëse Allahu i Lartësuar i jep atij sukses dhe dëshiron ta ndihmojë e ta frymëzojë, në këtë rast robi arrin ta përmbush urdhrin me të cilin ai është ngarkuar. Kurse nëse Zoti e braktis, duke e lënë tërësisht në varësi të vullnetit dhe vetes së tij, në këtë rast ai zgjedh për veten atë që i do vetja dhe i shkon natyrës së tij, sepse si njeri që është ai nuk dëshiron diçka tjetër veç kësaj. Për

këtë, Allahu i Lartësuar e përçmon këtë njeri në Kuran nga ky aspekt, dhe nuk e lavdëron veçse nëse natyrës së tij i shtohet edhe diçka tjetër, d.m.th. i shtohet të qenit besimtar, musliman, i durueshëm, bamirës, falënderues, i devotshëm, etj. Pra, përveç të qenit njeri dhe vullnetit të mirë që mund të ketë, këto gjëra shtesë janë të domosdoshme, ngaqë nuk mjafton vetëm qëllimi i mirë nëse nuk mbështetet nga një faktor shtesë: suksesi që Allahu i dhuron robit. Kjo që sapo thamë i ngjanë këtij shembulli: Në mënyrë që të realizohet shikimi nuk mjafton vetëm aftësia fizike e syrit për të perceptuar, por nevojitet edhe një faktor tjetër i jashtëm, drita, që është faktor tjetër i ndarë nga syri.

## 135. Madhërimi që njeriu i shpreh Zotit

Për njeriun padrejtësia dhe injoranca më e madhe është të kërkojë nga njerëzit që ta madhërojnë e respektojnë, ndërsa zemra e tij nuk tregon kurrfarë madhërimi e respekti ndaj Allahut të Lartësuar. Kjo vihet re kur njeriu nuk pëlqen të shihet në një situatë të papëlqyer nga njerëzit që e madhërojnë dhe e respektojnë, ndonëse nuk mërzitet nëse Allahu i Lartësuar e sheh në atë situatë. Allahu i Lartësuar thotë: ***“Ç’është kështu me ju, që nuk e madhëroni Allahun siç duhet (siç e meriton duke e pasur frikë)”*** *(Kurani, 71:13),* d.m.th. pse nuk silleni me Allahun e Lartësuar ashtu siç silleni me ata që i madhëroni. Allahu i Lartësuar thotë: ***“Ta respektoni duke e madhëruar.”*** *(Kurani, 48:9)* Hasan el Basri ka thënë: `Ç`është me ju që nuk i njihni të drejtat e Allahu ndaj jush dhe as nuk e falënderoni?!` Muxhahidi ka thënë: `Ç`është me ju që nuk i kushtoni rëndësi madhërisë së Zotit tuaj?` Ibn Zejdi ka thënë: ’Ç`është me ju që nuk e shihni detyrim për t’iu bindur Atij.’ Ibn Abasi ka thënë: `Ç`është me ju që nuk po e njihni madhërinë e Tij siç i takon?`

Të gjitha këto thënie përcjellin të njëjtin mesazh: Sikur ta madhëronin dhe ta kuptonin në të vërtetë madhështinë e Tij, do ta njësonin me adhurim, do t`i bindeshin dhe do ta falënderonin. Bindja ndaj Tij, heqja dorë nga ndalesat dhe turpi që ndjejmë nga Ai, janë në varësi të madhërimit që ndjemë në zemër për Të. Mu për këtë disa prej *selefëve* kanë thënë: Të madhërohet respekti ndaj

Allahut në zemër, saqë të mos përmendet aty ku njeriu ndjen turp të përmendet, si, për shembull, ta përmend emrin e Tij kur thotë: Allahu e shëmtoftë qenin, derrin, qelbësirat, etj. Edhe kjo bën pjesë në madhërimin e Tij.

Po ashtu madhërimi i Tij behet edhe duke mos e krahasosh me asnjë prej krijesave të Tij, madje as në shprehje, për shembull, të thuash: Për Zotin dhe jetën tënde, ose: për mua s`ka tjetër veç Allahut dhe teje, ose: çfarë do Allahu dhe ti. Po ashtu të mos e krahasosh me krijesat as në dashuri, as në madhërim, as në bindje, si p.sh. t`i bindesh urdhrave dhe ndalesave të ndonjë krijese ashtu siç i bindesh Allahut, madje edhe më shumë se kaq, siç ndodh me despotët zullumqarë. Po ashtu nuk duhet të barazohet me të tjerë në frikë e shpresë dhe të konsiderohet si më i parëndësishmi prej atyre që e shikojnë.

Nuk i nënvlerëson të drejtat e Tij duke thënë: Allahu fal shumë! Nuk i jep përparësi të drejtave të njerëzve para atyre të Allahut. Nuk duhet që Allahu dhe i Dërguari të jenë në një anë, ndërsa njerëzit në anën tjetër dhe ky të pozicionohet në anën e njerëzve e jo në atë të Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Nuk duhet që në bisedë me njerëzit t`u kushtojë tërë vëmendjen, zemrën dhe tërë qenien e tij, ndërsa në shërbim të Allahut vë vetëm trupin pa zemër e shpirt. Dhe nuk u jep përparësi dëshirave të veta para atyre të Allahut.

Të gjitha këto tregojnë për mungesë të theksuar të madhërimit të Allahu në zemrën e personit. Kështu që kush është i tillë, Allahu i Lartësuar e bën të mos gëzojë respekt dhe autoritet në zemrat e njerëzve, bile e rrënon autoritetin dhe respektin për këtë njeri nga zemrat e njerëzve. Ata mund ta respektojnë vetëm nga frika që kanë prej të këqijave të tij dhe ky lloj respekti buron nga urrejtja e jo nga dashuria e madhërimi. Prej madhërimit të Tij konsiderohet gjithashtu, që njeriu të ndjejë turp që Allahu të shoh në brendësinë dhe ndërgjegjen e tij diçka që Ai urren. Po ashtu pjesë e madhërimit të Tij është të ndjejë më shumë turp prej Tij, kur është në vetmi se sa ndien turp nga njerëzit më të mëdhenj.

Nga e gjithë kjo dëshiroj të theksoj se një person që nuk e madhëron Allahun, fjalët e Tij, dijen dhe urtësinë që i ka dhuruar, si mund që një i tillë të kërkojë që njerëzit ta respektojnë dhe madhërojnë atë?!

## 136. I suksesshëm është ai që merr mësim nga pësimet e të tjerëve

Kurani, dituria dhe fjalët e Profetit (salallahu alejhi ue selem) janë urat lidhëse me të vërtetën, janë paralajmërues, kritikues, qortues e kërcënues. Thinjat e njeriut janë paralajmërim dhe qortim për ty, prandaj a nuk të mbërriti mësimi, a nuk të mbërriti këshilla, e megjithëkëtë vazhdon të kërkosh respektin dhe madhërimin njerëzve! Shembulli i këtij njeriu është si i një personi që është goditur nga një sprovë e fatkeqësi, nga e cila nuk merr mësim, por u kërkon të tjerëve të marrin mësim duke shikuar në fatkeqësinë e tij. Goditja nga kjo sprovë nuk ndikoi si paralajmërim për të, megjithëse kërkon që të tjerët të paralajmërohen duke shikuar në fatkeqësinë e tij.

Ai që dëgjon për shembujt e të tjerëve, për ndëshkimet që morën dhe faktet që iu parashtruan atyre, nuk është në pozitë të njëjtë me atë që i sheh me sy ato që ndodhin tek dikush tjetër, e të mos flasim t`i përjetojë vetë ato. Allahu i Lartësuar thotë*:* ***"Ne do t'u tregojmë atyre shenjat Tona në hapësirat tokësore e qiellore, si dhe në vetvete."*** *(Kurani, 41:53)* Shenjat e Tij në horizont, të dëgjuara e të njohura, ndërsa shenjat në vetvete janë fakte dëshmuese dhe të dukshme. Allahu na ruajt nga poshtërimi. Allahu i Lartësuar thotë: ***"Vërtet, ata që merituan Fjalën e Zotit tënd, nuk besojnë, edhe sikur t'u vijnë të gjitha shenjat, derisa të shohin dënimin e dhembshëm."*** *(Kurani, 10:96-97)* ***"Edhe sikur t'u dërgonim atyre engjëjt, t'i bënim të vdekurit t'u flisnin atyre dhe t'i tubonin të gjitha gjërat para tyre, ata përsëri nuk do të besonin, nëse Allahu nuk do të donte; por shumica e tyre janë të paditur"*** *(Kurani, 6:111)*

Një njeri i mençur i mbështetur tek suksesi që Allahu i jep, zë mend pa pasur nevojë për këto. Ai i plotëson mangësitë e tij fizike me përsosmërinë e moralit dhe të veprave të tij. Sa herë që humbet diçka nga fiziku i tij, i shtohet besimi, sa herë që pakësohet forca e trupit të tij, i shtohet forca e besimit, e bindjes dhe e dëshirës për të arritur kënaqësitë e Allahut dhe të Ahiretit. Nëse nuk është kështu, atëherë vdekja për të është më e mirë, sepse kështu ndalet në një kufi të caktuar me vuajtjet dhe keqbërjet, ndryshe do të ishte sikur të bënte një jetë të gjatë me këto turpe e të meta, ngaqë ato do t'ia shtonin edhe më shumë vuajtjet, pikëllimin, mërzinë dhe keqardhjen.

Jetëgjatësia është e mirë dhe e dobishme kur robi gjatë saj përkujtohet, korrigjon mangësitë, përmirësohet, arrin synimet dhe pendohet sinqerisht, siç thotë Allahu i lartësuar: ***"Vallë, a nuk jua zgjatëm jetën aq sa të mund të mendohej ai që donte të kujtonte (Allahun)?!"*** *(Kurani, 35:37)* Pra, në qoftë se jetëgjatësia dhe qëndrimi i gjatë nuk ndikojnë që njeriu t'i përmirësojë të metat, t'i korrigjojë mangësitë dhe t'i shfrytëzojë frymëmarrjet e mbetura, atëherë le të punojë për ta ringjallur zemrën e tij dhe për të arritur kënaqësitë e përhershme, në të kundërt, për të s'ka mirësi në jetën e tij.

Vërtet që njeriu është në një udhëtim, vendmbërritja e të cilit është ose Xheneti, ose Zjarri; nëse jeta e tij është e gjatë dhe kryen punë të mira, gjatësia e udhëtimit do të jetë shtesë në shijimin e begative dhe kënaqësive. Për të, sa më shumë që zgjatë udhëtimi për tek ato, pjese e mbetur do të jetë më e begatë e më e dobishme. Por nëse jeta e tij është e gjatë dhe kryen punë të këqija, gjatësia e udhëtimit për të do të jetë shtesë në vuajtjet dhe dënimet që do të pësojë. Kjo për të është zbritje poshtë, sepse udhëtari ose ngjitet lart, ose zbret poshtë. Në një hadith profetik thuhet: *"Më i miri prej jush është ai që jeton gjatë dhe bën vepra të mira, ndërsa më i keqi ndër ju është ai që jeton gjatë dhe bën vepra të shëmtuara."*[156]

Një kërkues i sinqertë, sa herë që dëmtohet në fizikun e tij, e përdorë në funksion të gjallërimit të zemrës dhe shpirtit të tij, sa herë që i mohohet diçka nga dynjaja, e lë si shtesë për botën tjetër, sa herë që i mohohet ndonjë prej kënaqësive të kësaj bote, e shfrytëzon si mundësi për t'i shtuar të mirat e botës tjetër, sa herë që preket nga meraku, ose nga ankthi, ose trishtimi, i përdorë që t'ia shtojnë gëzimin e Ahiretit.

Pra, nëse mungesa e diçkaje nga trupi i tij, nga dynjaja, nga kënaqësitë, nga pozita, bëhen shkak që t'i kompensohen në Ahiret, kjo është mëshirë dhe mirësi për të, në të kundërt është ndëshkim për mëkatet e fshehta apo të dukshme, ose për shkak të lënies së ndonjë obligimi, haptas ose fshehtas, sepse mohimi i të mirave të dynjasë dhe Ahiretit është në varësi të këtyre katër faktorëve.

[156] Transmeton Tirmidhiu me nr. 2330 dhe shejh Albani e ka vlerësuar si të saktë.

## 137. Njerëzit janë udhëtarë, por cili është destinacioni?

Njerëzit që kurse janë krijuar janë udhëtarë dhe nuk kanë destinacion tjetër veç Xhenetit ose Zjarrit. Një njeri i mençur e di se udhëtimi është i mbushur me vështirësi, lodhje e rreziqe, kështu që është jo e natyrshme që në shumicën e rasteve të kërkojë mirësi, kënaqësi e rehati; këto arrihen pasi që udhëtimi të ketë përfunduar. Siç dihet, çdo hap që hedh dhe çdo çast prej çasteve të udhëtimit, nuk pushon, dhe për njeriun nuk ka ndonjë ndalesë përderisa ka statusin e udhëtarit dhe është i detyruar t'i ketë gati plaçkat në mënyrë që të arrijë te synimi i tij. Edhe atëherë kur ndalet, ose fle, ose pushon, është në gatishmëri për ta rimarrë sërish udhëtimin.

## 138. Humbja e hapit të udhëtimit

Tek njohësit e Zotit, angazhimi në vështrimin e ndodhive duke humbur hapin e udhëtimit në fshehtësi, është ndalim dhe stopim, sepse gjatë kohës që ai vështronte, po të kryente ndonjë vepër të mirë, të jashtme ose të brendshme, apo të mësonte diçka nga hollësitë e besimit, do të ishte më mirë për të. Shpirti i njeriut do të ringjallet në pamjen e veprave, dijeve, ambicieve dhe dëshirave të tij. Edhe trupi ringjallet në pamjen e veprave të tij, të mira ose të këqija. Kur transferohet nga kjo botë e shikon realitetin e gjithë kësaj. Aq sa zemra jote është afër Zotit, po aq do t'i largohesh takimit me njerëzit dhe shtëpitë e tyre. Aq sa ti ruan brendësinë tënde dhe dëshirat e tua, po aq të ruan Allahu ty. Dhe kjo arrihet kështu: fillimisht me saktësinë e teuhidit, pastaj me dijen e saktë mbi rrugën, pastaj me vullnetin i mirë, pastaj me punën e mirë. Dhe përpiqu shumë të mos jesh pikë referimi për njerëzit dhe të të mos drejtohen ty, sepse kjo të pengon në arritjen e synimit tënd dhe është sëmundje e rëndë.

## 139. Rrugët që shejtani përdor kundër njeriut

Çdo i mençur e di se shejtani ka vetëm tri rrugë nëpërmjet të cilave i vjen njeriut:

1. Nga teprimi dhe shpërdorimi. Në këtë rast ai e kalon masën e nevojshme dhe teprica është pjesa e shejtanit dhe rruga nga i futet në zemër. Për t'u mbrojtur nga kjo, duhet që njeriu të mos i plotësojë vetes çdo kërkesë në maksimum, si, për shembull, në ushqim, në pije, fjetje, rehati e kënaqësi. Nëse e mbyllë këtë derë, është e sigurt se shejtani s'ka nga të hyjë.
2. Nga shkujdesi (*gafleti*). Përkujtuesi ndodhet në fortifikatën e përmendjes së Zotit. Por në momentin që tregohet i shkujdesur, hapet dera e fortifikatës nga e cila hyn armiku, të cilin e ka të vështirë ose të pamundur ta nxjerrë.
3. Nga shpenzimi i kohës dhe i mundit në gjëra që nuk janë në interes të njeriut.

## 140. Rruga për tek Allahu dhe vendbanimi i përhershëm

Përpjekja për të arritur kënaqësinë e Allahut dhe botën tjetër, madje për të arritur çdo dituri, zanat, pozitë, në mënyrë të atillë që, të jetë i dalluar dhe shembull për të tjerët, kërkohet të jetë i guximshëm, iniciues, të mund t'i kontrollojë iluzionet dhe të mos mposhtet prej tyre, të mos e shpërqendrojë asgjë nga qëllimi i tij, ta dojë me çdo kusht atë që kërkon, ta njoh rrugën që e çon drejt synimit dhe pengesat që mund t'ia presin rrugën, të ketë ambicie të lartë, karakter të fortë dhe të mos lakohet nëse e fajësojnë. Të jetë i matur, të mendohet thellë, të mos anojë për shkak të kënaqësisë që ndien për lëvdatat apo për shkak të dhimbjeve që ndien për qortimet, i plotëson shkaqet e nevojshme që e ndihmojnë në arritjen e qëllimit dhe nuk lëkundet nga kundërshtimet që has. Motoja e tij është durimi, rehatia e tij është lodhja; i do virtytet morale, e ruan kohën, kur përzihet me njerëzit është syçelë si zogu që ulet në mesin e njerëzve për të rrëmbyer një kokërr. E karikon veten nëpërmjet inkurajimit e kërcënimit, lakmon të jetë më produktivi në zanatin e tij, shqisat nuk i shfrytëzon në gjëra të kota dhe as nuk lundron me fantazinë e tij nëpër gjithësi.

Me pak fjalë, t'i braktisë zakonet dhe t'i pres lidhjet me çdo gjë që e pengon në arritjen e qëllimit. Në masat e njerëzve qarkullon një thënie: *T'i*

*përmbahesh virtytit edhe nëse të privohet synimi, është më mirë se të flakësh virtytin duke arritur qëllimin.*

## 141. Dhikri më i mirë dhe më i dobishëm

Dikush prej atyre që e përmendin Allahun e fillojnë me gjuhë, megjithëse fillimisht mund të jenë të pavëmendshëm, por me vazhdimin e *dhikrit* (përmendjes) u kthehet vëmendja. Ka nga ata që e përmendin Allahun dhe që e fillojnë përmendjen me gjuhë, megjithëse fillimisht mund të jetë i shkujdesur, por që me vazhdimin e *dhikrit* zemrës i kthehet prania duke u përputhur me gjuhën në *dhikër*. Dikush nuk e fillon i përqendruar, por pret që zemra të jetë e pranishme në *dhikër* dhe kështu kur ajo të jetë forcuar fillon edhe me gjuhë duke u përputhur të dyja bashkë.

Te lloji i parë, *dhikri* zhvendoset nga gjuha te zemra, ndërsa te lloji i dytë, zhvendoset nga zemra te gjuha duke mos e braktisur zemra *dhikrin*, madje në këtë rast, zemra fillimisht bie në qetësi derisa ta ndjejë shfaqjen e shqiptimit. Në çastet që e ndjenë këtë, zemra e shpreh *dhikrin*, pastaj kjo zhvendoset edhe te gjuha, pastaj zhytet në këtë derisa çdo pjesë të ndjehet e pranishme në *dhikër*. *Dhikri* më i mirë dhe më i dobishëm është ai gjatë të cilit zemra përputhet me gjuhen, që është përcjellë (transmetuar) nga Profeti (salallahu alejhi ue sel-lem) dhe gjatë të cilit njeriu përjeton domethëniet dhe qëllimet që bartë ky *dhikër*.

## 142. Njeriu më i dobishëm dhe më i dëmshëm

Njeriu më i dobishëm për ty është ai që të mundëson të mbjellësh diçka të mirë tek ai, ose t'i bësh ndonjë të mirë. Ky është një kontribut i madh për ty, sepse do të kesh dobi dhe do të përsosesh. Në realitet përfitimi yt është po si i tiji, ndoshta edhe më i madh. Ndërsa njeriu më i dëmshëm për ty është ai që të mundëson ta kundërshtosh Allahun nëpërmjet tij, sepse kjo është një ndihmesë që ti e dëmton veten dhe shton mangësitë.

### 143. Kënaqësia e ndaluar është e përzier me shëmtirë

Kënaqësia e ndaluar është e përzier me shëmtirë gjatë kryerjes së saj dhe lë dhimbje pasi të ketë përfunduar, kështu që sa herë që shtytësi të forcohet drejt saj, kujto se ajo do të përfundojë dhe do të lërë pas shëmtirën dhe dhimbjen. Më pas peshoi këto dy gjëra dhe shiko se cila është më e vlefshme.

Ndërsa lodhja në kryerjen e adhurimeve është plot bukuri, jep kënaqësi dhe rehati. Nëse e rëndon veten, kujto se lodhja do të kalojë dhe do të mbetet bukuria, gëzimi dhe kënaqësia që ajo dhuron. Pastaj peshoi këto të dyja dhe jepi përparësi më të vlefshmes. Nëse ndjen dhimbje në përmbushjen e shkakut, atëherë hidhi një sy veprimit të shkaktuar, i cili është gëzim, hare dhe kënaqësi dhe do ta kesh më të lehtë përballimin e lodhjes dhe dhimbjes. Nëse ndjen dhimbje të heqësh dorë nga kënaqësitë e kaluara, shiko dhimbjet që e pasojnë, pastaj krahaso mes tyre. Arsyeja e shëndoshë, nga dy gjëra të dobishme, të thotë ta zgjedhësh atë që është më me shumë dobi, qoftë edhe duke e humbur tjetrën, si dhe përballimin e një dhimbjeje më të lehtë për të shmangur një dhembje më të rëndë.

Që të zbatohet ky parim, është e nevojshme të njihen shkaqet dhe pasojat, si dhe të kërkohet mençuri për të bërë zgjedhjen më të mirë e më të dobishme. Në rast se njeriut i është dhuruar logjika e shëndoshë dhe dija, ai do të zgjedhë më të mirën dhe për të ajo do të jetë primare. Ndërsa kush ka mangësi në këto dyja, ose në njërën prej tyre, do të zgjedh të kundërtën. Pastaj kush mendon rreth dynjasë dhe Ahiretit e kupton se asnjëra nuk fitohen pa lodhje, prandaj le t'i përballojë vështirësitë për më të mirën dhe më të qëndrueshmen.

### 144. Rrugëtim pa ndalesë

Robi kundrejt Allahut për çdo pjesë të trupit ka për detyrë të zbatojë një urdhëresë dhe t'i shmanget një ndalese. Për çdo pjesë përfiton një mirësi dhe përjeton dobi dhe kënaqësi. Në qoftë se pjesa përkatëse e zbaton urdhrin e Allahut dhe i shmangët ndalesës, në këtë rast ajo ka përmbushur falënderimin kundrejt Allahut dhe vazhdon ta rris përfitimin dhe t'i shtojë kënaqësitë që ajo i dhuron. Por, nëse pjesa përkatëse nuk e çon në vend urdhrin dhe nuk i

shmangët ndalesës, Allahu ia mohon përfitimet nga ajo pjesë dhe e bën shkak për të përjetuar dhimbje dhe të marrë plagë.

Njeriu kundrejt Allahut, në çdo kohë e ka detyrë të përmbushë adhurimet, të cilat e çojnë dhe e afrojnë drejt Tij. Në qoftë se e shfrytëzon kohën për të përmbushur adhurimet e kohës përkatëse, përparon drejt Allahut, por nëse e kalon këtë kohë në përtaci, pushim apo duke përmbushur dëshirat, vonohet në udhëtimin e tij. Robi ose vazhdon të përparojë, ose të ngecë, por udhëtimi kurrsesi nuk ka të ndalur. Allahu i Lartësuar thotë: ***"Për ata nga ju që dëshirojnë të ecin përpara (me vepra të mira) ose të kthehen mbrapsht (me vepra të këqija)."*** *(Kurani, 74:37)*

## 145. 'Disa në Xhenet e disa në Xhehenem.'

Allahu i Lartësuar, njerëzit i ka vendosur ndërmjet urdhrit dhe ndalimit, ndërmjet dhurimit e privimit, kështu që ata u ndan në dy palë: një palë e priti urdhrin me refuzim, ndalimin me moszbatim, dhurimin e Tij e mori duke qenë gafil dhe pa e falënderuar, ndërsa privimin e Tij e priti i zemëruar. Këta janë armiqtë e Allahut. Armiqësia e tyre është po aq sa janë të zhytur në këto dukuri.

Ndërsa pala tjetër thanë: Ne jemi robërit e Tu, kështu që nëse na urdhëron me diçka, i përgjigjemi menjëherë, dhe nëse na ndalon nga diçka, e mbledhim veten dhe e frenojmë nga ndalesa. Nëse na dhuron, të lavdërojmë e të falënderojmë dhe, nëse na mohon diçka, të përulemi e të përmendim. Në mes kësaj pale dhe Xhenetit ndodhet vetëm perdja e jetës së kësaj bote dhe kur këtë perde ta ketë grisur vdekja, ata kalojnë në begatitë e përhershme dhe kënaqësitë e vazhdueshme. Njëherësh edhe mes palës së parë dhe xhehenemit ndodhet vetëm perdja e jetës së kësaj bote dhe kur ajo të jetë grisur nga vdekja, kalojnë (në banesën) e dështimit dhe të vuajtjeve.

Mirëpo, në qoftë se dy ushtritë, ajo e dynjasë dhe ajo e Ahiretit përplasen mes veti në zemrën tënde dhe t'i je kureshtar të dish se cilës palë i përket, atëherë shiko se nga cila po anon dhe kundër cilës po lufton? Ti s'mund të qëndrosh mes dy ushtrive, patjetër që do të pozicionohesh kundër njërës.

Ata të palës së parë iu shmangën tekave dhe dëshirave, i kundërshtuan ato, u këshilluan dhe u konsultuan me arsyen e zemrën dhe logjikën e përqendruan në realizimin e qëllimit për të cilin janë krijuar dhe me gjymtyrët e tyre për të përmbushur detyrimet me të cilat janë urdhëruar. Kohën e tyre e shfrytëzuan për ato gjëra me të cilat i ndërtojnë banesat e tyre në Ahiret dhe triumfuan ndaj shpejtësisë së vdjekjes me kryerjen e shpejtë të obligimeve. Banojnë në dunja, por zemrat e tyre shtegtojnë larg prej saj. Zunë vend në Ahiret që para se të zhvendoseshin atje. Iu përkushtuan Allahut në varësi të nevojës që kishin për Të dhe u përgatitën për Ahiretin në varësi të kohëqëndrimit të tyre atje. Për këtë arsye Allahu ua shpejtoi një pjesë të mirësive të Xhenetit dhe aromës së tij, duke i afruar tek Vetja, duke i orientuar zemrat e tyre drejt Tij. I tuboi rreth dashurisë së Tij, i përmalloi për takimin me Të, i boshatisi zemrat e tyre nga ato dukuri me të cilat janë mbushur zemrat e të tjerëve: dashurinë për dynjanë, meraku dhe ankthi se mos e humbasin dhe trishtimi se mos u ikën nga duart. E zbutën atë që të tjerët e konsideronin të vrazhdë, gjetën prehje aty ku injorantët ndjenin vetmi dhe siklet, gjenden në dynja me trupat e tyre, ndërsa në shoqërinë më të lartë me shpirtrat e tyre.

## 146. Cilësitë e teuhidit

Teuhidi është gjëja më e ëmbël, më e butë, më delikate, më e pastër dhe më e kthjellët, ndaj duhet ruajtur me shumë kujdes, sepse gjëja më e lehtë mund ta dëmtojë, ta bëjë pis apo të ndikojë në të. Ai është si shembulli i një petku të bardhë, në të cilin njolla më e vogël lë gjurmë, apo si një pasqyrë e pastër, në të cilën gjëja më e vogël lë shenjë në të.

Këto shenja e njolla të cilat mund të bien në teuhid, disa prej tyre bien shpejt, por edhe mënjanohen shpejtë, disa bien shpejt, por mënjanohen me vështirësi, disa të tjera bien me vështirësi, por largohen me shpejtësi, ndërsa disa bien me vështirësi dhe largohen me vështirësi.

Mirëpo në anën tjetër merret parasysh edhe niveli i teuhidit tek njeriu, që do të thotë se nëse teuhidi është i fortë, i qëndrueshëm, bën që shumë nga këto gjurmë të zhduken dhe të mos mbetet ndikimi i tyre, po si shembulli i një

uji të shumtë, në të cilin një papastërti e vogël nuk lë gjurmë. Ky fakt nuk duhet ta mashtrojë një tjetër, teuhidi i të cilit është i dobët, duke menduar se mund të përballojë atë që përballoi i pari, sepse te ky i fundit e njëjta gjë do të linte gjurmë dhe ndikime. Gjithashtu nëse vendi te personi ku bie papastërtia është shumë i pastër, ai e vëren menjëherë, përkundër një vendi tjetër që nuk është po aq i pastër. I pari e vëren dhe e mënjanon, ndërsa i dyti mund të mos e vër re këtë.

Faktor tjetër është forca e besimit dhe e teuhidit, sepse sa më i fortë të jetë besimi, i pengon lëndët e dëmshme dhe i mund ato, ndryshe nga besimi dhe teuhidi i dobët. Gjithashtu një person që ka depozituar shumë vepra të mira, që humbasin në to ato pak të këqija, tolerohet dhe falet nga Allahu më shumë se një tjetër që ka bërë këto gabime, por që nuk ka aq shumë vepra të mira të depozituara sa i pari. Poeti thotë:

*Kur i dashuri bën një mëkat,*

*i vijnë të mirat e tij me një mijë ndërmjetësime*

Faktor tjetër është çiltërsia dhe vendosmëria në kërkesë, dëshira e fortë, bindja dhe nënshtrimi, të cilat i frenojnë ngacmuesit e jashtëm dhe ndërhyrësit e panjohur, që cenojnë qëllimin dhe synimin e tij. E kundërta ndodh me gënjeshtrën, nijetin e prishur dhe bindjen e dobët, të cilat i pengojnë fjalët dhe veprat e mira të kryejnë misionin e tyre.

## 147. Braktisja e dëshirave për hir të Allahut

Braktisja e dëshirave për hir të Allahut, jo vetëm që shpëton nga dënimi i Tij, por e bën të domosdoshëm triumfin me mëshirën e Tij. Begatitë e depove të Allahut, thesaret e bamirësisë së Tij, kënaqësia e prehjes, përmallimi për Të, gëzimi dhe lumturia, nuk i dhurohen një zemre në të cilën ndodhet edhe dikush tjetër veç Tij. Ky mund të jetë një njeri me shumë adhurim, me zuhd e dituri, por Allahu refuzon t'ia jap thesaret e Tij një zemre në të cilën ndodhet edhe dikush tjetër me Të dhe që ambicia dhe synimi i tij janë të lidhura me dikë tjetër veç Tij. Ai thesaret dhe begatit e Tij i lëshon në një zemër që varfërinë e konsideron pasuri nëse është me Allahun, ndërsa pasurinë e konsideron varfëri nëse është i braktisur nga Allahu. Krenaria (e pretenduar)

është përbuzje pa Zotin, nënçmimi kthehet në krenari kur robi është me Zotin, rehatia pa Allahun është vuajtje, vuajtja me Të kthehet në kënaqësi. Me një fjalë, ky nuk e koncepton jetën pa Zotin, ndërsa ai që jeton pa të, jeton si i vdekur, në dhimbje, në merak, në trishtim, në ankth. Për atë që është me Allahun, ai ka dy xhenete: një i përshpejtuar në dynja dhe tjetri në botën tjetër më i vonuar.

## 148. Kthimi tek Allahu (el-inabeh)

*El-Inabeh* do të thotë që zemra të mos i ndahet Allahut ashtu siç trupi nuk i ndahet xhamisë kur bën *itikaf.* Realiteti i kësaj është që zemra të mos i ndahet dashurisë për Të, përmendjes së Tij, madhërimit të Tij, gjymtyrët të mos i shkëputen bindjes së Tij, sinqeritetit për Të, pasimit të të dërguarit të Tij. Ndërsa kush nuk e lidhë zemrën e tij vetëm për Allahun, zemra e tij lidhet për idhuj të ndryshëm, siç tha prijësi i besimtarëve popullit të tij: **"Ç'janë këta idhuj, që ju po i adhuroni kaq shumë?"** *(Kurani, 21:52)* Realitetin e kësaj Ibrahimi (alejhi selam) e ndau me popullin e vet, ku hisja e popullit të tij ishte të mos u ndaheshin idhujve, kurse hisja e Ibrahimit ishte që të mos i ndahej Zotit të tij të madhërishëm. Fjala *idhuj* e përmendur në këtë ajet nënkupton pikturat e trupëzuar (skulpturat). Prandaj lidhja e zemrës me dikë tjetër veç Allahut, përkushtimi dhe dhënia pas tij dhe mosndarja prej statujave të cilët i ka vendosur në zemrën e tij, është e njëjtë me adhurimin e idhujve. Për këtë shirku i adhuruesve të idhujve ishte lidhje e zemrës, ambicies dhe dëshirës pas idhujve. Nëse dikush në zemër ka ndonjë idhull që e ka pushtuar e robëruar sa nuk mund të ndahet prej tij, ky është i njëjtë me ata që qëndronin pranë idhujve duke i adhuruar. Për këtë Profeti (salallahu alejhi ue selem) këtë kategori e quajti rob të atyre gjërave që kanë zgjedhur dhe u lut kundër tyre të dështojnë e të përmbysen:*"U shoftë robi i dinarit dhe robi i dërhemit. Le të shuhet e të përmbyset, saqë edhe po ti hyjë një gjemb, mos pastë kush t'ia heqë."*[157]

[157] Transmeton Buhariu nr. 2887.

## 149. Në rrugën e atyre që ecin për tek Allahu

Njerëzit sa janë në dynja janë në udhëtim dhe secili ecën drejt synimit të tij dhe qëndron pranë atij që e bën të ndihet i gëzuar. Ai që synon Allahun dhe vendbanimin e përjetshëm, në rrugëtimin e tij ecën drejt Allahut dhe kur mbërrin ndalet tek Ai, sepse ky është synimi dhe kjo është ambicia e tij në këtë udhëtim: ***"O ti shpirt i qetësuar! Kthehu te Zoti yt, ti i kënaqur me Atë dhe Ai kënaqur me ty! Bashkohu me robërit e Mi dhe hyr në Xhenetin Tim!"*** *(Kurani, 89:27-30)* Ndërsa gruaja e faraonit tha: ***"O Zoti im! Ndërtomë një banesë tek Ti, në Xhenet"*** *(Kurani, 66:11)* Pra ajo fillimisht e kërkoi banesën tek Allahu para se të kërkonte të ishte ne Xhenet, sepse fqinji zgjidhet para zgjedhjes së banesës.

## 150. Nga thëniet e shejh Aliut

- Më është thënë mua në gjumë sikur të isha i zgjuar, ose zgjuar sikur të isha në gjumë.[158]
- Mos i shfaq varfërinë dikujt tjetër përveç Meje, sepse në të kundërt ta shtojë atë si ndëshkim për heqjen e petkut të robërimit.
- Të sprovoj me varfëri që të bëhesh i pastër si floriri, në mënyrë që të mos mbetet asnjë njollë kur të vlerësohesh.
- Kam vendosur që ti të jesh i varfër, ndërsa Unë i pasur. Në qoftë se më shfaq Mua varfërinë tënde, Unë të jap nga pasuria Ime, por nëse atë ia shfaq dikujt tjetër, Unë e ndërpres ndihmën ndaj teje dhe të përzë nga dera Ime.
- Mos u mbështet në diçka tjetër përveçse tek Unë, sepse është fatkeqësi dhe humbje për ty. Nëse i mbështetesh, Ne ta refuzojmë, nëse i mbështetesh njohjes, Ne ta mohojmë atë, nëse i mbështetesh shijes, Ne të përshkallëzojmë në të, nëse i mbështetesh veprës, Ne të lëmë të vetmuar me të, nëse i mbështetesh krijesave, të lëmë në dorë të tyre. Ji i kënaqur me Ne për Zot, që të të pranojmë si rob.

[158] Kjo shprehje është e dyshimtë dhe e paqartë, që lë për të nënkuptuar ndonjë shpallje në formë frymëzimi, por a mund të ketë shpallje pas Profetit (salallahu alejhi ue selem)?!!

## 151. Shkaqet e qarjes me dënesë kur dëgjon Kuran apo diçka tjetër

Qarja me dënesë si pasojë e dëgjimit të Kuranit ose e diçkaje tjetër ka disa shkaqe:

1. Gjatë dëgjimit kthehet në një gjendje që nuk është e zakonshme për të, kështu që në të gjen rehati dhe si pasojë e kësaj loton me dënesë. Këto janë lot përmallimi.
2. E kujton një mëkat që ka kryer dhe i shkakton lot si pasojë e frikës dhe ankthit që ndien. Kjo dënesë është nga frika.
3. E mundon një e metë që gjendet tek ai, të cilën s'është në gjendje ta eliminojë. Kjo e vë në ankth, ndaj dhe shpërthen në dënesë.
4. Njihet me përsosmërinë e Atij që do, por rruga që e çon tek Ai është e mbyllur. Kjo i shkakton lot, keqardhje dhe pikëllim.
5. I është larguar ai që do dhe është zënë me dikë tjetër. Dëgjimi ia rikujton të dashurin dhe bukurinë e tij. E sheh derën të hapur dhe rrugën të ndriçuar drejt tij, kështu që qan nga kënaqësia dhe gëzimi i asaj që iu kujtua.

Me një fjalë, shkak i qarjes me dënesë është forca e madhe prurëse dhe pafuqia për ta përballuar. Forca e vërtetë i detyron këto prurje të veprojnë brenda, pa u shfaqur jashtë, ngaqë kjo e bën më të fortë dhe më të gjatë. Kjo duhet të jetë dënesë e një të sinqerti, sepse ai që qan ose është i sinqertë, ose hajdut, ose hipokrit.

## 152. Përmirësimi i mendimit çon drejt përmirësimit të veprave

Origjina e çdo të mire dhe çdo të keqeje buron nga të menduarit, sepse që aty fillon dëshira dhe kërkimi për të arritur ose për të braktisur diçka, për të dashur ose për të urryer diçka. Mendimi më i dobishëm ka të bëjë me interesat e tij të botës tjetër dhe mënyrat për realizimin e tyre dhe, mendimi që ka të bëjë me çështjet që e dëmtojnë interesin e tij të botës tjetër dhe mënyrat për t'i shmangur ato.

Këto janë katër fushat më të rëndësishme të të menduarit. Më pas pasojnë karta të tjera: të menduarit rreth interesave të dynjasë dhe mënyrat për realizimin e tyre dhe të menduarit rreth të këqijave të dynjasë dhe mënyrat për

shmangien e tyre. Pra rreth këtyre tetë fushave vërtitet të menduarit e njerëzve të mençur.

Ajka e llojit të parë ka të bëjë me të menduarit rreth mirësive dhe begative të Allahut, rreth urdhëresave dhe ndalesave, rreth dijes mbi emrat dhe cilësive të Tij, e cila bazohet në Librin e Tij, në sunetin e Profetit (salallahu alejhi ue selem) dhe gjërat e tjera që bazohen në to. Rezultat i këtij meditimi është dashuria dhe njohja. Nëse njeriu mediton rreth Ahiretit, vlerës që ka dhe vijimësisë së përhershme të tij, dhe më pas mendon rreth kësaj dynjaje të ulët, të pavlerë dhe kalimtare, kjo e shtyn ta dëshirojë Ahiret dhe të mos lakmojë në këtë botë. Sa më shumë që mediton rreth jetës së shkurtë dhe kohës së pakët që ka në dispozicion, aq më shumë nxitet për ta thelluar zellin dhe përpjekjen, në mënyrë që kohën në dispozicion ta shfrytëzojë në maksimum.

Këto mendime ia ngrenë lart ambicien, ia ringjallin atë, sepse ishte shumë poshtë, pothuajse e shuar, kështu që tani ai ndodhet në një luginë (në një anë), kurse njerëzit e tjerë në një luginë tjetër. Karshi këtyre qëndrojnë meditimet e shëmtuara, të cilat qarkullojnë në shumicën e zemrave të njerëzve, si, për shembull, të medituarit për disa gjëra për të cilat nuk i është kërkuar mendjes të meditojë, bile s'ka mundësi t'i perceptojë ato. Apo të medituarit rreth disa dijeve të panevojshme dhe të padobishme, si, për shembull, meditimi rreth formës reale të qenies së Allahut apo cilësive të Tij, të cilat mendja e njeriut s'ka aftësi t'i kap. Apo meditimi rreth disa shpikjeve apo zanateve të cilat nuk sjellin dobi, madje mund të jenë të dëmshme, për shembull, të medituarit rreth lojës së shahut, muzikës, pikturës, etj.

Këtu bëjnë pjesë edhe meditimi rreth disa shkencave, të cilat edhe nëse mund të jenë të sakta, nuk e plotësojnë njeriun dhe nuk i japin ndonjë vlerë. Për shembull, të menduarit rreth imtësive në shkencën e logjikës, në matematikë, njohjen e natyrës dhe shumicën e degëve të filozofisë, ku edhe nëse njeriu do të arrinte maksimumin, nuk do të plotësohej si njeri dhe as nuk do të pastrohej shpirtërisht.

Gjithashtu meditimi rreth epsheve dhe kënaqësive dhe rreth mënyrave për përmbushjen e tyre. Këto, edhe nëse njeriu ndjen kënaqësi, nuk kanë të

ardhme, sepse dëmi që i shkaktojnë njeriut në këtë botë, para botës tjetër, është shumëfish më i madh se kënaqësia.

Këtu bën pjesë edhe meditimi rreth gjërave që nuk ekzistojnë, të cilat po të ekzistonin si do të dukeshin, për shembull, sikur të bëhej mbret, apo sikur të gjente një thesar, apo sikur ta pushtonte një vend, çfarë do të bënte, si do të sillej, si do të jepte e merrte, si do të hakmerrej?, e gjëra të tjera si këto, të cilat s'kanë të bëjnë me realitetin.

Po ashtu të menduarit rreth hollësive të jetës së njerëzve, si, për shembull, nga hyjnë?, nga dalin?, me kë?, etj., që zakonisht merren njerëzit dembelë e të papunë, të cilët i janë shmangur Allahut dhe të Dërguarit të Tij, si dhe botës tjetër.

Gjithashtu të menduarit rreth hileve e kurtheve, nëpërmjet të cilave njeriu synon të përmbush qëllimet dhe dëshirat e tij, të lejuara qofshin ato apo të ndaluara.

Po ashtu meditimi rreth llojeve të poezisë dhe formave të saj, që përdoren për të lavdëruar, për të ofenduar, për të nxitur epshet, etj., të cilat e pengojnë të mendojë rreth atyre gjërave në të cilat ndodhet lumturia e tij dhe jeta e amshuar.

Gjithashtu edhe mendimet utopiste, të cilat nuk ekzistojnë fare në realitet dhe as që kanë njerëzit nevojë për to. Këto i hasim në të gjitha shkencat, madje edhe në lëndën e fikhut, Usulit, në mjekësi etj. Dhe nga të gjitha këto meditime dëmi është më i madh se dobia. Do të mjaftonte si dëm i tyre fakti që ato e pengojnë njeriun të mendojë rreth diçkaje që është më parësore për të dhe i kthehet me dobi, në këtë botë ose në tjetrën.

## 153. Bashkëveprimi i komponentëve frytdhënës

Dëshira dhe kërkesa janë komponentë bashkëveprues të imanit, nëse bashkohet besimi dhe kërkesa japin si fryt veprën e mirë.

Mendimi i mirë për Allahun dhe shpresa e mirë tek Ai është bashkëveprues me nevojën që ka robi për Allahun, nëse këta dy elementë bashkohen, japin si fryt përgjigjen e lutjes.

Frika është bashkëveprues me dashurinë, nëse këto të dyja bashkohen japin si fryt zbatimin e urdhëresave dhe largimin nga ndalesat.

Durimi është bashkëveprues me sigurinë, nëse ato bashkohen japin si fryt të qenit prijës në fe. I Lartësuari thotë: ***"Ne bëmë prej tyre prijës që udhëzojnë sipas urdhëresave Tona. E arritën këtë duke bërë durim dhe duke qenë të bindur në argumentet Tona."*** *(Kurani, 32: 24)*

Pasimi korrekt i Profetit (salallahu alejhi ue selem) është bashkëveprues i sinqeritetit, nëse këto bashkohen japin si fryt pranimin e veprave dhe marrjen e tyre në konsideratë.

Vepra është bashkëveprues me diturinë, nëse ato bashkohen arrihet shpëtimi dhe lumturia, por nëse shkëputen, asnjëra nuk sjell kurrfarë dobie.

Maturia është bashkëveprues me diturinë, nëse bashkohen arrihen rangje të larta si në dunja ashtu dhe në Ahiret, arrihet përfitimi nga dituria e dijetarit. Por nëse shkëputen nga njëra-tjetra humbet dobia dhe përfitimi.

Vendosmëria është bashkëveprues tjetër i diturisë, nëse bashkohen atëherë poseduesi i tyre arrin mirësitë e dunjasë dhe Ahiretit, arrin synimin e tij ambicioz sado i lartë të jetë ai. Ndaj mosarritja e majave në përsosmërinë njerëzore vjen si pasojë e mungesës së diturisë ose nga mungesa e vendosmërisë.

Qëllimi i mirë është bashkëveprues i logjikës së shëndoshë. Nëse këto të dyja mungojnë ka humbur të gjitha mirësitë, e nëse bashkohen japin si fryt të gjitha llojet e mirësive.

Mendja e shëndoshë është bashkëveprues i trimërisë, nëse bashkohen arrihet fitorja dhe triumfi, e nëse ato të dyja mungojnë atëherë ndodh dështimi dhe poshtërimi. Nëse ekziston mendja pa trimëri kemi një njeri frikacak, të pafuqishëm; e nëse ekziston trimëria pa logjikë atëherë ndodh tërbimi i rrëmbyer dhe i shfrenuar.

Durimi është bashkëveprues i diturisë, nëse ato bashkohen është bashkuar e gjithë mirësia. Hasan el Basri ka thënë: 'Nëse dëshiron të shohësh një njeri të ditur, por që i mungon durimi e ke të lehtë ta gjesh. Nëse dëshiron të shohësh një njeri të duruar, por të paditur edhe këtë e ke të lehtë ta gjesh, e nëse arrin të shohësh dikë të ditur dhe të durueshëm, ky është ai i duhuri.'

Këshilla është bashkëvepruesi i arsyes, sa më shumë shtohet këshilla aq më shumë forcohet dhe ndriçohet logjika.

Përkujtimi dhe mendimi janë bashkëveprues me njëri-tjetrin, nëse bashkohen shkaktojnë dëshirimin e Ahiretit dhe moslakmimin në dunja.

Devotshmëria është bashkëveprues i mbështetjes, nëse bashkohen, zemra përmirësohet ashtu siç duhet.

Përgatitja për takimin me Allahun ka si bashkëveprues shkurtimin e shpresës nga jetëgjatësia, nëse këto bashkohen arrihet çdo e mirë. E nëse shkëputen nga njëratjetra ndodh çdo e keqe.

Ambicia e lartë ka si bashkëveprues nijetin e saktë, nëse këto bashkohen atëherë robi arrin qëllimin e synuar.

## 154. Dy qëndrimet para Allahut

Robi qëndron para Allahut në dy raste, njëri në namaz dhe tjetri kur ta takojë Atë. Secili që ia jep hakun qëndrimit të parë, i lehtësohet i dyti; ndërsa secili që e nënvlerëson qëndrimin e parë dhe nuk ia jep hakun që i takon, i vështirësohet i dyti. Allahu i lartësuar thotë: ***"Në një pjesë të natës bëji sexhde Atij dhe madhëroje shumë gjatë saj. Vërtet që jobesimtarët e duan jetën e këtushme dhe nuk e përfillin një Ditë të vështirë, që do t'u vijë."*** *(Kuran, 76:26-27)*

## 155. Bindja e fortë (jekini) dhe ndikimi i saj te njeriu

Arritja e një kënaqësie, në të vërtetë është kërkesë njerëzore, madje kërkesë e çdo gjallese, prandaj nuk është e përçmuar për faktin se është kënaqësi, megjithatë konsiderohet e përçmuar dhe lënia e saj është mirësi kur arrijmë të fitojmë diçka më të dobishme, ose humbim ndonjë kënaqësi më madhore e më të plotë; ose shkakton një dhimbje më të madhe se sa dhimbja që do të ndiente nëse do ta braktiste kënaqësinë. I mençuri kur e kupton diferencën ndërmjet këtyre dy kënaqësive dhe dy dhimbjeve, të cilat as që krahasohen, e ka të lehtë të heq dorë nga një kënaqësi që është më e vogël për të arritur një

më të madhe, dhe e ka të lehtë të durojë një dhimbje që konsiderohet më e lehtë për ta shmangur një më të rëndë.

Pasi u sqarua ky parim, theksoj se kënaqësitë e botës tjetër janë më të mëdha dhe të vazhdueshme, ndërsa këto të kësaj bote më të vogla dhe të shkurtra, po kështu qëndrojnë raportet ndërmjet vuajtjeve të Ahiretit dhe të kësaj bote. E gjithë kjo arrihet përmes besimit dhe *jekinit* (bindjes së sigurt), ngaqë kur forcohet jekini dhe e përfshin zemrën, e ka të lehtë ta sakrifikojë një kënaqësi më të vogël për arritjen e një më të madhe, ose të përballojë një dhimbje më të vogël kundrejt një më të madheje.

## 156. Lutja e Ejubit (alejhi selam)

Allahu i Lartësuar thotë: ***"(Kujtoje) Ejubin, kur iu lut Zotit të vet: "Mua më ka goditur fatkeqësia e Ti je më mëshiruesi i mëshiruesve!"*** *(Kurani, 21:83)*. Në këtë lutje ai bashkoi ndërmjet pohimit që i bën teuhidit dhe nevojës që ka për Zotin të tij. Kur te dikush që sprovohet është e pranishme dashuria ndaj Atij për të cilin është i lidhur, i pohon cilësinë e mëshirës dhe se Ai është më i mëshirshmi i mëshiruesve, dhe ndërmjetëson tek Ai përmes cilësive të Tij dhe nevojës së madhe që ka për Të, Allahu ia largon fatkeqësinë. Është provuar se kush thotë shtatë herë këtë dua, sidomos kur posedon këto njohuri, i largohet sprova.

## 157. Lutja e Jusufit (alejhi selam)

Allahu i Lartësuar në lidhje me Jusufin thotë: ***"Ti je Mbrojtësi im edhe në këtë botë, edhe në botën tjetër! Bëj që të vdes si musliman dhe më shoqëro me punëmirët*** *(në botën tjetër)!" (Kurani, 12:101)* Kjo lutje përmban në vetvete pohimin e teuhidit, dorëzimin para Zotit të madhërishëm, shfaqjen e nevojës para Tij, të qenit larg lidhjes me dikë tjetër dhe qëllimin më madhor të robit, vdekjen duke qenë musliman, sepse kjo është në dorën e Allahut, jo në të robit, gjithashtu pohimin e ringjalljes dhe kërkesën për të qenë në shoqërinë e njerëzve të lumtur.

## 158. 'Se te Zoti yt do të jetë kthimi'

Fjala e Allahut të lartësuar: ***"Nuk ka asnjë send që të mos gjenden te Ne thesaret e tij"*** *(Kurani, 15: 21)* përmban një thesar prej thesareve, që do të thotë se çdo gjë duhet të kërkohet vetëm nga Ai që posedon thesaret dhe ka çelësat e atyre thesareve. Prandaj të kërkosh nga dikush tjetër, ke kërkuar nga dikush që nuk posedon dhe s'ka mundësi të të jap.

Ndërsa fjala e Allahut: ***"Se te Zoti yt do të jetë kthimi"*** *(Kurani, 53:42)* përmban një tjetër thesar madhështor: Çdo gjë që nuk synohet për hir të Tij dhe nuk lidhet me Të është i dështuar, do të zhduket e do të ndërpritet, sepse nuk është Zoti qëllimi përfundimtar. Përfundimi është vetëm tek Ai, tek i Cili përfundojnë të gjitha çështjet. Çdo gjë përfundon sipas krijimit të Tij, dëshirës së Tij, Urtësisë së Tij, ndaj Ai është synimi i gjithçkaje të kërkuar. Çdo gjë e dashur duhet të jetë e tillë për hir të Tij, e nëse nuk duhet për hir të Tij, atëherë ajo dashuri do jetë dënim dhe stërmundim. Çdo vepër e cila nuk kryhet për hir të Tij, është e humbur dhe e pa vlerë. Çdo zemër që nuk arrin tek Ai është e mjerë dhe e privuar nga shpëtimi e lumturia. Në ajetin e parë: ***"Nuk ka asnjë send që të mos gjenden te Ne thesaret e tij"***, u përmblodhën të gjitha të mirat që duhet të kërkohen prej Zotit, ndërsa ajeti i dytë: ***"Se te Zoti yt do të jetë kthimi"*** pohon se për njeriun nuk ka synimi tjetër përveç Zotit dhe nuk ka ndonjë cak tjetër ku mund të ndalet robi veç se tek Ai.

Nën këtë parim fshihet një mister i madh i teuhidit: Zemra nuk zë vend, nuk qetësohet dhe nuk gjen rehati veçse pasi të ketë mbërritur tek Allahu. Çdo gjë përveç Tij - që duhet dhe synohet - duhet dhe synohet për shkak të tjetërkujt. Askujt nuk i takon që të duhet dhe synohet për vetë qenien e tij, përveçse Atij që është Një, i Vetëm dhe tek i Cili e ka përfundimin çdo gjë. Dhe është e pamundur që përfundimi të jetë tek dy apo më shumë, ashtu siç fillesa e krijesave është e pamundur të jetë nga dy. Çdokush që si synim përfundimtar të dashurisë, lakmisë, dëshirës, bindjes, e ka dikë tjetër veç Allahut, do i humbasë të gjitha dhe do ta braktisë në momentet më të vështira për të. Ndërsa ai që si synim përfundimtar të dashurisë, dëshirës, frikës, kërkesës ka Allahun, do të triumfojë me mirësitë, kënaqësitë, bukuritë dhe lumturin e Tij përjetësisht.

## 159. Robi është ndërmjet ndihmës së Allahut dhe butësisë së Tij

Robi gjithmonë vërtitet ndërmjet vendimeve të urdhëresave dhe vendimeve që caktojnë ndodhitë, kështu që ka nevojë të domosdoshme për ndihmë në kryerjen e urdhëresave dhe për butësi në përballimin e sprovave të caktuara. Aq sa do të jetë në rregull me zbatimin e urdhëresave, po aq do të mbështetet me butësi në sprova. Në qoftë se plotësisht përmbushë detyrimin në zbatimin e urdhëresave, haptas dhe fshehtas, do të mbështetet me butësi haptas dhe fshehtas. Nëse i zbaton vetëm sipërfaqësisht, pa hyrë në realitetin e tyre, atëherë mbështetja me butësi do të jetë sipërfaqësore dhe pak do të marrë mbështetje të brendshme.

Nëse pyet: Ç'është butësia e brendshme? Butësi e brendshme quhet qetësia, rehatia, largimi i stresit, i çrregullimeve, i kaosit dhe frikës që zemra përjeton gjatë sprovave. Përulet para Zotit të tij i nënshtruar, i qetë, vështron me zemrën e tij drejt Zotit të tij, prehet pranë Tij me shpirtin dhe brendësinë e tij. Përjetimi i butësisë e bën të mos i ndjejë vështirësitë e sprovës. Këtë ndjesi ia mundëson dija e tij e bindur se Allahu i Lartësuar do të zgjedhë për të më të mirën dhe se ai është plotësisht rob i nënshtruar ndaj Allahut, mbi të cilin zbatohen caktimet e Allahut, pavarësisht nëse është i pajtimit apo jo. Nëse i pranon vendimet e Allahut, do të fitojë kënaqësi, ndërsa nëse zemërohet, zemërimi është hisja e tij. Kjo është butësia e brendshme, e cila është fryt i asaj marrëdhënie të brendshme dhe shtohet ose pakësohet varësisht nga marrëdhënia.

## 160. Realiteti i lidhjes së robit me Zotin e tij

Robi vazhdon të jetë i shkëputur nga Allahu deri atëherë kur dëshira dhe dashuria e tij të lidhen me Fytyrën e Tij më të lartë. Kështu, t'i përkushtojë Allahut dashurinë dhe të lidhet vetëm me Të, dhe këtë lidhje të mos e pengojë asgjë. Kjo lidhje nënkupton njohjen e emrave, cilësive dhe veprave të Tij, në mënyrë që drita e kësaj dijeje të mos pushtohet nga errësira e mohimit të tyre, ashtu sikurse që drita e dashurisë nuk shuhet nga errësira e shirkut. Të lidhet me Të përmes përmendjes së Tij, në mënyrë që të heq perden e shkujdesit mes Tij dhe vetes, apo të shkëputet nga Ai gjatë përmendjes së Tij. Ndërkohë

që përmendja lidhet me Të, veprat lidhen me urdhëresat dhe ndalesat. Ai i kryen adhurimet sepse është i obliguar dhe i do ato dhe largohet prej ndalesave sepse i ka të ndaluara dhe i urren ato. Kjo është domethënia e lidhjes së veprave me urdhëresat dhe ndalesat e që realiteti i kësaj manifestohet duke shmangur çdo arsye tjetër që nxitë në veprim e mosveprim, që është e motivuar nga interesat e ngutshme e të kalueshme të kësaj bote. Robi lidhet me Allahun edhe duke iu mbështetur Atij, duke e dashur Atë dhe kjo e bën robin të ndihet i sigurt në premtimet e Tij, të ndihet i qetë pranë Tij dhe të jetë i kënaqur me rregullimin që Ai u bën punëve të Tij, duke mos e akuzuar absolutisht në asnjë situatë.

Varfërinë dhe nevojat i lidh me Allahun, jo me dikë tjetër. Gjithashtu frikën, shpresën dhe gëzimin i lidh vetëm me Të. Nuk frikësohet nga dikush tjetër, nuk shpreson te dikush tjetër dhe nuk gëzohet e lumturohet në maksimum përveç se me Të, megjithëse mund të përjetojë diçka prej kënaqësisë e gëzimit nga krijesat, por nuk është ai gëzimi i plotë, ajo lumturi dhe ajo kënaqësi e rehati e zemrës, të cilat arrihen vetëm pranë Tij. Çdokush që e ndihmon robin në këtë qëllim, meriton të gëzohesh për të, ndërsa çdokush që tenton ta pengojë, meriton që të zemërohesh me të, të largohesh prej tij dhe të ndjesh shqetësim nga prania e tij. Nuk ka gëzim të përkryer veçse me Të dhe pranë Tij, apo në shkaqet që e bëjnë të mundur këtë, apo me këdo që të ndihmon në arritjen e kënaqësisë së Tij.

Allahu na tregon që nuk i do ata që i gëzohen jetës së dunjasë dhe stolive të saj,[159]ndërsa urdhëron që t'i gëzohemi mirësive dhe mëshirës së Tij,[160]të cilat janë islami, imani dhe Kurani, siç është komentuar nga sahabët dhe tabiinët.

Me një fjalë, dua të theksoj se nëse robi këto çështje i lidh me Allahun, veç ia ka arritur, në të kundërt do të jetë i shkëputur nga Ai, i lënë në fatin e vetvetes, dhe do të jetë në rrëmujë me njohuritë, synimet dhe rrugën që ndjek.

[159] Si p.sh. në fjalën e Tij: "Vërtet Allahu nuk i do ata që i gëzohen dunjasë" (Kasas 76)
[160] Si p.sh. në fjalën e Tij: "Thuaj: Mirësisë së Allahut dhe mëshirës së Tij le t'i gëzohen, kjo është më e mirë se ajo që grumbullojnë"(Junus, 58)

## 161. Baza dhe themeli i lidhjes së robit me Zotin e tij

Jam menduar rreth kësaj çështjeje dhe kam gjetur se parimi themelor i saj është që të dish se mirësitë, që të gjitha, janë vetëm prej Allahut, mirësitë e adhurimeve dhe ato të kënaqësive, kështu që duhet ta lutësh Atë që të frymëzojë t'i kujtosh ato dhe të të mundësojë ta falënderosh për to. Allahu i Lartësuar thotë: **"Çdo mirësi që keni, është nga Allahu."** (Nahl, 53) **"Kujtoni dhuntitë e Allahut, në mënyrë që të keni sukses!"** (Araf, 69) **"Dhe falënderoni për mirësitë e Allahut, nëse vërtet e adhuroni Atë."** (Nahl, 114). Ashtu sikur që këto mirësi janë dhuratë prej Tij, po kështu edhe kujtimi i tyre dhe falënderimi për to nuk arrihen veçse me suksesin e Tij.

Mëkatet janë përbuzje nga Allahu, braktisje për të dhe lënie në duart e vetvetes. Nëse Allahu nuk e nxjerrë robin nga kjo gjendje, ai nuk mund ta bëjë këtë për vete. Pra ai gjithsesi duhet t'i përulet dhe t'i përgjërohet, në mënyrë që t'ia mënjanojë shkaqet që e çojnë drejt mëkateve. Megjithëkëtë, nëse bie në ndonjë mëkat për shkak të caktimit që duhet të ndodhë, sepse e tillë është krijuar natyra njerëzore (gabimtare), atëherë duhet t'i përulet dhe t'i lutet që t'ia shmang pasojat dhe ndëshkimin për to. Pra nevoja e robit për këto tri parime është e pashmangshme dhe nuk gjen shpëtim pa to: falënderimin dhe t'i kërkojë ta ruajë dhe të pendohet sinqerisht.

Më pas përsëri u mendova dhe zbulova se boshti i gjithë kësaj është inkurajimi dhe kërcënimi, dëshira dhe frika, të cilat nuk janë në dorë të robit, por në dorën e Atij që i rrotullon dhe i drejton zemrat kah të dojë. Nëse Zoti i jep sukses robit, ai i drejtohet me zemër të mbushur me dëshirë dhe frikë, por nëse e poshtëron duke e braktisur dhe e lë në dorë të vetvetes, nuk i drejtohet me zemër Atij dhe nuk ia kërkon këto Zotit. Ajo që do Allahu bëhet, ndërsa ajo që nuk do, nuk bëhet.

## 162. Shkaqet e suksesit dhe përbuzjes

Më pas meditova nëse dhënia e suksesit ose poshtërimi kanë ndonjë shkak që i tërheq ato, apo ndodhin thjesht sipas vullnetit dhe pa kurrfarë shkaku? Në të vërtetë ka shkak dhe shkaku i këtyre dy situatave është aftësia për të pranuar dhe përvetësuar diçka të tillë ose mungesa e kësaj aftësie. Allahu është

Krijuesi i kësaj aftësie pranuese dhe përvetësuese në nivele të ndryshme te krijesat e Tij. Për shembull, objektet e ngurta, nuk e kanë atë aftësi pranuese që kanë kafshët; dhe brenda të dyja këtyre llojeve ka dallime sa i takon kësaj aftësie pranuese. Po ashtu njeriu ka aftësi tjetër pranuese e përvetësuese që nuk gjendet te kafsha, dhe dallimi është shumë i madh ndërmjet tyre. Mirëpo, nuk ka asnjë lloj krijese që të ketë dallim aq të theksuar brenda llojit në lidhje me këtë aftësi pranuese sesa lloji njerëzor.

Njeriu duhet të pranojë mirësinë duke e njohur atë, vlerën dhe rrezikun e saj (nëse nuk falënderon për të). Ta falënderojë Dhuruesin dhe ta lavdërojë Atë me atë mirësi; ta madhërojë Atë, të jetë i bindur se ajo mirësi vjen tërësisht nga bujaria e Tij, duke mos qenë vetë njeriu meritues i saj dhe as realizues i saj, porse ajo vjen tërësisht nga Allahu dhe vetëm prej Tij. Ndaj robi e njëson Zotin e Tij me sinqeritet për atë mirësi dhe e shfrytëzon atë sipas asaj që Ai do, si falënderim për të; e ndjen dhe e përjeton tërësisht atë mirësi si bujari prej Tij, duke pranuar dobësinë, mangësinë, neglizhencën dhe pamundësinë e vetvetes për t'i shprehur falënderimin ashtu siç i takon.

Gjithashtu është i bindur se nëse Allahu ia vazhdon atë mirësi, kjo është kryekëput nga bujaria, dhurimi dhe bamirësia e Tij, po ashtu është i bindur se nëse ia merr atë mirësi, do ta ketë merituar për shkak të veprave të tij. Sa më shumë që robit i shtohen mirësitë, aq më shumë i shtohet nënshtrimi dhe përulja para Zotit. Njeriu duhet të falënderoj Zotin, të ketë frikë prej Tij se mos ia merr atë mirësi për shkak të moskryerjes siç duhet të falënderimit, ashtu siç ka ndodhur edhe me të tjerët para nesh, të cilët i humbnin mirësitë ngaqë nuk ua njihnin të drejtën dhe nuk ua kushtonin atyre falënderimin e duhur, sepse nëse mirësia e Tij nuk falënderohet, por trajtohet me të kundërtën e falendërimit, pa asnjë dyshim ajo mirësi do t'i merret. Allahu i Lartësuar ka thënë: ***"Kështu ne i kemi sprovuar me njëri-tjetrin ashtu që të thonë: A këta janë që Allahu i ka dalluar me mirësi ndër ne?! A nuk është Allahu që i di më mirë se kush janë falënderuesit?!"*** *(Kurani, 6:53).*

Falënderuesit e përmendur në këtë ajet janë ata që ia njohën vlerën mirësisë, e pranuan, e deshën mirësinë dhe Dhuruesin e saj, e lavdëruan dhe falënderuan Allahun. Allahu i Lartësuar thotë: ***"E kur atyre (mohuesve) u vjen ndonjë fakt argumentues thonë: Nuk do të besojmë derisa të na jepet***

***dhe ne ashtu siç u është dhënë të dërguarve të Allahut. Allahu e di më mirë se kushdo tjetër se ku e vendos dërgesën e Tij”*** *(Kurani, 6:124).*

Shkak i poshtërimit është paaftësia në pranimin dhe përvetësimin e mirësisë, në mënyrë të atillë që nëse i vijnë mirësitë thotë: Këto janë të miat dhe i kam arritur vetë ose më janë dhënë ngaqë i meritoj dhe më takojnë, siç tregon Allahu në ajetin Kuranor: ***“Ai tha: Kjo më është dhënë vetëm prej diturisë sime.“*** *(Kurani, 28: 78)* d.m.th. m’u dhanë në bazë të diturisë dhe aftësisë që unë posedoj dhe Allahu e dinte se unë i meritoj ato mirësi. El Ferrai në koment të këtij ajeti ka thënë: ‘D.m.th. më është dhënë për shkak të vlerave që kam, ndaj më takojnë dhe i meritoj ato.’ Mukatili ka thënë: ‘M’u dhanë për shkak të asaj që Allahu ka parë tek unë.’

Abdullah bin Harith bin Neufel përmendi Profetin Sulejman bin Daud dhe pushtetin që ai gëzonte, e më pas lexoi fjalën e Allahut: ***“Kjo është nga dhuntitë e Zotit tim, për të më provuar a jam mirënjohës apo mohues.”*** *(Kurani, 27: 40)*, pra nuk tha: Kjo është arritur nga vlerat e mia. Më pas përmendi Karunin dhe thënien e tij: ***“Kjo më është dhënë vetëm prej diturisë sime.”*** *(Kurani, 28:78)*. Do të thotë se Sulejmani e konsideroi atë që kishte si mirësi nga Allahu dhe se ishte në provë nëse do të ishte falendërues, ndërsa Karuni e konsideroi atë që kishte, të arritur me diturinë dhe meritën e tij. Allahu ka thënë: ***“Nëse pas fatkeqësisë, Ne i japim atij që të shijojë nga mirësitë Tona, ai me siguri, do të thotë: ‘Këtë e meritoj!’”*** *(Kurani, 41:50)* D.m.th. unë e meritoj dhe më takon, më përket ashtu siç i përket prona pronarit, ndërsa besimtari e konsideron atë pronë të Zotit të Tij dhe dhuratë prej Tij me të cilën e begatoi robin pa pasur meritë për të, por sadaka që Zoti ia jep robit të Tij, që po të donte ka plotësisht të drejtë të mos ia jepte dhe nuk do konsiderohej mohim i diçkaje që robi e meritonte medoemos t`i jepej. Nëse robi nuk e ndjen këtë, atëherë e konsideron veten të merituar për ato mirësi, i pëlqen vetja dhe pikërisht atëherë e shpërdoron mirësinë, bëhet arrogant dhe mburravec, siç thotë Allahu: ***“Kur Ne i japim njeriut të shijojë mëshirën Tonë e pastaj ia heqim atë, ai atëherë bëhet shpresëhumbur dhe mohues. E, kur pas fatkeqësisë që e ka goditur atë, Ne i japim atij dhunti, ai me siguri do të thotë: ‘Gjynahet e mia janë larguar nga unë!’ atëherë bëhet i gëzuar dhe mendjemadh.”*** *(Kurani, 11:9-10).*

Pra e përçmoi për faktin se kur sprovohet me fatkeqësi, i humbet shpresat dhe bëhet mohues, si dhe e përçmoi për faktin se kur sprovohet me mirësi bëhet mburravec, i vetëkënaqur dhe arrogant. Në vend që të lavdëronte dhe falënderonte Allahun për largimin e të këqijave, u mjaftua me thënien e tij: “Gjynahet e mia janë larguar nga unë”, ndërkohë që së paku duhej të thoshte: Allahu i largoi të këqijat prej meje me mëshirën dhe mirësinë e Tij, dhe me këtë thënie do t’i shpëtonte ndëshkimit madje, do ishte i lavdëruar, por ai u tregua i shkujdesur nga falënderimi për Bamirësin, duke ia dedikuar vetes largimin e së keqes, si dhe duke u mburrur e vetëkënaqur. Nëse Allahu sheh këtë qëndrim në zemrën e robit, atëherë ky është nga shkaqet kryesore të poshtërimit të tij dhe braktisjes së tij nga Zoti, sepse ai nuk është i përshtatshëm për të merituar mirësinë e përsosur, siç thotë Allahu: ***“Krijesat më të këqija para Allahut janë ato që janë shurdhe dhe memece (ndaj së vërtetës) e që nuk hanë arsye. Sikur Allahu të dinte ndonjë të mirë tek ata, Ai do t’ua jepte dëgjimin. Por, edhe sikur t’i bënte të dëgjonin, ata do të shmangeshin dhe do të largoheshin nga besimi”*** *(Kurani, 8:22-23)* Pra Allahu tregoi në këtë ajet se atyre u mungonte aftësia pranuese e përvetësuese e mirësisë, por përveç mungesës së kësaj aftësie, tek ata ekziston dhe një pengesë tjetër që pengon arritjen e mirësisë tek ata. Kjo pengesë është fakti se ata pasi ta njohin dhe të binden për të, i shmangen dhe ia kthejnë shpinën.

Nga gjërat që duhet të dihen është se poshtërimi i njeriut vjen si pasojë e lënies së vetvetes të rrjedhë sipas natyrës në të cilën ndodhet që në origjinën e tij, duke u treguar neglizhent dhe i shkujdesur në lidhje me përpjekjet për të ndryshuar dhe për t’u përmirësuar; të gjitha shkaqet e dështimit përmblidhen në këtë dhe burojnë prej kësaj. Ndërsa shkaqet e suksesit burojnë tek aftësia që Allahu jep për të pranuar mirësinë, pra shkaqet e suksesit burojnë prej kësaj dhe nga dhurimi i Tij. Allahu është Krijuesi i të dyja palëve ashtu siç ka krijuar lloje të ndryshme të tokës, ku një pjesë e saj pranon mbirjen e bimësisë, ndërsa një pjesë tjetër nuk e pranon atë; po ashtu ka krijuar lloje të ndryshme të pemëve, ku një pjesë e tyre jep fruta dhe një pjesë jo; ka krijuar bletën e cila e pranon aftësinë e nxjerrjes së mjaltit të llojllojshëm ndërsa grerëza nuk e pranon këtë aftësi. Ka krijuar shpirtrat e mirë, të aftë dhe pranues të përmendjes së Tij, fakteve të Tij, falënderimit të Tij, madhërimit,

njësimit dhe këshillës. Në anën tjetër ka krijuar shpirtrat e këqij që nuk i pranojnë këto, por jepen pas të kundërtave të tyre. Ai është më i Dituri më i Urti. Një gjë të ngjashme e ka thënë edhe Shejhul Islami, Ebul Abas Ahmed bin Tejmije.

## 163. Shpirtrat pastrohen duke u vënë në provë

Allahu i Lartësuar thotë: ***''Elif, Lâm, Mîm. Vërtet mendojnë njerëzit, se do të lihen të thonë "Ne besojmë", pa u vënë në provë?! Ne i kemi sprovuar ata që kanë qenë para tyre, në mënyrë që, Allahu të dallojë ata, që thonë të vërtetën dhe, ata që gënjejnë. A mos mendojnë ata që bëjnë vepra të këqija, se do t'i shpëtojnë dënimit Tonë?! Sa keq që gjykojnë ata! Kush shpreson takimin e Allahut, ta dijë se Dita e caktuar nga Ai do të arrijë. Ai dëgjon dhe di gjithçka. Kush përpiqet, përpiqet vetëm për të mirën e vetvetes, se Allahu, në të vërtetë nuk ka nevojë për asgjë. Atyre, që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, me siguri që do t'ua shlyejmë të këqijat dhe do t'u japim shpërblim më të mirë se puna që kanë bërë. Ne e kemi urdhëruar njeriun, që të sillet mirë me prindërit e vet dhe: "Nëse ata të nxisin ty që të më shoqërosh Mua (në adhurim) atë, për të cilin ti nuk di asgjë, atëherë mos i dëgjo ata." Tek Unë do të ktheheni të gjithë e do t'ju lajmëroj për gjithçka që keni bërë. Ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, me siguri do t'i radhisim në mesin e të mirëve. Ka disa njerëz, që thonë: "Ne besojmë Allahun". Por, kur vuajnë për çështjen e Allahut, e quajnë përndjekjen prej njeriut njësoj si dënimin e Allahut. Ndërsa, kur u vjen fitorja prej Zotit tënd, ata, me siguri - do të thonë: "Ne kemi qenë me ju". Vallë! A nuk e di Allahu më së miri se ç'ka në zemrat e çdokujt? Sigurisht, Allahu i njeh më mirë ata që kanë besuar dhe hipokritët.''*** *(Kurani, 29:1-11)*

Ai gjithashtu thotë: ***"Vërtet mendoni të hyni në Xhenet, pa provuar atë që kanë provuar të tjerët para jush? Ata i goditi mjerimi dhe sëmundjet dhe, aq shumë u tronditën, saqë çdo i dërguar dhe ndjekësit e tij, thirrën: "Kur do të arrijë ndihma e Allahut?!" Ja, ndihma e Allahut është afër!"*** *(Kurani, 2:214)*

Allahu i Lartësuar ndërsa po përmendte të dezertuarin nga feja dhe atë që i imponohet veprimi i kufrit tha: ***"Kushdo që mohon Allahun, pas pranimit të besimit, (do të dënohet ashpër)"*** *(Nahl, 106), më poshtë thotë:* ***"Sigurisht, Zoti yt është Falës dhe Mëshirëplotë ndaj atyre që mërguan, pasi i ishin përndjekur e mandej luftuan dhe duruan në rrugën e Allahut."*** *(Kurani, 16:110).*

Njerëzit kanë dy mundësi zgjedhjeje kur u vijnë të Dërguarit e Allahut: ose të thonë: Besuam, ose të mos thonë: Nuk besuam, por të vazhdojnë të kryejnë vepra të këqija. Ata që thonë: Besuam, do sprovohen nga Zoti i tyre, do të vihen në provë, do goditen me fatkeqësi, në mënyrë që të dallohet i sinqerti nga gënjeshtari. Ndërsa ata që nuk thonë besuam, të mos mendojnë se i paraprijnë çështjeve të Zotit me përvojën dhe diturinë e tyre, sepse askush nuk mund të dalë jashtë kontrollit të Allahut dhe ta bëjë Atë të pafuqishëm ndaj tij. Ky është ligji i Allahut, Ai dërgon te njerëzit të dërguar, të cilët përgënjeshtrohen dhe lëndohen nga njerëzit. I Lartësuari thotë: ***"Kështu, çdo Profeti Ne i kemi caktuar armiq djajtë e njerëzve dhe të xhindeve"****, (Kurani, 6:112)* dhe thotë: ***"Kështu, sa herë që një i dërguar vinte te popujt para tyre (mekasve), ata thoshin: "Është magjistar" ose "Është i çmendur!"*** *(Kurani, 51:52)* dhe: ***"Nuk të thuhet ty (o Muhamed) asgjë, përpos asaj që u është thënë të dërguarve para teje."*** *(Kurani, 41:43)*

Kush u beson të Dërguarve dhe u bindet atyre, do armiqësohet dhe lëndohet (nga përgënjeshtruesit mohues, armiqtë e Profetëve) duke u sprovuar me gjëra që i shkaktojnë dhimbje, ndërsa, në qoftë se nuk u beson atyre, atëherë do të ndëshkohet duke i shkaktuar vetes dhimbje më të mëdha dhe më të gjata se në rastin e parë. Kjo sepse vuajtja e dhimbjes është e pashmangshme për secilin, për atë që beson dhe për atë që mohon, por për dallim, besimtarit do të pësojë dhimbje të pjesshme në dynja si sprovë, dhe më pas, atij i takon përfundimi i lavdishëm në dynja dhe në Ahiret. Ndërsa kafiri, fillimisht përjeton mirësi të pjesshme në dynja, por më pas përfundimi i tij do të jetë në dhimbje të vazhdueshme.

Një person e pyeti imam Shafiun: 'O Ebu Abdullah, cila është më e mirë për njeriun, t'i jepet sundimi apo të sprovohet?' Shafiu tha: 'Askush nuk mund të arrijë deri te sundimi pa u sprovuar, sepse Allahu sprovoi Nuhun,

Ibrahimin, Musain, Isain dhe Muhamedin, dhe pasi ata bënë durim, arritën sundimin.' Prandaj të mos mendojë ndonjë njeri se do t'i shpëtojë dhimbjes; ky është parim madhështor, të cilin duhet ta njohë çdo i mençur, sepse i ndodh çdokujt.

Njeriu nga natyra e tij është i shoqërueshëm dhe patjetër që i duhet të jetojë me njerëzit. Siç dihet, njerëzit kanë dëshira dhe ide të ndryshme, në të cilat kërkojnë nga ai që të jetë i një mendjeje me ta. Nëse nuk bie dakord me ta, atëherë e lëndojnë dhe e ndëshkojnë, por edhe nëse bie dakord me ta, prapëseprapë do të lëndohet e do të ndëshkohet; herë nga njëra palë dhe herë nga pala tjetër kundërshtare. Nëse dikush analizon gjendjen e tij në raport me të tjerët, si dhe marrëdhëniet e njerëzve ndërmjet tyre, do shohë shembuj të shumtë të kësaj natyre. Për shembull, një pjesë e njerëzve që e duan padrejtësinë dhe imoralitetin, shprehen në mënyrë të padenjë në lidhje me fenë apo edhe shfaqin idhujtari, duke rënë kështu në disa vepra të ndaluara, të cilat Allahu i ka përmendur në fjalët e Tij: ***"Thuaj: Me të vërtetë, Zoti im ka ndaluar vetëm punët e pahijshme, qofshin të hapëta ose të fshehta dhe gjynahet, dhunimin pa të drejtë, t'i shoqërohet Allahut (në adhurim) diçka, për të cilën nuk ju ka dhënë kurrfarë të drejte dhe të thoni për Allahun atë që nuk e dini."*** *(Kurani, 7:33)* Këta jetojnë në një ambient të përbashkët me të tjerët, si, për shembull, në një shtëpi të përbashkët, ose në bujtinë, kala, shkollë, rrugë, fortifikatë, qytet, ku zakonisht ka edhe njerëz të tjerë. Prandaj vepruesit e atyre veprave, nuk i kryejnë dot ato pa aprovimin edhe të pjesës tjetër të shoqërisë ku jetojnë, ose të paktën të heshtin dhe të mos i qortojnë për veprimet e tyre. Pra kërkojnë prej tyre të jenë dakord ose së paku të rrinë të heshtur. Nëse pjesa tjetër e shoqërisë bie dakord me ta ose hesht, fillimisht do të jenë të shpëtuar nga e keqja e tyre, por më pas, ata i kanë nën sundimin e tyre dhe i përdorin dhe i ndëshkojnë shumë më tepër sesa ua kishin frikën në fillim. Për shembull, dikujt i kërkohet të dëshmojë rrejshëm apo të flasë gjëra të kota rreth fesë, qoftë në fushën e besimit apo të urdhëresave, ose i kërkohet të bashkëpunojë në padrejtësi dhe imoralitet. Nëse nuk bashkëpunon në kërkesat e tyre, ata e lëndojnë dhe e armiqësojnë, e nëse u përgjigjet kërkesave të tyre, atëherë ata e përdorin duke e nënçmuar dhe ndëshkuar shumë herë më tepër sesa ajo nga e cila frikësohej paraprakisht. Besimtari

duhet të veprojë sipas hadithit të Aishes, të cilin ajo ia dërgoi Muavijes: *"Kush e kënaq Allahun edhe në qoftë se shkakton zemërimin e njerëzve, Allahu i mjafton atij ndaj njerëzve"*, ndërsa në një transmetim tjetër thuhet: *"Allahu është i kënaqur me të dhe, do t'i bëjë edhe njerëzit të jenë të kënaqur me të. Ndërsa ai që kënaq njerëzit duke zemëruar Allahun, njerëzit nuk do t'i bëjnë dot dobi asgjë kundrejt Allahut''.* Në një transmetim tjetër të hadithit thuhet: *"Do të shndërrohet lavdëruesi i tij nga njerëzit në përçmues e ofendues."*[161]

Kjo u ndodh atyre që ndihmojnë mbretërit apo sundimtarët për të arritur qëllimet e tyre të prishura, ose atyre njerëzve që thirren si të ditur dhe fetarë dhe përkrahin vepruesit e bidateve. Personi që Allahu e ka udhëzuar dhe drejtuar, e frenon veten nga kryerja e veprimeve të ndaluara, bën durim ndaj lëndimeve dhe armiqësive, dhe në fund atij i përket lavdia në këtë botë dhe në Ahiret.

Kështu u ndodhi Profetëve dhe pasuesve të tyre me ata që i lëndonin dhe i armiqësonin. I tillë është shembulli i muhaxhirëve dhe i çdokujt që sprovohet nga ky umet, nga dijetarët, adhuruesit, tregtarët dhe prijësit. Në disa raste të veçanta, mund të lejohet shfaqja formale (sa për dukje) e aprovimit, megjithëse në brendësinë e tij mbizotëron e kundërta, si shembulli i atij që nën presion të rënd detyrohet të bëj kufër. Kjo çështje është e sqaruar hollësisht në libra të tjerë. Domethënë, robi patjetër që do të sprovohet me lëndimet e njerëzve, dhe askush nuk mund t'u shpëtojë, ndaj dhe Allahu e përmend në disa vende në Kuran se njerëzit patjetër do të sprovohen, sprovim ky i cili mund të jetë me të mira dhe të këqija, me gëzime e hidhërime, ku në të gjitha këto duhet të jetë i duruar dhe falënderues. I Lartësuari thotë: ***"Çdo gjë që gjendet në okë, Ne e kemi bërë stoli për të, për të provuar se kush prej tyre punon më mirë."*** *(Kurani, 18:7)* ***"Ne i vumë në provë ata me mirësi dhe fatkeqësi, me qëllim që të ktheheshin (në rrugë të drejtë)."*** *(Kurani, 7:168)* ***"Kur t'ju vijë udhëzim nga ana Ime, kush do ta pasojë udhëzimin Tim, as nuk do të humbë, as nuk do të bjerë në mjerim. Kushdo që i kthen shpinën Këshillës Sime, do të ketë jetë të mjeruar dhe Ne, në Ditën e Kiametit, do ta ringjallim të ver-bër.***"*(Kurani, 20:123-124) dhe:* ***"A***

[161] Hadithi është i saktë. Transmeton Tirmidhiu me nr. 2414, etj. E ka saktësuar Albani.

***mendoni se do të hyni në Xhenet, pa i provuar Allahu ata që kanë luftuar prej jush dhe pa i provuar ata që kanë duruar?"*** *(Kurani, 3:142),* përpara këtij ajeti në suren Bekare thotë, sepse siç dihet surja Bekare ka zbritur para sures Ali Imran: ***"Vërtet mendoni të hyni në Xhenet, pa provuar atë që kanë provuar të tjerët para jush? Ata i goditi mjerimi dhe sëmundjet dhe, aq shumë u tronditën, saqë çdo i dërguar dhe ndjekësit e tij, thirrën: "Kur do të arrijë ndihma e Allahut?!" Ja, ndihma e Allahut është afër!"*** *(Kurani, 2:214)* Kjo sepse shpirti i njeriut nuk mund të pastrohet dhe të jetë i devotshëm përveçse duke u sprovuar, si floriri i cili nuk mund të pastrohet nga papastërtitë përderisa të mos kalojë në provën e farkës.

Shpirti nga vet natyra është injorant dhe zullumqar, gjë që i shkakton robit çdo të keqe. Allahu ka thënë: ***"Çdo e mirë që të gjen ty o njeri, prej Allahut është, kurse e keqja që të godet, është prej vetes sate. Ne të kemi sjellë ty (o Muhamed) si të Dërguar për të gjithë njerëzimin. Allahu mjafton për dëshmitar."*** *(Kurani, 4:79) dhe:* ***"Kur ju goditi fatkeqësia, ndërkohë ju i kishit goditur më parë armiqtë tuaj dyfish, ju thatë: "Prej nga na erdhi neve kjo?!" Thuaj (o Muhamed): "Kjo ndodhi prej jush". Vërtet, Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë."*** *(Kurani, 3:165) dhe:* ***"Çfarëdo fatkeqësie që ju godet, është si pasojë e asaj që keni bërë vetë; por Ai fal shumë."*** *(Kurani, 42:30) dhe:* ***"Kjo ndodh se Allahu nuk ia ndryshon kurrë një mirësi që ia ka dhënë një populli, derisa ata të ndryshojnë atë që kanë në veten e tyre. Vërtet, Allahu dëgjon dhe di gjithçka."*** *(Kurani, 8:53) dhe:* ***"Kur Ai dëshiron ta ndëshkojë një popull, askush nuk mund ta pengojë Atë; dhe ata, përveç Tij, s'kanë asnjë ndihmës."*** *(Kurani,13:11).*

Allahu në Kuran na tregon për ndëshkimet që pësuan popuj të ndryshëm, që nga Ademi e deri në kohët e fundit dhe, në fund të çdo historie thotë: ***"Ata i bënë vetes padrejtësi"***. Pra janë vetë ata zullumqarët dhe aspak nuk u është bërë padrejtësi. Të parët që e pranuan këtë fakt ishin prindërit e njerëzimit, të cilët: ***"Thanë: "O Zoti ynë! Ne e kemi futur veten në gjynah, prandaj, nëse Ti nuk na fal dhe nuk na mëshiron, ne vërtet që do të jemi nga të humburit".*** *(Kurani, 7:23)* Allahu i tha Iblisit: ***"Do ta mbush Xhehenemin me ty dhe me të gjithë ata që të pasojnë ty"!*** *(Kurani, 38:85)* Dhe Iblisin e pasuan njerëzit e humbur, siç ai tha vetë: ***"Zoti im, për shkak se më çove në***

***humbje, unë do t'ju zbukuroj atyre (njerëzve) rrugën e gabuar në Tokë dhe të gjithë do t'i shpie në mashtrim, përveç robërve të Tu të sinqertë".*** *(Kurani, 15:39-40).* Allahu thotë: ***"Në të vërtetë, ti nuk do të kesh pushtet mbi robërit e Mi, përveçse mbi të humburit, që të pasojnë ty."*** *(Kurani, 15:42).* Fjala *el-gaju* do të thotë pasim i tekave të vetvetes; që do të thotë se pasimi i tekave vetjake i shtyn ata t`i shmangen rrugës së drejtë.

Të parët tanë vazhdojnë ta pranojnë këtë dhe kjo pasqyrohet qartë në thëniet e tyre. Për shembull, te Ebu Bekri, Umeri, Ibn Mesudi, të cilët thonë: Në lidhje me këtë mesele gjykoj me mendimin tim, ndaj dhe nëse ia kam qëlluar, suksesi është prej Allahut, ndërsa në qoftë se kam gabuar, atëherë gabimi është prej meje dhe shejtanit, ndërsa Allahu dhe i Dërguari janë larg tij.

Në një hadith kudsij, të cillin e përcjellë Ebu Dherri nga Profeti (salallahu alejhi ue selem), e ai nga Zoti i tij, thuhet: *"O robërit e Mi! Ato janë veprat tuaja që Unë ua mbaj shënim, e më pas ua jap atë që meritoni sipas tyre. Kush gjen të mira, le të falënderojë Allahun e, kush gjen diçka tjetër të mos qortojë askënd përveç vetvetes".*[162] Në një hadith të saktë transmetohet kështu: *"Istigfari (kërkimi i faljes) më i mirë është që robi të thotë: "O Allah, Ti je Zoti im, nuk ka të adhuruar me të drejtë veç Teje. Unë jam robi Yt, unë i përmbahem marrëveshjes dhe premtimit Tënd, sa të mundem. Të kërkoj mbrojtje nga e keqja e veprave që kam bërë. Të shpreh mirënjohje për mirësitë e Tua ndaj meje dhe i pranoj gabimet e mia, më fal mua, sepse askush nuk mund t`i falë gjynahet përveç Teje". Kush e thotë këtë kur ngryset, duke qenë i bindur në kuptimet e saj dhe vdes atë natë, do të hyjë në Xhenet".*[163]

Në hadithin e Ebu Bekrit nga Ebu Hurejra dhe Abdullah ibn Amrit transmetohet se Profeti i mësoi atij (Ebu Bekrit) çfarë të thoshte në të gdhirë dhe në të ngrysur dhe kur shtrihej për të fjetur: *"O Allah, Krijuesi i qiejve dhe tokës, Njohësi i të fshehtës dhe të dukshmes, Zoti i çdo gjëje dhe poseduesi i saj, dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë veç Teje. Të kërkoj mbrojtje nga e keqja e vetes sime, nga e keqja e shejtanit dhe e shirkut të tij.*

[162]Muslimi, nr. 2577.
[163] Buhariu, nr. 6306.

*Të kërkoj të më ruash që të mos i shkaktoj vetes sime të këqija apo dikujt prej muslimanëve".* Thuaje këtë kur të gdhihesh, kur të ngrysesh dhe kur të shtrihesh për të fjetur".[164]

Profeti (salallahu alejhi ue selem) kur dilte në hytbe thoshte: *''Falënderimi i përket Allahut, prej Tij kërkojmë ndihmë dhe Atij i kërkojmë të na fal. I lutemi Allahut të na ruajë nga të këqijat e vetes dhe veprave tona".*[165] Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Unë përpiqem t`u ruaj nga zjarri, ndërsa ju vërshoni drejt tij ashtu siç bëjnë fluturat".*[166] I përngjasoi me fluturat për shkak të padijes së tyre, sepse ato i vërsulen burimit të dritës dhe zjarrit megjithëse kjo mund t`u shkaktojë vrasjen. Atyre u mungon largpamësia dhe vlerësimi i situatës, si dhe për faktin se lëvizin shpejt; pra janë injorante të paditura dhe të shpejta në lëvizje.

Në hadithin tjetër Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Zemra është si shembulli i një pende (pupël) të hedhur në tokë të sheshtë, të zbrazur",*[167] ndërsa në hadithin tjetër: *"Për Zotin, zemra e njeriut turbullohet (përmbyset) më shpejt sesa tenxherja kur e rrëmben vlimi".*[168] Njihet lëvizja e shpejtë e puplës dhe tenxheres me gjithë padijen, për këtë arsye, në lidhje me personin që i bindet dikujt, i cili e humbë thuhet: E bëri të lehtë si pupla (e sorollat si te dojë). Allahu i Lartësuar në lidhje me faraonin dhe popullin e tij thotë: ***"Kështu, ai e mashtroi popullin e vet ( i bëri të lehtë për t'i përdorur si të dojë) dhe ata iu bindën atij"*** *(Kurani, 43:54) dhe thotë:* ***"Bëj durim se premtimi i Allahut është i vërtetë. Mos të të lëkundin (të të bëjnë të lehtë, të paqëndrueshëm) ata që nuk janë të bindur"*** *(Kurani, 30:60),* sepse i lehti fluturon, nuk është i qëndrueshëm as në pozita e as në ide, ndërsa i binduri është stabël, nuk lëkundet.

*Jekini* përkufizohet kështu: Qëndrueshmëria e besimit në zemër me njohuri dhe vepra (teori dhe praktikë). Robi mund të ketë dituri të mirë, por

---

[164] Transmeton Buhariu në Edebul mudraf nr.1202, Ahmedi (1/109), Tirmidhiu, nr. 3992, Ebu Daudi, nr. 5067 etj. E ka saktësuar Albani.
[165] Muslimi nr. 868
[166] Buhariu, nr. 6483; Muslimi, nr. 2284.
[167] Hadithiështë i saktë. Transmeton Ahmedi, nr. 408; Ibn Maxheh, nr. 88; Ibn Ebi Asimi, nr. 227 etj. Të gjithë me zinxhir të saktë transmetuesish.
[168] Hadithi është i sakte. Transmeton Taberani në el Kebir nr. 598; Ibn Ebi Asimi, nr. 226; Hakimi (2/289), etj., me zinxhirë të saktë. Për më tepër shih Silsile Sahiha nr. 1772.

nuk bën durim në fatkeqësi ndaj dhe fluturon. Hasan el Basri ka thënë: Nëse dëshiron të shohësh një njeri të ditur, por që i mungon durimi, e ke të lehtë ta gjesh. Nëse dëshiron të shohësh një njeri të duruar, por të paditur, edhe këtë e ke të lehtë ta gjesh. Por nëse arrin të shohësh dikë të ditur dhe të durueshëm, ky është ai i duhuri. Allahu ka thënë: ***"Ne zgjodhëm prej tyre prijës, të cilët udhëzonin me urdhrat Tanë, për sa kohë që ishin të durueshëm dhe besonin bindshëm."*** *(Kurani, 32:24).* Për këtë arsye, shpirti i njeriut ngjan me zjarrin për nga shpejtësia e lëvizjes, si dhe për nga zemërimi dhe shkatërrimi që shkakton. Zemërimi dhe epshet e tij janë nga zjarri ashtu sikundër edhe shejtani është prej zjarrit. Transmetohet në Sunene se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Zemërimi është nga shejtani, ndërsa shejtani është prej zjarrit. Zjarri shuhet me ujë ndaj kur ndonjëri prej jush zemërohet le të marrë abdes."*[169] Në hadithin tjetër thuhet: *"Zemërimi është prush që ndizet në brendësi të birit të Ademit. A nuk e sheh se si i skuqen sytë dhe i fryhen damarët e qafës."*[170] Domethënë, ky vlim që shkaktohet në zemër vjen si pasojë e kërkesës për hakmarrje. Në një hadith të saktë (mutefekun alejhi) thuhet: *"Vërtetë shejtani qarkullon nëpër birin e Ademit, ashtu siç qarkullon gjaku".*[171] Transmetohet në dy Sahihet se në praninë e Profetit (salallahu alejhi ue selem) dy persona po ofendonin njëri-tjetrin, ndërkohë që njëri prej tyre u zemërua shumë, atëherë Profeti (salallahu alejhi ue selem) tha: *"Unë di një thënie, të cilën nëse e thotë, i largohet ajo çfarë ndien. Të thotë: Eudhu bilahi minesh-shejtani err-rraxhim".*[172] Allahu ka thënë: ***"Nuk barazohet e mira me të keqen! Të keqen ktheje me të mirë e atëherë armiku yt do të të bëhet menjëherë mik i ngushtë. Ky virtyt u dhurohet vetëm atyre që durojnë dhe vetëm atyre që kanë një fat të madh."*** *(Kurani, 41:34-35) dhe thotë:* ***"Trego mëshirë, urdhëro vepra të mira dhe shmangu nga tëp aditurit! Nëse djalli përpiqet të të shtyjë drejt së keqes, kërko strehim tek Allahu, se vërtet, Ai dëgjon dhe di gjithçka."*** *(Kurani, 7:199-200) dhe:* ***"Largoje të keqen me atë që është më e mira. Ne i dimë***

---

[169] Hadithi është i dobët. Transmeton Buhariu në Tarihul Kebir (4/1/8); Ahmedi (4/226); Ebu Daudi, nr. 4784, etj., me zinxhir te dobët. E gjen të shtjelluar në Silsile Daife nr. 581.
[170] Hadithi është i dobët. Transmeton Ahmedi (3/19) dhe Tirmidhiu, nr. 2191, me zinxhir të dobët.
[171] Buhariu, nr. 2035; Muslimi, nr. 2175.
[172] Buhariu, nr. 6115; Muslimi, nr. 2610.

***mirë shpifjet e tyre. Dhe thuaj: "O Zoti im, kërkoj të më mbrosh nga nxitjet e djajve, dhe tek Ti mbështetem, o Zoti im, që të mos i kem pranë meje."*** *(Kurani, 23:96-98).*

Me këtë po e mbyllim librin; lëvdatat dhe falënderimet i përkasin Allahut fillim dhe mbarim. Uratat dhe bekimet qofshin për të dërguarin tonë Muhamedin, Profetin pashkollë, si dhe mbi familjen dhe shokët e tij dhe çdokënd që e pason atë dhe orientohet sipas gjurmëve të të parëve, deri në Ditën e Gjykimit. Dhe thënia jonë e fundit është: *i gjithë Lavdërimi dhe Falënderimi i përket Allahut, Zotit të botëve.*

Përmbatja